CIP. Katalogimi në botim - Biblioteka Kombëtare Tiranë

Çeliku, Mehmet
Gramatika praktike e gjuhës shqipe / Mehmet Çeliku, Mustafa Karapinjalli,
Ruzhdi Stringa; Kryeredaktor. M. Çeliku etj.
506 f. ; 20.5 cm.
ISBN 978-99943-927-9-7
I Karapinjalli, Mustafa
II Stringa, Rudi
1. Gjuha shqipe - Gramatika - Studimi dhe të mësuarit - Shkollat e larta
2. Gjuha shqipe - Studimi dhe të mësuarit - Shkollat e larta
3. Gjuha shqipe - Studimi dhe të mësuarit - Për të huaj
809.198.3 - 5J : 37 +
809.198.3 : 37 (075.8)

*M. Çeliku, M. Karapinjalli, R. Stringa*
*Gramatika praktike e gjuhës shqipe*
*Formati: 61x86/16*
*Tirazhi: 1500 kopje*
*Nr. i botimit:*

Shtypshkronja ILAR Sh.p.k.
Rruga "Muhamet Gjollesha", Nr. 17, Zogu i Zi
Tel.: +355 (0) 4 270592 ; Fax.: +355 (0) 4 270594
E-mail:arjanlleshi@interalb.net
Tiranë 2007

# PASQYRA E LËNDËS

## FJALËFORMIMI



## SINTAKSA

# *PARATHËNIE*

***"Gramatika praktike e gjuhës shqipe"*** *është e para në llojin e vet që botohet për shqipen standarde. Kjo u mundësua duke u mbështetur në veprat kodifikuese të gjuhës letrare shqipe, botuar nga Akademia e Shkencave RSH:* ***Drejtshkrimi i gjuhës shqipe*** *(1973),* ***Fonetika dhe gramatika e gjuhës së sotme letrare shqipe*** *(vëll.II 1976, vëll.III 1983),* ***Fjalor i gjuhës së sotme shqipe*** *(1980). Është shfrytëzuar gjithashtu përvoja e autorëve të huaj, e mishëruar në vepra të ngjashme për gjuhë të tjera, si dhe përvoja shumëvjeçare e ekipit hartues në mësimdhënien e gjuhës shqipe.*

*Vepra karakterizohet nga prirja për të dhënë sa më pak teori drejtpërdrejt dhe sa më gjerë faktet e strukturat tipike të shqipes standarde, të kategorizuara e të klasifikuara në përputhje me arritjet bashkëkohore. Aty pasqyrohen arritjet teorike të pranueshme, por nuk mungojnë edhe qëndrime të reja për dukuri të veçanta gjuhësore, për klasifikime kategorish dhe për paraqitjen e tyre. Qëndrimi teorik shprehet në klasifikimin, sistemimin dhe grupimin e dukurive gjuhësore.*

*Jemi përpjekur të japim strukturën gramatikore të plotë të shqipes standarde (morfologji, fjalëformim ,sintaksë ),duke e paraqitur atë në një mënyrë sa më të thjeshtë e të kapshme që ishte e mundur.*

*Ilustrimi është i bollshëm me shembuj të marrë përgjithësisht nga burime të shkruara, zgjedhur me kujdes nga të gjitha stilet, duke parapëlqyer autorët tanë të njohur.*

***"Gramatika praktike e gjuhës shqipe"*** *është hartuar, në radhë të parë, për shqiptarët jashtë Atdheut, duke plotësuar kështu nevojën e madhe të diasporës për një gramatikë praktike*

të plotë *të gjuhës amtare. Ka kohë që ndihet kjo nevojë te shqiptarët e ngulur në vende të ndryshme të botës, të cilët duan jo vetëm ta mbajnë të gjallë gjuhën e tyre të vjetër, të pasur e të bukur, por të thellojnë edhe njohuritë gramatikore. Në shumë ngulime shqiptarësh anekënd botës zhvillohen kurse e seminare praktike për shqipen. Ky libër do t'i ndihmojë sadopak ata, duke u bërë edhe pronë e çdo familjeje shqiptare. Por kjo vepër besojmë se do t'u shërbejë edhe të gjithë mësuesve të shkollës fillore në Shqipëri, në Kosovë, Maqedoni etj.*

*Gjithashtu, Departamenti i gjuhës shqipe, pranë Universitetit të Elbasanit, këtë vepër e ka vlerësuar si tekst bazë për lëndët praktike Gjuhë shqipe 1 ( Morfologjia ), Gjuhë shqipe 2 (Sintaksa), që zhvillohen në Fakultetin e mësuesisë (Cikli i Ulët) , si edhe në Fakultetin e gjuhëve të huaja.*

*Së fundi, "**Gramatika praktike e gjuhës shqipe**" do t'u shërbejë edhe të huajve që kanë interes të mësojnë shqipen e të thellojnë njohuritë për të. Në këtë kuadër, autorët do të realizojnë edhe një botim të saj në gjuhën angleze.*

*Pjesët **Morfologjia** dhe **Fjalëformimi** janë hartuar nga Prof. dr. Mehmet Çeliku dhe As. prof. dr. Mustafa Karapinjalli; pjesa **Sintaksa** është hartuar nga Prof. dr. Mehmet Çeliku dhe Ruzhdi Stringa. Vepra është hartuar nën drejtimin e Prof. dr. Mehmet Çelikut, që është autori i parimeve themelore e qëndrimeve teorike mbi të cilat ajo mbështetet si dhe kryeredaktor i saj.*

*Megjithëse është hartuar më 1992, botimi i parë i saj u bë i mundur vetëm në qershor 1998.*

*Falënderojmë në mënyrë të veçantë redaktorët Prof.dr. Enver Hysën , Prof.dr.Seit Mansakun, si edhe Dr. Albert Riskën, për vërejtjet dhe sugjerimet e tyre të vlefshme.*

*Mirëpresim sugjerime dhe vërejtje në adresën Universiteti "A.Xhuvani" Elbasan, Departamenti i gjuhës shqipe.*

*Qershor 1998* ***Kryeredaktori***

# MORFOLOGJIA

## EMRI

### Llojet

**§1** Emrat janë disa llojesh:

Emra të përgjithshëm: *mal, shkollë, njeri, vajzë, mendim, veprimtari, të folur (të folur* i shpejtë);

Emra të përveçëm: *Shqipëri, Kosovë, Tiranë, Shkup, Drin, Agim, Tomor, 28 Nëntor, Liqeni i Shkodrës, Bagëti e Bujqësi;*

Emra konkretë: *libër, gur, makinë, shkollë;*

Emra abstraktë: *miqësi, bukuri, gëzim, punim, të menduar;*

Emra përmbledhës: *njerëzia, fshatarësia, miqësia, pleqësia, bota, graria, rinia*[1]*, djalëria, vajzëria.*

***Njerëzia** nisën prapë të lërojnë arat.*
***Graria** flisnin me gëzim.*
*Më kanë ndarë nga shokët e nga **miqësia.***
*Gjithë **bota** u çudit**.***

**Shënim:** Disa emra, si: ***tufë, kope, skuadër, grup, ekip*** etj., nuk janë përmbledhës, sepse përdoren edhe në shumës ***(tufat, kopetë*** etj.).

---

[1] Emrat **rini, vajzëri, djalëri** etj. përdoren edhe si përmbledhës (në trajtë të shquar), edhe si abstraktë:
***Rinia** është e ardhmja e vendit. (*përmbledhës)
*Në **rini nje**riu ëndërron shumë.* (abstrakt)
***Vajzëria** rrethuan plot kureshtje tufën e djelmoshave.* (përmbledhës)
*E kaloi **vajzërinë** me vuajtje.* (abstrakt)

## Gjinia

§ 2 Emrat kanë tri gjini: **mashkullore, femërore, asnjanëse:**

*a* **janë** të **gjinisë mashkullore:**

- zakonisht emrat që mbarojnë me bashkëtingëllore: *fshat, gur, krah, mal, lis, laps, lepur;*
- disa emra që mbarojnë me zanore të theksuar ose me **-ua:** *mulli, zë, hu, dru (druri), njeri, shi, tra, atdhe; krua, thua*[2];
- ndonjë emër me **-ë** të patheksuar: atë, ujë. (asnjanësi **ujët** në vend të **uji** nuk është normativ).

*b* **janë të gjinisë femërore:**

- shumica e emrave që mbarojnë me **-ë** të patheksuar: *bukë, dorë, fushë, shkollë, nënë, vajzë, borë, pranverë, hekurudhë;*
- emra jofrymorë që mbarojnë me -o të patheksuar: pako, depo, pallto, radio; 3
- emrat që mbarojnë me -e të patheksuar: lule, faqe, gjethe, lidhje, dalje;
- emra që mbarojnë me zanore të theksuara: bukuri, histori, drejtësi, liri, shtëpi, rrëke, kala;

---

[2] E kundërshtojnë këtë rregull disa emra femërorë, si: *bukurí, kalá, grua etj.*

[3] Emrat e njerëzve, sipas gjinisë natyrore, janë të gjinisë mashkullore *(Niko, Koço, Petro)* ose të gjinisë femërore *(Maro, Vito).*

- disa emra që mbarojnë me -ër, -ël, -ur, -ull : kodër, +*motër, zemër, vegël, flutur, kumbull, vetull;*

- emra prejpjesorë abstraktë të tipit e qeshura (Vajza mezi mbajti *të qeshurën*. Larg u dëgjua një *e shtënë* pushke.)

*c* ***disa emra janë të gjinisë asnjanëse*[4]*: të ritë (***Unë e lidha ***të ritë*** me këtë djalë.), ***të ngrysur*** (Ai u nis në ***të ngrysur*** për në shtëpi.), ***të ngjarë*** (S'ka ***të ngjarë***.), ***të qarët*** (Shpendit i vinte diçka e ngjashme *me* ***të qarët***. Ia plasi ***të qarit***.), ***të ftohtët\të ftohtit*** (Kam ***të ftohtë***. E duroj ***të ftohtët***. E tremb ***të ftohtit***.), ***ujët*** (Ai s'e vë ***ujët*** në zjarr. ***Ujët*** e bekuar**),** ***mishtë*** (Një vajtim i përgjithshëm ngjethte ***mishtë*** e shtatit.)

**Shënim :** Gjinia asnjanëse në shqipen e sotme është një kategori mbeturinore**.**

## Numri

*§ 3* Shumësat **e emrave mashkullorë** formohen:

*a* **Me prapashtesa:**

- **-e**: zakonisht emrat që mbarojnë në **-im, -ant, ent**[5]**, -at, -ont, -al, -an, -el, -er, -on** etj:

---

[4] Emrat asnjanës janë të paktë; përdoren kryesisht në frazeologji e në ndërtime të ngurosura, më shpesh në një trajtë, por rrallë në të dyja trajtat. Asnjanësit kanë kaluar në gjini të tjera, si: *I ftohti* ka arritur kulmin. *I ftohti* i madh preku këto ditë Europën. *Uji* i lumit doli nga shtrati. Asnjanësit, zakonisht të shquar, përdoren edhe si terma: *të prekurit* (shqisa e *të prekurit*), *të menduarit* (zhvillimi i *të menduarit*), *të folurit* (organet e *të folurit*, aparati i *të folurit*) ; të mësuarit (të mësuarit gjatë gjithë jetës).

[5] Marrin **-e** emrat jofrymorë *(restorant-e, argument-e, dokument-e)*, ndërsa **-ë** emrat frymorë *(laborant-ë, elefant-ë, student-ë).*

*burim-e, mendim-e, qëllim-e, diamant-e, krevat-e, kombinat-e, eksperiment-e, aksident-e, front-e, horizont-e, mal-e, festival-e, dyqan-e, plan-e, hotel-e, themel-e, karakter-e, zakon-e, tank-e, fis-e, plazh-e, lloj-e, hall-e, shall-e.*

- -**ë**: zakonisht emrat që mbarojnë në **-ak, -an, -ar, tar, -ash, -er, -ier, -ist, -iot, -ok, -or, -tor, -ant, -at, ent, -ez, -al, -ec, -ek, -et, -ik, -ap, -el, -ir, -oz** etj:

*durrsak-ë, politikan-ë, aeroplan-ë*[6]*, detar-ë, shqiptar-ë, arsimtar-ë, gjyqtar-ë,, luftëtar-ë, shofer-ë, inxhinier-ë, portier-ë, kamarier-ë, sportist-ë, artist-ë, patriot-ë, doktor-ë, fjalor-ë, traktor-ë, elefant-ë,avokat-ë, diplomat-ë, delegat-ë, element-ë, student-ë, anglez-ë, francez-ë, afarist-ë, paragraf-ë, mjek-ë, fishek-ë, grek-ë, atlet-ë, planet-ë, gjeneral-ë, civil-ë, ilir-ë, marangoz-ë, arbëresh-ë, polic-ë, poliglot-ë, shok-ë, dhëmb-ë, lot-ë, flamur-ë*[7]*, lek-ë, byrek-ë*[8]*,.*

**Shënim:** Emrat *bri, dre, dru, fre, tra* marrin **r** para **ë**-së: *bri-rë, dre-rë, dru-rë, tra-rë, fre-rë.*

- -**a:** emrat që mbarojnë në -**on, -ër** e disa të tjerë: *person-a, telefon-a, magnetofon-a, emër - emra, numër-numra, metër – metra, gisht-a (edhe gishtërinj), nip-a (edhe nipër*);

- -**nj:** disa emra që mbarojnë në zanore të theksuar: *bari-nj, flori-nj, zotëri-nj, gji-nj* (*gjinjtë* e femrës, por *gjiret* e detit), *hero-nj, hu-nj*

- disa emra që mbarojnë në **-ua:**

---

[6] Shumësi me **-a** (*aeroplana, shofera, sportista*) është jonormativ.
[7] Shumësi tjetër *flamu-j* përdoret me ngjyrim stilistik (Flámujt fitimtarë valëviten krenarë.).
[8] Emrat nga turqishtja byrek, oxhak etj. kanë edhe shumësin byreke, oxhaqe.

*thua - thonj, patkua - patko-nj* (por *krua - kro-je*);

- **-inj:** *shkëmb-inj, drapër-inj, gjarpër-inj, shkop-inj, thelb - thelp-inj* (**b**-ja fundore në fjalën e fundit kalon në **p**)[9]

- **-enj**: pak emra duke u shoqëruar me rënie tingujsh:
  *lúmë - lum-énj, lëmë - lëm-énj, përrúa - përr-énj, budallá - budall-énj, fukará - fukar-énj, maskará - maskar-énj.*

- **-ër:** pak emra njerëzish**:**
  *mbret-ër, prind-ër, rob-ër;* por *kunat, skllav, shtrat ndërrojnë edhe a-*në në *e: kunetër, skllevër, shtretër;*
  *Emri prift në shumës merr* **ër + inj:** prift-ër-inj;

- **-ra:** emra kryesisht të lëndës që tregojnë shumësi llojesh**:**

  *vaj-ra, bar-ë-ra, djathë-ra, bulmet-ra, ujë-ra, mall-ra; fshat-ra*[10]**.**

**b** Me ndërrime tingujsh:

- me ndërrim të **k** në **q, g** në **gj, r** në **j, ll** në **j:**

  *mik - miq, armik - armiq, bujk - bujq, peshk - peshq, turk - turq, zog - zogj, bir - bij, lepur - lepuj, popull - popuj, ishull - ishuj, shekull - shekuj;*

- me ndërrim të **k, g, ll,** përkatësisht në **q, gj, j,** duke marrë edhe prapashtesën **-e**:

---

[9] Në shumësin e këtyre emrave theksi kalon në zanoren e prapashtesës *(shkëmb - shkëmbínj).*

[10] Ndonjë prej tyre ka edhe kuptim intensiv *(shi-ra).*

*park - parqe, rrezik - rreziqe, shkak - shkaqe, treg - tregje, varg - vargje, lëng - lëngje, pyll - pyje, yll - yje;*

- me ndërrim të **k, g** në **q, gj;** të zanoreve **a, e** në **e, i** dhe me prapashtesën **-e**:
  *lak - leqe, breg - brigje, shteg - shtigje;*

- me ndërrim të **ll** në **j, k** në **q** dhe **a** në **e:**
  *hamall - hamej, mashkull - meshkuj, plak - pleq;*

- me ndërrim të **a** në **e, e** në **a:**

  *dash - desh, rreth - rrathë, thes - thasë*[11]*;*

- disa emra kanë shumësa të parregullt:

  *dhëndër - dhëndúrë, gardh - gjérdhe, ka - qe, kalë - kuaj, njeri - njerëz, vëlla - vëllezër.*

**c** Njësoj si njëjësi, kryesisht ata që mbarojnë në **-(ë)s, - as:** *blerës, kalorës, nëpunës, nxënës, mësues, drejtues, lexues, përkthyes; elbasanas, tiranas; qen, muaj, sy.*

***§ 4*** Shumësat e **emrave femërorë** formohen:

**a** **Me prapashtesa:**

- **-a:** shumë emra që mbarojnë në **-ë** (e cila bie para prapashtesës):

  *fushë - fusha, gazetë - gazeta, nënë - nëna, vajzë - vajza, pulë - pula, dëftesë - dëftesa, dorezë - doreza;*

- emrat që mbarojnë me grupet e tingujve **-ër, -ël, -ëz, -ull, -ur** (**ë**-ja para **r, l** bie në shumës):

  *femër - femra, kodër - kodra, letër - letra, lodër - lodra, motër - motra, pupël - pupla, mollëz-a, sqetull-a, vetull-a; flutur-a;*

---

[11] Ndërrimi **e - a** shoqërohet edhe me një -**ë** fundore.

- emrat mbiemërorë dhe foljorë që kanë në ballë një **e:**

*e drejtë – të drejta ; e qeshur - të qeshura , e bërtitur - të bërtitura*[12]**.**

- **-ra**:

*gjë-ra, verë-ra*[13]*;*

**Shënim:** Në shumës kalojnë në **gjininë femërore** edhe emrat jofrymorë të gjinisë mashkullore që dalin në shumës me prapashtesat **-e** dhe **-ra,** si: ***male*** *(të larta),* ***vende*** *(të panjohura),* ***shtete*** *(të mëdha);* ***ujëra*** *(të ndenjura)* etj.
*Nga larg vinin* ***gjëmimet*** *e mbytyra të topave.*
*Hyri në shtratin e lumit dhe rrahu të çante* ***ujërat*** *e ndenjura.*

**b** Njësoj si njëjësi:

- gjithë emrat që mbarojnë me **e, o** të patheksuara dhe me zanoret e theksuara **-i, -e, -a, -u, -o:**

*anije, dele, mace, mike, qytetare, fshatare, nuse, shoqe, zile; pako,radio, pallto, depo, ballo; parti, qeveri, shtëpi; re, rrufe, ve; kalá, pará, shaká, tablo, dru (drutë e zjarrit);*

- disa emra që mbarojnë me **-ë** të patheksuar:

*kafshë, lopë, brinjë, ditë, enë, këmbë, këngë, lugë, mollë, plagë, rrugë, rrënjë, shkallë* etj.

*c* **Me ndërrime tingujsh**, duke rënë në shumicën e rasteve **ë**-ja fundore:

---

[12] Në shumës **e** kalon në **të**.

[13] Shumë emra femërorë e formojnë shumësin me **-ra**, duke u përdorur me ngjyrime stilistike: *kohë-ra, çudi-ra, histori-ra, stoli-ra, copë-ra* etj.

*dorë - duar, derë - dyer, natë - net; grua - gra.*

§ 5 **Shumësa me kuptime të ndryshme:**

*pikë**-t** (Në konkurs fitoi 30 **pikë.), pika-t** (Filluan **pikat** e para të shiut.); **grykë-t** (Më dhëmbin **grykët**), **gryka-t** (Oshëtij**në grykat** e maleve.); **kokët** (dhjetë **kokë** dhen), kokë-**kokat** (Kaloi mbi **kokat** tona.) **brinjë-t (brinjët** e trupit, **brinjët** e trekëndëshit), brinjë-**brinja** (kullosin **brinjave).***

§ 6 **Emrat e përbërë e formojnë shumësin:**

- duke kaluar në shumës vetëm pjesën e dytë:
*hekurudhë-hekurudha, kryeqytet-e, vendburim-e, vargmal-e, letërkëmbim-e, bregdet-e;*

- duke kaluar në shumës vetëm pjesën e parë:
*kalë - fuqi, kuaj - fuqi; qytet-muze, qytete-muze;*

- njësoj si njëjësi:
*kryengritje, marrëveshje, marrëdhënie, bukëpjekës, bar-bufe.*

§ 7 **Përdoren vetëm në njëjës:**

- **emrat abstraktë,** si: *krenari, guxim, mbarim, partishmëri;*
- **emrat lëndorë,** si: *sheqer, benzinë, çimento, gëlqere, kos, uthull, rërë;*
- **emrat përmbledhës:** *popullsi, grari, vëllazëri, rini etj.;*

- **emra sëmundjesh:** *kollë, fruth, li* etj.;
- **emrat që tregojnë bimë:** *grurë, spinaq, thekër, oriz* etj.;
- **emrat që tregojnë dukuri atmosferike:** *vapë, dëborë, breshër* etj.;
- **emrat që tregojnë drejtime të horizontit:** *Veri, Jug, Lindje, Perëndim;*
- **emrat e përveçëm:** *Shpëtim, Trim, Shqiponjë;*[14]
- **emrat e shkencave:** *kimi, fizikë, algjebër, astronomi* etj.

**§ 8 Përdoren vetëm (a kryesisht) në shumës:**

- **emra që tregojnë sende** të përbëra nga dy a më shumë pjesë:
  *pantallona, gërshërë, syze, ski, pranga* etj. (***pantallona*** *burrash,* ***gërshërë*** *flokësh,* ***syze*** *dielli, i vunë* ***prangat);***
- **emra të sferës së bujqësisë, si:**
  ***të korra, të lashta, të mbjella, të vjela, farishte, perime***[15] **(*të korra*** *të bollshme, po korren* ***të lashtat, të mbjellat*** *janë të mbara, grumbulluan* ***të vjelat,*** *mbjellja e* ***të vonave, farishtet*** *e duhanit,* ***perime*** *të freskëta);*
- **emra që tregojnë mbeturinat e miellit,** si: *krunde, hime;* prodhime ushqimore ose prodhime të tjera, si: *makarona; qelqurina, bakëre* (***krunde*** *gruri,* ***makarona*** *me gjalpë, laj* ***qelqurinat);***

---

[14] Këta emra përdoren ndonjëherë në shumës, kryesisht me kuptim të caktuar figurativ. *(Në pallat banojnë dy* ***Fatbardha.)***

[15] Disa emra perimesh përdoren kryesisht në shumës: *qepët, bamjet, patatet* etj.

- **emrat:** *të holla, të ardhura (A ke **të holla**? Në verë vishem **me të holla; të ardhurat** vjetore, **të ardhurat** kombëtare);*

- **emra që tregojnë shumicë frymorësh:**

*vetë, dhen (mungonin dy **vetë,** tufë **dhensh);***

- **disa emra që tregojnë sëmundje, lojëra dhe disa emra të tjerë abstraktë:**

*ethe, grykë-t, kupat, lajka, gjepura, të palara (E zunë **ethet**. I dhembin **grykët.** Luajnë **kupat.** Flet **gjepura.** I dolën **të palarat);***

- **disa emra që tregojnë vende**:

*Alpet, Rrëza-t, Lugjet, Vise-t (**vise** malore, **vise** të ngrohta);*

- emri *pushime-t* në kuptimin e lejes vjetore ose të një pushimi të gjatë:

*(I kalova **pushimet** në plazh . **Pushimet** e dimrit);*

- emri *fruta-t* me kuptimin e kokrrave të pemëve: ***(fruta** të pjekura**, fruta** të ëmbla);*

- emrat ***thashetheme-t, ecejake**-t.*

## Trajtat

**§ 9** Emri ka dy trajta: **të pashquarën** dhe **të shquarën.**

***a*** **Emri në trajtën e pashquar** tregon një send apo sende të pacaktuar në kuptimin më të përgjithshëm:

*mal, laps, ujë, breg, fushë, klasë, motër, lule, të folur:*

*Tomori është **mal** i lartë.*
*Pinte **ujë** në krua.*
*Hyri në **një klub.***
*Në **male** bie borë.*

**Shënim:** Trajta e pashquar formohet ose me mbaresa joshquese e me nyjë joshquese njëherazi, ose vetëm me mbaresa joshquese.

***b*** **Emri në trajtën e shquar** tregon një send apo sende të caktuar, të dalluar nga sendet e tjera të njëjta: *mali, malet, bregu, motra, të folurit:*

***Motra** vazhdon **shkollën** e lartë.*
*Ajo është nxënëse **e klasës** së parë.*
*I dërgova një letër **motrës.***
***Malet** në Kosovë janë mbuluar me borë.*

### *Trajta e pashquar*

### *§ 10* Mbaresat joshquese

| Njëjës | |
|---|---|
| *Gjinia mashkullore dhe asnjanëse* | *Gjinia femërore* |
| (-)[16] | ( - ) |
| -i/ -u | -e/ -je[17] |

---

[16] Shenja **(-)** shënon mbaresë zero; **-i** është mbaresë e emrave të tipit **mal-i** dhe **të folur-i; -u** mbaresë e emrave të tipit **shok-u, zog-u, krah-u**

| **Gjinia mashkullore:** | **Gjinia asnjanëse:** | **Gjinia mashkullore:** |
|---|---|---|
| mal **(-)** | të folur **(-)** | shok **(-)** **(zog, krah)** |
| i një mal **-i** | i një të folur **-i** | i një shok **-u** |
| një mal **-i** | një të folur **-i** | një shok **-u** |
| mal **(-)** | të folur **(-)** | shok **(-)** |
| mal **-i** | të folur **-i** | shok **-u** |

*Petriti është* ***nxënës (-).***
*Studentët e një* ***kurs-i*** *u nisën për në ekskursion.*
*Nuk jetohet pa* ***liri (-).***
*Ai pati një çast* ***dyshim-i*** *dhe* ***pavendosmëri-e.***
*Peshkun e kapi me gjethe* ***fik-u.***
*Po i merrte erë një* ***lule-je.***

**Shumës[18] (për të dyja gjinitë)**

**(-)**
**-ve**
**- sh**

*Agroni ka dy* ***vëllezër (-)*** *dhe dy* ***motra (-).***
*Dy* ***vëllezër-ve*** *të Agronit u erdhi një telegram.*
*Ai nuk e fali për shkak të* ***ca llogari-ve*** *të vjetra.*
*Po këndonin këngë* ***trima-sh.***

## § 11 Nyjat joshquese

Nyja e njëjësit është **një;** në shumës këtë funksion e kryen **ca (disa)[19].** Këto vendosen para emrave të pashquar të gjinisë mashkullore dhe femërore:

---

[17] **-e** shënon mbaresën për emrat e tipit **vajzë-vajze; -je** shënon mbaresën për emrat e tipit **lule-je**

| | | | |
|---|---|---|---|
| vajzë | **(-)** | lule | **(-)** |
| i një vajz | **-e** | i një lule | **-je** |
| një vajz | **-e** | një lule | **-je** |
| vajzë | **(-)** | lule | **(-)** |
| vajz | **-e** | lule | **-je** |

[18]

| **gjinia mashkullore** | | **gjinia femërore** | |
|---|---|---|---|
| male | (-) | fusha | (-) |
| i ca male | -ve | i ca fusha | -ve |
| ca male | -ve | ca fusha | -ve |
| male | (-) | fusha | (-) |
| male | -sh | fusha | -sh |

*Në dhomë hyri Lulushja me **një** fshatare.*
***Një** gëzim shihej në sytë e saj.*
*Më jep edhe mua **një** cigare.*
*Gjuha e **një** kombi s'është ndaluar, as mund të ndalohet kurrë.*
***Një** vajzë trokiti në derë.*
***Disa** njerëz u dukën në rrugë.*
***Disa** djem të rinj pinin cigare.*
***Disa** punëtorë kishin filluar nga puna.*
*I pati dërguar mikut **disa** dhurata.*
*Në trastë kishte **ca** gurë.*
*Për dreq, kishte **ca** huqe tamam si të atij.*
*Ariani sikur u lirua nga **ca** gozhdë që e kishin mbërthyer.*

### *Përdorimi i emrave të pashquar*

***§ 12*** Emri i pashquar me nyjën **një** tregon një përfaqësues të një klase sendesh të njëjta; ai përdoret :

- kur përmendet për herë të parë në tekst:

*Një njeri i panjohur po udhëtonte me makinën tonë.*
*Në derë trokiti **një** vajzë.*
*Në **një** revistë ai kishte parë **një** vizatim ku simbolizohej vdekja me **një** kosë në dorë.*
*Kishte takuar padashur **një** ushtar.*
***Një** buçimë e thellë dhe e fortë uturiu nga ana e detit.*

- në ndërtimet e tipit (a) *oborri i **një** shkolle* dhe (b) *i dhuroj **një** shoku:*

*Ai e dinte që mbushja e **një** kartele do të donte së paku 15-20 minuta.*
*Mbi rërën e **një** plazhi të vogël kaltëronin disa çadra arkeologësh.*

[19] Në shqipen standarde përdoren paralelisht **ca/disa;** prirja është në të mirë të **ca**-së, që është karakteristike për ligjërimin bisedor, **disa** për ligjërimin libror.

***Një*** *spitali të qytetit tonë i dhuruan disa autoambulanca.*
*Fytyra e saj dukej sikur rrekej t'i jepte përgjigje* ***një*** *pyetjeje të tillë.*
*Djaloshi ia kishte marrë* ***një*** *këngë dashurie.*

- kur përdoret me kuptim përgjithësues:
*Një* *njeri që vetëm për vete mendon, është si druri që pemë kurrë s'lëshon.*
*Kishte arritur tani në kulmin e lavdisë që mund të ëndërronte* ***një*** *gjeneral i atyre kohëve.*
***Një*** *mësues i kulturuar nxjerr nxënës të kulturuar.*

- kur përdoret në shprehje a togje të qëndrueshme, si:
***një*** *sasi e mirë;* ***një*** *numër i madh;* ***një*** *masë e madhe;* ***një*** *numër i konsiderueshëm;* ***një*** *pakicë; për* ***një*** *kohë të shkurtër;* ***një*** *herë tjetër;* ***një*** *ditë prej ditësh;* ***një*** *herë* ***në*** *mot;* ***një*** *herë në hënë;* ***një*** *herë e mirë;* ***një*** *herë e përgjithmonë;* ***një*** *herë për* ***një*** *herë; si* ***një*** *herë,* ***një*** *herë;* ***një*** *herë e* ***një*** *kohë.*

***§ 13*** Emri i pashquar me **ca/disa** tregon sende homogjene të një klase; ata përdoren:

- kur përmendet për herë të parë në tekst:

*Në pllajë* ***ca*** *punëtorë po gërmonin tokën.*
*Heshtjen e çorën* ***ca*** *ulërima ujqish.*
*Ata u futën nëpër* ***ca*** *shkallë guri.*
*Në shtëpi hynë me zhurmë* ***disa*** *djem.*

- në ndërtimet e tipit *zërat e* ***ca*** *njerëzve, u dhuroi* ***ca*** *shokëve:*
*Dritarja shikonte mbi kopshtet e* ***disa*** *shtëpizave të ulëta.*
*Së largu erdhën tingëllimat e ëmbla të* ***disa*** *këmborëve.*
***Ca*** *spitaleve iu dhuruan autoambulanca.*

***§ 14*** Emrat e pashquar përdoren pa nyja (por me mbaresa joshquese) në këto raste:

- kur tregojnë lëndë të pandashme e të panumërueshme, si: *bukë, ujë, vaj, gjalpë, benzinë, sheqer, verë, kafe, birrë*[20] etj.

*Mbushte **ujë** në burim.*
*Shiste **djathë** në treg.*
*Po hante **bukë.***
*Bleu dy kilogram **sheqer**.*
*I hodha **gjalpë** gjellës.*
*Në drekë ai zakonisht pi **verë.***
*Bleu **benzinë** për makinën.*

- kur tregojnë llojin, klasën, sidomos në ndërtime me kundërvënie:

*Lindi **vajzë** dhe jo **djalë**.*
*Për këtë vend pune kërkohen **burra.***
*Përpara universitetit ndaluan **makina**.*

- kur paraprihen nga folja **jam** dhe tregojnë zakonisht profesion:

*Teuta është **mjeke.***
*Ata janë **mësues.***

- kur përcaktojnë një emër të shquar të tipit *muaji nëntor:*

*Muaji **nëntor** është muaji i festës së Flamurit.*
*Ti Shqipëri, me jep emrin **shqiptar.***

- kur përcaktojnë një emër të pashquar të tipit *dallgë* ***deti:***

*Në breg përplaseshin dallgë **deti.***
*U dëgjuan të shtëna **pushkësh.***
*Frynte një erë **vjeshte.***

---

[20] Ndonjë prej tyre, kur përdoret me kuptim metonimik, merr nyjën **një:**
*Eja t'i nxjerrësh **një** raki Skënderit, moj bijë. (një raki = një gotë me raki)*
*Më sill **një** verë.*

*Fshati i tij përdor ujë **burimi.***
*U dëgjuan thirrje **fëmijësh.***
*Shtrati është gjithmonë vend **ëndrrash** e **ëndërrimesh.***

- kur tregojnë profesion para një emri të përveçëm[21]:

*__Mësues__ Agroni shërben në Tiranë.*
*__Inxhinier__ Petritit i dhanë të drejtën për të zbatuar projektin.*
*__Arkitekt__ Sinani është figurë e shquar.*

- kur kanë varësi të dyfishtë në fjali:

*Arbeni u emërua **drejtor**. (Arbeni **drejtor**, u emërua **drejtor**);*
*Populli e shpalli atë **hero**.*
*Atë e kam **mik** me kokë.*
*E bëri mizën **buall.***

- kur paraprihen nga fjalë që tregojnë numra:

*Bleu një **libër** dhe dy **revista.***
*Vetëm një **dallëndyshe** nuk e bie pranverën.*
*Në qytetin tonë u hapën dy **kurse** për infermier.*
*Fëmijët morën nga dy **mollë.***
*Katër **krisma** armësh u dëgjuan njëra pas tjetrës.*

- kur paraprihen nga fjalët **ky (kjo), ai (ajo), cili (cila), ç', sa, çfarë, im (ime), yt, disa, mjaft, pak, shumë, ndonjë, asnjë, çdo, gjithfarë, gjithfarëlloj, lloj-lloj, çfarëdo, kaq (aq)[22]:**

*Ky **kalë** është më i shpejtë.*
*Në këtë **fshat** u ndërtua një furrë elektrike.*
*Nuk e njeh atë **vajzë**.*

---

[21] Bëjnë përjashtim emrat *zoti, zonja, mbreti, shoku, shoqja, kryetari,* që dalin rregullisht të shquar:
*__Zoti__ Agim u zgjodh kryetar bashkie.*
*__Zonja__ Zyhra ankohej për një padrejtësi.*
*__Shoku__ Adnan nuk erdhi në mbledhje.*
[22] Emrat që paraprihen nga fjalët **ky, ai, im, yt** janë formalisht të pashquar dhe kuptimisht të caktuar; këto fjalë në këtë rast bëjnë punën e mbaresave shquese.

*Im **vëlla** punon jashtë Atdheut.*
*E pyeta ç'**libër** po lexonte.*
*Atë natë në barakën tonë nuk fjeti asnjë **vajzë**.*
*Cila **rrugë** është më e shkurtër?*
*Vetëm disa **çaste** qëndroi pa lëvizur.*
*Çfarë **mendimi** keni për këtë problem?*
*Ç'**ditë** e bukur! (Ç'ditë është sot?)*
*Sa **nxënës** ka klasa juaj?*
*Sa **kuintalë** more sivjet?*
*Shumë **gjëra** nuk janë sqaruar ende.*
*Kaq **të holla** kishte.*
*A doni pak **ujë**?*

- kur paraprihen nga parafjalët[23] **në, mbi, me, nën, nëpër, për** (por të pashoqëruar nga një fjalë tjetër përcaktuese)[24]**:**

*Në **dimër** këtu bën ftohtë.*
*Në **fshat** u ndërtua një shkollë e re.*
*Vendose librin mbi **tavolinë**.*
*Anija lëkundej mbi **dallgë**.*
*Çdo gjë dukej e heshtur dhe e ftohtë si bora që kishte rënë nën **këmbë**.*
*Fshatarët ishin shpërndarë nëpër **ara**.*
*Për **këngë** e për **lahutë** e ke të vetmin.*

- kur tregojnë personin a sendin të cilëve u drejtohet ligjërimi[25]:

***Kapedanë** dhe **ushtarë** trima! S'është as e re as e papritur pamja që kam ….*
*Më mori malli, **nënë!***
*Lamtumirë, **o det**!*

---

[23] Shih: Parafjalët.
[24] Emrat pas këtyre parafjalëve mund të jenë edhe të caktuar kuptimisht, kur ato tregojnë sende që i përkasin folësit:
*Po shkoj në **shtëpi** (= Po shkoj në shtëpinë time);*
*Ju ma vutë mbi **krye** këtë kurorë,*
*ju ma dhatë në **dorë** këtë shpatë.*
[25] Në këtë përdorim emrat kanë kuptim të caktuar.

- kur përdoren pas foljes **kam**:

*Ajo nuk ka **vajzë**.*
*Ku ka **tym**, ka edhe **zjarr.***
*Në dhomë ka **vende** për të gjithë.*
*Ajo ka **flokë** të zez.*

- në ndërtime të qëndrueshme, si:

*zë **besë**, ngul **këmbë,** bëj **fjalë**, bëj **ballë**, ha **drekë,** marr **frymë**, marr **pjesë**, ngriu në **vend**, bie në **hall**, si **përfundim,** vras **miza**;*

- në ndërtimet me krahasim, kryesisht në njëjës:

*Qëndroi si **burrë**.*
*Luftoi si **luan.***

- kur përdoren në çifte për të treguar frymorë a sende që lidhen ngushtë me njëri-tjetrin:

***Nënë** e **bir** e hodhën lumin.*
*Kur më punojnë **duar** e **këmbë** pse të rri mënjanë?*
***Vëlla** e **motër** u përqafuan me mall.*
***Burrë** e **grua** u nisën për rrugë.*

### *Trajta e shquar*

**§ 15** Trajta e shquar formohet me këto mbaresa shquese:

**Njëjës**

| Gjinia mashkullore | Gjinia femërore | Gjinia asnjanëse |
|---|---|---|
| **-i / -u[26]** | **-a / -ja[27]** | **-it, t / -të[28]** |
| **-it / -ut** | **-s / -së /-ës** | |
| **-in / -un** | **-n / -në /ën** | |

---

[26] Mbaresat **-u, -ut, -un** u takojnë vetëm **emrave mashkullorë** që mbarojnë me **k, g, h** dhe zanore të theksuar:

| | | |
|---|---|---|
| lis - **i** | mik - **u** | njerí - **u** |
| i lis - **it** | i mik - **ut** | i njerí - **ut** |
| lis - **it** | mik - **ut** | njerí - **ut** |
| lis - **in** | mik - **un** | njerí - **un** |

*Oborr-**i** i shtëpi-**së** kishte lule, pemë edhe perime.*
*Fshat-**i** u zgjua herët.*
*Lul-**ja** kishte erë shumë të mirë.*

**Shumës (për të gjitha gjinitë)**

| | | |
|---|---|---|
| **-t** | **-të** | **-it**[29] |
| **(-)** | **(-)** | **(-)**[30] |

*Studentët **e shkollave(-)** të larta u mblodhën në sheshin "Demokracia".*
***Shtëpi-të** e fshatit zbardhnin buzë lumit.*
***Mësues-it** diskutonin programet e reja mësimore.*

## *Përdorimi i emrave të shquar*

---

[27] Mbaresa **-ja** u takon **emrave femërorë** që mbarojnë me **e, o** të patheksuar (lule - *lulja,* radio - *radioja*) dhe me zanore të theksuar, përveç **i**-së.
Variantet **-së, -në** u takojnë emrave fëmërorë që mbarojnë me zanore të theksuar; **(-ës, -ën** u takojnë emrave të tipit **motra,i motrës, motrës,motrën).**

| | | | |
|---|---|---|---|
| (vajzë) vajz - **a** | (lule) lul - **ja** | kalá - **ja** | lirí - **a** |
| i vajzë - **s** | i lule - **s** | i kalá - **së** | i lirí - **së** |
| vajzë - **s** | lule - **s** | kalá - **së** | lirí - **së** |
| vajzë - **n** | lule - **n** | kalá - **në** | lirí - **në** |

[28] Mbaresa **-it** u takon emrave asnjanës që mbarojnë me bashkëtingëllore (të folur-**it**); **-t** u takon emrave asnjanës që mbarojnë me zanoren **-ë** (*të ngrohtë-**t**, të ftohtë-**t**, të nxehtë-**t**; ujë-**t***)**; -të** u takon emrave asnjanës njërrokësh (*të kuq-**të**, të zi-**të**, mish-**të***).
[29] Mbaresa **-të** u takon emrave që kanë të theksuar rrokjen e fundit *(kalá-**të**, shtëpí-**të**; djem-**të**, miq-**të**, kushërinj-**të**);* mbaresa **-it** u takon emrave që mbarojnë me dy bashkëtingëllore *(krushq-**it**, peshq-**it**),* si edhe atyre që mbarojnë me **-s** *(nxënës-**it**, mësues-**it**, tiranas-**it**).*
[30] Shenja **(-)** shënon mungesë mbarese, megjithëse emrat në këtë rast përdoren me kuptim të caktuar:
*Makinat u binin **borive (-).***
Krahaso njëjësin:
*Makina i binte **borisë.***

**§ 16** Emri i shquar përdoret :

- kur në tekst përmendet për herë të dytë:

*(Agimi kishte një shok.)* ***Shoku*** *i shkoi për vizitë.*
*(Dy fshatarë po kalonin me kuaj ngarkuar.)* ***Fshatarët*** *pas pak shkarkuan* ***kuajt****.*
*(Pranë shtëpisë ishte një burim.) Papritur* ***burimi*** *shteri.*
*(Ca hapa të lehtë e shkëputën nga mendimet.)* ***Hapat*** *ndaluan para derës.*

- kur ka një farë lidhjeje me emra të tjerë në një kontekst të mëparshëm:

*(Në rrugë kalonte një makinë.)* ***Shoferi*** *ndaloi dhe nga makina zbritën* ***pasagjerët****.*
*Punëtori kishte veshur kombinoshe. Nga* ***xhepi*** *nxori* ***çelsat****.*

- kur emërton send që bëhet i njohur nëpërmjet situatës konkrete:

*-Shikoni* ***xhenierët****, - tha Ajseli.*
*-****Më jep*** *pak* ***librin.*** *(Libri ndodhet mbi tryezë).*
*-U poqën edhe* ***misrat****, - tha Rustemi, duke hedhur sytë nga arat.*

- kur emërton send që bëhet i njohur nëpërmjet informacionit që kanë bashkëbiseduesit që më parë:

*A i ftove* ***shokët*** *për ditëlindje?*
*Shkoni se ju kërkon* ***drejtori.***

- kur emërton send të vetëm në llojin e vet:

*Toka, Dielli, Hëna, Marsi; dimri, janari, shkurti, marsi, prilli, maji* etj:[31]
*e hëna, e marta, e mërkura* etj.;
*pranvera, vera, vjeshta, dimri;*

---

[31] Por përdoren të pashquar në kuptimin e përsëritjes periodike:
***Një dimër*** *si ky s'mbahet mend.*

*veriu, jugu, lindja, perëndimi:*

***Dielli** shkëlqente dhe përvëlonte.*
***Vera** kaloi shumë mirë.*[32]
*Do të kthehemi **të hënën**.*
*Nuk e njoh mirë **Jugun.***

- kur bën pjesë në disa emërtime të përbëra, si:

***gjuha** shqipe, **populli** shqiptar, **letërsia** e vjetër shqipe, **historia** e vjetër;*

- kur ndiqet nga fjalët përcaktuese, si: **im, yt**[33]**, i tij, i vet:**

***Vendi** ynë është i pasur me minerale.*
*Erdhi me **makinën** e tij.*
*Gjyshi e vuri nipin në **gjunjët** e vet.*

- kur përcaktohet nga një emër në gjinore i tipit *(a) **oborri** i shtëpisë, **qyteti** i studentëve; (b) **oborri** i një shtëpie, **krisma** e një pushke:*

*Farmacistja po i tregonte klientit **përdorimin** e ilaçeve.*
***Monumenti** i Skënderbeut zbukuron sheshin e kryeqytetit.*
***Krisma** e një rrufeje u duk sikur e çau tokën dysh.*
***Mendimi** i një gazetari ishte më i përpunuar.*
***Librat** e këtyre nxënësve janë të vjetër.*

- kur pasohet nga fjalë që tregojnë radhë, si: *i parë, i dytë, i tretë*[34] etj. dhe *i fundit:*

---

[32] Kur ka **në** përpara, zakonisht del i pashquar:
***Në verë** do të shkoj në plazh.*
***Në shtator** hapen shkollat e mesme.*
[33] Kur këto fjalë përcaktuese vendosen përpara, emri del formalisht i pashquar: *im vëlla, yt atë, ime motër.*
[34] Por kur paraprihet nga fjalë që tregojnë numra, emri del i pashquar:
*Vetëm **një klasë** e parë dhe **dy klasa të dyta** kanë mësim pasdite.*
Kur fjalët *i parë, i dytë* etj. vendosen përpara, emri del i pashquar.
***E para lule** që çel, është manushaqja.*

*Zunë vend në **radhën** e dytë.*
***Mësimi** i parë është i lehtë.*
***Ditët** e fundit ra shumë shi.*

- kur emërton një person ose send që krahasohet sipas një cilësie me klasën ku bën pjesë, si në ndërtimet e tipit ***punëtori** më i dalluar, **djali** më i mirë, **vajza** më e urtë*[35]*:*

*Rakip Bardhi me Jorgj Bratën qenë **minatorët** më të vjetër.*
***Punëtori** më i dalluar i fabrikës u plagos.*
***Qyteti** më i madh i Shqipërisë është Tirana.*

- kur paraprihen nga fjalët ***gjithë, tërë:***

*Gjithë **fshati** e mori vesh lajmin e gëzuar.*
*Tërë **qyteti** u zgjua pa gdhirë.*

- kur janë emra që tregojnë lidhje gjaku ose familjare të paraprirë nga fjalët përcaktuese: **i, e, të, së** në ndërtimet e tipit ***i ati, e bija, s'ëmës, të birit, të bijën:***

*I dhuroi **s'ëmës** një tufë me lule për ditëlindje.*
*I ati këshilloi **të bijën**.*

- kur paraprihen nga fjalë që tregojnë numra nga dy e lart, të paraprirë nga **të**, si: ***të dy shokët, të tria vajzat, të katër djemtë:***

*Të katër **djemtë** i kishte në punë.*
*Të dyja **pushkët** u shkrehën menjëherë.*

- kur pasohen nga një fjalë a fjali përcaktore me marrëdhënie përcaktore - kufizuese:
***Shtëpia** pranë është më e bukur.*
*Ai rrinte shpesh në **tendën** afër pusit.*
***Njeriu** që pritej, erdhi.*

- kur përdoren me kuptim përgjithësues:
***Qeni** (çdo qen) është kafshë shtëpiake.*

---

[35] Kur fjala që tregon cilësi vendoset përpara, emri del i pashquar:
*Ishte më i vogli **djalë** i princ Gjon Kastriotit.*

***Shtëpia*** *(çdo shtëpi) ka çati.*
***Hekuri*** *ështe metal.*
*Puna e bën* ***njeriun*** *(çdo njeri) njeri.*
***Dhinë*** *(çdo dhi) e vetme e ha ujku.*

- kur përdoren në shprehje të qëndrueshme, si:
*më merr* ***malli***
*me zë* ***gjumi***
*jap* ***fjalën***
*vras* ***mendjen***
*më mori* ***lumi***
*thyej* ***qafën***
*i jap* ***dorën***
*i mbyll* ***gojën***
*kaloj* ***kohën***
*të them* ***të vërtetën***
*hedh* ***lumin***
*tund* ***peshqirin***
*jap* ***përshtypjen***
*nga* ***mëngjesi*** *në mbrëmje*
*nga* ***dita*** *në ditë*
*nga* ***koha*** *në kohë*
*nga* ***koka*** *në këmbë*
*nga* ***rruga*** *në rrugë*

### *Trajta e emrave të përveçëm*

Në gjuhën shqipe emrat e përveçëm përdoren të pashquar dhe të shquar, sipas rolit që luajnë në fjali, pra, njëlloj si edhe emrat e përgjithshëm.

*§ 17* **Emrat e përveçëm përdoren të pashquar:**

- kur paraprihen nga parafjalët: ***në, mbi, nën*** etj.:
***Në Shqipëri*** *kanë ardhur disa të huaj për të mësuar gjuhën shqipe.*
*Organizuan një shëtitje në* ***Dajt****.*
*Mbi* ***Drin*** *janë ndërtuar disa hidrocentrale.*

- kur paraprihen nga folja ***quaj:***

*Mua më quajnë* ***Fisnik.***

*Ajo quhet **Liri.***
*Atë e quajnë **Shpëtim.***
*Ky lumë quhet **Shkumbin.***

- kur tregojnë personin a vendin të cilit i drejtohet ligjërimi:
  ***Kreshnik**, eja këtu!*
  *Lamtumirë, **Petrit**!*
  *Prit, **Lumtë!***
  *Të përshëndes, **Shqipëri!***
- kur përcaktojnë një emër të pashquar për të treguar prejardhje të sendit, si në ndërtimin e tipit: *djathë **Gjirokastre,** duhan **Shkodre**, ullinj **Berati,** mjaltë **Kanine,** mollë **Korçe,** verë **Narte.***
- kur përcaktojnë një emër të shquar duke e emërtuar atë, si në ndërtimin e tipit: *fshati **Dushk**, lumi **Shkumbin:***
  *Arritëm në mëngjes në fshatin **Dushk.***
  *Lumi **Shkumbin** ndan Gegërinë nga Toskëria.*

- kur emërtojnë një vend: në tabela rrugore, në udhëkryqe, në stacione etj., ***Kavajë, Tiranë, Laç, Korçë*** 120 km, shoqëruar me shkurtimin ***"km"*** ose me një shigjetë.

- kur paraprihen nga fjalë që tregojnë cilësi:
  *I ziu **Petrit** ç'pësoi!*
  *I shkreti **Arben** është shumë i sëmurë!*
  *O moj Shqipëri, e mjera **Shqipëri**, kush të ka qit me krye në hi?*
- emrat e parë të njerëzve të pasuar nga mbiemrat (llagapet):
  ***Agim** Guri, **Kujtim** Vogli, **Qemal** Stafa, **Eqerem** Çabej, **Liri** Agai*[36]

[36] Disa emra femërorë po përdoren edhe të shquar: ***Besa** Kruja, **Dhurata** Mërhori, **Shqiponja** Bardhi, **Eva** Ndreu, **Evelina** Todri, **Kristina** Guri, **Roza** A., **Diana** Ç.* etj.

## § 18 Emrat e përveçëm përdoren të shquar:

- kur paraprihen nga parafjalët: ***majë, buzë, pranë, afër, larg, gjatë, drejt, nga:***
*Buzë **Adriatikut** pushojnë mijëra njerëz.*
*Kavaja ndodhet afër **Durrësit**.*
*Jam nga **Elbasani**[37]**.***
*Erdha nga **Vlora.***

- kur paraprihen nga emra të pashquar që tregojnë profesion, titull:

*Mësues **Petriti** u emërua drejtor.*
*Fotoreporter **Agroni** fiksoi një pamje të bukur nga bjeshkët tona.*
*Princ Gjon **Kastrioti** ka qenë figurë e shquar.*

- kur përdoren në ndërtime me krahasim me fjalët: ***si, sa, se, sesa:***

*Ajo është e gjatë sa **Teuta**.*
*Nuk kam takuar njeri më të fortë sesa **Taulanti**.*
*Vjollca është më punëtore se **Kozara.***

- kur përdoren si subjekt a objekt i fjalisë:

***Agimi** u nis me tren.*
***Prishtina** është kryeqyteti i Kosovës.*
*Takova **Vojsavën**.*
*Kam parë vetëm **Italinë, Bullgarinë** dhe **Jugosllavinë**.*

- kur përcaktojnë emër të përgjithshëm:

*Qyteti **i Shkodrës** është i lashtë.*
*Në qytetin **e Manastirit** u mbajt Kongresi për alfabetin e gjuhës shqipe.*
*Fjala **e Qemalit** u dëgjua me vëmendje.*

- kur dalin si mbiemra (llagape) të emrave të njerëzve[38]**:**

---

[37] Herë-herë përdoret edhe ndërtimi ***prej+emër i përveçëm i pashquar:*** *Erdha **prej Vlore.** Jam **prej Tirane.***

*Gjergj* ***Kastrioti,*** *Luigj* ***Gurakuqi,*** *Isa* ***Boletini,*** *Avni* ***Rustemi,*** *Margarita* ***Tutulani****, Mujo* ***Ulqinaku****,* *Qemal* ***Stafa,*** *Oso* ***Kuka***

## Rasat dhe lakimet

**§ 19** Emrat kanë pesë rasa:

**rasa emërore (E)**: *lis-i; mik-u; vajzë/ vajz****-a****, lule/ lul-****ja****, liri-a; të folur-it; të ftohtë-t;*

**rasa gjinore (Gj):** *i një lis-i/ i lis****-it;*** *i një*[39] *mik-u/ i mik-****ut****; i një vajz-e/ i vajzë****-s****; i një lule-je/ i lule-****s****; i një liri-e/ i liri-****së;*** *i një të folur-i/ të folur-****it****; i një të ftoht-i/ i të ftoht-****it****;*

**rasa dhanore (Dh)**: *një lis-i/ lis****-it****; një mik-u/ mik-****ut****; një vajz-e/ vajzë-****s****; një lule-je/ lule-****s****; një liri-e/ liri-****së****; një të ftoht-i/ i të ftoht-****it****;*

**rasa kallëzore (K):** *lis-in; mik-un; vajzë-n; lule-n; liri-****në****; të folur-it; të ftohtë-t;*

**rasa rrjedhore (Rr):** *(degë) lis-i, (fjalë) mik-u, vajz-e, lule-je; liri-e, të folur-i, të ftoht-i.*

**§ 20** **Emrat grupohen në katër lakime[40]:**

**lakimi i parë** mbaron në emëroren e shquar me mbaresën **-i *(lis-i);***

**lakimi i dytë** mbaron në emëroren e shquar me mbaresën **-u *(mik-u);***

**lakimi i tretë** mbaron në emëroren e shquar me mbaresat **-a/-ja *(vajzë - vajza; lule - lulja);***

---

[38] Bëjnë përjashtim pak llagape, si: *Besnik* ***Demíraj*** etj.

[39] Rasën gjinore dhe dhanoren e shoqërojnë rregullisht nyja ***një*** (në njëjës) dhe ***ca/ disa*** (në shumës), kur nuk kanë fjalë tjetër përcaktuese. Rasa gjinore njëjës dhe shumës, në të dyja trajtat, formohet njëherazi me mbaresa të prapme dhe me mbaresat e përparme ***i, e, të, së*** (këto të fundit e dallojnë atë nga rasa dhanore).

[40] Lakimi i parë dhe i dytë përfshin emrat e gjinisë mashkullore; lakimi i tretë emrat e gjinisë femërore dhe lakimi i katërt ata të gjinisë asnjanëse.

**lakimi i katërt** mbaron me emëroren e shquar me mbaresat **-t/ -të/ -it.** ***(të ftohtë-t, të zi-të, të folur-it)*** Çdo lakim, sipas ndërtimit fonetik të temës në njëjës dhe të mbaresave, përfshin nëntipa të ndryshëm.

**Shënim:** Për mbaresat rasore të trajtës së pashquar dhe të shquar të lakimeve të ndryshme shih pasqyrat që vijojnë:

## *Pasqyrat e lakimeve*

### § 21 Pasqyrat e lakimit të parë (lis-i)

Në lakimin e parë bëjnë pjesë nëntipat ***(a) lis, (b) emër,***
***( c) burrë, (d) kushëri, (dh) ftua, (e) mësues, (f) vëlla*** të cilët pësojnë ndërrime fonetike në temë ose në mbaresë.

**(a) (lis-i)**

| **Rasa** | **Njëjës** | | **Shumës** | |
|---|---|---|---|---|
| | **i pashquar** | **i shquar** | **i pashquar** | **i shquar** |
| E. | lis **(-)** | lis **- i** | lisa **(-)** | lisa **-t** |
| Gj. | i një lis **-i** | i lis **-it** | i ca lisa **-ve** | lisave **(-)**[42] |
| Dh. | një lis **-i** | lis **-it** | ca lisa **-ve** | lisave **(-)**[44] |
| K. | lis **(-)** | lis **-in** | lisa **(-)** | lisa **- t** |
| Rr.[41] | lis **-i** | **-** | lisa **-sh** | **-** |

**(b) (emër - emri)**[43]

| ***Rasa*** | **Njëjës** | | **Shumës** | |
|---|---|---|---|---|
| | ***i pashquar*** | ***i shquar*** | ***i pashquar*** | ***i shquar*** |

[41] Emri nuk ka rrjedhore të shquar.

[42] Emri në gjinore dhe dhanore shumës të shquar ka sot mbaresën shquese zero (dikur ato dilnin me **t**: *gjethet* ***e lisavet*** *u zverdhën;* ***lisavet*** *u ranë gjethet*, ndërsa në gjuhën e sotme: *gjethet* ***e lisave***, ***lisave*** *u ranë*…)

[43] **ë-**ja para **r** ruhet vetëm në emërore dhe kallëzore njëjës të pashquar (në rasat e tjera bie).

| | | | | |
|---|---|---|---|---|
| E. | ***emër*** **(-)** | ***emr*** **- i** | *emra* **(-)** | *emra* **-t** |
| Gj. | **i *një emr* -i** | **i *emr* -it** | **i** *ca emra* **-ve** | **i** *emrave* **(-)** |
| Dh. | ***një emr*** **-i** | ***emr*** **-it** | *ca emra* **-ve** | *emrave* **(-)** |
| K. | ***emër(-)*** | ***emr*** **-in** | *emra* **(-)** | *emra* **- t** |
| Rr. | ***emr*** **-i** | - | *emra* **-sh** | - |

## ( c) (burrë - burri)

| *Rasa* | **Njëjës** | | **Shumës** | |
|---|---|---|---|---|
| | ***i pashquar*** | ***i shquar*** | ***i pashquar*** | ***i shquar*** |
| E. | ***burrë*** **(-)**[44] | ***burr*** **- i** | *burra* **(-)** | *burra* **-t** |
| Gj. | **i *një burr* -i** | **i *burr* -it** | **i** *ca burra* **-ve** | **i** *burrave* **(-)** |
| Dh. | ***një burr*** **-i** | ***burr*** **-it** | *ca burra* **-ve** | *burrave* **(-)** |
| K. | ***burrë (-)*** | ***burr*** **-in** | *burra* **(-)** | *burra* **- t** |
| Rr. | ***burr*** **-i** | - | *burra* **-sh** | - |

## (d) (kushëri - kushëriri[45])

| *Ra-sa* | **Njëjës** | | **Shumës** | |
|---|---|---|---|---|
| | ***i pashquar*** | ***i shquar*** | ***i pashquar*** | ***i shquar*** |
| E. | *kushëri* **(-)** | *kushëri* -**ri** | *kushërinj* **(-)** | *kushërinj*-**të**[46] |
| Gj. | i *një kushëri-**ri*** | i *kushëri*-**rit** | i *ca kushërinj*-**ve** | i *kushërinjve* **(-)** |
| Dh. | *një kushëri*-**ri** | *kushëri*-**rit** | *ca kushërinj* -**ve** | *kushërinjve* **(-)** |
| K. | *kushëri*-**ri** | *kushëri*-**rin** | *kushërinj* **(-)** | *kushërinj*-**të** |
| Rr. | *kushëri* -**ri** | - | *kushërinj* **-sh** | - |

## (dh) (ftua - ftoi)

| *Ra-sa* | **Njëjës** | **Shumës** |
|---|---|---|

[44] Ë-ja fundore ruhet vetëm në emërore dhe kallëzore njëjës të pashquar.

[45] Në dallim nga nëntipat e mësipërm, mbaresat e njëjësit zgjerohen me **-r (-ri, -rit, -rin)**.
Në këtë nëntip përfshihen emrat që mbarojnë me zanore të theksuar (në gegërishte zakonisht me zanore hundore): ***kushëri-ri, mulli-ri, ulli-ri, turi-ri, gji-ri, kërci-ri, li-ri, kufi-ri, flori-ri, shalqi-ri, kalli-ri, hi-ri, tru-ri, dru-ri, hu-ri, gju-ri, kërcu-ri; fre-ri, pe-ri, dre-ri; zë-ri; sy-ri.***

[46] Varianti **-të** u takon emrave me rrokje fundore të theksuar.

| | *i pashquar* | *i shquar* | *i pashquar* | *i shquar* |
|---|---|---|---|---|
| E. | *ftua* **(-)**[47] | *fto* **- i** | *ftonj* **(-)** | *ftonj* **-të**[48] |
| Gj. | **i** *një fto* **-i** | **i** *fto* **-it** | **i** *ca ftonj* **-ve** | **i** *ftonjve* **(-)** |
| Dh. | *një fto* **-i** | *fto* **-it** | *ca ftonj* **-ve** | *ftonjve* **(-)** |
| K. | *ftua (-)* | *fto* **-in** | *ftonj* **(-)** | *ftonj* **- të** |
| Rr. | *fto* **-i** | - | *ftonj* **-sh** | - |

## (e) (mësues-i)

| *Ra-sa* | **Njëjës** | | **Shumës** | |
|---|---|---|---|---|
| | *i pashquar* | *i shquar* | *i pashquar* | *i shquar* |
| E. | *mësues* **(-)** | *mësues* **- i** | *mësues* **(-)** | *mësues* **-it** |
| Gj. | **i** *një mësues* **-i** | **i** *mësues***-it** | **i** *ca mësues* **-ve** | **i** *mësuesve* **(-)** |
| Dh. | *një mësues* **-i** | *mësues* **-it** | *ca mësues* **-ve** | *mësuesve* **(-)** |
| K. | *mësues (-)* | *mësues* **-in** | *mësues* **(-)** | *mësues* **- it** |
| Rr. | *mësues* **-i** | - | *mësues* **-ish**[49] | - |

## (f) (vëlla-i)

| *Ra-sa* | **njëjës** | | **Shumës** | |
|---|---|---|---|---|
| | *i pashquar* | *i shquar* | *i pashquar* | *i shquar* |

[47] **Ua-**ja fundore ruhet vetëm në emërore dhe kallëzore njëjës të pashquar.
[48] Varianti **të** u takon emrave (të të gjitha lakimeve) me rrokje fundore të theksuar.
[49] Në dallim nga nëntipat e mësipërm, mbaresa e rrjedhores shumës dhe mbaresat e emërores dhe kallëzores shumës të shquar zgjerohen me **-i- (-ish, -it).**

| | | | | |
|---|---|---|---|---|
| E. | *vëlla* (-) | *vëlla* - i | *vëllezër* (-) | *vëllezër* -it[53] |
| Gj. | i *një vëlla* -i | i *vëlla* -it | i *ca vëllezër*-ve | i *vëllezërve*(-) |
| Dh. | *një vëlla* -i | *vëlla* -it | *ca vëllezër* -ve | *vëllezërve* (-) |
| K. | *vëlla* (-) | *vëlla* -në[50] | *vëllezër* (-) | *vëllezër* -it |
| Rr. | *vëlla* -i | - | *vëllezër* -ish[51] | - |

## § 22 **Pasqyrat e lakimit të dytë (mik-u)**

Në lakimin e dytë bëjnë pjesë nëntipat **(a) mik; (b) shok:**

**(a) (mik-u, ari-u)**

| *Rasa* | Njëjës | | Shumës | |
|---|---|---|---|---|
| | *i pashquar* | *i shquar* | *i pashquar* | *i shquar* |
| E. | *mik* (-) | *mik* - u | *miq* (-) | *miq* -të |
| Gj. | i *një mik* -u | i *mik* -ut | i *ca miq* -ve | i *miqve* (-) |
| Dh. | *një mik* -u | *mik* -ut | *ca miq* -ve | *miqve* (-) |
| K. | *mik* (-) | *mik* -un | *miq* (-) | *miq* -të |
| Rr. | *mik* -u | - | *miq* -sh | - |

**(b) (shok-u, krah-u)**

| *Rasa* | Njëjës | | Shumës | |
|---|---|---|---|---|
| | *i pashquar* | *i shquar* | *i pashquar* | *i shquar* |

[50] Mbaresën **-në**, në dallim nga nëntipat e mësipërm, e marrin emrat ***vëlla-i, baba-i, xhaxha-i, budalla-i;*** si dhe disa emra të përveçëm ***(Hamza-i, Isa-i, Riza-i, Thoma-i)***; trajta me -**in** për këto raste është jonormative.

[51] Mbaresat **-ish, -it** të shumësit janë të njëjta me ato të nëntipit ***mësues.***

| | | | | |
|---|---|---|---|---|
| E. | *shok* (-) | *shok* - u | *shokë* (-) | *shokë* -t |
| Gj. | i *një shok* -u | i *shok* -ut | i *ca shokë* -ve | i *shokëve* (-) |
| Dh. | *një shok* -u | *shok* -ut | *ca shokë* -ve | *shokëve* (-) |
| K. | *shok* (-) | *shok* -un | *shokë* (-) | *shokë* -t |
| Rr. | *shok* -u | - | *shokë*-sh | - |

**Shënim 1.** Dy nëntipat e lakimit të dytë ndryshojnë vetëm nga mbaresat e rasës emërore dhe kallëzore shumës të shquar: **-të/-t** ***(míq-të; shókë-t)*** për arsye të theksit të fjalës.

**Shënim 2.** Në lakimin e dytë përfshihen edhe emrat ***ka-u, va-u, atdhe-u, dhe-u, ari-u, bari-u, njeri-u, hanxhi-u;*** si edhe emrat e përveçëm të tipit ***Skënderbe-u, Ali-u, Bedri-u, Dhërmi-u*** etj.; të cilët në kallëzoren e shquar njëjës marrin **-un** (trajtat me **-në**: ***kanë, atdhenë*** etj. nuk janë normative). Trajtat me **-në** përdoren në ndërtime të qëndrueshme për fjalët ***dhe-u, hanxhi-u,:*** *Fjala mori* ***dhenë****. I bëri hesapet pa* ***hanxhinë.***

## § 23 Pasqyrat e lakimit të tretë (fushë - fusha)

Në lakimin e tretë bëjnë pjesë nëntipat:

**(a) fushë, (b) dele, ( c) motër; (d) kala, (dh) flutur:**

### (a) (fushë - fusha)

| *Rasa* | **Njëjës** | | **Shumës** | |
|---|---|---|---|---|
| | *i pashquar* | *i shquar* | *i pashquar* | *i shquar* |
| E. | *fushë* (-) | *fush*[54] - a | *fusha* (-) | *fusha* -t |
| Gj. | i *një fush*[52] -e | i *fushë* -s | i *ca fusha* -ve | i *fushave* (-) |
| Dh. | *një fush*[54] -e | *fushë* -s | *ca fusha* -ve | *fushave* (-) |
| K. | *fushë* (-) | *fushë*-n | *fusha* (-) | *fusha* -t |
| Rr. | *fush*[55] -e | - | *fusha* -sh | - |

### (b) (dele - delja)

| *Rasa* | **Njëjës** | | **Shumës** | |
|---|---|---|---|---|
| | *i pashquar* | *i shquar* | *i pashquar* | *i shquar* |

[52] -**ë**-ja fundore bie para mbaresave kur këto janë zanore.

| | | | | |
|---|---|---|---|---|
| **E.** | *dele* **(-)** | ***del***[54] **- ja** | *dele* **(-)** | *dele* **-t** |
| **Gj.** | **i** ***një dele***[53] **-je** | **i** ***dele*** **- s** | **i** *ca dele* **-ve** | **i** *deleve* **(-)** |
| **Dh.** | ***një dele*** **-je** | ***dele*** **- s** | *ca dele* **-ve** | *deleve* **(-)** |
| **K.** | ***dele*** **(-)** | ***dele*** **- n** | *dele* **(-)** | *dele* **-t** |
| **Rr.** | ***dele*** **-je** | - | *dele* **-sh** | - |

### ( c) (motër - motra)

| *Rasa* | **Njëjës** | | **Shumës** | |
|---|---|---|---|---|
| | *i pashquar* | *i shquar* | *i pashquar* | *i shquar* |
| **E.** | ***motër*** **(-)**[55] | ***motr-*** **a** | *motra* **(-)** | *motra* **-t** |
| **Gj.** | **i** ***një motr*** **-e** | **i** ***motr*** **-ës**[56] | **i** *ca motra* **-ve** | **i** *motrave* **(-)** |
| **Dh.** | ***një motr*** **-e** | ***motr*** **- ës** | *ca motra* **-ve** | *motrave* **(-)** |
| **K.** | ***motër*** **(-)** | motr **-ën** | *motra* **(-)** | *motra* **-t** |
| **Rr.** | ***motr*** **-e** | - | *motra* **-sh** | - |

### (d) kalá (rrufé-ja, shamí-a)[57]

| *Rasa* | **Njëjës** | | **Shumës** | |
|---|---|---|---|---|
| | *i pashquar* | *i shquar* | *i pashquar* | *i shquar* |
| **E.** | ***kala*** **(-)** | ***kala*** **- ja** | *kala* **(-)** | *kala* **-të**[60] |
| **Gj.** | **i** ***një kala*** **-je** | **i** ***kala*** **-së**[58] | **i** *ca kala* **-ve** | **i** *kalave* **(-)** |
| **Dh.** | ***një kala*** **-je** | ***kala*** **- së** | *ca kala* **-ve** | *kalave* **(-)** |
| **K.** | ***kala*** **(-)** | kala **-në**[60] | *kala* **(-)** | *kala* **-të** |
| **Rr.** | ***kala*** **-je** | - | *kala* **-sh** | - |

### (dh) (flutur-a)

---

53 Trajtat ***i një del-je, del-je*** janë jonormative.

54 **e**-ja fundore bie vetëm në emëroren e shquar njëjës.

55 **ë-**ja para **r**-së ruhet vetëm në emërore dhe kallëzore njëjës të pashquar.

56 Në shqipen e sotme mbaresat e gjinores, dhanores, kallëzores zgjerohen me **-ë (-ës, -ën).**

57 Nëntipi ***shami,*** në dallim nga ***kala-ja, dru-ja, rrufe-ja,*** në rasat gjinore, dhanore, rrjedhore njëjës të pashquar dhe emërore njëjës të shquar merr mbaresat **-e; -a** ***(i një shamie, shamie; shamia).***

58 Variantet **-së, -në, -të** u takojnë emrave me rrokje fundore të theksuar.

| *Rasa* | **Njëjës** | | **Shumës** | |
|---|---|---|---|---|
| | *i pashquar* | *i shquar* | *i pashquar* | *i shquar* |
| **E.** | *flutur*[59] **(-)** | *flutur* **- a** | *flutura* **(-)** | *flutura* **-t** |
| **Gj.** | **i** *një flutur* **-e** | **i** *flutur*-**ës**[60] | **i** *ca flutura*-**ve** | **i** *fluturave* **(-)** |
| **Dh.** | *një flutur* **-e** | *flutur* **- ës** | *ca flutura*-**ve** | *fluturave* **(-)** |
| **K.** | *flutur* **(-)** | flutur **-ën** | *flutura* **(-)** | *flutura* **-t** |
| **Rr.** | *flutur* **-e** | - | *flutura* **-sh** | - |

## § 24 Pasqyrat e lakimit të katërt[61] (të ftohtë-t)

Në lakimin e katërt bëjnë pjesë nëntipat e emrave asnjanës: **(a) të folur; (b) të ftohtë.**

**(a) të folur-it**

| **Rasa** | **Njëjës** | |
|---|---|---|
| | **i pashquar** | **i shquar** |
| **E.** | të folur **(-)** | të folur **-it**[62] |
| **Gj.** | i një të folur **-i** | i të folur **-it** |
| **Dh.** | një të folur **-i** | të folur -**it** |
| **K.** | të folur **(-)** | të folur - **it** |
| **Rr.** | të folur **-i** | - |

**(b) (të ftohtë-t)**

| **Rasa** | **Njëjës** | |
|---|---|---|
| | **i pashquar** | **i shquar** |

59 **u**-ja para **r** në këtë nëntip ruhet rregullisht; rastet pa **u** ose me **ë** para **r**-së janë dialektore.

60 Në shqipen e sotme mbaresat e gjinores, dhanores, kallëzores zgjerohen me **ë (-ës, -ën)** (Shih nëntipin ***motër***).

61 Ky lakim nuk ka trajta të shumësit. Emrat asnjanës ***të zitë, të kuqtë*** *nuk lakohen.* Lakimi i katërt dallon nga lakimi i parë nga mbaresat e emërores dhe të kallëzores njëjës të shquar.

62 Varianti **-it** u takon emrave që mbarojnë në temë me bashkëtingëllore; Varianti **-t** atyre që mbarojnë me zanore ***(të folur-it; të ftohtë-t)***

| | | |
|---|---|---|
| **E.** | të ftohtë[63] **(-)** | të ftohtë -**t** |
| **Gj.** | i një të ftoht **-i** | i të ftoht -**it** |
| **Dh.** | një të ftoht **-i** | të ftoht -**it** |
| **K.** | të ftohtë **(-)** | të ftohtë -**t** |
| **Rr.** | të ftoht **-i** | - |

## § 25 Ndryshimet e mbaresave të përparme të rasës gjinore

Rasa gjinore paraprihet rregullisht nga mbaresat e përparme **i** ose **e** ose **të** ose **së**, të cilat e dallojnë atë nga dhanorja. Këto ndryshojnë:

- **sipas gjinisë së emrit që paraprin gjinoren:**
  *djali **i** Teutës/ vajza **e** Teutës*

- **sipas rasës së emrit që paraprin gjinoren:**
  *djali **i** Teutës/ djalit **të** Teutës/ (diploma) e një studenti **të** universitetit*
  *vajza **e** Teutës/ vajzës **së** Teutës/ (diploma) e një studenteje **të** universitetit*
- **sipas trajtës së emrit që paraprin gjinoren:**
  *(takova) një djalë **të** Teutës/ djalin **e** Teutës*
  *një vajze **të** Teutës/ vajzës **së** Teutës*

- **sipas numrit të emrit që paraprin gjinoren:**
  *një djalë **i** Teutës / disa djem **të** Teutës*
  *djali **i** Teutës / djemtë **e** Teutës*

- **sipas faktit se cilit i referohet gjinorja** (i referohet një fjale apo një togu):
  *fabrikës **së** tullave / fabrikës së re **të** tullave*
  *punonjësit **e** zonave malore / punonjësit e bujqësisë **të** zonave malore*[64]

[63] **ë-**ja fundore ruhet vetëm në emërore dhe kallëzore në të dyja trajtat.

[64] Në këto raste gjinorja u referohet togjeve ***fabrikës së re*** dhe ***punonjësit e bujqësisë.***

- **sipas sasisë së emrave në gjinore** (të paktën dy emra) **që përcaktojnë një emër femëror:**
  *prodhimet e fushës **së** Korçës, **të** Myzeqesë e **të** Dumresë* (dhe jo: *prodhimet e fushës **së** Korçës, **së** Myzeqesë e **së** Dumresë),*
  *bashkisë **së** Tiranës dhe **të** Elbasanit* (dhe jo *bashkisë **së** Tiranës dhe **së** Elbasanit)*

**§ 26 Pasqyra e togfjalëshave ku përdoren *i, e, të, së* të gjinores:**

**i** *pallati **i** kulturës*[65]
*libri i gjuhës **i** klasës së pestë*[66]
*Fakulteti i Historisë dhe **i** Filologjisë*
*daja **i** Agimit*
*Kola **i** Andonit*

**e** *shkolla **e** fshatit*
*shkollën **e** fshatit*
*pallatin **e** kulturës*
*shkollat **e** fshatit*
*mësuesit **e** shkollës*
*fjala e nderit **e** shqiptarit*[70]
*zhurma e kazmave dhe **e** lopatave*

**të** *(diploma) e një studenti **të** universitetit*
*(diploma) e një studenteje **të** universitetit*
*një studenti **të** universitetit*
*një studenteje **të** universitetit*
*(takova) një student **të** universitetit*
*(takova) një studente **të** universitetit*
*(diploma) e studentit **të** universitetit*
*studentit **të** universitetit*
*(diplomat) e studentëve **të** universitetit*

---

[65] Në gjuhën e folur, në ligjërimin bisedor, takohen edhe togjet pa **i**, **e** ***(pallati kulturës, shkolla fshatit*** për ***pallati i kulturës, shkolla e fshatit).***

[66] Në këto raste emri i dytë ***(i klasës, e shqiptarit)*** marrin përkatësisht **i** dhe **e** (edhe jo **së, të**), sepse i referohen emrit në rasën emërore.

*(diplomat) e studentëve **të** universitetit*
*(kërkesat i përgjigjen) detyrës **të** së sotmes e **të** së ardh**me**s **në** rafinerinë e naftës **të** Cërrikut* (krahaso: *në rafinerinë **e** Cërrikut)*
*fabrikës së re **të** tullave* (krahaso: *fabrikës **së** tullave)*
*veshjet e krahinës së Korçës dhe **të** Dibrës* (krahaso: *veshjet e krahinës **së** Dibrës)*
*shkollat e Tiranës, **të** Elbasanit*
*takimet e një **të** diele*[67]

**së** *(dritaret) e dhomës **së** pritjes*
*dhomës **së** pritjes*
*dhomës **së** gjumit*
*pranë qendrës **së** qytetit*
*(përmirësimi i cilësisë) së racës **së** lopës **së** Shkodrës*
*dajës **së** Mendiut*
*dajës **së** Vjollcës*
*takimet e **së** dielës*

## ***Përdorimet e rasave***

*§ 27* Emri në rasën emërore përdoret kur është:

***a*** subjekt i fjalisë (në trajtë të shquar dhe të pashquar):
***Bekimi** u gëzua për lajmin e mirë.*
***Shqipëria** është në zemër të Evropës.*
***Makina** u nis për rrugë.*
***Një zë** u dëgjua në errësirë.*
*Në rrugë u dukën **njerëz** të panjohur.*
***Qentë** le të lehin, **karvani** të shkojë përpara.*

***b*** plotësues i foljes **jam** (në trajtë të pashquar ose të shquar):

---

[67] **E**-ja, pjesë e emrave femërorë të pashquar ***(e diel, e folme, e ardhme, e re*** etj.), në gjinore, dhanore e rrjedhore kalon në **të**; (*takimet e një **të** diele*), por në trajtë të shquar ajo kalon në **së** *(takimet e **së** dielës).* Kur kjo takohet me një **s** tjetër, **së**-ja e parë kalon në **të** (jo *detyrës **së së** sotmes,* por ***të së** sotmes).*

*Ai është **mjek.***
*Ai është **mjeku** më i mirë i spitalit.*
*Puna është **nder**.*
*Ai ishte **krushku**.*
*Ishte **dimër** i fortë.*
*Hekuri është **metal.***

***c*** plotësues i dy fjalëve njëherazi (në trajtë të pashquar):
*Teuta u zgjodh **deputete** (Teuta **deputete/** u zgjodh **deputete**).*
*S'bëhet ujku **shok** me delen (**s**'bëhet **shok*** dhe ***ujku shok**).*
***Mëmëdhe** quhet toka ku më ka rënë koka (**mëmëdhe** toka* dhe *quhet **mëmëdhe**).*
*Iu bë zemra **mal** (u bë **mal*** dhe *zemra **mal**).*

***d*** përcaktues i një emri për të treguar profesion, pozitë, detyrë, gradë (në trajtë të pashquar):
***Inxhinier** Iliri filloi punën në Durrës.*
***Mësuese** Teutën e transferuan.*
***Major** Spiroja doli në pension.*
*Ishte më i vogli djalë **i princ** Gjon Kastriotit.*

***dh*** emërtim i një personi a sendi të cilit i drejtohet ligjërimi (zakonisht në trajtë të pashquar);
***Doktor,** më vizito edhe mua.*
*O **malet** e Shqipërisë dhe ju, o **lisat** e gjatë…!*
*Si e ke emrin, **bir**?*
*Si të quajnë, **biri** im?*

***e*** plotësues i një foljeje ose i një fjale tjetër me parafjalët **nga** dhe **tek (te)** (në trajtë të shquar):
*Doli nga **shtëpia** në mëngjes.*
*Nga **ferra** e vogël del lepuri i madh.*
*Bora shkriu nga **shiu**.*
*Do të kthehem nga **dreka.***
*Ura u ndërtua nga **fshatarët.***
*E njoha nga të **ecurit.***

*Ajo është e mirë nga **pamja.***
*Vetëm pesë nga **studentët** nuk e morën provimin.*
*Dy nga **çiklistët** e ndërprenë garën.*
*Më shkon mendja tek **Atdheu,** te **nëna,** te **shokët.***

*§ 28* Emri në rasën gjinore përdoret kur është:
***a*** përcaktues i një emri për të treguar:

- përkatësi: *rrugët **e qytetit**; pyjet **e Shqipërisë**, oborri **i shkollës**, libri **i nxënësit**, vjershat **e poetit***:
  *Pyjet **e Shqipërisë** janë të pasura.*
  *Kryetarit **të komisionit** iu bë një komb në grykë.*
  *Atje nisi, atje mbaroi, atje krisi, atje pushoi*
  *rrufe - shkabë **e malësisë**, në një shkëmb **të Dragobisë**.*
  *Biblioteka **e shkollës** u pasurua me libra të rinj.*
  *Thirrjet e njerëzve u ndoqën nga britmat **e kafshëve.***
- lloj, lëndë, cilësi: *këngët **e dasmës**, lulet **e majit**, krisma **e pushkës**, ditët **e djalërisë**, buka **e grurit**, rakia **e rrushit**, unaza **e floririt**[68]**,** liria **e mendimit**:*
  *Këngët **e dasmës** janë shumë të bukura.*
  *Nën kaltërsinë **e qiellit** dallgët preknin bregun.*
  *Pllakat **e mermerit** zbukuronin varrin.*
  *Lirinë **e mendimit** dhe të drejtën për arsim duhet t'i gëzojë çdo njeri.*

- vepruesin *(kthimi **i refugjatëve**, lindja **e diellit**, oshëtima **e sirenave**, tingëllimi **i zileve**):*
  *Lindja **e diellit** gjallëroi fushat, arat, pyjet, kodrat.*
  *Oshëtima **e sirenave** zgjoi qytetin më herët se zakonisht.*

- sendin mbi të cilin bie veprimi *(ndërtimi **i hidrocentralit**, vjelja **e rrushit**, shkelja **e rregullit**, thyerja **e gotës,** mbrojta **e të drejtave**):*
  *Mbrojta **e të drejtave** të njeriut sanksionohet me ligj.*

---

[68] Këto janë sinonimike me ndërtimet **emër + mbiemër *(unaza e florinjtë),*** por edhe me **emër+emër *(unazë floriri).***

*Vjelja **e rrushit** mbaroi.*
*Shkelja **e ligjit** dënohet ashpër.*

- tërësinë nga ndahet një pjesë (*gjysma **e bukës**, shumica **e njerëzve**, një pjesë **e ligjeve**, dy të tretat **e maturantëve**; më i miri **i shokëve**, më i urti **i klasës***):
*Ajo hëngri vetëm një pjesë të vogël **të bukës**.*
*Dy të tretat **e maturantëve** do të vazhdojnë studimet e larta.*
*Më i miri **i shokëve** është Gazmendi.*

- emërtimin e një vendi a sendi (*qyteti **i Tiranës**, lumi **i Shkumbinit**):*
*Qyteti **i Shkodrës** është i bukur.*
*Kanali **i Otrantos** është i thellë.*

**Shënim.** Ndonjëherë emri në gjinore plotëson foljen **jam:**
*Ai është **i gojës (i pushkës, i penës*** etj.).

***b*** plotësues i një foljeje ose i një fjale tjetër me parafjalët **me anë, nga ana, për shkak, në drejtim, për arsye, në mes, në bazë, në vend, për hir** etj.:
*Njeriu i vetmuar po largohej në drejtim **të postës**.*
*Shtëpia humbi në mes **të flakës**.*
*Rronte në mes **të egërsirave.***
*Problemet njihen mirë nga ana **e qeverisë**.*
*Nuk erdhën për shkak **të kohës** së keqe.*
*Po u poq gruri dhe nuk u korr, shkoqet dhe atëherë merr byk në vend **të drithit**..*

***§ 29*** Emri në rasën dhanore përdoret kur është:

***a*** objekt i zhdrejtë i një foljeje për të treguar:

- sendin të cilit i drejtohet veprimi:
*I dhashë **Teutës** një libër.*
*Shkruaji **nënës**, mos përto!*
*I blenë **fëmijës** një biçikletë.*
*Ushtarët u qepeshin **mureve** me brohoritje.*

- personin që përjeton një gjendje:
  ***Shqiponjës** nuk i rrihej, (nuk) i hahej, (nuk) i flihej.*

***b*** plotësues i një foljeje për të treguar vend, kohë, shkak:[69]

*Shkonte **rrugës** i menduar.*
*Doli **malit** si kaçak.*
***Maleve** bie borë.*
*Fshatarët, të gjithë të armatosur, ishin shpërndarë **pyjeve**.*
***Dimrit** këtu bie shi.*
***Mëngjeseve**, kur shkonin në arë, dhe **mbrëmjeve**, kur ktheheshin në shtëpi, diellin prapa krahëve e kishin.*
*Plasa **vapës.***

***c*** plotësues i një foljeje ose i një fjale tjetër, duke u paraprirë nga: **pranë, larg, jashtë, afër, anës, brenda, gjatë, prapa; buzë, majë, mes, midis, rrëzë** etj. për të treguar vend, kohë:

*Ku e lamë e ku na mbeti/ Vaj vatani e mjer mileti/*
*Anës **detit** i palarë/ Anës **dritës** i paparë/ Pranë **sofrës** i pangrënë,/ Pranë **dijes** i panxënë.*
*Ta shpiem rrëzë **murit.***
*E gjeti buzë **një ledhi**, të ulur në një gur.*
*Gjatë **vitit** do të kthehem disa herë.*
*E takoi Mak Mokrën midis **partizanëve**.*
*Deti është i mrekullueshëm buzë **mbrëmjes**.*

***§ 30*** Emri në rasën kallëzore përdoret kur është:

***a*** objekt i drejtë i një foljeje për të treguar sendin mbi të cilin bie drejtpërdrejt veprimi:

*Pas Luftës rindërtuam **kryeqytetin** tonë, Tiranën.*
*Shkrova **një letër** për nënën.*
*Bëri **kërkesë** për t'u pranuar si anëtar i shoqatës.*
*I ftova **shokët** për drekë.*

---

[69] Pranë këtyre ndërtimeve, që përdoren kryesisht me vlera stilistike, takohen më dendur ndërtimet me parafjalë *(shkonte **në rrugë**, doli **në mal**, **në dimër** bie shi, plasa **nga vapa**).*

*Ata hanë **bukë** rregullisht në orën dymbëdhjetë.*

***b*** plotësues i dy fjalëve njëherazi (në trajtë të pashquar):
*Teutën e zgjodhën **deputete** (Teutën **deputete** dhe zgjodhën **deputete**).*
*Atë e emëruan **mësues** (atë **mësues/** e emëruan **mësues**).*
*Mos e bëj mizën **buall** (mizën **buall/** bëj **buall**).*

***c*** plotësues i një foljeje për të treguar kohë, sasi:
*Gjithë **natën** ra shi.*
*Këtë libër e kam blerë 20 **lekë.***
*Sa **ton** peshon ngarkesa?*
*Sa **lekë** kushton libri?*

***d*** plotësues i një foljeje, duke u paraprirë nga: **në, nën, mbi, përmbi, nëpër; me, pa, për, për në, deri në, në lidhje me, në kundërshtim me, në bashkëpunim me, në krahasim me** etj.:
*Po shkoj në **shkollë**.*
*U fsheh nën **krevat.***
*Shumë toka janë futur nën **ujë**.*
*Vuri mbi **tryezë** librin e gjuhës.*
*I hodhi krahun mbi **sup**.*
*Mos shkelni mbi **bar**.*
*Udhëtoj çdo ditë me **tren**.*
*S'bëhet vreshta me urata, po me **shata** e **lopata**.*
*Vajti në teatër me **shokët**.*
*Nëpër **qytet** kalon një lumë.*
*Fëmija pa **nënë** si nata pa **hënë.***
*Ora është dymbëdhjetë pa një **çerek**.*
*Erdhën për **urim**.*
*Foli për **jetën** e **veprën** e Naimit.*
*Hoteli do të ndërtohet në bashkëpunim me **një firmë** të huaj.*

***§ 31*** Emri në rasën rrjedhore përdoret kur është:

***a*** përcaktues i një emri të pashquar[70] për të treguar:

[70] Ky është përdorimi kryesor i rrjedhores pa parafjalë. Kur emri i përcaktuar është i shquar, përcaktuesi është domosdo në rasën gjinore të shquar *(rrugë **fshati**, rruga e **fshatit**)*.

■ përkatësi *(rrugë **fshati**, dallgë **deti**, cicërima **zogjsh**):*
*Mizëri ushtarësh shtyheshin si dallgë **deti** nga të gjitha anët.*
*Gaz*etarët *nxitonin nëpër atë rrugë **fshati** të rrahur nga kafshët e malësorët.*

■ cilësi, lloj *(erë **pranvere**, erë **lulesh**, dyqan **këpucësh,** ditë **dimri,** bukë **gruri,** arkë **druri,** rreze **drite,** gotë **uji,** lëng **mishi,** gur **kufiri,** grup **minatorësh,** tufë **zogjsh**):*
*Ishte një ditë e ftohtë **dimri**.*
*Një rreze **drite** ra mbi shtratin e të sëmurit.*
*Ato ishin me të vërtetë ditë **ankthi** për të.*
*U dëgjuan dy të shtëna **pushkësh**.*
*Kaseta e tretë kishte regjistrime **telefonatash.***
*I dhuroi mësueses një tufë **lulesh**[71]**.***
*Bleva një gotë **rakie**.*

■ tërësinë nga ndahet një pjesë *(gjysmë **buke):***
*Mori në furrë një gjysmë **buke.***
*Teproi një gjysmë **metri** stof.*
*Ne qëndruam pa folur një çerek **ore**.*

■ lëndë:
*Ora prej **bronzi** në mur lajmëroi dy pas mesnate.*
*Nëpër rruginat e varrezës njerëzit lexonin kalimthi pllakat prej **guri** e **mermeri**.*

***b*** plotësues i një foljeje, duke u paraprirë nga: **prej, pas, para,** si në ndërtimet **: prej vitesh, pas disa minutash, pas disa ditësh, para disa orësh, pas dy**

---

[71] Krahas ***një tufe lulesh***, përdoret me të njëjtin kuptim edhe ndërtimi me parafjalë ***një tufë me lule***. Por ndërtimi me ose pa parafjalë i tipit *(piva)* (***një gotë me raki*** ose *një gotë raki)* nuk tregon llojin e gotës (si në rastin ***një gotë rakie***), por lëndën që përmban. *(Piva një gotë ujë. Piva një gotë me ujë frigoriferi.)*

**orësh (**me emra në shumës që tregojnë fragmente kohore):

*Prej **vitesh** në Korçë banonte Stiri.*
*Do të nisem pas dy **orësh**[72].*
*Pas disa **ditësh** diçka filluam të kapnim.*
*Pas një **viti** do të kthehet në Atdhe.*
*Nuk e njoha pas disa **muajsh**.*

[72] Krahas ***pas dy orësh,*** takohet herë-herë edhe ndërtimi me dhanore ***pas dy orëve.* (***Pas **dy ditëve** Rina doli nga spitali.)*

# MBIEMRI

## Llojet

§ 32 Për nga kuptimi dallohen:

a **mbiemra që tregojnë cilësi të drejtpërdrejtë**, si:

***i bardhë, i zi, i madh, i gjatë, i thellë, i cekët, i embël, i shijshëm, i bukur, i dobët, i fortë, i gëzuar, i mirë, besnik, trim, dinak, i poshtër*** (*qëndrim* ***i poshtër*****)**, ***modern*** (*kushtetutë* ***moderne*****);** ***i dëgjuar*** *(=i njohur),* ***i këputur*** *(=shumë i lodhur; shumë i varfër).*

b **mbiemra që tregojnë cilësi jo të drejtpërdrejtë** (nëpërmjet një sendi):

***i gurtë*** **(***shtëpi* ***e gurtë*****),** ***i artë*** **(***unazë* ***e artë*****),** ***i hekurt, i mëndafshtë, i drunjtë; natyror, qiellor, shtetëror, shqipe*** **(***gjuha* ***shqipe*****),** ***shqiptar*** **(***populli* ***shqiptar*****);** ***korrës*** **(***makinë* ***korrëse*****),** ***qepës*** **(***makinë* ***qepëse*****),** ***rrues*** **(***brisk* ***rrues*****);** ***i sotëm*** **(***tubimi* ***i sotëm*****),** ***i djeshëm, i këtushëm, i poshtëm*** **(***kati* ***i poshtëm*****);** ***i parë*** **(***çmim* ***i parë*****),** ***i dytë, i tretë***[73]**.**

§ 33 Për nga forma dallohen:

a mbiemra që kanë mbaresa të përparme **i, e, të, së,** ku përfshihen këto nëngrupe:

- me zanore fundore **-ë**:

***i bardhë (pëllumb i bardhë, fat i bardhë,dele e bardhë, deles së bardhë, flokë të bardhë, flokët e bardhë), i verdhë, i parë*** (*kursi* ***i parë)*** etj.

[73] Disa mbiemra të grupit **b,** kur përdoren me kuptim të figurshëm, kalojnë në grupin **a**: *zemër* ***e artë****; vullnet* ***i hekurt.***

- me fundoret -**m/-ëm/-më; -shëm; -t/-ët/-të; -ur/-r/-rë/-në; -ël; -ër** etj:

***i nesërm, i mesëm, i parmë*** (ana e parme)***; i sjellshëm; i hekurt, i largët, i nxehtë; i ditur, i dëgjuar, i larë, i zënë; i ëmbël, i vogël, i vjetër; i kuq, i madh, i zi*** etj.
*njeriu* ***i nesërm****, data* ***e nesërme*** *(datës* ***së nesërme****), mësimet* ***e nesërme****;*
*njeri* ***i sjellshëm****, vajzë* ***e sjellshme*** *(vajzës* ***së sjellshme****), të rinj* ***të sjellshëm*** *(të rinjtë* ***e sjellshëm), i krahasueshëm,tokë e punueshme, i botueshëm ;*** i ***gatshëm,i mundshëm ,i skajshëm, i frytshëm;***
*krevat* ***i hekurt****, derë* ***e hekurt*** *(derës* ***së hekurt****), udhë* ***të hekurta*** *(udhët* ***e hekurta****);*
*njeri* ***i ditur****, gjë* ***e ditur****, gjëra* ***të ditura*** *(gjërat* ***e ditura****);*
*vend* ***i zënë****, rrugë* ***e zënë*** *(rrugës* ***së zënë****), duar* ***të zëna*** *(duart* ***e zëna****); fik* ***i ëmbël****, verë* ***e ëmbël*** *(verës* ***së ëmbël****), sy* ***të ëmbël*** *(sytë* ***e ëmbël****); qytet* ***i madh****, familje* ***e madhe*** *(familjes* ***së madhe);****.*

- me **pa** në ballë të fjalës: ***i papunë, i pashkollë, i parealizueshëm , i pandalshëm, i pakthyeshëm:***

*njeri* ***i papunë****, grua* ***e papunë*** *(gruas* ***së papunë****), njerëz* ***të papunë, dëshirë e parealizueshme.***

**b** mbiemra që nuk kanë mbaresa të përparme, ku përfshihen këto nëngrupe kryesore:

- me fundoret **-tar, -ar; -iv; -ik; -or, -tor, -s/ -ës, -ues; -yes** etj.**:**

***kombëtar, vendimtar, elementar, heroik, edukativ, dimëror, ditor, kulturor, goditës, mashtrues, tregues, qortues, kullues, mallëngjyes*** etj.:

*flamur* ***kombëtar****, festë* ***kombëtare****, heronj* ***kombëtarë****, valle* ***kombëtare****; nocion* ***elementar****, punë* ***elementare****, nevojat* ***elementare****, trupa* ***elementarë****; rol* ***edukativ****, masë* ***edukative****, punë* ***edukative****; djalë* ***punëtor****, vajzë* ***punëtore****, njerëz* ***punëtorë****; repart* ***goditës****, forcë*

***goditëse**, valë **goditëse**; vështrim **qortues**, fjalë **qortuese**, zëra **qortues**; zë **mallëngjyes** [74] , fjalë **mallëngjyese**, zëra **mallëngjyese** parullë **mashtruese.***

- të prejardhur nga emrat gjegjës: ***kosovar, elbasanas:*** *autor **kosovar**, veshje **kosovare**, autorë **kosovarë**, këngë **kosovare**, autor **elbasanas**, këngë **elbasanase**, autorë **elbasanas**, këngë **elbasanase**;*

- mbiemra të përbërë nga dy gjymtyrë**:**

***fatmirë, fatbardhë, zemërgur, zemërzi, shpirtkazmë, jetëdhënës, naftëmbajtës, dorëmbarë, dritëshkurtër, fjalëmbël, flokëverdhë, elektromekanik:***

*njeri **gojëmbël,** grua **gojëmbël,** njerëz **gojëmbël, nuse gojëmbla**, baba **zemërgur,** njerkë **zemërgure.***

## Gjinia

*§ 34* Mbiemri ka dy gjini: gjininë mashkullore dhe gjininë femërore[75]**.** Mbiemri merr gjininë e emrit që përcakton *(qytet **i vogël** - shtëpi **e vogël**)*

**a** Gjinia mashkullore e mbiemrit është forma përfaqësuese e tij:

***i mirë, i vogël, i hekurt, i sotëm, i këndshëm; i ri, i zi, i lig, i pashok*** (me mbaresën e përparme **i**); ***amtar, normal, dinak, gjakpirës, punëtor, shumëkëmbësh, pesëkatësh*** etj. (pa mbaresë të përparme).

**b** Gjinia femërore formohet nga mashkullorja:

- me kalimin e **i**-së në **-e**[76] përgjithësisht ata që mbarojnë me fundoret **-ë, -ël, -ër, -ët/ -t, -ur/ -r/ -rë/ -në:**

---

[74] Mbiemrat dygjymtyrësh dhe ata me fundoret –shëm, -ues, -or janë bërë shumë prodhimtarë në shqipen standarde.

[75] Në gjuhën e sotme shqipe mbiemrat pranë emrave asnjanës po përdoren në gjininë mashkullore a femërore.

| | | |
|---|---|---|
| *i mirë* | - | *e mirë* |
| *i bardhë* | - | *e bardhë* |
| *i lehtë* | - | *e lehtë* |
| *i gjatë* | - | *e gjatë* |
| *i gjerë* | - | *e gjerë* |
| *i vogël* | - | *e vogël* |
| *i ëmbël* | - | *e ëmbël* |
| *i egër* | - | *e egër* |
| *i rrumbullakët* | - | *e rrumbullakët* |
| *i hekurt* | - | *e hekurt* |
| *i bukur* | - | *e bukur* |
| *i lumtur* | - | *e lumtur* |
| *i ditur* | - | *e ditur* |
| *i trishtuar* | - | *e trishtuar* |

- me kalimin e **i**-së në **-e**, duke marrë njëherazi mbaresën **-e** (kryesisht ata që mbarojnë me fundoret **-shëm, -ëm/ -m/ -më)**[77]

| | | |
|---|---|---|
| *i sjellshëm* | - | *e sjellshme*[78] |
| *i ndershëm* | - | *e ndershme* |
| *i këndshëm* | - | *e këndshme* |
| *i sotëm* | - | *e sotme*[80] |
| *i përparmë* | - | *e përparme*[80] |
| *i larmë* | - | *e larme* |

- me mbaresën **-e** (kryesisht mbiemrat pa mbaresa të përparme):
- historik -- historike( burime historike )

---

[76] Përveç mbiemrave **-i ri - e re, i zi - e zezë, i lig - e ligë,** që shoqërohen edhe me ndryshime në temë.

[77] Në këtë mënyrë e formojnë gjininë femërore edhe: *i keq* - ***e keqe,*** *i kuq* - ***e kuqe****, i madh* - ***e madhe.***

[78] **ë-**ja e fundoreve **-shëm, ëm/ -më** bie.

| | | |
|---|---|---|
| *amtar* | - | *amtare* |
| *normal* | - | *normale* |
| *dinak* | - | *dinake* |
| *gjakpirës* | - | *gjakpirëse* |
| *pesëkatësh* | - | *pesëkatëshe* |
| *katërkëndësh* | - | *katërkëndëshe* |

- njëlloj si gjinia mashkullore (kryesisht kur përbërësi i dytë është emër femëror ose emër mashkullor që tregon lëndë)[79]:

***sypishë*** (m.,f.)
***zemërhekur*** (m.,f.)
***gojëmjaltë*** (m.,f.)

**Shënim 1.** Disa mbiemra të gjinisë femërore ruajnë trajtën e gjinisë femërore të emrit nga vijnë:

*(grua)* ***plakë*** (mbiemër)
*(vajzë)* ***punëtore*** (mbiemër)
***budallaqe***
***merakleshë*** (por edhe ***meraklie)***
***qefleshë*** (por edhe ***qeflie)***
***trimëreshë*** (por edhe ***trime)***

**Shënim 2.** Pranë emrave që e formojnë shumësin me **-e, -ra,** mbiemrat përdoren në gjininë femërore:

*(male)* ***të larta***
*(shtete)* ***të mëdha***
*(kanale)* ***vaditëse***
*(mendime)* ***të thella***
*(vendime)* ***të prera***
*(metale)* ***të rralla***
*(fshatra)* ***të reja***
*(ujëra)* ***të ftohta***

## Numri

§ 35 Mbiemri merr numrin e emrit që përcakton; ai ka: numrin njëjës dhe numrin shumës:

[79] Mbiemrat ***gojëmbël, shpirtlig, zemërkeq, zemërmadh*** e ndonjë tjetër e formojnë gjininë femërore siç do ta formonte gjymtyra e dytë e tyre ***(gojëmbël, shpirtligë, zemërkeqe, zemërmadhe).***

| | **njëjës** | | | **shumës** |
|---|---|---|---|---|
| *(djalë)* | ***i mirë*** | - | *(djem)* | ***të mirë*** |
| *(vajzë)* | ***e mirë*** | - | *(vajza)* | ***të mira*** |
| *(djalë)* | ***punëtor*** | - | *(djem)* | ***punëtorë*** |
| *(vajzë)* | ***punëtore*** | - | *(vajza)* | ***punëtore*** |

§ *36* Shumësi i mbiemrave formohet nga njëjësi:

- duke kaluar mbaresën e përparme **i** në **të** (mbiemra të gjinisë mashkullore)[80]**:**

| **njëjës** | | **shumës** |
|---|---|---|
| ***i mirë*** | - | ***të mirë*** |
| ***i bardhë*** | - | ***të bardhë*** |
| ***i egër*** | - | ***të egër*** |
| ***i kaltër*** | - | ***të kaltër*** |
| ***i gjerë*** | - | ***të gjerë*** |
| ***i cekët*** | - | ***të cekët*** |
| ***i ulët*** | - | ***të ulët*** |
| ***i edukuar*** | - | ***të edukuar*** |
| ***i ditur*** | - | ***të ditur*** |
| ***i gëzuar*** | - | ***të gëzuar*** |
| ***i sotëm*** | - | ***të sotëm*** |
| ***i nesërm*** | - | ***të nesërm*** |
| ***i lavdishëm*** | - | ***të lavdishëm*** |
| ***i ndershëm*** | - | ***të ndershëm*** |
| ***i pafat*** | - | ***të pafat*** |

- duke kaluar mbaresën e përparme **e** në **të** (mbiemra të gjinisë femërore që në njëjës kanë mbaresën fundore **e):**

| **njëjës** | | **shumës** |
|---|---|---|
| ***e sotme*** | - | ***të sotme*** |
| ***e nesërme*** | - | ***të nesërme*** |
| ***e ardhme*** | - | ***të ardhme*** |
| ***e lavdishme*** | - | ***të lavdishme*** |
| ***e ndershme*** | - | ***të ndershme*** |
| ***e shëndetshme*** | - | ***të shëndetshme*** |

---

[80] Mbiemrat ***i ri, i zi, i lig, i vogël, i madh, i keq*** bëjnë përjashtim (shih më poshtë).

- duke kaluar mbaresën e përparme **e** në **të** dhe duke marrë njëherazi mbaresën fundore **-a** (mbiemra të gjinisë femërore):

| njëjës | | shumës |
|---|---|---|
| ***e cekët*** | - | ***të cekëta*** |
| ***e ulët*** | - | ***të ulëta*** |
| ***e edukuar*** | - | ***të edukuara*** |
| ***e ditur*** | - | ***të ditura*** |
| ***e mirë*** | - | ***të mira***[81] |
| ***e bardhë*** | - | ***të bardha*** |
| ***e ligë*** | - | ***të liga*** |
| ***e gjerë*** | - | ***të gjera*** |
| ***e zezë*** | - | ***të zeza*** |
| ***e egër*** | - | ***të egra*** |
| ***e kaltër*** | - | ***të kaltra*** |
| ***e ëmbël*** | - | ***të ëmbla*** |
| ***e vogël*** | - | ***të vogla*** |

- duke marrë mbaresën fundore **-ë** (mbiemra të gjinisë mashkullore me rrokje fundore të theksuar):

| njëjës | | shumës |
|---|---|---|
| ***dinák*** | - | ***dinákë*** |
| ***guximtár*** | - | ***guximtárë*** |
| ***zemërluán*** | - | ***zemërluánë*** |
| ***buzagáz*** | - | ***buzagázë*** |
| ***sylésh*** | - | ***syléshë*** |
| ***punëtór*** | - | ***punëtórë*** |
| ***shqiptar*** | | ***shqiptarë(artistët shqiptarë)*** |

- duke marrë mbaresën fundore **-a** (kryesisht mbiemra femërorë)[82]**:**

[81] Zanorja **-ë** (fundore dhe ajo para **-r, -l**) bie në shumës.
[82] Në ndonjë rast edhe mbiemër mashkullor (si: ***trim - trima***).

| **femërore njëjës** | | **shumës** |
|---|---|---|
| *kokëfortë* | - | *kokëforta* |
| *dorëlëshuar* | - | *dorëlëshuara* |
| *shpirtvogël* | - | *shpirtvogla*[83] |
| *gojëmbël* | - | *gojëmbla*[85] |
| *plakë* | - | *plaka*[85] (*fjalë plaka*) |
| *flokëverdhë* | - | *flokëverdha* |
| *zemërmirë* | - | *zemërmira* |

- duke marrë mbaresën fundore **-nj** (mbiemra mashkullorë me fundoret **-li**, **-çi:**

| **njëjës** | **shumës** |
|---|---|
| *merakli* | *meraklinj* |
| *inatçi* | *inatçinj* |
| *qejfli* | *qejflinj* |
| *sevdali* | *sevdalinj* |

- pa asnjë ndryshim (mbiemra mashkullorë dhe femërorë):

| **njëjës mashkullorë** | | **shumës** |
|---|---|---|
| *shqetësues* | - | *shqetësues* |
| *krijues* | - | *krijues* |
| *tiranas* | - | *tiranas* |
| *gjakpirës* | - | *gjakpirës* |
| *dykatësh* | - | *dykatësh* |
| *shumëngjyrësh* | - | *shumëngjyrësh* |
| *dorëlëshuar* | - | *dorëlëshuar* |
| *shpatullgjerë* | - | *shpatullgjerë* |
| *zemërmirë* | - | *zemërmirë* |
| *zemërhekur* | - | *zemërhekur* |

| **njëjës femërorë** | | **shumës** |
|---|---|---|
| *shqetësuese* | - | *shqetësuese* |
| *krijuese* | - | *krijuese* |
| *shqiptare* | - | *shqiptare* |
| *trime* | - | *trime* |
| *dinake* | | *dinake* |

[83] Shih shënimin 84.

| | | |
|---|---|---|
| ***punëtore*** | - | ***punëtore*** |
| ***buzagaze*** | - | ***buzagaze*** |
| ***faqekuqe*** | - | ***faqekuqe*** |
| ***zemërhekur*** | - | ***zemërhekur*** |
| ***gojëmjaltë*** | - | ***gojëmjaltë*** |
| ***dykatëshe*** | - | ***dykatëshe*** |
| ***shumëngjyrëshe*** | - | ***shumëngjyrëshe*** |

■ në mënyra të tjera:

| **njëjës** | - | **shumës** |
|---|---|---|
| ***i ri*** (m.) | - | ***të rinj*** |
| ***e re*** (f.) | - | ***të reja*** |
| ***i zi*** (m.) | - | ***të zinj*** |
| ***i lig*** (m.) | - | ***të ligj*** |
| ***i vogël*** (m.) | - | ***të vegjël*** |
| ***i madh*** (m.) | - | ***të mëdhénj*** |
| ***e madhe*** (f.) | - | ***të mëdhá*** |
| ***i keq*** (m.) | - | ***të këqij*** |
| ***e keqe*** (f.) | - | ***të këqija*** |
| ***fukara*** (m.) | - | ***fukarénj*** |
| ***plak*** (m.) | - | ***pleq*** |
| ***shpirtvogël*** (m.) | - | ***shpirtvegjël*** |
| ***shpirtmadh*** (m.) | - | ***shpitmëdhénj*** |
| ***shpirtmadhe*** (f.) | - | ***shpirtmëdhá*** |

## Vendi i mbiemrave

§ *37* Mbiemrat zakonisht vendosen pas emrave që përcaktojnë *(qytet **i vogël**, njeri **i mirë**, lule **e bukur,** grua **besnike,** djalë **punëtor**, vajzë **punëtore**):*

*Një erë **e ngrohtë pranverore**, erë lule molle e kumbulle **të porsaçelur**, erë fiku **të njomë** e dheu **të vlagët** hyri në dhomë.*
*Nga kreshtat **e larta** të Tomorit u derdhën mbi lëndinat e Myzeqesë rrezet **e vakëta** të diellit **vjeshtak.***
*Të gjithë të tjerët kujtonin që ushtria **shqiptare** do të bariste kundër Sfetigradit.*

Në disa raste të rralla, për arsye stilistike (kur ata kanë ngarkesë emocionale), mbiemrat vendosen para emrit:

***I ziu*** *baba erdhi nga kurbeti pas pesëdhjetë vjetësh.*
***Të njëjtën*** *fytyrë zeshkane e shihja çdo mëngjes* ***në të njëjtën*** *skutë.*
***Më i miri, më i zgjuari, më i zoti*** *gjeneral i tij, Vrana Konti, ishte kundër.*
*Pse nuk mendonte kështu edhe për fatin* ***e të mjerit*** *Filip.*
*Pllakosi* ***e nxirosura*** *natë, bir!*

**Shënim.** Përpara mund të vendosen mbiemrat e shkallës pohore, krahasore edhe rrallë sipërore. Në këtë pozicion ata dalin me mbaresa shquese si emrat.

## Lakimi

§ 38 **Ndryshimet e mbaresave të përparme të mbiemrit**
Lakohen vetëm mbiemrat që kanë mbaresa të përparme **(i, e, të, së);** të tjerët nuk lakohen.[84]
Gjatë lakimit **i, e, të, së** ndryshojnë sipas gjinisë, numrit, rasës, trajtës së emrave që kanë përpara, sipas sasisë së mbiemrave që ndjekin emrat (kur ata ndiqen nga dy a më shumë mbiemra) dhe sipas ndonjë faktori tjetër (shih më poshtë):

sipas gjinisë: *libër* ***i ri****/ fletore* ***e re***
sipas numrit : *libër* ***i ri/*** *libra* ***të rinj***
sipas rasës : *libër* ***i ri/*** *i një libri* ***të ri***

[84] *Djalë punëtor, i një djali punëtor* etj.; *djali* ***punëtor****, i djalit* ***punëtor*** etj.; *një vajzë* ***punëtore****, vajza* ***punëtore****.* (Siç shihet, mbiemri ***punëtor*** nuk ndryshon në asnjë rast.)

sipas trajtës: *(mbulesa) e një fletoreje* ***të re/*** *(mbulesa) e fletores* ***së re.***

sipas sasisë së mbiemrave të prapavendosur: *nxënësin* ***e sjellshëm*** *dhe* ***të zgjuar*** (dhe jo: *nxënësin* ***e sjellshëm*** *dhe* ***e zgjuar****)*

*§ 39* Pasqyrat e togfjalëshave ku përdoren **i, e, të, së** të mbiemrave.

**Pasqyra 1: emër njëjës i pashquar + mbiemër:**

**a) libër + i ri**

**b) fletore + e re**

| a) emër mashkullor + mbiemër | b) emër femëror + mbiemër |
|---|---|
| libër **i** ri | fletore **e** re |
| i një libri **të** ri | i një fletoreje **të** re |
| një libri **të** ri | një fletoreje **të** re |
| libër **të** ri | fletore **të** re |
| (fle**të**)libri **të** ri | (fle**të**) fletoreje **të** re |

**Pasqyra 2: emër njëjës i shquar + mbiemër:**

**a) libri + i ri**

**b) fletorja + e re**

| a) emër mashkullor + mbiemër | b) emër femëror + mbiemër |
|---|---|
| libri **i** ri | fletorja **e** re |
| i librit **të** ri | i fletores **së** re |
| librit **të** ri | fletores **së** re |
| librin **e** ri | fletoren **e** re |

**Pasqyra 3: emër shumës i shquar + mbiemër:**

**a) librat + e rinj**

**b) fletoret + e reja**

| a) emër mashkullor + mbiemër | b) emër femëror + mbiemër |
|---|---|
| librat **e** rinj | fletoret **e** reja |
| i librave **të** rinj | i fletoreve **të** reja |
| librave **të** rinj | fletoreve **të** reja |
| librat **e** rinj | fletoret **e** reja |

**Shënim 1.** Në ndërtimin emër shumës i pashquar **(mashkullor** dhe **femëror) + mbiemër** del në të gjitha rastet vetëm **të**: libra **të** rinj, i ca librave **të** rinj etj.; fletore **të** reja, i ca fletoreve **të** reja etj.

**Shënim 2.** Siç del nga pasqyrat e mësipërme, **i, e, të**, **së** përdoren në këta togfjalësha:

| | | | |
|---|---|---|---|
| **i:** | *libër* | ***i*** | *ri* |
| | *libri, Leka* | ***i*** | *ri* |
| **e:** | *fletore* | ***e*** | *re* |
| | *fletorja* | ***e*** | *re* |
| | *librin* | ***e*** | *ri* |
| | *fletoren* | ***e*** | *re* |
| | *librat* | ***e*** | *rinj* |
| | *fletoret* | ***e*** | *reja*[85] |

| | | | |
|---|---|---|---|
| **të:** | *i një libri* | ***të*** | *ri* |
| | *një libri* | ***të*** | *ri* |
| | *(kam) libër* | ***të*** | *ri* |
| | *(fletë) libri* | ***të*** | *ri* |
| | *i një fletoreje* | ***të*** | *re* |
| | *një fletoreje* | ***të*** | *re* |
| | *(kam) fletore* | ***të*** | *re* |
| | *(fletë) fletoreje* | ***të*** | *re* |
| | *i librit* | ***të*** | *ri* |
| | *librit* | ***të*** | *ri* |
| | *libra* | ***të*** | *rinj* |
| | *fletore* | ***të*** | *reja* |
| | *i librave* | ***të*** | *rinj* |
| | *librave* | ***të*** | *rinj* |
| | *i fletoreve* | ***të*** | *reja* |
| | *fletoreve* | ***të*** | *reja* |

[85] Në fjalinë ***Duken së largu këmbët e shkurtra*** përdoret **e,** sepse mbiemri lidhet vetëm me emrin, ndërsa në fjalinë ***Gënjeshtra i ka këmbët të shkurtra*** përdoret **të**, sepse mbiemri ka lidhje të dyfishtë *(këmbët **e** shkurtra dhe i ka **të** shkurtra).*

gënjeshtra i ka këmbët të shkurtra
shkollës më të dalluar[86]
shkollën më të dalluar
shkollat më të dalluara

| | | | |
|---|---|---|---|
| **së:** | *i fletores* | ***së*** | *re* |
| | *fletores* | ***së*** | *re* |
| | *Lekës* | ***së*** | *Madh* |
| | *Dajës* | ***së*** | *vogël* |

*kryerja e më **së** mirës pu**në**.*

**Pasqyra 4: emër + mbiemër + mbiemër**

a) *nxënës **i** sjellshëm dhe **i** zgjuar*
b) *nxënëse **e** sjellshme dhe **e** zgjuar*
c) *nxënësi **i** sjellshëm dhe **i** zgjuar*
d) *nxënësja **e** sjellshme dhe **e** zgjuar*
dh) *nxënës **të** sjellshëm dhe **të** zgjuar*
e) *nxënëse **të** sjellshme dhe **të** zgjuara*
f) *nxënësit **e** sjellshëm dhe **të** zgjuar*
g) *nxënëset **e** sjellshme dhe **të** zgjuara*

Mbiemrat në a), b), dh), e) dalin rregullisht me të njëjtën formë, pavarësisht nga sasia e tyre: **i/ i:** *nxënës **i** sjellshëm dhe **i** zgjuar*; **të/ të:** *i një nxënësi **të** sjellshëm dhe **të** zgjuar;* **e/ e:** *nxënëse **e** sjellshme dhe **e** zgjuar;* **të/ të**: *i një nxënëseje **të** sjellshme dhe **të** zgjuar;* **të/ të**: *nxënës **të** sjellshëm dhe **të** zgjuar; i ca nxënësve **të** sjellshëm dhe **të** zgjuar; nxënëse **të** sjellshme dhe **të** zgjuara; i ca nxënëseve **të** sjellshme dhe **të** zgjuara.*

Mbiemrat në c) ndryshojnë vetëm në kallëzore **(e/ të)**
**Kallëzore:** *nxënësin **e** sjellshëm dhe **të** zgjuar*
Mbiemrat në d) ndryshojnë në gjinore **(së/ të),** dhanore **(së/ të)** dhe kallëzore **(e/ të)**
Gjinore : *i nxënëses **së** sjellshme dhe **të** zgjuar*
Dhanore : *nxënëses **së** sjellshme dhe **të** zgjuar*
Kallëzore : *nxënësen **e** sjellshme dhe **të** zgjuar*

[86] Prania e **më**-së kushtëzon kalimin e **së**$^{-së}$ dhe **e**$^{-së}$ në **të.**

Mbiemrat në f) dhe në g) ndryshojnë në emërore dhe në kallëzore **(e/ të)**

**Emërore:** *nxënësit **e** sjellshëm dhe **të** zgjuar*
*nxënëset **e** sjellshme dhe **të** zgjuara*

**Kallëzore:** *nxënësit **e** sjellshëm dhe **të** zgjuar*
*nxënëset **e** sjellshme dhe **të** zgjuara*

**Shënim 1.** Rregullat e pasqyrës 4 kanë vlerë edhe kur mbiemri i parë është pa mbaresë të përparme (*djalë punëtor dhe **i** zgjuar; **i** një djali punëtor dhe **të** zgjuar; djalin punëtor dhe **të** zgjuar).*

**Shënim 2.** Mbiemrat e paravendosur lakohen si emrat e shquar: ***i miri djalë, i të mirit djalë, të mirit djalë, të mirin djalë, e mira vajzë, i së mirës vajzë, së mirës vajzë, të mirën vajzë; të mirët djem, i të mirëve djem, të mirëve djem, të mirët djem; të mirat vajza, i të mirave vajza, të mirave vajza, të mirat vajza.***

## Shkallët

**§ 40** Mbiemri ka shkallën pohore, shkallën krahasore dhe shkallën sipërore.

**a** **Shkalla pohore** është shkalla bazë e mbiemrit:

***i mirë (e mirë, të mirë), i ri, i gjatë, i vogël, i ëmbël, i njohur, besnik, punëtor:***

*Qielli ishte **i pastër** si një tyl **i kaltër.***
*Mali i Korabit është **i lartë.***
*Atje tej dëgjohej hingëllimi **i dëshpëruar, i mallëngjyer, i ngjirur, i këputur** i një kali.*

**b** **Shkalla krahasore** formohet duke i paravendosur pohores **më**:

***më i mirë, më i ri, më i gjatë, më i vogël, më i ëmbël, më i njohur, më besnik, më punëtor:***
*Ai është **më i mirë** se unë.*
*S'ka gjë **më të bukur** sesa të shohësh Rivierën shqiptare.*
*Ishte ushtria **më e fortë** që ishte parë gjer më atë kohë.*
*Ajo ditë mbeti si një nga kujtimet **më të ëmbla** të fëminisë.*
*Ai ishte **më i riu** nga ne.*
***Më e shqetësuara** nga të gjithë ishte nusja e Leksit.*

**c** **Shkalla sipërore** formohet duke i paravendosur pohores **shumë**[87]**:**
***shumë i mirë, shumë i ri, shumë i gjatë, shumë i vogël, shumë i ëmbël, shumë i njohur, shumë besnik, shumë punëtor:***

*Koha ishte **shumë e shkurtër**.*
*Inxhinieri ishte **shumë i kënaqur**.*
*U kthyen **shumë të lodhur** në shtëpi.*
*Po vrojtonim nga një distancë **mjaft e madhe** dy sende **shumë të ndritshme**.*

| Shkalla pohore | Shkalla krahasore | Shkalla sipërore |
|---|---|---|
| *i mirë* | *më i mirë (më i miri)*[88] | *shumë i mirë*[89] |
| *i ri* | *më i ri (më i riu)* | *shumë i ri* |
| *i gjatë* | *më i gjatë (më i gjati)* | *shumë i gjatë* |
| *(djalë) punëtor* | *më punëtor (më punëtori)* | *shumë punëtor* |

---

[87] Krahas **shumë**, herë-herë përdoren edhe: **mjaft, tepër, fort, fare, krejt (krejtësisht), tejet, bukur** etj.:
*Merr mbi supe një përgjegjësi me pasoja **tejet të rënda.***
*Ishte njeri **mjaft serioz** dhe i thjeshtë.*
*Kostumi ishte **fare i ri.***
*Ajo është vërtet **tejet e habitshme.***
*Ishte një gjë **fort e rrallë.***
*Është diçka **fare e rëndomtë.***

[88] Krahasorja pa fundoret **i, a, të** përdoret vetëm në bashkëvajtje me emrat:
***Rruga më e shkurtër.***
***Fiku më i ëmbël.***
*Djemtë **më të mirë.***
Ndërsa krahasorja me fundoret **i/u; a/-ja; të/t** përdoret kur është më vete, ose kur vendoset para emrit që përcakton:

**§ 41** Shkallë kanë mbiemrat që tregojnë cilësi të drejtpërdrejtë si edhe mbiemrat që tregojnë cilësi të ndërmjetuar, kur këta përdoren me kuptim të figurshëm:

- ***i bardhë, i madh, i ëmbël, i bukur, i fortë, besnik;***
- ***i hekurt (i fortë), i gurtë (i fortë), i leshtë (i trashë), i dëgjuar (i njohur), i këputur (i varfër):***

*Kjo punë kërkon disiplinë* ***të hekurt.***
*Vështirë se gjendet njeri me vullnet* ***më të hekurt****.*
*Ai gjithë jetën e tij ka qenë* ***shumë i ngurtë.***

**Shënim.** Mbiemrat që tregojnë cilësi të ndërmjetuar nuk kanë shkallë:
***i drunjtë*** *(lugë e drunjtë),* ***i hekurt*** *(krevat i hekurt),* ***i sotëm*** *(gazeta e sotme),* ***i këtushëm*** *(jeta e këtushme).*

## Përdorimi i mbiemrave në ndërtime me krahasim

**§ 42** Mbiemrat e shkallës pohore përdoren në këto ndërtime me krahasim:

**a** **aq + mbiemër në shkallën pohore + sa**

*Për Skënderbeun lëvdata ishte* ***aq e drejtë sa*** *edhe* ***e merituar.***
*Vrana Konti ishte* ***aq trim sa*** *Skënderbeu.*

---

***Më e larta*** *e shtëpive;* ***Më i zgjuari*** *i shokëve; Ishte* ***më e bukura****,* ***Më e larta shtëpi****;* ***Më e bukura vajzë****. Ishin* ***më të mirët.***

[89] Fjala ***shumë*** (***fort*** etj.) e mbiemrit në shkallën sipërore mund të prapavendoset për arsye stilistike:
*Shtëpia e miqve tanë kishte vetëm një odë* ***të vjetër shumë****.*
*Do të tregoj një histori* ***të vjetër fort****.*

**b** **aq + mbiemër në shkallën pohore + si**
*Ishte **aq i përgatitur si** të kishte mbaruar dy universitete.*

§ *43* Mbiemrat e shkallës krahasore përdoren në këto ndërtime me krahasim:

***a*** **mbiemër në shkallën krahasore + se (sesa)**

*Fshati i dukej **më i bukur se** herët e tjera.*
*S'ka gjë **më të vyer se** nderi për njeriun.*
*S'ka gjë **më të keqe sesa** kur s'të beson fëmija.*[90]

**Shënim.** Mbiemri në shkallën krahasore mund të shoqërohet me **pak** ose **shumë**[91]
*Ne ishim **më pak të tronditur** se ai.*
*Ai nuk ishte **më pak i mençur** se ajo.*
*Ai nuk ishte më **shumë i ditur** se guxim**tar**.*

***b*** **sa + mbiemër në shkallën krahasore + aq më (shumë)**

***Sa më të larta** të jenë virtytet e kombit, **aq më shumë** lartësohet ai.*
***Sa më e zgjuar** të jetë fëmija, **aq më shpejt** ecën në shkollë dhe në jetë.*

**Shënim.** Mbiemri në shkallën krahasore mund të shoqërohet me **pak** ose **shumë:**
*Sa më shumë vonohet ndihma, aq **më pak e sigurt** bëhet jeta jo**në**.*
*Sa më pak vonohet ndihma, aq **më shumë e sigurt** bëhet jeta jo**në**.*

**c** **sa + më shumë + aq + mbiemër në shkallën krahasore**

---

[90] **Sesa** para **kur** mund të mungojë.
[91] Ky ndërtim takohet kryesisht në stilin libror; në vend të tij, përdoret ndërtimi pohues:
*Ai ishte **aq i mençur sa** ajo.*

***Sa më tepër*** *copëtohet toka,* ***aq më i vogël*** *është prodhimi.*
***Sa më shumë*** *kalonte koha****, aq më e padurueshme*** *bëhej gjendja.*

## *Përdorimi i shkallës pohore dhe krahasore me vlerë sipërore*

***§ 44*** Shkalla pohore përdoret me vlerë sipërore në këto raste:

- kur shoqërohet me fjalët: ***akull, mjaltë, borë, flakë, dyllë, sterrë, qelq, pus, brisk, qumësht, plumb, beng, prush, limon, thikë*** etj., të cilat e kanë këtë vlerë edhe më vete:

*Nëna,* ***dyllë e verdhë****, ndezi fenerin.*
*Ajo u bë* ***flakë e kuqe.***
*Uji* ***i ftohtë akull*** *ia përshkoi tërë trupin.*
*Drita çante si me shpatë qiellin* ***pus të zi.***
*Reja* ***e zezë sterrë*** *ishte zbrazur krejt.*
*Ngriheshin male* ***të pjerrëta thikë****.*

- kur shoqërohet nga ndërtime, si: *"sa s'ka më", "sa s'bëhet", "sa s'ta merr mendja", "sa s'thuhet"*[92]*, "sa s'ka ku të vejë më", "në kulm", "si në pëllëmbë (të dorës)" "që s'ka shok":*

*U tregua njeri* ***i lig, sa s'ka më****.*
*Është* ***i varfër sa s'ka ku të vejë.***
*Ishte* ***i tronditur në kulm.***
*Çështja ishte* ***e qartë si në pëllëmbë****.*
*Gjer kur do të presë bota* ***trimin që s'ka shok.***

- kur përsëritet:

***I gjatë i gjatë,*** *në mes të grurit, ai i buzëqeshi.*

---

[92] Paralelisht me këtë, përdoret me të njëjtën vlerë edhe ndërtimi i plotë: **kaq** apo **aq** + mbiemër në shkallën pohore + **sa:**
*Kjo është një gjë* ***kaq interesante sa*** *nuk përshkruhet me fjalë.*
***Aq i fortë*** *ishte* ***sa*** *u deshën katër burra për ta mbërthyer.*

*Shtëpia ishte **e bardhë e bardhë**.*
*Roksana ishte **e bukur e bukur.***
***Trim mbi trimat** kish qenë gjithmonë Gjergj Elez Alia.*
*Marina ime ishte **e bukur mbi të bukurat.***

- kur mbiemri ka parashtesën **stër-:**

*Ky është zakon **i stërlashtë.***
*Doli nga gara **i stërlodhur**.*

- kur ka përpara **më se:**

*Këtë e quajmë **më se të domosdoshme**.*
*Këto mjete janë **më se të nevojshme.***

- kur ka përpara **aq, kaq**[93]:

*Ndihem **kaq e lumtur** sonte.*
*Kjo është një gjë **kaq interesante**!*
*Ai ishte **kaq i butë, kaq i mirë, kaq i dashur.***
*E mbërthyen katër burra; **aq i fortë** ishte.*
*Nuk dha shkak për një gjë **aq të poshtër**.*

**Shënim.** Por në mohim, herë-herë me pjesëzat **dhe, edhe** përpara **aq, kaq,** zbutet shkalla e tiparit:

*Katerina nuk ishte **dhe aq e bukur.***
*Nuk ishte **edhe aq e lehtë**.*
*Kjo shfaqje nuk ishte **edhe kaq interesante.***

- kur ka përpara **sa:**

***Sa e largët** më dukej ajo ditë!*
***Sa e bukur** qenka kjo vajzë!*

**Shënim 1.** Mbiemrat e shkallës pohore kur paraprihen nga **gati, gati-gati, disi**, tregojnë tipar pothuaj si pohorja:
*Shikonte yjet **gati të padukshme.***
*Flokët **gati-gati të bardha** e fisnikëronin më shumë.*
*I shoqi dukej **disi i qetë**.*

93 Këto vijnë nga ndërtime të gjymtuara me krahasim.

*I madhi, **disi i përmbajtur,** sapo qe kthyer nga fusha.*

**Shënim 2.** Vlerë sipërore ka edhe ndërtimi i përbërë nga përsëritja e të njëjtit emër me parafjalën mbi:

*halle mbi halle*
*borxhe mbi borxhe*
*pengesa mbi pengesa*
*rreziqe mbi rreziqe*

*§ 45* Shkalla krahasore përdoret me vlerë sipërore në këto raste:

- kur mbiemri në shkallën krahasore përdoret në bashkëvajtje me një emër të shquar:

*Vita ishte vajza **më e madhe** e shtëpisë së Shpiragajve.*
*Mirënjohja e njerëzve është medalja **më e çmuar** që mund t'i jepet njeriut.*

- kur mbiemri në shkallën krahasore përdoret më vete, duke marrë fundoret **i/u, a/-ja, të(t):**

*Hekurani ishte **më i lumturi** i shokëve.*
*Kostandini, **më besniku** ndër vëllezërit, e mbajti fjalën e dhë**në**.*
*Teuta ishte **më e mira** e shoqeve.*
***Më të dobëtit** u skualifikuan.*

- **sa + mbiemër në shkallën krahasore:**

*I uroi vajzës një fat **sa më të lumtur.***
*Ta bëjmë Shqipërinë **sa më të lulëzuar.***

- **njëri+mbiemër në shkallën krahasore + se + tjetri:**

*Motrat ishin **njëra më e mirë se tjetra.***

- **gjithnjë e (ose gjithmonë e, për ditë e) + mbiemër në shkallën krahasore:**

***Gjithnjë e më i thellë*** *po bëhej hendeku midis tyre.*
***Për ditë e më shqetësuese*** *dukej gjendja e të sëmurit.*

## § 46 Përdorimi i mbiemrave si emra

Në kontekste të caktuara mbiemrat përdoren si emra, duke marrë veçoritë e këtyre. Kjo ndodh për të mos përsëritur emrin e përdorur më parë, ose emrin e njohur më parë nga bashkëbiseduesi[94]**:**

*Vajza ime e madhe është në shkollë, kurse* ***e vogla*** *është në punë.*
*Kishte dy nuse: një* ***të mirë*** *dhe një* ***të keqe****.* ***E mira*** *s'kishte dëgjuar asgjë për kurthin e ngritur.*
*Makina u përmbys dhe shoferi u vra. Ç'e gjeti* ***të ziun****!*
*Po grindeshin dy vetë:* ***I shkurtri*** *e qëllloi me bërryl* ***të gjatin.***
*Nga* ***e vogla,*** *kishte harruar* ***të madhen.***
*Skena që redaktove ti është nga* ***më të mirat.***

Përdoren si emra kryesisht:

- mbiemrat që tregojnë radhë: ***i pari, i dyti, i treti*** etj.

***E dyta*** *u klasifikua klasa jonë.*
***Të parat*** *u kthyen në jetë këmbët.*
*Çmimin e parë e mori klubi "Vllaznia",* ***të dytin*** *"Skënderbeu".*

- mbiemrat e përdorur në bashkëvajtje me përemra:

---

[94] Mbiemrat në këtë përdorim kanë gjininë, trajtën, numrin, rasën e emrave që zëvendësojnë. Por zakonisht ato përdoren në trajtë të shquar. Në trajtë të pashquar marrin fjalën **një:** *Djaloshi,* ***një shpatullgjërë, një vetulltrashë,*** *ishte gati të hynte në valle.*
Pasqyra e lakimit të mbiemrave të përdorur si emra

| Rasa | Gjinia | mashkullore | Gjinia | femërore |
|---|---|---|---|---|
| | njëjës | shumës | njëjës | shumës |
| E. | *i miri* | *të mirët* | *e mira* | *të mirat* |
| Gj. | *i të mirit* | *i të mirëve* | *i së mirës* | *i të mirave* |
| Dh. | *të mirit* | *të mirëve* | *së mirës* | *të mirave* |
| K. | *të mirin* | *të mirët* | *të mirën* | *të mirat* |

*Më vinte keq mua **së mjerës.***
***Të zeztë** ata ç'i pret.*
*Ajo **e gjata** ishte e vogla.*

- mbiemrat e shkallës krahasore me vlerë sipërore kur përdoren më vete:

*Ajo ishte **më e gëzuara**.*
*Te dera e dhomës bëri ballë Bardhyli, një çunak i vogël, **më i vogli** ndër shokë.*

**Shënim.** Disa nga këta mbiemra kanë kaluar përfundimisht në klasën e emrave (kryesisht tregojnë frymorë), si: ***i riu, e reja, i burgosuri, i pandehuri, e mira, e keqja, e drejta, e vërteta:***

*Deti nxori në breg një **të mbytur**.*
***E drejta** vonon, por nuk harron.*
***I huaji** e kuptoi menjëherë drojtjen e fusharakut.*
*Urimin kërkonte ta dëgjonte dhe **e reja.***

# NUMËRORI

## § 47 Numërorët

| 1 - 10 | 11 - 20 | 21 - 29 | 30 - 99 |
|---|---|---|---|
| *1 një*<br>*2 dy*<br>*3 tre (tri)*<br>*4 katër*<br>*5 pesë*<br>*6 gjashtë*<br>*7 shtatë*<br>*8 tetë*<br>*9 nëntë*<br>*10 dhjetë* | *11 njëmbëdhjetë*[95]<br>*12 dymbëdhjetë*<br>*13 trembëdhjetë*<br>*14 katërmbëdhjetë*<br>*15 pesëmbëdhjetë*<br>*16 gjashtëmbëdhjetë*<br>*17 shtatëmbëdhjetë*<br>*18 tetëmbëdhjetë*<br>*19 nëntëmbëdhjetë*<br>*20 njëzet* | *21 njëzet e një*[96]<br>*22 njëzet e dy*<br><br>*etj.*<br>*29 njëzet e nëntë* | *30 tridhjetë*[98]<br>*31 tridhjetë e një etj.*<br>*40 dyzet*<br>*41 dyzet e një etj.*<br>*50 pesëdhjetë*<br>*51 pesëdhjetë e një etj.*<br>*60 gjashtëdhjetë*<br>*70 shtatëdhjetë*<br>*80 tetëdhjetë*<br>*90 nëntëdhjetë*<br>*99 nëntëdhjetë e nëntë* |

[95] Shkruhen njësh numërorët 11-19 (njëmbëdhjetë etj.), ata që tregojnë dhjetëshe (***tridhjetë*** etj.), qindëshe ***(njëqind*** etj.).

[96] Shkruhen ndaras numërorët që kanë në përbërje **e**, si: ***njëzet e një, tridhjetë e një, njëqind e një, njëmijë e një*** etj., si dhe ata që kanë në përbërje ***mijë, milion, miliard*** etj. (***një mijë, një milion*** etj.), por ***tridhjetë, dyzet*** etj.

| 100 e lart | |
|---|---|
| 100 njëqind[97]<br>101 njëqind e një<br>200 dyqind<br>300 treqind<br>400 katërqind<br>500 pesëqind<br>600 gjashtëqind<br>700 shtatëqind<br>800 tetëqind<br>900 nëntëqind<br>1000 një mijë<br>1001 një mijë e një<br>1010 një mijë e dhjetë<br>1100 një mijë e njëqind<br>2000 dy mijë<br>100.000 njëqind mijë | 1.000.000 një milion<br>1.000.000.000 një miliard |

**Shënim 1.** **Një** përpara një emri përdoret si numëror kur tregon sasi; në këtë rast ajo mund të paraprihet nga fjala **vetëm:**
*Ai kishte (vetëm)* ***një*** *vajzë dhe dy djem.*
*Ishin vetëm dy infermiere dhe* ***një*** *sanitare e vetme.*

**Shënim 2.** Numërori **tre** ka dy forma: **tre** për gjininë mashkullore (**tre** djem, **tre** kuaj, **tre** libra) dhe **tri** për gjininë femërore (**tri** vajza, **tri** motra, **tri** gazeta):
*Njëra nga* ***tri*** *nuset e* ***tre*** *vëllezërve që ndërtonin urën do të murohej e gjallë.*

**Shënim 3.** Shumësat ***dhjetëra, qindra, mijëra, miliona*** japin idenë e numrit të madh të pacaktuar:
*Në demonstratë merrnin pjesë* ***mijëra*** *njerëz.*
*Çdo vit në botë lindin* ***miliona*** *vetë.*
*Mijëra dollarë për poliklinikën qendrore.*

Për numrat e mëdhenj praktikohet edhe kjo mënyrë shkrimi:

pjesa e parë me **shifër** + pjesa e dytë me **fjalë:**
*Shqipëria do të blejë 100 mijë to**në** grurë me kredi.*

## Mbiemrat prejnumërorë

**§ *48*** Për të treguar rendin e sendeve përdoren mbiemrat që vijnë nga numërorët themelorë. Ja tabela e plotë e këtyre.

| **i 1-rë - i 10-të** | | **i 11-të - i 20-të** | | **i 21-të - i 29-të** | |
|---|---|---|---|---|---|
| *i 1-rë* | *i parë* | *i 11-të* | *i njëmbëdhjetë* | *i 21-të* | *i njëzetenjëtë* |
| *i 2-të* | *i dytë* | *i 12-të* | *i dymbëdhjetë* | *i 22-të* | *i njëzetedytë* |
| *i 3-të* | *i tretë* | *i 13-të* | *i trembëdhjetë* | | *etj.* |
| *i 4-t* | *i katërt* | *i 14-të* | *i katërmbëdhjetë* | *i 29-të* | *i njëzetnëntë* |
| *i 5-të* | *i pestë* | *i 15-të* | *i pesëmbëdhjetë* | | |
| *i 6-të* | *i gjashtë* | *i 16-të* | *i gjashtëmbëdhjetë* | | |
| *i 7-të* | *i shtatë* | *i 17-të* | *i shtatëmbëdhjetë* | | |
| *i 8-të* | *i tetë* | *i 18-të* | *i tetëmbëdhjetë* | | |
| *i 9-të* | *i nëntë* | *i 19-të* | *i nëntëmbëdhjetë* | | |
| *i 10-të* | *i dhjetë* | *i 20-të* | *i njëzetë* | | |

| **i 30-të - i 99-të** | **i 100-të e lart** |
|---|---|
| *i 30-të i tridhjetë* | *i 100-të i njëqindtë* |
| *i 31-të i tridhjetenjëtë etj.* | *i 101-të i njëqindenjëtë* |
| *i 40-të i dyzetë* | *i 200-të i dyqindtë* |
| *i 41-të i dyzetenjëtë etj.* | *i 300-të i treqindtë* |
| *i 50-të i pesëdhjetë* | *i 400-të i katërqindtë* |
| *i 51-të i pesëdhjetenjëtë etj.* | *i 500-të i pesëqindtë* |
| *i 60-të i gjashtëdhjetë* | *i 600-të i gjashtëqindtë* |
| *i 70-të i shtatëdhjetë* | *i 700-të i shtatëqindtë* |
| *i 80-të i tetëdhjetë* | *i 800-të i tetëqindtë* |
| *i 90-të i* ***në****ntëdhjetë* | *i 900-të i* ***në****ntëqindtë* |
| *i 99-të i* ***në****ntëdhjete****në****ntë* | *i 1000-të i njëmijtë* |
| | *i 1001-të i njëmijenjëtë* |
| | *i 1010-të i njëmijedhjetë* |
| | *i 1100-të i njëmijenjëqindtë* |
| | *i 2000-të i dymijtë* |
| | *i 100.000-të i njëqindmijtë* |
| | *i 1.000.000-të i njëmiliontë* |
| | *i 1.000.000.000-të i njëmiliardtë* |

**Shënim 1.** Kur shkruhen me shifra romake, nuk përdoret as ***i***-ja, as ***të***-ja fundore:
*Klasa e parë ose klasa e 1-rë ose klasa I*

*Kreu i dytë ose kreu i 2-të ose kreu II*
*Përvjetori i njëzetë ose përvjetori i 20-të ose përvjetori XX.*

**Shënim 2.** Kur përdoren si emra, këta mbiemra dalin të shquar: ***i pari, i dyti;***
***i njëzeti, i pesëdhjetenjëti;***
***e para, e dyta*** etj.; ***të parat, të dytat*** etj. (Fjalët me **ë** fundore e humbin atë në trajtën e shquar.)

## Përdorimi i numërorëve

***§ 49*** Numërorët zakonisht tregojnë numra abstraktë ose sasi të caktuar:

*Veprimi ishte i thjeshtë:* ***2+2=4.***
***Dy*** *u nisën me natë, të tjerët më vonë.*
*Në takim kishin ardhur* ***120*** *delegatë.*

Ata përdoren për të shprehur edhe:

***a*** **sasi të pacaktuar ose sasi të përafërt:**

- kur përdoren dy numërorë njëri pas tjetrit, të cilët lidhen me vizë ose me **a:**

*Erdhën* ***katër-pesë*** *vetë.*
*Edhe* ***në*** *i prefshin udhën* ***njëzet a tridhjetë*** *vetë, ai s'ndalet…*

- kur paraprihen nga fjalët ***afro, gati, gati-gati, nja, rreth*** etj.:

*E rrethoi kështjellën dhe e rrahu me top* ***nja dy*** *muaj.*
*U vranë* ***afro dhjetë*** *vetë në atë beteje.*

- kur paraprihet nga fjala **mbi** ose togjet ***më se, më shumë se, më tepër se, më pak se:***

*Ai ka marrë* ***më tepër*** *se* ***katër*** *shokë me vete.*
*Kanë kaluar* ***më shumë se pesë*** *vjet që nga ajo kohë.*
*U mbollën* ***mbi pesëdhjetë*** *rrënjë ullinj.*

- kur ndiqet nga togu **e ca**[97]**:**

  *Universiteti ka **njëzet e ca vjet** që është hapur.*

***b*** **sasi shteruese,** kur kanë përpara **të**[98]**:**

*Ballabani vinte nga Lindja, Jakupi nga Jugu, dhe që **të dy** barisnin kundër Krujës. **Të dyja** ushtritë do ta vinin Skënderbeun midis dy zjarresh.*
***Të tre** ushtarët nuk u kthyen.*

**Shënim.** Numërori **të tre** ruan formën e gjinisë (**të tre** gjinia mashkullore; **të tri**, ose **të tria** gjinia femërore);
Numërori **të dy** herë e ruan, herë jo formën e gjinisë (*të **dy** gratë, të **dyja** gratë*). Por numrat që kanë si pjesë të fundit **dy** ose **tre** nuk marrin **-a**. *Të njëzet e **dy** ditët kaluan shpejt.*
Numërorët **të dy** e lart e ruajnë gjithmonë formën e gjinisë kur nuk përdoren me emra:
*erdhën **të dy (të tre, të katër*** etj.)
*erdhën **të dyja (të tria, të katra*** etj.)

***c*** **rendin** e sendeve si mbiemrat e tipit ***i parë, i dytë, i tretë*** etj.:

*Më jep çelësin e dhomës **5*** (në vend të ***e dhomës së pestë).***
*Plani i ndihmës përmbante tri pika: **një:** ndihmë e menjëherdhme, **dy:** ndihmë afatshkurtër, **tre:** ndihmë afatmesme* (në vend të ***e para, e dyta).***

**§ 50** Përdorimi i numërorëve për të shprehur kohë, përmasa, pesha, përqindje, para:

**Datat:** *28.11.1912* ose *28.XI.1912* ose *28 nëntor 1912* (dhe jo*: 28/11/1912, 28-11-1912, 29,12,1912)*

**Ora:** *Ora dymbëdhjetë* ose *ora 12.00; 13.30,00-30, ora pesë e njëzet* ose *5.20.*

**Periudha kohore:** *periudha 1939-1944*
*letërsia e shekujve XIX - XX*

---

97 Në gjuhën popullore përdoret ***"e kusur";***

98 Numërori **një** nuk merr **të.**

*letërsia e viteve 30* (ose 30 - 40) *(në) vitet 40.*
*Katërqindvjetori i lindjes së Budit (1566-1966).*

**Përmasa:** *2 m*
*25 cm*
*10 mm*
*Elbasan 25 km*
*3 ha*
*50 milje*
*2 l*
*1 hl*
*1 $m^2$*
*3 $m^3$*

**Përqindje:** *pesë për qind* ose *5 për qind* ose *5%* (dhe jo pesë %).

**Pesha:** 1 kg
100 g
2 kv
5 t

**Para:** *1 lek* ose *1 l*
*50 lekë* ose *50 l* ose *Lekë 50*

**§ 51** Për të shprehur pjesë, përdoren thyesat që jepen në dy mënyra (me fjalë ose me shifra):
***një e dyta***[99] ose ½

[99] a) Thyesat që kanë element të parë fjalën **një** e kanë elementin e dytë mbiemër femëror njëjës; këto lakohen si emrat femërorë në njëjës, me përjashtim të gjinores e dhanores që dalin me **të** (e jo me **së): një e dyta (1/2), një e treta (1/3), një e katërta (1/4);**
b) Thyesat që kanë element të parë **dy** e lart e kanë elementin e dytë mbiemër femëror shumës; këto lakohen si emrat femërorë në shumës:***dy të tretat (2/3), katër të pestat (4/5), dyzet të mijtat (40/1000) (****vazhdon****) .***

***dy të pestat*** ose ***2/5***

Në vend të thyesave ½, ¼ përdoren emrat ***gjysmë*** dhe ***çerek,*** të cilët e kërkojnë emrin pas në rrjedhore ***(gjysmë buke, gjysmë shekulli; çerek buke, çerek shekulli).***

Si thyesa mund të lexohen edhe numrat dhjetorë. *0,5* ose *pesë të dhjetat.*

## § 52 Përdorimi i numërorëve si emra

Sikurse mbiemrat, edhe numërorët përdoren si emra, zakonisht ata që kanë **të** përpara. Në këtë përdorim ata lakohen si emrat në shumës:

*(Ai kishte tre djem).* ***Të treve*** *u doli e drejta për shkollë të lartë.*
*Ç'të bënte ai vetë një kundër* ***treve.***
*(Atje takoi tri shoqe.) Njëra nga* ***të tria*** *ishte shumë e re.*

---

**Pasqyra e lakimit të thyesave**

| | |
|---|---|
| *E. një e dyta* | *dy të tretat* |
| *Gj. i një të dytës* | *i dy të tretave* |
| *Dh. një të dytës* | *dy të tretave* |
| *K. një të dytën* | *dy të tretat* |

# PËREMRI

## Llojet

§ 53 Sipas kuptimit dhe shërbimit, dallohen:
**Përemrat vetorë:** ***unë, ti, ai/ajo; ne, ju, ata/ato;***
**Përemrat dëftorë:** ***ky/kjo, ai/ajo; këta/këto, ata/ato; i, e këtillë/i, e atillë (i, e tillë); të këtillë, të atillë (të tillë)/të këtilla, të atilla (të tilla);***
**Përemrat pronorë:** ***im/ime; yt/jote; i, e tij/ i, e saj; i, e vet; ynë/jonë; juaj; i, e tyre; e mi/ e mia; e tu/ e tua; e tij; tanë/tona; tuaj/tuaja; e tyre; e vet/ e veta.***
**Përemrat pyetës:** ***kush, cili, ç', çfarë, sa, i satë, (me) se;***
**Përemrat lidhorë:** ***që, i cili;***
**Përemrat e pacaktuar:** ***dikush, askush, asnjëri; diçka, asgjë; njëri, ndonjë; secili, çdo; tjetër; disa, njëpalë; gjithë, çfarëdo*** etj.
**Përemrat vetvetorë:** ***vete-vetja, vetvete-vetvetja, vetë.***

## Përemrat vetorë

**§ 54 Format vetore:**

| | | |
|---|---|---|
| **njëjës** | veta e parë | **unë** |
| | veta e dytë | **ti** |
| | veta e tretë | **ai/ajo**[100] |
| **shumës** | veta e parë | **ne** |
| | veta e dytë | **ju** |
| | veta e tretë | *ata/ ato*[102] |

[100] Ndërsa veta I dhe II përdoren për njerëz, veta III (**ai/ajo; ata/ato)** përdoret edhe për frymorë edhe për sende. Vetëm përemrat vetorë të kësaj vete kanë gjini (**ai, ata** m.; **ajo, ato** f.)

**Shënim.** Krahas trajtave të plota, përemrat vetorë kanë edhe trajta të shkurtra për rasat dhanore dhe kallëzore; këto janë të patheksuara .

## § 55 Format rasore të trajtave të plota dhe trajtat e shkurtra gjegjëse

**Veta e parë** **Veta e dytë** **Veta e tretë**

**Njëjës**

| Rasa | | | | |
|---|---|---|---|---|
| E. | *unë* | *ti* | *ai* | *ajo* |
| Gj. | - | - | *i atij* | *i asaj* |
| Dh. | *mua, më* | *ty, të* | *atij, i* | *asaj, i* |
| K. | *mua, më* | *ty, të* | *atë (të)*[102]*, e* | *atë (të*[104]*), e* |
| Rr. | *(prej) meje*[103] | *(prej) teje*[101] | *(prej)atij*[103] *(tij)*[104] | *asaj (saj)*[104] |

**Shumës**

| Rasa | | | | |
|---|---|---|---|---|
| E. | *ne* | *ju* | *ata* | *ato* |
| Gj. | - | - | *i tyre* | *i tyre* |
| Dh. | *neve, ne* | *juve, ju* | *atyre, u* | *atyre, u* |
| K. | *ne, na* | *ju, ju* | *ata (ta)*[104]*, i* | *ata (to)*[104]*, i* |
| Rr. | *(prej) nesh*[103] | *(prej) jush*[103] | *(prej) atyre*[103] *(tyre)*[104] | *atyre (tyre)* |

**Shënim 1.** Krahas formave ***atij, asaj, atyre*** (rrjedhore veta III), përdoren shumë rrallë edhe

---

[101] ***Meje, nesh, teje, jush, atij (tij), asaj (saj), atyre (tyre)*** përdoren vetëm me parafjalë: *Pranë **meje** qëndronte një i panjohur.*

[102] Format pa **a** nistore ***(të, tij, saj, ta, to, tyre)*** përdoren zakonisht pas parafjalëve:

*Ajo hyri në marrëdhënie të ngushta **me ta**.*

*Fshatarësia ngrinte krye shpesh **kundër tij.***

***Mbi të** banonte një kompozitor.*

*Prapa **tyre** vinte një makinë e vogël.*

*Prej **tij** u shkëput një klithmë.*

format e vjetra: ***asi, asish, aso, asosh, soje, sosh, syresh*** etj.:
*Madje kishte* ***syresh*** *që ishin bërë të tilla.*
*Nuk largohen* ***soje.***
*Fusha e tërë ish e mbuluar* ***prej syresh.***

**Shënim 2.** Përdorimi i trajtave ***neve, juve*** për ***ne, ju*** (në emërore e kallëzore) është i gabuar (jo ***Neve*** *e kemi parë atë,* por ***Ne*** *e kemi parë atë* etj).

## § 56 Pasqyra e trajtave të shkurtra

| Numri | Rasa | Veta I | Veta II | Veta III[103] |
|---|---|---|---|---|
| **Njëjës** | **Dhanore** | **më** | **të** | **i** |
| | **Kallëzore** | **më** | **të** | **e** |
| **Shumës** | **Dhanore** | **na** | **ju** | **u** |
| | **Kallëzore** | **na** | **ju** | **i** |

**Shënim.** Përdorimi i njëjësit **i** në vend të shumësit **u** është jonormativ (***U*** *dha mësuesve lule* edhe jo: ***I*** *dha mësuesve lule).*

## Bashkimi i trajtave të shkurtra

*§ 57* Zakonisht bashkohen dy trajta, e pikërisht **trajta e dhanores** (e çdo vete, njëjës e shumës) me **trajtën e kallëzores** (e vetës III njëjës e shumës)[104]

[103] Trajtat e shkurtra të vetës III nuk dallohen sipas gjinisë.
[104] Ndonjëherë, sidomos në gjuhën e folur, bashkohen edhe tri trajta të shkurtra, si p.sh.:
***Më ta*** *bëri shiu qull.*

**Pasqyra e bashkimeve të trajtave të shkurtra**[105]

| | | | | |
|---|---|---|---|---|
| **ma……** | **(më + e):** | ***ma*** | ***dha*** | ***librin*** |
| **ta……..** | **(të + e):** | ***ta*** | ***dha*** | ***librin*** |
| **ia……..** | **(i + e):** | ***ia*** | ***dha*** | ***librin*** |
| **na e…..** | **(na + e):** | ***na e*** | ***dha*** | ***librin*** |
| **jua……** | **(ju + e):** | ***jua*** | ***dha*** | ***librin*** |
| **ua…….** | **(u + e):** | ***ua*** | ***dha*** | ***librin*** |
| **m'i……** | **(më + i):** | ***m'i*** | ***dha*** | ***librat*** |
| **t'i…….** | **(të + i):** | ***t'i*** | ***dha*** | ***librat*** |
| **ia……..** | **(i + i):** | ***ia*** | ***dha*** | ***librat*** |
| **na i…..** | **(na + i):** | ***na i*** | ***dha*** | ***librat*** |
| **jua……** | **(ju + i):** | ***jua*** | ***dha*** | ***librat*** |
| **ua…….** | **(u + i):** | ***ua*** | ***dha*** | ***librat*** |

**Shënim 1.** Takohen edhe bashkime të tjera, ku vetëm njëri element i bashkimit është trajtë e shkurtër (si p.sh. *Ta mësosh mirë gjuhën shqipe* etj.).

**Shënim 2.** Ndodh që të bashkohen edhe dy trajta të shkurtra të rasës dhanore (si p.sh. *-Ah, faqezi, **m'i** marsh të keqen vajzës!).*

## *§ 58* Përdorimi i përemrave vetorë

***a*** Përemrat e rasës emërore përdoren:

- si subjekt i foljes[106] (kryesisht veta III):

***Ai** e njeh mirë Shqipërinë.*
***Ajo** donte të bëhej shkrimtare.*
***Ata** po dilnin nga shtëpia, ndërsa unë po kthehesha nga biblioteka.*

---

[105] Vetëm **na e** dhe **na i** ruhen të plota dhe shkruhen të veçuara: **ma, ta** janë përftuar nga shkrirja e zanoreve **ë+e**; **ia, jua, ua** janë përftuar me analogji sipas **ma, ta; m'i, t'i** me rënien e zanores **ë**, shkruhen me apostrof.

[106] Përemrat vetorë të vetës I dhe II **(unë, ti, ne, ju)** nuk përdoren si subjekt i foljes, përveç rasteve kur duam t'i theksojmë:
***Unë** komandoj këtu dhe jo **ti**. Edhe **ne** kemi dëgjuar për këtë çështje.*
*Këtë fortesë dhe këtë qytet nuk jua dhashë **unë**, po ma dhuruat **ju.***

- si plotësues i foljes **jam:**

  *Unë nuk jam **ti.***
  *Ne nuk jemi **ata.***
  *Ne nuk jemi si **ju.***

- si plotësues i një foljeje ose i një fjale tjetër me parafjalët **nga, tek:**

  *Ti prisje shumë nga **ne.***
  *Fqinjët mblidheshin te **ne** çdo natë.*
  *Dy nga **ju** nuk do të shkojnë me shërbim.*

***b*** Përemrat e rasës dhanore përdoren si objekt i foljes:

***Mua** më erdhi një telegram.*
***Atij** i sollën një pako.*
*I dha **atij** një libër dhe **mua** një fletore.*

***c*** Përemrat e rasës kallëzore përdoren:

- si objekt i drejtë i foljes:

  *E pashë **atë.***
  *Mësuesja i donte **ato**.*

- si plotësues i foljes me parafjalët ***me, pa, për, mbi*:**

  *Ajo bënte shaka shpesh me **atë.***
  *Për **ty** është interesuar shumë kohët e fundit.*
  *Mos u nis pa **mua.***
  *Ajo u hodh mbi **të** me vrull.*
  *Vajti në teatër me **ta.***

***d*** Përemrat e rasës rrjedhore përdoren si plotësues i foljes me parafjalët ***prej, ndaj, përpara, afër, larg*** etj.:
*Këto gjëra kërkoj prej **jush.***
*Përpara **tij** ishte qyteti.*
*Është mbajtur qëndrim i rreptë ndaj **tij.***

### § 59 Përdorimi i trajtave të shkurtra

Trajtat e shkurtra përdoren:

- si objekt i zhdrejtë (kryesisht dy vetat e para):

*__Na__ sillni ca makineri.*
*__Të__ dhanë gjë?*
*__Ju__ folën për ndryshimet e fundit?*
*Ti, Shqipëri, __më__ jep nder, __më__ jep emrin shqiptar…*

- si objekt i drejtë:

*__Më__ mori për krahu dhe shkuam të shëtisnim.*
*Kështu __e__ gjeti dhe e ëma.*
*__E__ pritët me dashuri e gëzim.*
*Se __të__ deshte dhe s'__të__ deshnin/ se __të__ qante, kur __të__ qeshnin.*

- si përsëritëse[107] e objektit të zhdrejtë (në këtë rast ato janë të detyrueshme):

*__I__ fola rëndë vëllait* (edhe jo: ***fola rëndë vëllait);***
*__I__ dhe bukë __djalit__? (dhe jo: __dhe bukë djalit__);*
*Kjo detyrë __na__ takon neve.*

- si përsëritëse e objektit të drejtë kur ky nuk është i theksuar:

*-__E__ takove mësuesin? -__E__ takova.*
(si përgjigje e kësaj pyetjeje nuk mund të thuhet:
*-__Takova__; as: -__Takova mësuesin__).*
*Drejtuesit __e__ dinin këtë problem.*

- si përsëritëse e objektit të drejtë kur janë në vetën I dhe II njëjës dhe shumës (kur është i theksuar objekti):

***Mua më** shohin me dashamirësi.*
***Ty të** ka mësuar jeta shumë gjëra.*
*Fshati duhet të __më__ dëgjojë __mua.__*

---

[107] Trajtat e shkurtra përdoren edhe vetëm për vetëm në ndërtimet e paplota:
*-I the Teutës? -__I__ thashë (veta III)*
*(Do t'i shkruaj djalit një letër).*
*-Mos harro __t'i__ bësh të fala, kur __t'i__ shkruash (veta III).*

**Shënim 1.** Në vetën III trajta e shkurtër është e domosdoshme kur nuk është i theksuar objekti:
*Për një farë kohe kalimtarët dhe turistët atë e **shikonin** me nderim.*
(Krahaso me: *Për një farë kohe kalimtarët dhe turistët **atë** shikonin me nderim.)*

**Shënim 2.** Trajtat e shkurtra të rasës dhanore veta I dhe II përdoren edhe për të shprehur një qëndrim emocional të folësit:
*O fushëzat pjellore/ që **më** ushqeni Shqipërinë.*
*Nëno moj, mbaj zi për vëllanë/ Me tre plumba **na** i ranë/ **Na** e vranë e na e shanë/ **Na** i thanë tradhëtor.*
*Gomari veshi lëkurë dragoi/ Pa erdh'e **t**'u bë posi dragua.*

## § 60 Vendi i trajtave të shkurtra

Trajtat e shkurtra vendosen zakonisht para foljeve; në raste të caktuara ato mund të vendosen në mes edhe në fund të tyre:

- ***E** shihja çdo mëngjes.*
*Ai **i** ndien e **i** parandien të gjitha këto.*
*Mos **e** merr me vete.*
*Ajo që **i** mahniti të gjithë, ishte përdorimi virtuoz i gjuhës shqipe e i teknikave poetike të saj, që ai **i** çoi gjer në përkryerje.*
*Mos **i** thuaj gjë.*

- *Duke **e** dashur vendin e vet, e quante të pamoralshme të mbyllte sytë përpara mizerjes.*
*Ngrehu nuse t'**u** çosh bukë mjeshtërve!*
*Kështu duhet t'**i** ketë lindur edhe dashuria për letërsinë.*
*Merr**e**ni dhe çojeni në qytet këtë shtatore. Vendos**e**ni në një shesh.*

- *Bukuroshe! Symëshqerrë! Shiko**më** një herë mua.*
*Dëgjo**më** e mos m'u zemëro!*

## Përemrat dëftorë

**§ 61** **Format (sipas numrit e sipas gjinisë)**

**ky** (njëjës mashkullor) **këta** (shumës mashkullor)
**kjo** (njëjës femëror) **këto** (shumës femëror)

***ky*** *njeri,* ***kjo*** *grua****,*** ***këta*** *njerëz,* ***këto*** *gra,* ***ky*** *automobil,* ***kjo*** *shkollë,* ***këta*** *automobila,* ***këto*** *shkolla.*

Si dëftorë përdoren edhe përemrat:
**ai** (njëjës mashkullor) **ata** (shumës mashkullor)
**ajo** (njëjës femëror) **ato** (shumës femëror):

*Ç'është* ***ky (ai)?*** ***Ky (ai)*** *është fjalor.*
***Ky (ai)*** *njeri më ka bërë nder.*
***Ky këtu (ai atje)*** *po më sheh me vëmendje.*
*-Ç'janë* ***këta (ata)?*** *-Këta janë fjalorë.*
*-Ata janë fjalorë.*
*-Ç'janë* ***këto (ato)?*** *-Këto janë revista.*
*-Ato janë revista.*

**Shënim.** ***Ky, kjo, këta, këto*** tregojnë frymorë a sende që ndodhen afër folësit; ***ai, ajo, ata, ato*** tregojnë frymorë a sende që ndodhen larg folësit.

Për të treguar tipar të frymorëve a sendeve që ndodhen pranë a larg folësit, shqipja përdor përkatësisht ***i këtillë*** dhe ***i atillë***[108]. Por trajta ***i tillë*** (pa **kë** dhe pa **a** nistore) po përdoret gjithnjë e më shumë në vend të ***i këtillë, i atillë.***

[108] Format e plota të këtyre janë: ***i këtillë, i atillë*** (gj.mashkullore njëjës); ***e këtillë, e atillë*** (gjinia femërore njëjës); ***të këtillë, të atillë*** (gj.mashkullore shumës); ***të këtilla, të atilla*** (gj.femërore shumës).

## § 62 Format rasore

| Rasa | Njëjës | | Shumës | |
|---|---|---|---|---|
| | *Mashkullore* | *Femërore* | *Mashkullore* | *Femërore* |
| **E.** | **ky** | **kjo** | **këta** | **këto** |
| **Gj.** | **i këtij** | **i kësaj** | **i këtyre** | **i këtyre** |
| **Dh.** | **këtij** | **kësaj** | **këtyre** | **këtyre** |
| **K.** | **këtë** | **këtë** | **këta** | **këto** |
| **Rr.** | **këtij**[109] | **kësaj** | **këtyre** | **këtyre** |

**Shënim.** Përemrat ***i tillë, i këtillë, i atillë*** lakohen si mbiemrat e tipit me **i, e, të, së** përpara.

## § 63 Përdorimi i përemrave dëftorë

Dëftorët përdoren edhe më vete edhe si përcaktues të emrave[110]. Në rastin e fundit ata luajnë rol të ngjashëm me mbaresat shquese.

■ ***Ky*** *është vëllai im.* ***Këta*** *janë vëllezërit e mi.*
***Ky*** *punon në fabrikën e cigareve.*
*Ai e pëlqen* ***këtë****.*
*Me* ***këta*** *sillu mirë.*

■ ***Ky*** *laps është imi.*
***Kjo*** *vajzë është ime bijë.*
***Kjo*** *punë s'më pëlqen.*
*Vlera* ***e këtij*** *libri është e madhe.*
***Atë*** *ditë ra shumë shi.*
*Çdo shqiptari, që do të bënte në* ***atë*** *kohë* ***këtë*** *rrugë, do t'i kujtohej patjetër diçka nga historia.*

---

[109] Në rasën rrjedhore përdoren rrallë edhe format e vjetëruara: ***kësi, këso, kësish, kësosh:***
*E keqja më e madhe për shkrimtarin në* ***këso*** *rastesh është heshtja.*
*Njerëzit ishin mësuar me* ***kësi*** *interesash.*
*S'merret Xhelo Vranishti me* ***aso*** *punësh.*

[110] Si përcaktues lakohen bashkë me emrat (***ky popull, i këtij populli*** etj.)

**Shënim.** Herë-herë përemri dëftor, sidomos në gjuhën popullore, shoqëron një emër të shquar për të theksuar rimarrjen:
***Ai** na tha se **ky burri** kishte qenë një trim me fletë.*

■ *Një natë **të tillë** të ftohtë dimri vetëm yjet në qiell ndihen gjallë.*
*Një njeri **të tillë** s'ma ka zënë syri kurrë.*
***Të tilla** thirrje kryqëzoheshin nëpër rrugë.*
*Me **të tillë** fëmijë mund të krenohesh.*
***Të tillë** flokë takon të shikosh shpesh në këto vise.*
*Puna ishte **e tillë** që duhej bërë shpejt.*[111]
*Ky s'më duket **i atillë**.*

## Përemrat pronorë

### § 64 Format vetore të numrit dhe format e gjinisë

**Prona njëjës**

**Përemrat pronorë të përdorur me emra** — **Përemrat pronorë të përdorur më vete**

| *Veta* | *gj.mashkullore* | *gj.femërore* | *gj.mashku-llore* | *gj.femërore* |
|---|---|---|---|---|
| *I*<br>*II*<br>*III* | *(shoku) im*<br>*(shoku) yt*[112]<br>*(shoku) i tij*<br>*(shoqja) e tij*[113] | *(shoqja) ime*<br>*(shoqja) jote*<br>*(shoku) i saj*<br>*(shoqja) e saj* | *imi*<br>*yti*<br>*i tiji, e tija* | *imja*<br>*jotja*<br>*i saji*<br>*e saja* |
| *I*<br>*II*<br>*III* | *(shoku) y**në***<br>*(shoku) juaj*<br>*(shoku) i tyre* | *(shoqja) jo**në***<br>*(shoqja) juaj*<br>*(shoqja) e tyre* | *yni*<br>*juaji*<br>*i tyri* | *jona*<br>*juaja*<br>*e tyrja* |

---

[111] I përdorur më vete, del edhe si emër: *S'i njoh për **të tillë.***
[112] Përdorimi i trajtave ***jot, jonë*** në vend ***yt, ynë*** është jonormativ.
[113] Veta III, në varësi nga gjinia e pronarit, ka dy trajta: ***i tij/i saj; e tij/e saj; i tiji/i saji; e tija/e saja; e tij/e saj; të tijtë/të sajtë; të tijat/të sajat.*** Mbaresa e përparme ndërron sikurse tek mbiemri.

**Prona shumës**

| **Përemrat pronorë të përdorur me emra** | **Përemrat pronorë të përdorur më vete** |
|---|---|

| *Veta* | *gj.mashkullore* | *gj.femërore* | *gj.mashkullore* | *gj.femë-rore* |
|---|---|---|---|---|
| *I*<br>*II*<br>*III* | *(shokët) e mi*<br>*(shokët) e tu*<br>*(shokët) e tij*<br>*(shoqet)* | *(shoqet) e mia*<br>*(shoqet) e tua*<br>*(shokët) e saj*<br>*(shoqet) e saj* | *të mitë*<br>*të tutë*<br>*të tijtë*<br>*të tijat* | *të miat*<br>*të tuat*<br>*të sajtë*<br>*të sajat* |
| *I*<br>*II*<br>*III* | *(shokët) ta**në***<br>*(shokët) tuaj*<br>*(shokët) e tyre* | *(shoqet) tona*<br>*(shoqet) tuaja*<br>*(shoqet) e tyre* | *ta**nët***<br>*tuajt*<br>*të tyre* | *tonat*<br>*tuajat*<br>*të tyret* |

Për vetën III, krahas ***i tij, i saj, i tyre*** përdoret edhe përemri ***i vet***, gjinia e të cilit ndryshon vetëm sipas pronës: ***i vet, e vet, e veta***. Përemri ***i vet,*** ndryshe nga ***i tij,*** i referohet kryefjalës për të shmangur ështjellimin për pronarin:

Krahaso:

*Agimi i dha Petritit librin e vet. (Libri është i Agimit).*
*Agimi i dha Petritit librin e tij. (Libri mund të jetë i Agimit, ose i Petritit).*

Për vetën e tretë shqipja ka edhe pronorët **i** (prona mashkullore), **e** (prona femërore), **së** (prona femërore), **të** (prona shumës) të vendosur rregullisht përpara emrave të farefisnisë: **i** biri(=biri i tij, biri i saj), **e** motra (=motra e tij, motra e saj), **së** motrës (= motrës së tij, motrës së saj), **të** kunetërit (=kunetërit e tij, kunetërit e saj); **i, e** shoqërojnë emra njëjës të rasës emërore; **të, së** shoqërojnë emra njëjës të rasave të tjera; **të** shoqëron emra shumës në të gjitha rasat: ***i biri, i të birit etj.; e bija, i së bijës***[114]***, të bijën*** etj. ***të kunetërit, i të kunetërve*** etj.

[114] Përemrat **së** dhe **të** shkruhen **s', t'** para emrave që fillojnë me zanore:
*Sytë e **s'**ëmës. Fjalët e **t'**atit.*

**Shënim.** Trajtat ***i im, e ime, i yt, e jote, i ynë, e jonë, i juaj*** (djali ***i im,*** vajza ***e ime*** etj.) të përdorura në vend *të* ***im, ime, yt*** etj. janë jonormative.

**Përemra pronorë të përdorur me emra:**
*Ky është* ***libri im.***
*Këtë e kam* ***librin tim.***
*Këta janë* ***librat e mi****.*
*Erdhën* ***shokët e tu.***

**Përemra pronorë të përdorur më vete:**
*Ky libër është* ***imi.***
*Këtë libër e kam* ***timin.***
*Këta libra janë* ***të mitë****.*
*(Shkolla jonë dallohet në rreth.) Edhe* ***juaja*** *gjithashtu.*
*Erdhën* ***të tutë.***
*Fituan* ***të tijtë.***
*S'heq dorë nga* ***e tija****.*

### *§ 65* Format rasore të përemrave pronorë në bashkëvajtje me emrat

**Prona njëjës**

**Veta I**

- gjinia mashkullore njëjës: ***im***[115]***, tim*** *(shoku* ***im,*** *shokut* ***tim,*** *shokun* ***tim****):*

*Shoku* ***im*** *është i mirë.*
*Shokut* ***tim*** *i erdhi një telegram.*
*Shokun* ***tim*** *e takova në stacion.*
*Libri i shokut* ***tim*** *është i bukur.*

- gjinia femërore njëjës: ***ime, sime, time:****(shoqja* ***ime,*** *shoqes* ***sime****, shoqen* ***time****):*

*Shoqja* ***ime*** *është e mirë.*
*Shoqes* ***sime*** *i erdhi një telegram.*

[115] Përdorimi i trajtave ***tim, tonë, tënd, tuaj*** në vend të ***im, ynë, yt, juaj*** është jonormativ.

*Libri i shoqes **sime** është i bukur.*
*Shoqen **time** e takova në stacion.*

- gjinia mashkullore shumës: ***ynë, tonë*** *(shoku **ynë,** shokut **tonë**, shokun **tonë**):*

*Shoku **ynë** është i mirë.*
*Shokut **tonë** i erdhi një telegram.*
*Shokun **tonë** e takova në stacion.*
*Libri i shokut **tonë** është i bukur.*

- gjinia femërore shumës: ***jonë, sonë, tonë*** *(shoqja **jonë,** shoqes **sonë**, shoqen **tonë**):*

*Shoqja **jonë** është e mirë.*
*Shoqes **sonë** i erdhi një telegram.*
*Shoqen **tonë** e takova në stacion.*
*Libri i shoqes **sonë** është i bukur.*

**Veta II**

- gjinia mashkullore njëjës: ***yt, tënd*** *(shoku **yt,** shokut **tënd,** shokun **tënd**):*

*Shoku **yt** është i mirë.*
*Shokut **tënd** i erdhi një telegram.*
*Shokun **tënd** e takova në stacion.*
*Libri i shokut **tënd** është i bukur.*

- gjinia femërore njëjës: ***jote, sate, tënde*** *(shoqja **jote,** shoqes **sate,** shoqen **tënde**):*

*Shoqja **jote** është e mirë.*
*Shoqes **sate** i erdhi një telegram.*
*Shoqen **tënde** e takova në stacion.*
*Libri i shoqes **sate** është i bukur.*

- gjinia mashkullore shumës: ***juaj, tuaj*** *(shoku **juaj,** shokut **tuaj,** shokun **tuaj**):*

*Shoku **juaj** është i mirë.*
*Shokut **tuaj** i erdhi një telegram.*
*Shokun **tuaj** e takova në stacion.*

- gjinia femërore shumës: ***juaj, suaj, tuaj*** (*shoqja* ***juaj***, *shoqes* ***suaj***, *shoqen* ***tuaj*)*:**

*Shoqja* ***juaj*** *është e mirë.*
*Shoqes* ***suaj*** *i erdhi një telegram.*
*Shoqen* ***tuaj*** *e takova në stacion.*
*Libri i shoqes* ***suaj*** *është i bukur.*

**Veta III**

- gjinia mashkullore njëjës: ***i tij, të tij, e tij, së tij*** (*shoku* ***i tij,*** *shokut* ***të tij***, *shokun* ***e tij***; *shoqja* ***e tij***, *shoqes* ***së tij***, *shoqen* ***e tij***):

*Shoku* ***i tij*** *është i mirë.*
*Shokut* ***të tij*** *i erdhi një telegram.*
*Shokun* ***e tij*** *e takova në stacion.*
*Libri i shokut* ***të tij*** *është i bukur.*
*Shoqja* ***e tij*** *është e mirë.*
*Shoqes* ***së tij*** *i erdhi një telegram.*
*Shoqen* ***e tij*** *e takova në stacion.*
*Libri i shoqes* ***së tij*** *është i bukur.*

- gjinia femërore njëjës: ***i saj, të saj, e saj; e saj, së saj, e saj*** (*shoku* ***i saj,*** *shokut* ***të saj***, *shokun* ***e saj;*** *shoqja* ***e saj,*** *shoqes* ***së saj***, *shoqen* ***e saj***):

*Shoku* ***i saj*** *është i mirë.*
*Shokut* ***të saj*** *i erdhi një telegram.*
*Shokun* ***e saj*** *e takova në stacion.*
*Libri i shokut* ***të saj*** *është i bukur.*
*Shoqja* ***e saj*** *është e mirë.*
*Shoqes* ***së saj*** *i erdhi një telegram.*
*Shoqen* ***e saj*** *e takova në stacion.*
*Libri i shoqes* ***së saj*** *është i bukur.*

**Prona shumës**

**Veta I**

- gjinia mashkullore njëjës: ***e mi, të mi*** (*shokët* ***e mi,*** *shokëve* ***të mi*)*:**

*Shokët e* ***mi*** *janë të mirë.*
*Shokëve* ***të mi*** *u erdhi një telegram.*

*Libri i shokëve **të mi** është i bukur.*
*Shokët **e mi** i takova në stacion.*

- gjinia femërore njëjës: ***e mia, të mia*** (*shoqet **e mia**, shoqeve **të mia**):*

*Shoqet **e mia** janë të mira.*
*Shoqeve **të mia** u erdhi një telegram.*
*Shoqet **e mia** i takova në stacion.*
*Libri i shoqeve **të mia** është i bukur.*

- gjinia mashkullore shumës: ***tanë***[116] (*shokët **tanë***):

*Shokët **tanë** janë të mirë.*

- gjinia femërore shumës: ***tona*** (*shoqet **tona***)**:**

*Shoqet **tona** janë të mira.*

**Veta II**

- gjinia mashkullore njëjës: ***e tu, të tu*** (*shokët **e tu**, shokëve **të tu**):*

*Shokët **e tu** janë të mirë.*
*Shokëve **të tu** u erdhi një telegram.*
*Shokët **e tu** i takova në stacion.*
*Libri i shokëve **të tu** është i bukur.*

- gjinia femërore njëjës: ***e tua, të tua*** (*shoqet **e tua**, shoqeve **të tua**):*

*Shoqet **e tua** janë të mira.*
*Shoqeve **të tua** u erdhi një telegram.*
*Shoqet **e tua** i takova në stacion.*
*Libri i shoqeve **të tua** është i bukur.*

[116] Përemrat ***tanë, tona*** nuk kanë forma të tjera.

- gjinia mashkullore shumës: ***tuaj***[117] *(shokët **tuaj**):*

*Shokët **tuaj** janë të mirë.*

- gjinia femërore shumës**:** ***tuaja*** *(shoqet **tuaja**):*

*Shoqet **tuaja** janë të mira.*

**Veta III**

- gjinia mashkullore njëjës: ***e tij, të tij*** *(shokët **e tij**, shokëve **të tij,** shoqet **e tij,** shoqeve **të tij**):*

*Shokët **e tij** janë të mirë.*
*Shokëve **të tij** u erdhi një telegram.*
*Shokët **e tij** i takova në stacion.*
*Libri i shokëve **të tij** është i bukur.*
*Shoqet **e tij** janë të mira.*
*Shoqeve **të tij** u erdhi një telegram.*
*Shoqet **e tij** i takova në stacion.*

- gjinia femërore njëjës: ***e saj, të saj*** *(shokët **e saj,** shokëve **të saj;** shoqet **e saj**, shoqeve **të saj**):*

*Shokët **e saj** janë të mirë.*
*Shokëve **të saj** u erdhi një telegram.*
*Shokët **e saj** i takova në stacion.*
*Shoqet **e saj** janë të mira.*
*Shoqeve **të saj** u erdhi një telegram.*
*Shoqet **e saj** i takova në stacion.*

- gjinia mashkullore dhe femërore shumës: ***e tyre, të tyre*** *(shokët **e tyre,** shokëve **të tyre;** shoqet **e tyre,** shoqeve **të tyre**):*

*Shokët **e tyre** janë të mirë.*
*Shokëve **të tyre** u erdhi një telegram.*
*Shokët **e tyre** i takova në stacion.*
*Shoqet **e tyre** janë të mira.*
*Shoqeve **të tyre** u erdhi një telegram.*
*Shoqet **e tyre** i takova në stacion.*

---

[117] Përemrat ***tuaj, tuaja*** nuk kanë forma të tjera.

## § 66 Format rasore të përemrave pronorë të përdorur më vete[118]

### Veta I

| Rasa | Prona njëjës | | | |
|---|---|---|---|---|
| | **mashkullore njëjës** | **femërore njëjës** | **mashkullore shumës** | **femërore shumës** |
| E. | imi[119] | imja | yni[121] | jona |
| Gj. | i, e timit | i, e simes | i, e tonit | i, e sonës |
| Dh. | timit | simes | tonit | sonës |
| K. | timin | timen | tonin | tonën |

| Rasa | Prona shumës | | | |
|---|---|---|---|---|
| | **mashkullore njëjës** | **femërore njëjës** | **mashkullore shumës** | **femërore shumës** |
| E. | të mitë | të miat | tanët | tonat |
| Gj. | i, e të mive | i, e të miave | i, e tanëve | i, e tonave |
| Dh. | të mive | të miave | tanëve | tonave |
| K. | të mitë | të miat | tanët | tonat |

### Veta II

| Rasa | Prona njëjës | | | |
|---|---|---|---|---|
| | **mashkullore njëjës** | **femërore njëjës** | **mashkullore shumës** | **femërore shumës** |
| E. | yti | jotja | juaji | juaja |
| Gj. | i, e tëndit | i, e sates | i, e tuajit | i, e suajës |
| Dh. | tëndit | sates | tuajit | suajës |
| K. | tëndin | tënden | tuajin | tuajën |

[118] Përemrat pronorë më vete përdoren më rrallë se pranë emrave. Ata lakohen si emrat, duke marrë mbaresat shquese të tyre.

[119] Trajtat ***timi, joni*** të përdorura në vend të ***imi, yni*** janë jonormative.

| Rasa | Prona shumës | | | |
|---|---|---|---|---|
| | **mashkullore njëjës** | **femërore njëjës** | **mashkullore shumës** | **femërore shumës** |
| E.<br>Gj.<br>Dh.<br>K. | të tutë<br>i, e të tuve<br>të tuve<br>të tutë | të tuat<br>i, e të tuave<br>të tuave<br>të tuat | tuajt<br>i, e tuajve<br>tuajve<br>tuajt | tuajat<br>i, e tuajave<br>tuajave<br>tuajat |

**Veta III**

| Rasa | Prona njëjës | | | |
|---|---|---|---|---|
| | **mashkullore njëjës** | **femërore njëjës** | **mashkullore shumës** | **femërore shumës** |
| E. | i tiji<br>e tija | i saji<br>e saja | i tyri | e tyrja |
| Gj. | i, e të tijit<br>i, e së tijës | i, e të sajit<br>i, e së sajës | i, e të tyrit | i, e së<br>tyres |
| Dh. | të tijit<br>së tijës | të sajit<br>së sajës | të tyrit | së tyres |
| K. | të tijin<br>të tijën | të sajin<br>të sajën | të tyrin | të tyren |

| Rasa | Prona shumës | | |
|---|---|---|---|
| | **mashkullore njëjës** | **femërore njëjës** | **mashkullore femërore shumës** |
| E. | të tijtë<br>të tijat | të sajtë<br>të sajat | të tyret |
| Gj. | i, e të tijve<br>i, e të tijave | i, e të sajve<br>i, e të sajave | i, e të tyreve |
| Dh. | të tijve<br>të tijave | të sajve<br>të sajave | të tyreve |
| K. | të tijtë<br>të tijat | të sajtë<br>të sajat | të tyret |

**Shënim 1.** Trajtat ***i imi, e imja, i yti, e jotja, i yni, e jona, i juaji, e juaja*** të përdorura në vend të ***imi, imja, yti***, etj. janë jonormative.

**Shënim 2.** Përemri ***i vet*** përdoret edhe si emër. Në këtë përdorim del me këto forma të veçanta: ***i veti*** (mashk.njëjës), ***e veta*** (femërore njëjës), ***të vetët*** (mashkullore shumës), ***të vetat*** (femërore shumës). Këta lakohen si emrat (***i veti; i, e të vetit*** etj.).

## *§ 67* Vendi i pronorëve

Pronorët vendosen kryesisht pas emrave që përcaktojnë:

*libri* ***im***

*librit* ***tim***

*vajza* ***ime***

Por me emra farefisnie, si: ***atë, bijë, bir, vëlla, motër, nip, dhëndër, gjysh, kunat, kushëri, mbesë, zot*** etj., përemrat mund të vendosen edhe përpara, kryesisht në ligjërimin bisedor:

| | | |
|---|---|---|
| *ati* ***im*** | - | ***im*** *atë* |
| *bija* ***ime*** | - | ***ime*** *bijë* |
| *nipi* ***im*** | - | ***im*** *nip* |
| *motra* ***ime*** | - | ***ime*** *motër* |
| *ati* ***yt*** | - | ***yt*** *atë* |
| *bija* ***jote*** | - | ***jot*** *bijë* |
| *zoti* ***im*** | - | ***im*** *zot*[120] |
| *motra* ***jote*** | - | ***jot*** *motër* |
| - | - | ***jot*** *ëmë*[121] |

Pronorët **i, e, të, së** qëndrojnë vetëm përpara këtyre emrave *(**i** biri, **e** bija, **e** motra, **së** motrës, **të** motrën, **të** nipit).*

***I*** *biri kishte menduar për hapjen e një shkolle në fshat.*

[120] Nga shkrirja e tyre ka lindur fjala ***imzot-i.***

[121] Kësaj i korrespondon nëna ***jote.***

## § 68 Përdorimi i përemrave pronorë

Përemri pronor përdoret:

***a*** si përcaktues i emrit që shoqëron:

*Shqipëri, o mëma **ime**, ndonëse jam i mërguar, dashurinë **tënde** zemra kurrë s'e ka harruar.*
*Koha do të linte mbi fytyrën **e tij** gjurmët **e veta.***
*Migjeni në novelat **e tij** i çori maskën mashtrimit.*
*Toni **i saj** ishte i zymtë.*

***b*** më vete:

- si subjekt i fjalisë:

*(Ky është libri yt.) **Imi** është më i madh.*

- si plotësues i foljes ***jam***:

*Ky libër është **imi.***
*Të gjitha ato janë **tonat**.*
*Atdheun e duam jo se është i madh, por sepse është **yni.***
***E tyrja** ka qenë kjo shtëpi?*

- si objekt i drejtë i një foljeje:

*Lapsin tim e humba.*
*Të lutem, më jep **tëndin.***
*Përjashta jeta vazhdonte **të vetën.***

- si objekt i zhdrejtë i një foljeje:

*Unë i fola djalit tim, ndërsa ti **tëndit.***

- si plotësues i dy fjalëve njëherazi:

*(-Çfarë e ke Agronin?)*
*E kam **timin.***
*Këmbët sikur nuk i ndiente **të tijat.***

- si plotësues i foljes i përdorur me parafjalë:

*Sytë e s'ëmës ranë mbi **të sajtë.***

- si përcaktues i një përemri dëftor:

*Ai punon, ndërsa **ky yni** vazhdon akoma shkollën.*

- si përcaktues i një togu të tipit: ***çdo njeri yni, asnjë fjalë tuajën, një skuadër tjetër jona:***

*Çdo student **yni** e njeh mirë Shqipërinë.*
*Një skuadër tjetër **jona** zuri vendin e dytë.*

## Përemrat pyetës

### *§ 69* FormAt e përemrave pyetës

***a*** **kush**

| | | |
|---|---|---|
| **E.** | | kush |
| **Gj.** | i | kujt |
| **Dh.** | | kujt |
| **K.** | | kë |

***b*** **cili**

**Njëjës**

| | | | | |
|---|---|---|---|---|
| **E.** | | cili m. | | cila f. |
| **Gj.** | i | cilit | i | cilës |
| **Dh.** | | cilit | | cilës |
| **K.** | | cilin | | cilën |

**Shumës**

| | | | | |
|---|---|---|---|---|
| **E.** | | cilët m. | | cilat f. |
| **Gj.** | i | cilëve | i | cilave |
| **Dh.** | | cilëve | | cilave |
| **K.** | | cilët | | cilat |

**c** **çfarë**
**d** **ç**
**dh** **i sati**[122] m., **e sata** f., **të satët** m., **të satat** f.
**e** **sa**[123]
**f** **se** (me **se**)

---

[122] Format e këtij përemri janë të njëjta me ato të mbiemrave të tipit ***i pari, i dyti, i treti*** etj.
[123] Rrallë takohet edhe forma ***save*** (e pashoqëruar me emra): ***Save*** *u ke thënë? (=**Sa** njerëzve u ke thënë).*

## § 70 Përdorimi i përemrave pyetës

**a** ***Kush*** përdoret për të pyetur vetëm për njerëz; nuk shoqërohet me emër[124]; ndiqet gjithmonë nga një folje në njëjës; përdoret pa ose me parafjalë:

***Kush*** *është ai?*
***Kush*** *erdhi? -Agroni (erdhi).*
***Kush*** *dëshiron të flasë?*
***Kush*** *është atje?*
***Kujt*** *i drejtohet letra?*
*Me* ***kë*** *ka ardhur?*
*Nga* ***kush*** *e pret përgjigjen?*
*Nuk morëm vesh* ***kush*** *mungoi dje.*

**b** ***Cili*** përdoret për të pyetur për njerëz dhe për sende; përdoret më vete ose i shoqëruar me emër; pa ose me parafjalë. Ndiqet nga një folje në njëjës dhe shumës. Ka një kuptim më të përcaktuar se përemri ***kush***. Gjithashtu përdoret kur ndiqet nga parafjalët ***nga, prej*** për të veçuar një a më shumë sende nga grupi ku bën pjesë:

***Cili*** *është ai që po vjen?*
***Cilët*** *janë ata që po vijnë?*
***Cilat*** *ishin arsyet e një ngurosjeje të tillë?*
***Cili*** *student më kërkoi?*
***Cila*** *vajzë diskutoi?*
***Cili*** *libër ishte?*
***Cilin*** *nga vëllezërit takove?*
***Cili*** *prej tyre fitoi konkursin?*
***Cilët*** *prej jush nuk u paraqitën në provime?*
*Më thuaj me* ***cilin*** *rri, të të them se* ***cili*** *je.*
*Për* ***cilët*** *bisedove?*

---

[124] Përveç rasës gjinore që mund të marrë një emër të shquar përpara: ***Djali i kujt*** *je?* (ose: *I kujt je?) E di ti* ***bija*** *e kujt je* (ose: *-E di ti e kujt je?) Gazeta e kujt është kjo? -E Tiranës (-E Teutës).*

**c** ***Çfarë***[125] përdoret i ngurosur; përdoret më vete ose i shoqëruar me emër në rasën rrjedhore të pashquar, kryesisht në shumës, me ose pa parafjalë:

***Çfarë*** *është kjo?*
***Çfarë*** *po ndodh?*
***Çfarë*** *thanë?*
***Çfarë*** *e keni atë?*
***Çfarë*** *u bë?*
***Çfarë*** *të vesh?*
*Me* ***çfarë*** *të vishem?*
*Me* ***çfarë*** *po merresh?*
*Për* ***çfarë*** *po pyet?*
***Çfarë*** *kafshësh rriten në vendin tuaj?*
***Çfarë*** *njeriu është ky?*
*Prej* ***çfarë*** *lënde bëhet?*
***Çfarë*** *zanati ka?*
*Më pyeti* ***çfarë*** *njerëzish takova.*
***Çfarë*** *nuk i bën dora!*

**d** Përemri **ç** përdoret kryesisht në ligjërimin bisedor; ai përdoret me parafjalë vetëm kur shoqërohet me emër:

***Ç'****kemi?*
***Ç'****është kjo?*
***Ç'****po bën?*
***Ç'****të tha?*
***Ç'****ju solli?*
***Ç'****i thoni ju kësaj?*
***Ç'****je ti?*
***Ç'****fituat?!*
***Ç'****kërkon?*
*E mori me mend* ***ç'****e priste.*

***Ç'****njeri është?*
***Ç'****punë bën?*
***Ç'****farë e keqe!*
*Unë e di se* ***ç'****biseda të pëlqejnë ty.*

[125] Trajta me apostrof (ç'farë) është e gabuar.

*Në **ç'**orë vjen treni?*
*Në **ç'**klasë je?*
*Me **ç'**mjet udhëtoni?*
*Migjeni duhet të ketë ndier se në **ç'**rrugë të rrezikshme po hynte.*

***dh*** Përemri ***sa*** përdoret për të pyetur për sasinë e frymorëve ose të sendeve. Përdoret më vete ose i shoqëruar me emër, me ose pa parafjalë[126]**:**

***Sa** është ora?*
***Sa** kushton kjo radio?*
***Sa** mban rruga deri në Korçë?*
*A i patë **sa** ishin?*
***Sa** veta ishin gjithsej?*
***Sa** herë në ditë shtrohet tryeza?*
*Nuk i kujtohej **sa** vjet kishin kaluar.*

***e*** ***I sati*** përdoret për të pyetur për radhën e frymorëve ose të sendeve; përdoret më vete ose i shoqëruar me emër, pa ose me parafjalë:

***I sati** je në listë?*
***I sati** doli Guri në garë?*
***Të satin** e klasifikuan Sokolin?*
***E sata** ditë e javës është e diela?*
*Kushedi për **të satën** herë konkurroi.*

***f*** Përemri **se** përdoret i ngurosur për të pyetur për lëndën nga e cila përbëhet një send, për mjetin dhe shkakun; përdoret vetëm me parafjalë, pa u shoqëruar me emër:

*Prej **se** përbëhet?*
*Me **se** shkruan?*
*Me **se** e shkëmben?*
*Me **se** e krahason?*
*Nga **se** u sëmur?*
*Për **se** u fol në kuvend?*

[126] Me parafjalë zakonisht përdoret kur është më vete.

## Përemrat lidhorë

### § 71 Format e përemrave lidhorë

**i cili**

| | | Mashkullore |
|---|---|---|
| **Rasat** | **Njëjës** | **Shumës** |
| **E.** | i cili | të cilët |
| **Gj.** | i të cilit | i të cilëve |
| **Dh.** | të cilit | të cilëve |
| **K.** | të cilin | të cilët |

| | | Femërore |
|---|---|---|
| **Rasat** | **Njëjës** | **Shumës** |
| **E.** | e cila | të cilat |
| **Gj.** | i së cilës | i të cilave |
| **Dh.** | së cilës | të cilave |
| **K.** | të cilën | të cilat |

**që** (ka formë të ngurosur).

### § 72 Përdorimi i përemrave lidhorë

***a*** Përemri ***i cili*** përdoret kryesisht në stilin libror, pa ose me parafjalë. Ka një përpikmëri më të madhe shprehëse sesa ***që***:

*Trim ishte edhe Vullneti, **i cili** nuk jepte asnjë shenjë frike dhe dëshpërimi.*
*Takova Gentin, veprimi **i të cilit** më gëzoi.*
*Organizimi dhe stërvitja e një ushtrie ishte vepra më e rëndësishme **së cilës** iu përvesh Skënderbeu që kur u kthye në Krujë.*
*Shega është një nxënëse, **të cilën** e duan shumë mësuesit.*

*Që andej do të niset për të kaluar nëpër fshat ajo makinë, **me të cilën** do të udhëtosh ti.*
*Ajo po futej në një tufë me ullinj, prapa **të cilëve** ndodhej shtëpia e nënës së saj.*

***b*** Përemri ***që*** përdoret në të gjitha stilet, më shpesh në stilin bisedor; përdoret vetëm pa parafjalë në rolin e subjektit dhe të objektit të foljes. Në të shkruar ***që*** ndërkëmbehet me ***i cili*** për larmi stili:

*Migjeni ishte i pari në letërsinë shqipe **që** e përshkroi këtë gjendje të dhimbshme.*
*Prej lufte veç ai largohet **që** është lindur tradhtor.*
*Romanin **që** më dhe, e lexova.*
*Ai **që** erdhi, ishte shoku im.*
*Mos i harro ato fjalë **që** të tha mjeku.*
*Ai **që** punon, ha.*
*Ata **që** i kuptonin punët më thellë, heshtnin.*
*Ai, **që** s'i ishin vrenjtur sytë, qan tani si çilimi.*
*Që ditën **që** vdiqe që kur s'të kam parë…*
*Vajtëm në fshat ditën **që** hapej shkolla.*[127]

***c*** Si lidhorë përdoren edhe përemrat pyetës ***kush, cili, ç, çfarë, sa*** që janë të pacaktuar dhe kuptimisht të zbërthyeshëm në dy përemra. Gjithashtu këtë vlerë ka edhe ***çka*** (=gjë që):

- *Le të ikë **kush (ai që)** të dojë.*
  *Mori **kush (ai që)** mundi.*
  ***Kush (ai që)** dëshiron të mbetet këtu, le të flasë.*
  ***Kush (ai që)** luan këmbët, luan edhe dhëmbët.*
  ***Kush (ai që)** s'ka kokë, ka këmbë.*
  *Njofto **kë (atë që)** të shohësh.*
  *Puno **me kë (atë që; ata që** etj.) të duash.*
  *Thuaji **kujt (atij që)** të duash.*

- *Le të shkojë **cili (ai që)** të dojë.*
  *Pyet **cilin (atë që)** të duash.*
  *Ndihmoji **cilit (atij që)** të duash.*

[127] Në raste të tilla zakonisht përdoret ***parafjalë + i cili*** në vend të ***që*** *(Vajtëm në fshat ditën në **të cilën** hapej shkolla.)*

*Mori **cilin (atë që)** desh.*

- ***Ç' (atë që)** të mbjellësh, do të korrësh.*
  ***Ç' (atë që)** bie ora, s'e bie moti.*
  ***Ç' (ajo që)** u tha, u bë.*
  *Foli **ç' (atë që)** mundi.*
  *Bën **ç' (atë që)** i thonë.*
  *E ndihmoj me **ç' (atë që)** mund.*

- *Më kërko **çfarë (atë që)** të duash.*
  *Ha **çfarë (atë që)** të duash.*
  *Mos harroni **çfarë (atë që)** ju thashë.*

- *Merr **sa (atë që)** të duash.*
  ***Sa (ata që)** qenë aty, votuan kundër.*
  ***Sa (ata që)** lindin, vdesin.*
  ***Sa (ato që)** u mbollën, u thanë.*
  ***Sa (ata që)** ishin shqiptarë, ishin burra të vërtetë.*
  *Me **sa**[128] di unë, kjo çështje do të zgjidhet.*
  *Për **sa** më thua, ke të drejtë.*

- *Atë nuk e përfilli as letërsia e as mendësia shqiptare, **çka** (gjë që) vërteton se ai nuk është në nivelin e duhur.*

## Përemrat e pacaktuar

### § 73 Llojet

***a*** për njerëz: ***dikush, ndokush, sekush, gjithkush, gjithsekush, kushdo, tjetërkush, askush*** (pra, përemrat që kanë në përbërjen e tyre ***kush***);
***njerí*** *(dhe përemri **asnjerí** që e ka në përbërjen e tij **njeri**);*
***njéri - tjetri, shoku - shoku;***

***b*** për njerëz ose për sende: ***një/njëri*** (dhe përemrat që e kanë në përbërjen e tyre atë: ***ndonjë, njëfarë, asnjë***);

---

[128] Përemri *sa* përdoret shpesh në togje të qëndrueshme të tipit ***me sa, për sa, nga sa.***

***cilido (cilado/ cilëtdo/ cilatdo), secili, gjithsecili*** (përemrat që kanë në përbërje ***cili***);
*(i, e, të)* ***gjithë*** (dhe përemrat që e kanë në përbërjen e tyre atë: ***gjithfarë, gjithfarëlloj***); ***tjetër; çdo; çfarëdo (çfarëdolloj); lloj - lloj; disa;***
***(i, e ,të) tërë; mbarë; njëpalë;***

**c** për sende: ***gjë*** (dhe përemri ***asgjë*** që ka në përbërjen e tij ***gjë***), ***gjithçka, diçka.***

*§ 74* **Format**

Përemrat e pacaktuar ndahen në dy grupe:

**a** të ndryshueshëm[129]: ***kush, dikush, ndokush, kushdo, sekush, gjithkush, gjithsekush, tjetërkush, askush; njerí, asnjerí, tjetër, njëri, njëri - tjetri, shoku-shoku,shoqja-shoqja, cilido, secili, gjithsecili, disa, të gjithë, të tërë.***

**Pasqyrat e formave të disa përemrave të pacaktuar të ndryshueshëm**

| | **kush**[130] | **dikush** | **ndokush** | **kushdo** |
|---|---|---|---|---|
| E. | *kush* | *dikush* | *ndokush* | *kushdo* |
| Gj. | - | *i dikujt* | *i ndokujt* | *i kujtdo* |
| Dh. | *kujt* | *dikujt* | *ndokujt* | *kujtdo* |
| K. | - | *dikë* | *ndokënd* | *këdo* |

| | **njëri (m)** | **njëra (f)** | **njerí** | **asnjerí** |
|---|---|---|---|---|
| E. | *njëri* | *njëra* | *njerí* | *asnjerí* |
| Gj. | *i njërit* | *i njërës* | - | - |
| Dh. | *njërit* | *njërës* | *njeríu* | *asnjeríu* |
| K. | *njërin* | *njërën* | - | - |

[129] Disa ndryshojnë vetëm në rasë, disa në rasë e gjini, disa në rasë, gjini e numër. (Shih pasqyrat e formave…)
[130] ***kush, njerí, asnjerí*** përdoren kryesisht në emërore dhe dhanore (shih përdorimet e përemrave të pacaktuar).

| | **ndonjëri (m)** | **ndonjëra (f)** | **tjetër (m)** | **tjetër (f)** |
|---|---|---|---|---|
| E. | *ndonjëri* | *ndonjëra* | *tjetër* | *tjetër* |
| Gj. | *i ndonjërit* | *i ndonjërës* | *i një tjetri* | *i një tjetre* |
| Dh. | *ndonjërit* | *ndonjërës* | *një tjetri* | *një tjetre* |
| K. | *ndonjërin* | *ndonjërën* | *tjetër* | *tjetër* |

| | **të tjerë (m)** | **të tjera (f)** | **disa** |
|---|---|---|---|
| E. | *të tjerë* | *të tjera* | *disa* |
| Gj. | *i të tjerëve* | *i të tjerave* | *i disave* |
| Dh. | *të tjerëve* | *të tjerave* | *disave* |
| K. | *të tjerë* | *të tjera* | *disa* |

| | **të gjithë (m)** | **të gjitha (f)** |
|---|---|---|
| E. | *të gjithë* | *të gjitha* |
| Gj. | *i të gjithëve* | *i të gjithave* |
| Dh. | *të gjithëve* | *të gjithave* |
| K. | *të gjithë* | *të gjitha* |

| | **të tërë (m)** | **të tëra(f)** | **secili** | **secila** |
|---|---|---|---|---|
| E. | *të tërë* | *të tëra* | *secili* | *secila* |
| Gj. | *i të tërëve* | *i të tërave* | *i secilit* | *i secilës* |
| Dh. | *të tërëve* | *të tërave* | *secilit* | *secilës* |
| K. | *të tërë* | *të tëra* | *secilin* | *secilën* |

| | **cilido** | **cilado** |
|---|---|---|
| E. | *cilido* | *cilado* |
| Gj. | *i cilitdo* | *i cilësdo* |
| Dh. | *cilitdo* | *cilësdo* |
| K. | *cilindo* | *cilëndo* |

| | **njëri-tjetri** | **njëra-tjetra** | **shoku-shoku** |
|---|---|---|---|
| E. | *njëri-tjetri* | *njëra-tjetra* | *(tek) shoku-shoku* |
| Gj. | *i njëri-tjetrit* | *i njëra-tjetrës* | - |
| Dh. | *njëri-tjetrit* | *njëra-tjetrës* | *shoku-shokut* |
| K. | *njëri-tjetrin* | *njëra-tjetrën* | *shoku-shokun* |

| | sekush | tjetërkush | askush |
|---|---|---|---|
| E. | *sekush* | *tjetërkush* | *askush* |
| Dh. | *sekujt* | *tjetërkuje* | *askujt* |
| K. | *sekë* | - | - |

**b** të pandryshueshëm: ***një, ndonjë, njëfarë, asnjë, gjithë***[131]***, gjithfarë, gjithëfarëlloj; tërë***[131]***, çdo, mbarë, njëpalë, gjë, gjëkafshë, gjësend, asgjë, hiçgjë, kurrgjë, asgjësend, asgjëkafshë, diçka*** etj.

## § 75 Përdorimi i përemrave të pacaktuar.

***Dikush, ndokush*** përdoren[132] gati me të njëjtin kuptim:
ndonjë njeri që nuk dihet se kush është, ose që nuk duam t'ia themi emrin. Përdoren pa dhe me parafjalë:

***Dikush** po vjen.*
*Atje do të gjesh **dikë.***
*Ai pa **dikë.***
*Këtë do ta ketë dëgjuar prej **dikujt.***
***Dikush** e pranon, **dikush** jo.*
***Dikush** qesh, **dikush** qan.*
***Dikush** nuk iu përgjigj kërkesës sonë.*
*Të shkojë **dikush** prej jush.*
*Falja **dikujt**!*
*Shkëmben nja dy fjalë me **dikë.***
***Ndokush (dikush)** s'e kupton mirë këtë rregull.*
***Ndokush (dikush)** mund të thotë të kundërtën.*
***Ndokujt (dikujt)** mund t'i duket e mirë.*
*Ia hedh fajin **ndokujt (dikujt)**.*
*A pe **ndokënd**?*

---

[131] Përemrat ***gjithë, tërë*** mund të marrin përpara edhe **i, e, të;** në këtë rast këta lakohen bashkë me emrat të cilëve u paraprijnë, duke ndërruar **i**-në në **të**.

[132] Këto përbëjnë një dysor normativ, por me një përdorim më të madh të përemrit **dikush.**

***Sekush*** tregon një frymor në mënyrë të pacaktuar (njeri të panjohur) në kuptimin ***dikush, ndokush***. Nuk përdoret në ndërtime mohuese dhe në ato me përsëritje [133]:

***Sekush*** *trokiti në derë.*
***Sekush*** *thirri nga jashtë.*
***Sekujt*** *ia kam dhënë.*
***Sekë*** *ka parë.*

***Kushdo, gjithkush, gjithsekush***[132] kanë një kuptim të përgjithshëm, duke treguar tërësinë e njerëzve nga e cila s'përjashtohet asnjë (=çdo njeri):

*Ai e di më mirë se* ***kushdo.***
*Le të shkojë* ***kushdo.***
***Kushdo*** *që ka ardhur në Shqipëri si mik ka provuar mikpritjen shqiptare.*
***Kushdo*** *ka të drejtë të shprehë mendimin e tij.*
*Le t'ia thotë* ***kujtdo****.*
*Të niset me* ***këdo*** *që dëshiron.*
***Gjithkush*** *e di vetë.*
***Gjithkúsh*** *do të dëshironte një udhëtim nëpër Shqipëri.*

***Tjetërkush*** tregon zakonisht një frymor krejt të ndryshëm nga një frymor i përmendur më parë:

*Shkaktar është* ***tjetërkush****.*
*Kujdeset* ***tjetërkush*** *për nënën.*
*Këtë punë e di* ***tjetërkush.***
*Shtëpinë do t'ia japim* ***tjetërkujt.***
*Mos i trego* ***tjetërkujt****.*

***Njëri-tjetri (njëra-tjetra), shoku-shoku*** shprehin marrëdhënie reciproke; kryesisht përdoren për njerëz që lidhen në mënyrë të ndërsjellë njëri me tjetrin:

---

[133] **Sekush** përdoret rrallë në kuptimin e përemrit **secili,gjithkush**: Shkoi **sekush** në shtëpinë e vet.
[134] *Gjithsekush* përdoret më rrallë se *gjithkush.*

*Ata e duan **njëri-tjetrin.***
*Janë lidhur ngushtë me **njëri-tjetrin.***
*Kanë lindur për **njëri-tjetrin.***
*Të respektojnë **njëri-tjetrin.***
*Toka dhe dëbora ia dinin hilet **njëra-tjetrës.***
*Jetonin larg **njëra-tjetrës.***
*Shkojnë çdo muaj te **njëri-tjetri.***
*I dhanë besën **shoku-shokut**.*
*E ndihmojnë **shoku-shokun.***

***Askush*** (rrallë kurrkush, askurrkush)***, asnjeri, njeri*** kanë kuptim mohor, duke mohuar një frymor të pacaktuar (=asnjë/njëri). Përdoren në fjali mohuese, përveç ***njerí*** që përdoret në fjali pyetëse, mohuese, kushtore:

***Askush nuk i ka dalë për zot.***
***Askush** s'po më detyron.*
***Askush** nuk foli.*
*Mos i thuaj gjë **askujt.***
*Në zyrë s'gjeti **askënd.***
***Askujt** nuk i flihej atë natë.*
***Asnjerí** nuk e pa.*
*Po **asnjeri** s'e vuri re.*
***Asnjerí** nuk ia vuri veshin.*
*S'ka **asnjerí** në shtëpi.*
*S'ka **njerí.***
*S'më pa **njeri** kur hyra e dola.*
*S'kam parë **njerí**.*
*Këtë s'e ka dëgjuar **njerí.***
*Mos i thuaj **njeríu.***
*Ke parë **njerí** këtej?*
*Sikur t'i fliste **njerí,** nuk do t'i përgjigjej.*
*Në kasolle nuk kishte mbetur **njeri.***

***Një (njëri), ndonjë (ndonjëri), njëfarë*** tregojnë frymorë a sende të pacaktuar:

***Një*** përdoret kryesisht:

- kur ndiqet nga një emër me parafjalën **nga** ose nga një sifjali, duke pasur kuptimet ***dikush, njëri*** ose ***i tillë:***

*Ka ardhur **një** (**dikush)** nga fshati.*

*Takova **një (dikë)** nga Tetova.*
*Shoqërohej me **një (dikë)** që s'e njihja.*
*Ai ishte **një (njëri)** nga më të shquarit.*
*Më njoftoi **një (njëri)** nga tanët.*
*Është **një (i tillë)** që s'e ka shokun.*
*Ky ishte **një** nga çastet më të këndshme të ditës.*

- kur ndiqet nga **si + emër** me kuptimin **diçka**:

*Dëgjohej **një** si zhurmë.*
*E ka zënë **një** si grip.*
*Atje tej dukej **një** si përrua.*

Përemri ***një*** si emër ***(njëri, njëra)*** përdoret:

- me ose pa parafjalë, më vete ose në bashkëvajtje me emër:

***Njëri** buzëqeshi.*
*Ma tregoi **njëra.***
***Njëri** nga të dy u vonua.*
***Njëra** nga shoqet u martua.*
*(Në këtë qytet kam dy shokë). Papritur u takova me **njërin.***
***Njëra** dorë lan tjetrën, të dyja lajnë fytyrën.*
***Njëri** erdhi, tjetri s'ka ardhur ende.*
*Toka vetëm për **njërin** vëlla mjaftonte.*

- në bashkëvajtje me përemrin ***tjetri:***

*Vëllezërit ishin **njëri** më i mirë se tjetri.*
*Si **njëri**, si tjetri njësoj u përgjigjën.*
*Ndryshe mendonte **njëri,** ndryshe tjetri.*
*Dy burrat e tjerë kishin shkuar **njëri** për t'u hedhur tagji kuajve e tjetri për të mbledhur një krah dru.*

***Ndonjë*** përdoret me kuptim më të përgjithshëm se **një**, me kuptimin **cilido, diçka, çfarëdo**. Përdoret më vete ose në bashkëvajtje me një emër:

***Ndonjë*** *prej tyre ka për të ardhur vetë.*
*Në* ***ndonjë*** *mënyrë apo një tjetër do ta zgjidhë problemin.*
*Ngrihej lisi si* ***ndonjë*** *përmendore.*

Përemri ***ndonjë*** si emër ***(ndonjëri, ndonjëra)*** përdoret në kuptimin **ndokush**:

***Ndonjëri*** *nga të rriturit ishte i painformuar.*
***Ndonjëra*** *prej jush duhet të shkojë patjetër.*
*Thuaji* ***ndonjërit.***

***Njëfarë*** përdoret afërsisht me kuptimin **një;** paraprin një emër në rrjedhore:

*Kam* ***njëfarë*** *shqetësimi për fëmijët.*
*Në* ***njëfarë*** *mënyre edhe ti ke të drejtë.*
*Ai ka* ***njëfarë*** *zhvillimi intelektual.*

**Shënim.** Si përemër i pacaktuar në gjuhën shqipe përdoret edhe përemri pyetës ***kush*** me kuptimin e përemrave ***ndonjë, njerí, dikush, askush*** etj. Nuk shoqërohet me parafjalë; zakonisht përdoret pas foljes. Takohet sidomos në ndërtime me mohim, dhe në ndërtime me përsëritje:

*Atë s'e do* ***kush.***
*Mos i thuaj* ***kujt*** *për këtë gjë.*
*Të vërtetën s'e mohon* ***kush.***
*Pyeti* ***kush*** *për mua?*
*Në më kërkoftë* ***kush****, më thirr.*
*Ecnin ngadalë që të mos i dëgjonte* ***kush.***
***Kush*** *lexonte e* ***kush*** *shkruante.*
***Kush*** *më shumë e* ***kush*** *më pak, të gjithë u kënaqën.*
***Kush*** *e* ***kush*** *më parë.*

***Cilido (cilado, cilëtdo, cilatdo), secili (secila), gjithsecili***[133] ***(gjithsecila)*** tregojnë elemente të një grupi të marrë veç e veç. Përdoren më vete dhe në bashkëvajtje me emër:

[133] ***Gjithsecili*** përdoret më rrallë se ***secili.***

*Cilido* *që të jetë ai, për mua nuk ka rëndësi.*
*Ajo ishte e shqetësuar sepse do t'i tregonte historinë e saj të hidhur* ***cilitdo*** *që do të takonte.*
*Flet pa asnjë rezervë me* ***cilindo.***
*Në konkurs pranohen kandidatë nga* ***cilido*** *vend.*
***Secili*** *prej nesh do të përgjigjet vetë.*
***Secila*** *nga gratë mbeti e kënaqur.*
***Secili*** *nga pjesëmarrësit shfaqi mendimin dhe dëshirën e vet.*
***Secili*** *e di vetë punën e tij.*
*Për* ***secilin*** *grup u zgjodh një kryetar.*
*Në* ***secilin*** *rast gjen diçka të veçantë dhe interesante.*
***Gjithsecili*** *të mendojë me objektivitet për këtë çështje.*
*Të përgatitet mirë* ***gjithsecili.***

***Çdo***: ka një kuptim më të përgjithshëm se **secili** dhe përdoret vetëm i shoqëruar me emër:

- me kuptimin e përemrit ***cilido, çfarëdo***:

***Çdo*** *njeri duhet të kryejë detyrën e vet.*
***Çdo*** *vështirësi kapërcehet me punë.*
*Në* ***çdo*** *kohë e gjen në punë.*
*Në* ***çdo*** *rast tregon zgjuarsi.*
*Ai vepronte jashtë* ***çdo*** *rregulli.*
*Nuk bën mjaltë* ***çdo*** *mizë.*

- në ndërtimin **numëror+emër** për të shënuar secilën periudhë kohe ose secilën pjesë të hapësirës të përsëri-tura:

*Në* ***çdo*** *dy javë vjen në shtëpi për të parë fëmijët.*
*Në* ***çdo*** *katër orë bën një pushim.*
*Në* ***çdo*** *pesë vjet përsërit kontratën.*
*Gjatë rrugës,* ***çdo*** *pesë kilometra, gjendet një shenjë.*
***Çdo*** *dy hapa kthente kryet i trembur.*

- në ndërtimin **për + numëror + emër** për të shënuar një tërësi me të cilën lidhet diçka a së cilës i takon diçka:

*Për* ***çdo*** *katër dynymë ka një gardh.*
*Për* ***çdo*** *1000 banorë do të ketë një mjek.*

***Çfarëdo, gjithfarë, gjithfarëlloj, çfarëdolloj, lloj-lloj*** tregojnë frymorë a sende të çdo lloji[134]**:**
***Çfarëdo*** *njeriu të jetë ai, prapëseprapë është im shoq.*
*Shfrytëzo* ***çfarëdo*** *mundësie që do të paraqitet.*
***Çfarëdo*** *që të bëjë, unë nuk kam për ta harruar.*
*Më dërgo një libër* ***çfarëdo.***
*Në oborr kishte mbjellë* ***gjithfarë*** *lulesh.*
*Besimi shoqërohej me* ***gjithfarë*** *njerëzish.*
*Armiku përdori* ***gjithfarëlloj*** *mjetesh.*
*I vjen për dore* ***çfarëdolloj*** *pune.*
*Në* ***çfarëdolloj*** *rrethanash ai dilte fitues.*
***Lloj-lloj*** *njerëzish takohen në jetë.*
***Lloj-lloj*** *pemësh të zinte syri në atë kopsht.*

***Gjithë, tërë, mbarë***[135] tregojnë tërësi të pacaktuar frymorësh a sendesh; përgjithsisht kanë kuptim të njëjtë. Përdoren:

***a*** në bashkëvajtje me emra, pa ose me **i, e, të** përpara:

*Nga* ***(i) gjithë*** *fshati vërshonin njerëzit.*
*(E)* ***Gjithë*** *pamja e tij rrezatonte vetëkënaqësi.*
*Mbas një ore filloi një tërmet, sa u trondit* ***(e) gjithë*** *shtëpia.*
*(I)* ***Gjithë*** *fshati qe mbledhur te rrapi.*
*E vërteta kishte dhimbjen që e kanë* ***të gjitha (gjithë)*** *humbjet.*
*(E)* ***Tërë*** *krahina u gjallërua.*
*Si u mbarua dasma, Skënderbeu shëtiti (të)* ***tërë*** *mbretërinë me të shoqen.*

**Shënimi 1.** Në bashkëvajtje me emra nuk mund të marrin **i, e, të** përpara në këto raste:

- kur emri tregon fragment kohor:

[134] Përemri ***çfarëdo*** zakonisht ndiqet nga një emër në rasën rrjedhore njëjës ose nga një fjali; ***çfarëdolloj*** ndiqet nga një emër në njëjës dhe shumës; të tjerët ndiqen nga emra në rrjedhore shumës.
[135] ***Mbarë*** ka një përdorim më të kufizuar se ***gjithë, tërë;*** përdoret kryesisht para emrave me kuptim përmbledhës:
*Në* ***mbarë*** *vendin mbajti kohë me diell.*
*Bota* ***mbarë*** *e di.*
***Mbarë*** *qyteti flet për të.*

*Kjo ndjenjë e shoqëroi Besim Golemin **gjithë** ditën.*
*Ky ndenji e duroi **tërë** natën pa gjumë.*

- kur emri është abstrakt:

  *Genti i doli përpara **gjithë** gjallëri.*
  *Eci **tërë** kënaqësi përpara.*
  *Azemi mbeti i habitur kur vuri re se ajo e kishte me **tërë** mend.*
  *Me **gjithë** mend e ke?*

- kur emri paraprihet nga fjalët ***gjatë, pas, afër, larg*** etj.

  *Gjatë **gjithë** rrugës fliste me shokët.*

- kur emri paraprihet nga togu **me + gjithë** në kuptimin ***bashkë me*** ose ***megjithëse*** (ndërkëmbimi me ***tërë*** këtu është i pamundur):

  *Nuk vonoi shumë dhe u duk atje dhelpra **me gjithë** shqarthin (**bashkë me** shqarthin…).*
  ***Me gjithë** kujdesin që tregonte i vëllai, Luli e ndiente peshën e vetmisë **(megjithëse** tregonte kujdes…).*

**Shënim 2.** Marrin medoemos **i, e, të** kur përemrat vendosen pas emrave:

*Mund të rrinte me orë **të tëra** në një gosti pa hapur gojën.*
*Nata **e gjithë** do të jetë e gjatë 500 vjet.*
*Fshati **i gjithë** festonte krishtlindjen.*

***b*** më vete:

- kur janë në shumës, duke marrë rregullisht **të** përpara:

*Mos kujtoni se ia tregoi **të gjitha.***
***Të gjithë** u mblodhën në një kthinë.*

*Kjo na dukej **të gjithëve** e pikëllueshme dhe madhështore njëkohësisht.*
*Erdhën **të tërë.***

- kur përdoren si emra, duke marrë mbaresë shquese:

*Pylli ishte fundosur **i gjithi** në qetësinë e madhërishme të tij.*
*Kjo është **e gjitha.***
*Me t'i vendosur Liria dorën mbi dorën e tij, ai u drodh **i tëri.***
*Tani ai hyri **i tëri** në studio.*
*Ndjenja e xhelozisë e kishte pushtuar **të tërën.***
*Profesorin e zuri në fillim një kollë e lehtë, që iu shtua, aq sa e shkundi **të gjithin.***

***Tjetër*** përdoret për të treguar një frymor a send të ndryshëm ose të njëjtë me frymorin a sendin e së njëjtës klasë:

- ***Tjetër** njeri qenka ky.*
  *Kam një mendim **tjetër** për ju.*
  *Stofi kishte ngjyrë **tjetër.***
  *S'na mbeti gjë **tjetër.***
  *Ana **tjetër** e shtëpisë duket më e mirë.*
- *Më jep një libër **tjetër.***
  *Kërkoni një klasë **tjetër.***
  *Shkoi në dhomën **tjetër.***
  *Erdhi me një shok **tjetër.***

**Shënim.** Përemri ***tjetër*** përdoret edhe si emër, duke marrë mbaresat shquese në trajtë të shquar dhe mbaresat joshquese ose ***një*** në trajtë të pashquar:

*Vjen **tjetri** e të shqetëson kot në mesnatë.*
*Pa pritur **tjetri** u kthey në mes të rrugës.*
*Tregoni kujdes për **tjetrin.***
***Tjetra** nuk e hapi gojën.*
*Merr edhe një **tjetër.***
*U bë shok me një **tjetër.***
*Edhe ai si gjithë **të tjerët** do të sillet.*

***Disa*** tregon sasi të pacaktuar , *por* të kufizuar njerëzish a sendesh:
***Disa*** *lexonin në këmbë,* ***disa*** *i shfletonin gazetat.*
***Disa*** *thonë se është matanë malit të Lunxherisë, disa thonë se është parë më afër.*
*Pastaj* ***disa*** *u sulën përjashta.*
*Nuk u pajtua me mendimin e* ***disave.***
***Disa*** *nga shokët qenë larguar nga stanet.*
*Pas* ***disa*** *kilometrash u shfaq përsëri Adriatiku*[136].

***Njëpalë*** ka kuptimin **disa:**

***Njëpalë*** *erdhën,* ***njëpalë*** *ikën.*
*E kapën* ***njëpalë*** *ethe të forta*[137].

**Shënim.** Si përemra të pacaktuar përdoren edhe ndajfoljet ***shumë, mjaft, plot***[138]***, pak, kaq, aq,*** nga të cilët ***shumë, mjaft*** tregojnë sasi të madhe frymorësh a sendesh, ***pak*** tregon sasi të vogël; ***ndërsa kaq, aq*** tregojnë sasi të pacaktuar (të madhe ose të vogël) që konkretizohet nga situata:

*Trimi i mirë me shokë* ***shumë.***
*Në sallë kishte* ***shumë*** *njerëz.*
***Shumë*** *shtëpi u dogjën gjatë luftës.*
***Shumë*** *prej tyre nuk dinin gjë.*
*Ishin ftuar* ***shumë*** *(dasmorë).*

---

[136] Më vete përdoret zakonisht trajta **disa,** por më rrallë takohet edhe *ca,* kryesisht në ligjërimin bisedor; në bashkëvajtje me një emër përdoret më shpesh trajta **ca :**

***Ca*** *flinin,* ***ca*** *loznin,* ***ca*** *pinin,* ***ca*** *këndonin,* ***ca*** *dolën për gjah.*

***Ca*** *u grisën,* ***ca*** *u dogjën.*

*Ai më dha* ***ca*** *barna.*

*Kishte ardhur para* ***ca*** *ditësh.*

*Lekë Dukagjini u shërua pas* ***ca*** *ditësh.*

[137] Duhet dalluar përemri ***njëpalë,*** nga togu ***një palë*** (numëror + emër):

*Bleu* ***një palë*** *çorape.*

[138] ***Plot*** përdoret sidomos me emra abstraktë: ***plot*** *krenari,* ***plot*** *besim,* ***plot*** *shëndet.*

*Pas **mjaft** përpjekjesh u zbulua se çështja ishte shumë më e ndërlikuar.*
***Pak** njerëz lexonin atë kohë shtypin e kohës.*
***Pak** kohë më parë fitoi demokracia.*
*Fjalë **pak** e punë **shumë.***
***Pak** prej tyre vuanin nga reumatizma.*
*Kishin ardhur **aq** njerëz sa s'i nxinte salla.*
***Aq** fuqi pati.*
***Aq** zë kishte.*
*Punon me **kaq** zell sa bie në sy menjëherë.*
***Kaq** mend ka.*
*Ta kam thënë **kaq e kaq** herë.*

***Gjë, gjëkafshë, gjësend***[139] tregojnë sende të pacaktuara dhe përdoren vetëm më vete.
Përemri ***gjë*** ka kuptim shumë të përgjithshëm; ai përdoret me kuptimin **diçka, asgjë**, përgjithësisht në fjali mohuese, pyetëse dhe kushtore:

*S'ka **gjë** më të dashur se Atdheu.*
*Nuk i mbeti **gjë.***
*S'ka **gjë** në thes.*
*S'ka **gjë** në dorë.*
*S'e ka **gjë** vëllanë e vogël.*
*Ku ka zë, s'është pa **gjë**.*
*A ke **gjë** për të më thënë?*
*Po pe **gjë,** ma thuaj.*
*S'është **gjë** ajo punë.*
*S'doli **gjë.***
*S'u bë **gjë.***

***Gjithçka*** ka kuptimin ***të gjitha gjërat, çdo gjë*** (është i kundërt i përemrit ***asgjë):***

[139] Rrallë takohen edhe përemrat ***gjëkafshë, gjësend (gjësendi)*** me kuptimin ***gjë, ndonjë gjë*** (kryesisht me përdorim dialektor):
*Ke **gjëkafshë** për të ngrënë?*
*Jepi **gjëkafshë** me vete.*
*S'pësoi **gjëkafshë.***
*Doni **gjësend** tjetër?*
*Të dha **gjësendi**?*

*Gjithçka* *ishte e ftohtë.*
*Bëri* ***gjithçka*** *për ta shpëtuar.*
*Në orën katër mbasdite* ***gjithçka*** *përsëritej.*
*Di* ***gjithçka*** *që ndodh në fshat.*
*Vuri në rrezik* ***gjithçka.***
*Mbi* ***gjithçka*** *respekton punën.*

***Diçka***[140] tregon një sasi të vogël të pacaktuar:

*Solli* ***diçka*** *të re.*
*Merrem me* ***diçka.***
*Ju lut për* ***diçka.***
***Diçka*** *lëviz këtu.*
*I dha* ***diçka*** *për të ngrënë.*

***Asnjë***[141]***, asgjë***[142]***, kurrfarë*** përdoren për të mohuar sende. Kuptimi i përemrit ***asnjë*** është "as edhe një

---

[140] Me kuptimin ***diçka*** rrallë përdoren edhe ***diç, seç*** (kryesisht me përdorim dialektor):
***Diç*** *i tha.* ***Diç*** *nuk i pëlqeu. Këtu* ***diç*** *luan.* ***Seç*** *i pëshpëriste.* ***Seç*** *mori vesh. Aty* ***seç*** *kishte.*
[141] Përemri ***asnjë*** përdoret për të mohuar edhe njerëz:
***Asnjë*** *njeri nuk u duk.*
*Askush nuk bëri pyetje dhe* ***asnjëri*** *nuk kërkoi sqarime.*
*Nuk mungoi* ***asnjë.***
Ky përemër përdoret edhe si emër: ***asnjëri, asnjëra:***
***Asnjëri*** *prej jush nuk erdhi.*
***Asnjëri*** *nuk e vuri re ikjen e tij.*
[142] Përemrat ***hiç, hiçgjë, kurrgjë, asgjësend, asgjëkafshë,*** që përdoren në kuptimin ***asgjë, asnjë send, asgjë prej gjëje,*** takohen rrallë, kryesisht në ligjërimin bisedor:
*-Ç'po ndodh? -****Hiç.***
*U hëngrën për* ***hiçgjë.***
*Nuk humbet* ***hiçgjë.***
*S'kam* ***kurrgjë.***
*Nuk solli* ***asgjësend.***
*Nuk i dha* ***asgjëkafshë.***
Përveç këtyre, si përemra mohues takohen edhe ***kurrëfarë, hiçmosgjë, hiçgjësend:***
*Nuk janë marrë* ***kurrfarë*** *masash.*
*Pretendonte pa* ***kurrfarë*** *të drejte.*

send"; kuptimi i përemrit ***asgjë*** është ***asnjë gjë, asnjë send, kurrgjë; asnjë*** përdoret edhe në bashkëvajtje me emra, ***asgjë*** përdoret më vete, ose i shoqëruar me përemër:

*Nuk tha* ***asnjë*** *fjalë.*
*S'kishte* ***asnjë*** *lek.*
*S'ka* ***asnjë*** *të drejtë.*
*Nuk di* ***asgjë.***
*Nuk pyet për* ***asgjë.***
***Asgjë*** *me rëndësi nuk ndodhi.*
*Për këtë s'kishim* ***kurrfarë*** *dëshmie.*
*Nuk di* ***asgjë*** *tjetër.*

## Përemrat vetvetorë

§ 76 Përemri vetvetor ***vete*** përdoret me parafjalë.

■ *Flet me* ***vete.***
*Do të marr me* ***vete.***
*(-Duhet ikur), - tha me* ***vete.***
*Punon për* ***vete.***
*E mbajtën për* ***vete.***
*Ajo kujdesej vetëm për* ***vete.***

§ 77 ***Vete*** përdoret edhe si emër, duke marrë gjithashtu formën e emrit të gjinisë femërore në trajtë të shquar ***(vetja):***

| | |
|---|---|
| **E.** | vetja[143] |
| **Gj.** | i vetes |
| **Dh.** | vetes |
| **K.** | veten |

[143] Në vend të ***vetja*** , përdoret për përforcim herë-herë ***vetvetja*** *(vetja e vet):* E. ***vetvetja***, Gj.***i vetvetes***, Dh.***vetvetes***, K.***vetveten:***
*Nuk i dhimbsej* ***vetvetja*** *(vetja e vet).*
*Ka humbur kontrollin e* ***vetvetes (e*** *vetes vet).*
*Gënjen* ***vetveten*** *(veten e vet).(vazhdon)*

*Nuk i dhimbsej **vetja.***
*Asaj se ç'i dukej **vetja**.*
*I dha zemër **vetes** gruaja.*
*S'ka dyshim, ai është i zoti **i vetes**.*
*E ndiej **veten** mirë.*
*U përmend shpejt dhe gati i trembur pyeti **veten.***
*Këtë e kam nga **vetja** ime.*
*Mendo vetëm për **veten** tënde.*
*E mbante pas **vetes.***

■ ***Vetë*** përdoret pa parafjalë:

***Vetë** e di ç'kam hequr.*
*U rrua **vetë.***
*E pashë **vetë.***
*Të rroni **vetë!***
*Punon **vetë.***

---

143 *Ka shumë kërkesa ndaj **vetvetes** (ndaj vetes së vet).*
*Fliste me **vetveten** (me veten e vet).*
*Shprehte mosbesim në **vetvete**.*

# FOLJA

## Llojet

*§ 78* Sipas kuptimit dhe fuksionit dallohen:

- folje **me kuptim leksikor të plotë, që shërbejnë për të shprehur kallëzuesin a kryegjymtyrën** , si: ***punoj, lexoj, vrapoj, këndoj, flas, kap:***

*Gëzimja **punon** në spital.*
*Në Sarandë **pushojnë** shumë turistë.*
*Ata **u kthyen** dje nga shërbimi.*

- folje gjysmëndihmëse **me kuptim modal, si:** ***mund, duhet, lipset, do, kam, jam, dua:***

*Kjo fushë **mund** të ushqejë gjithë Shqipërinë.*
*Shqiptari **duhet** ta njohë më mirë Evropën.*
*Shpërndarja e shtypit **do** bërë shpejt e në të gjithë vendin.*
*Ata **kishin** për të vajtur atje në të vërtetë dy muaj më parë.*
*Çështja **është** për t'u diskutuar.*
*Ne mbrojmë atë që **është** për t'u mbrojtur.*

- folje gjysmëndihmëse **me kuptim aspektor**: ***filloj, nis zë, vazhdoj, mbaroj, pushoj, bëj*** etj.:

***Filloi** të lëvizte ngadalë.*
*Gjyshja **vazhdoi** ta shihte të birin me mall.*
***Nisi** të këndonte me atë zërin e tij të kumbueshëm e drithërues.*
***Bëri** të lëvizte, po e preu një dhembje e madhe.*
***Pushuan** së kënduari natën vonë.*

4) folje **këpujore:** ***jam, bëj, kam, emëroj, shpall*** etj.:
*Bakri **është** përçues i mirë i nxehtësisë.*
*Shkrimtari **është** një qenie e çuditshme.*
*Atë e **kam** mik me kokë.*
*Teuta **u emërua** mësuese.*
*Toka **u bë** përsëri jona.*

5) folje ndihmëse që **formojnë kohët e përbëra dhe që funksionojnë si mbaresa:** ***kam, jam, do:***

*Ai **ka lexuar** gazetën "Dielli".*
*Serveti **kishte qëndruar** disa muaj në fshat.*
*Qielli **ishte mbuluar** me re të zeza.*
*Nesër ai **do të referojë** në sesionin shkencor.*

## Format e shtjelluara

### *Mënyrat*

**§ 79** Folja ka pesë mënyra:

**Mënyra dëftore** tregon se folësi e paraqit veprimin si fakt të vërtetë në të tashmen, në të shkuarën dhe në të ardhmen:

*Çdo muaj ai **lexon** një libër.*
*Mbrëmë **pamë** një koncert.*
*Së shpejti **do të niset** për Tiranë, **do të japë** provimet e **do të bëhet** infermiere me diplomë.*

**Mënyra habitore** tregon se folësi e paraqit veprimin si fakt të vërtetë, shoqëruar me ndjenjën e habisë, në të tashmen, në të shkuarën dhe në të ardhmen:

*Këto ditë traktorët **punuakan** edhe natën.*
*Ç'hije trimi na i **paska rënë**!*
***Do ta marrka** me vete vajzën?!*

**Mënyra lidhore** tregon se folësi e paraqit veprimin si të mundshëm, të detyrueshëm ose të dëshirueshëm në të tashmen e në të shkuarën:

*Ç'përgjigje **t'i japë** nënës?*
***Të këndojë** me zë më të ulët.*
***T'i rrojë** vajza!*
*Po **të kishte treguar** më shumë kujdes, nuk do të vuante kaq shumë.*
*Po **të** mos **kishim luftuar**, s'do të kishim fituar dhe, tashti, po **të** mos **punojmë,** do të humbim ato që kemi fituar.*

**Mënyra dëshirore** tregon se folësi e paraqit veprimin të dëshirueshëm në formë urimi ose mallkimi në të tashmen a në të shkuarën:

***Dalshim** faqebardhë.*
*O burrani, o shqiptarë: Se në **dashçim** e në u **përpjekshim,** do të jemi një nga më të mirët e nga më të ndriturit e kombeve të Evropës.*
***Shkofsh** e **ardhsh** shëndoshë!*
*T'**u thaftë** gjuha!*
*Të **paça**!*

**Mënyra urdhërore** tregon se folësi e paraqit veprimin në formë urdhri, lutjeje, këshille etj. në të tashmen:

***Mbyll** gojën, të lutem!*
***Lajmëro** shoqet!*
***Ngreje** kokën lart!*
***Duaje** atdheun si shqiponja folenë.*
***Punoni,** biro; kjo na duhet sot.*
***Fli**, e vuajtura ime!*

## Format e pashtjelluara

*§ 80* Format e pashtjelluara të foljes janë tri:

(1**) gerundi** me dy trajta rasore: **kallëzore (të bërë), rrjedhore (së bëri)**; (2) **përcjellorja** me dy trajta **(pohore duke bërë, mohore pa bërë); pjesorja me**

dy trajta ( pa mbaresë të përparme **bërë,** me mbaresë të përparme **i bërë)**:

**Gerundi** shpreh emërtim të veprimit dhe zotëron kryesisht tiparet e foljes e të emrit:

*Dëshira për **të lexuar** e ka shoqëruar gjithë jetën.*
*Ajo është e etur për **të vallëzuar.***
*Vinte rrallë sa për **t'u** **çmallur.***
*Me **të parë** djalin, u qetësua.*
*Fshati mbaroi **së ndërtuari** shkollën.*

**Përcjellorja** shpreh një veprim dytësor pranë një veprimi kryesor dhe zotëron kryesisht tiparet e foljes dhe të ndajfoljes:

*Shkonte **duke çaluar.***
***Duke ecur** midis lisave, ndjeu një krismë.*
*Vraponte **pa vështruar** as majtas, as djathtas.*
*Mos u nis **pa marrë** leje.*

**Pjesorja** shpreh një veprim në formë tipari dhe zotëron tiparet e foljes dhe të mbiemrit:

*Nëpër natë u nis për në fshatin e saj, **rrethuar** me mollë e lisa.*
*Hyri një djalosh, **veshur** si qëmoti.*
*E gjeta me duar **lidhur.***
*E lashë derën **hapur (të hapur).***
*E gjetëm qenin **lidhur (të lidhur).***
*Libri **i botuar** u shpërnda në gjithë vendin.*
*E hodhi në vatër letrën **e grisur.***

***Shënim**. Togu **për+gerund** në disa përdorime ka kaluar në paskajore, por ende nuk ka arritur të kryejë funksionet themelore të paskajores së mirëfilltë, siç është funksioni kryefjalor e ndonjë tjetër, funksione këto që i kryen normalisht paskajorja e gegërishtes (dialekti verior i shqipes) dhe paskajorja e të gjitha gjuhëve europiane**:** **Me lexue** asht kënaqësi. (gegërisht).Por në shqipen standarde: **Të lexosh** është kënaqësi.(lidhore).Por jo *Për të lexuar është kënaqësi.*

## Kohët

§ 81 **Kohët themelore** të foljes janë: e tashmja, e shkuara, e ardhmja.
Mënyra **dëftore dhe habitore** i kanë të tria këto kohë:

*-Ai **flet** gjithmonë shpejt dhe pa menduar.*
*-Rustemi **u ngrit** në këmbë.*
*Na **ka mbetur** edhe pak punë për të bërë.*
*-Së shpejti **do të shkrijë** bora.*
*E **paskemi** rrugën bashkë.*
***Paske ardhur** nga malet e largëta.*
*Në lagjen tonë **do t'u ndërtuaka** edhe një pallat sporti.*

Mënyrat **lidhore, dëshirore** kanë kohën e tashme dhe të shkuarën:

*Erdhi dita **të luftojmë** për lirinë e Shqipërisë, ja **të vdesim,** ja **të rrojmë** si burrat e trimërisë.*
*Ne nuk pritnim **të** na **kritikonin.***
*Deri nesër **ta kemi përfunduar** kanalin.*
*Skënderin e **paçim** sa malet e i **rrofshin** çunat.*
*Të **qofshim falur** e të paçim për jetë, moj Kosovë!*

Mënyra **urdhërore** shpreh nxitje për veprim në kohën e tashme.

***Dil** jashtë dhe **prit!***
***Dëgjoni**, zotërinj!*

§ 82 **Nëndarjet e kohëve themelore**

*a* **Mënyra dëftore**

■ **E tashmja**

(a) **e tashmja e pacaktuar *(punoj)***

(b) **e tashmja e caktuar *( po punoj)***

(c) **e tashmja e gjendjes *(jam duke punuar)***

■ **E shkuara**

(1) **E pakryera**

(a) **e pakryera e pacaktuar *(punoja)***
(b) **e pakryera e caktuar *(po punoja)***
(c) **e pakryera e gjendjes *(isha duke punuar)***

(2) **E kryera e thjeshtë *(punova)***
(3) **E kryera *(kam punuar)***
(4) **Më se e kryera *(kisha punuar)***
(5) **E kryera e tejshkuar *(pata punuar)***

- **E ardhmja**

(a) **e ardhmja *(do të punoj)***
(b) **e ardhmja e sigurisë *(kam për të punuar)***
(c) **e ardhmja e së shkuarës *(do të punoja)***
(d) **e ardhmja e së shkuarës e sigurisë *(kisha për të punuar)***
(dh) **e ardhmja e përparme *(do të kem punuar*)**
(e) **e ardhmja e përparme e së shkuarës *(do të kisha punuar)***

***b*** **Mënyra habitore**

- **E tashmja**

(a) **e tashmja e pacaktuar (**punuakam**)**
(b) **e tashmja e caktuar (*po punuakam*)**
(c) **e tashmja e gjendjes (*qenkam duke punuar)***

- **E shkuara**

(1) **E pakryera:**

(a) **e pakryera e pacaktuar (*punuakësha) (ose punokësha)***
(b) **e pakryera e caktuar (*po punuakësha*)**
(c) **e pakryera e gjendjes** (***qenkësha duke punuar*)**

**Shënim. Për këto kohë po përoren shpesh format me –o- (punokam, punokësha).**

(2) **E kryera (*paskam punuar*)**
(3) **më se e kryera (*paskësha punuar)***

- **E ardhmja *(do të punuakam)***

*c* **Mënyra lidhore**

- **E tashmja *(të punoj)***
- **E shkuara**
  (1) **e pakryera *(të punoja)***
  (2) **e kryera *(të kem punuar)***
  (3) **më se e kryera *(të kisha punuar)***

*d* **Mënyra dëshirore**

- **E tashmja (*punofsha)***
- **E shkuara**
  **e kryera (*paça punuar)***

## Foljet kalimtare dhe jokalimtare

*§ 83* Foljet në gjuhën shqipe mund të jenë kalimtare ose jokalimtare:

**Foljet kalimtare** emërtojnë veprime që kalojnë drejtpërdrejt mbi ndonjë person a send të shprehur me emër, përemër etj. në rasën kallëzore pa parafjalë:

*Për të ai **kishte botuar** edhe një artikull tjetër.*
*Përpara shtëpisë ata **po ndreqnin** një mur.*
*Atë e **transferuan** në Korçë.*
*Lindën e **ftuan** në spektalin e ri televiziv.*
*Ai e **punon** kopshtin vetë.*

**Foljet jokalimtare** emërtojnë veprime që mbeten tek ai që i kryen:
***Mbetën** në mes të erës si të ngrirë.*
*Në rrugë s'**po kalonte** më asnjeri.*
*Ajo **jeton** në Tiranë.*
*Ai **punon** shumë.*

## Trajtat (diatezat)

*§ 84* Foljet kanë trajtën veprore dhe trajtën pësore.

Folja në trajtën veprore tregon një veprim që e kryen kryefjala:

*Nëna* ***po lan*** *fëmijën.*
*Ajo* ***respekton*** *mësuesen e saj.*
*Dini* ***kapërceu*** *gardhin.*
*Mos* ***fol*** *pa leje*[144]*.*

Folja në **trajtën pësore** tregon një veprim që nuk kryhet nga kryefjala:

*Ai* ***u emërua*** *mësues në fshatin e vet.*
*Shtëpia* ***është ndërtuar*** *me tulla.*
*Fëmija* ***u la*** *nga nëna.*
*Dituria* ***fitohet*** *me punë e përpjekje.*

**Shënim.** Disa folje, megjithëse kanë trajtën pësore, tregojnë një veprim që e kryen kryefjala; këto përbëjnë grupin e foljeve mesore, si:

- *nisem, ngjitem, afrohem, skuqem, gëzohem, hidhërohem, mendohem, dëshpërohem, nxehem, plakem, përtërihem;*
- *lahem, krihem, vishem;*
- *përqafohem, grindem, martohem, përshëndetem, puthem.*

*Alpinistët* ***do të ngjiten*** *në majën më të lartë të Korabit.*
*Çdo ditë ai* ***lahet*** *me ujë të ftohtë.*
*Kur erdhi lajmi në Lesh, kryetrimi i sëmurë në shtrat të vdekjes* ***u përpoq të ngrihej*** *e të kapte armët.*
*Nënë e bir* ***u përqafuan*** *me mall.*

## Vetat dhe numrat

§ 85 Folja ka tri veta dhe dy numra:

---

[144] Në fjalitë që nuk kanë kryefjalë veta shprehet me anë të mbaresave të foljes:
***Lexoni*** *me zë më të lartë.*
*Po* ***lexoj*** *gazetën.*
*Po* ***lajmë*** *duart.*

**njëjës**

| | | |
|---|---|---|
| Veta e parë | *(unë) puno-j* | *hap* (-)[145] |
| Veta e dytë | *(ti) puno-n* | *hap (-)* |
| Veta e tretë | *(ai, ajo) puno-n* | *hap (-)* |

**shumës**

| | | |
|---|---|---|
| Veta e parë | *(ne) puno-jmë*[146] | *hap-im* |
| Veta e dytë | *(ju) puno-ni*[147] | *hap-ni* |
| Veta e tretë | *(ata, ato) puno-jnë* | *hap-in* |

**Shënim:** Disa folje nuk kanë veta dhe numra, por dalin vetëm në formën e vetës së tretë njëjës. Këtu përfshihen:

- folje a shprehje jokalimtare që tregojnë dukuri atmosferike ose natyrore, si: *agon, ngryset, vetëtin, bubullin, veson, ushton, gjelbëron, bën ftohtë, bën ngrohtë, bie shi, bie borë, fryn erë* etj.
- folje jokalimtare në kuptimin **"ngjet",** si: *ndodh, ngjan, rastis, qëllon* etj.
- folje kalimtare pësore, si: *dihet, flitet, thuhet, lejohet, ndalohet, kuptohet, parashikohet, merret me mend* etj.
- shprehje foljore me **jam, vij, shkoj, dal**, si: (s') *është mirë,* (s') *është keq,* (s') *është e mundur,* (s') *është e domosdoshme,* (s') *është e arsyeshme,* (s') *është e udhës; më vjen mirë, më vjen keq, më vjen mbarë; më shkon ndër mend, më del nga mendja* etj.
- folje jokalimtare pësore që tregojnë modalitet (s') *flihet,* (s') *shkohet,* (s') *rrihet,* (s') *rrohet,* (s') *kalohet,* (s') *hahet.*

---

[145] Shenja (-) tregon mbaresën zero.

[146] Veta e parë shumës përdoret edhe në vend të vetës së parë njëjës për modesti (si shumës i modestisë).

[147] Veta e dytë shumës përdoret edhe në vend të vetës së dytë njëjës për nderim e mirësjellje (si shumës etik).

- folje jokalimtare pësore me trajta të shkurtra që tregojnë gjendje fiziologjike, si: (s') *më flihet,* (s') *më hahet,* (s') *më rrihet* etj.
- folja kam në kuptimin "**ndodhet", "ekziston".** (*Në male* ***ka*** *pyje. Në rrugë* ***ka*** *lëvizje*.)

## Foljet e rregullta dhe të parregullta

*§ 86* Temat bazë të foljes janë tri: e para është tema **e së tashmes** (veta I njëjës); e dyta është tema **e së kryerës së thjeshtë** (veta I njëjës); e treta është **tema e pjesores.**

**Folje të rregullta** janë ato që kanë (a) tri ose (b) dy tema bazë të njëjta (ndërkaq njëra nga tri temat ndryshon pjesërisht):

**(a)** (të tria temat të njëjta)

| tema 1 | tema 2 | tema 3 |
|---|---|---|
| ***la***-*j* | ***la***-*va* | ***la***-*rë* |
| ***kap*** | ***kap***-*a* | ***kap***-*ur* |
| ***pi*** | ***pi***-*va* | ***pi***-*rë* |

**(b)** (vetëm dy tema të njëjta)

(tema 1 e njëjtë me temën 3)

| tema 1 | tema 2 | tema 3 |
|---|---|---|
| ***lye***-*j* | ***le***-*va* | ***lye***-*r* |
| ***shkrua***-*j* | ***shkro***-*va* | ***shkrua***-*r* |
| ***vë*** | ***vur***-*a* | ***vë***-*në* |
| ***lë*** | ***la***-*shë* | ***lë***-*në* |
| ***heq*** | ***hoq***-*a* | ***heq***-*ur* |
| ***mbjell*** | ***mboll***-*a* | ***mbjell***-*ë* |
| ***nxjerr*** | ***nxor***-*a* | ***nxjerr***-*ë* |
| ***vjel*** | ***vol***-*a* | ***vjel***-*ë* |

(tema 2 e njëjtë me temën 3)

| **tema 1** | **tema 2** | ***tema 3*** |
|---|---|---|
| ***mba***-*j* | ***mbajt-****a* | ***mbajt***-*ur* |
| ***vete*** | ***vajt***-*a* | ***vajt***-*ur* |
| ***bë***-*j* | ***bër***-*a* | ***bër***-*ë* |
| ***hy***-*j* | ***hyr***-*a* | ***hyr***-*ë* |
| ***vras*** | ***vra***-*va* | ***vra***-*rë* |

(tema 1 e njëjtë me temën 2)

| **tema 1** | **tema 2** | **tema 3** |
|---|---|---|
| ***puno***-*j* | ***puno-****va* | ***punua***-*r* |
| ***rrëfe***-*j* | ***rrëfe***-*va* | ***rrëfye***-*r* |

## *§ 87* Folje të parregullta

Folje të parregullta janë ato (a) që kanë të paktën një temë bazë krejt të ndryshme (të tilla janë nëntë: ***jam, kam, bie (rashë), bie (prura), ha, jap, rri, vij, shoh),*** si dhe ato (b) tri temat bazë të të cilave ndryshojnë pjesërisht (të tilla janë pesë: ***them, dua, vdes, shpie, shtie)***:

**(a)** (një temë krejt e ndryshme)

| **tema 1** | **tema 2** | **tema 3** |
|---|---|---|
| ***ja***-*m* | ***qe***-*shë* | ***qe***-*në* |
| ***ka***-*m* | ***pat***-*a* | ***pas***-*ur* |
| ***bie*** | ***ra***-*shë* | ***rë***-*në* |
| ***bie*** | ***prur***-*a* | ***prur-****ë* |
| ***ha*** | ***hëngr***-*a* | ***ngrë***-*në* |
| ***jap*** | ***dha***-*shë* | ***dhë***-*në* |
| ***rri*** | ***ndenj***-*a* | ***ndenj-****ur* |
| ***vi-j*** | ***erdh***-*a* | ***ardh***-*ur* |
| ***shoh*** | ***pa***-*shë* | ***pa***-*rë* |

**(b)** (të tria temat ndryshojnë pjesërisht)

| **tema 1** | **tema 2** | **tema 3** |
|---|---|---|
| ***the**-m* | ***tha**-shë* | ***thë**-në* |
| ***dua*** | ***desh**-a* | ***dash**-ur* |
| ***vdes*** | ***vdiq**-a* | ***vdek**-ur* |
| ***shpie*** | ***shpur**-a* | ***shpë**-në* |
| ***shtie*** | ***shti**-va* | ***shtë**-në* |

## Zgjedhimet[148]

*§ 88* Foljet ndahen në dy zgjedhime:

**Në zgjedhimin e parë** përfshihen foljet që në vetën e parë njëjës të kohës së tashme dëftore marrin mbaresën **-j,** si:

(unë) *puno**-j**, la**-j**, kthe-**j**, rrëfe-**j**, gje-**j**, fshi-**j**, mba-**j**, bë-**j**, hy-**j**, lye-**j**, shkrua-**j**, zie-**j*** etj.

**Në zgjedhimin e dytë** përfshihen foljet që në vetën e parë njëjës të kohës së tashme dëftore dalin me mbaresën zero, si:

(unë) *vendos(-), qep (-), mbjell (-), mbledh (-), hap (-), dredh (-), heq (-), nxjerr (-), vjel (-), dal (-), flas (-), përgatis (-); vë (-), zë (-), di (-), fle (-), ngre (-), pi (-), lë (-)* etj.

**Shënim:** Foljet ***ik-i, hip-i,*** megjithëse ndryshojnë nga zgjedhimi i parë dhe i dytë, do të përfshihen në zgjedhimin e dytë, sepse kanë mbaresa të njëjta në të tria vetat e shumësit të kohës së tashme dëftore (krahaso: *ik-**im**, ik**-ni**, ik**-in*** me *hap-**im,** hap-**ni**, hap-**in***) dhe se dalin në temë me bashkëtingëllore.

[148] Për ndarjen e foljeve në zgjedhime shihen mbaresat e vetës të parë njëjës të kohës së tashme dëftore.

## *Nëndarjet e zgjedhimeve*[149]

### § 89 Zgjedhimi i parë e nëndarjet e tij

Foljet e zgjedhimit të parë nuk ndahen në **klasa**, sepse mbaresat e kohës së tashme (njëjës e shumës) dëftore i kanë të njëjta:

| | |
|---|---|
| *puno-**j*** | *shkrua-**j*** |
| *puno-**n*** | *shkrua-**n*** |
| *puno-**n*** | *shkrua-**n*** |
| *puno-**jmë*** | *shkrua-**jmë*** |
| *puno-**ni*** | *shkrua-**ni*** |
| *puno-**jnë*** | *shkrua-**jnë*** |

Në zgjedhimin e parë dallohen dy **nënklasa** me nga dy **nëngrupe,** secila sipas mbaresave të së kryerës së thjeshtë:

**Zgjedhimi 1, nënklasa 1) a**

(***punoj, shkruaj; kthej, rrëfej, lyej, ziej*** etj.)

| | | |
|---|---|---|
| *puno-**va*** | *shkro-**va*** | *kthe-**va*** |
| *puno-**ve*** | *shkro-**ve*** | *kthe-**ve*** |
| *puno-**i***[150] | *shkro-**i*** | *kthe-**u***[156] |
| | | |
| *punua-**m*** | *shkrua-**m*** | *kthye-**m*** |
| *punua-**t*** | *shkrua-**t*** | *kthye-**t*** |
| *punua-**n*** | *shkrua-**n*** | *kthye-**n*** |

**Zgjedhimi 1, nënklasa 1) b**

(***laj, fshij*** etj.)

| | |
|---|---|
| *la-**va*** | *la-**më*** |
| *la-**ve*** | *la-**të*** |
| *la-**u***[156] | *la-**në*** |

[149] Për nëndarjet e zgjedhimeve në klasa shihen mbaresat e kohës së tashme (njëjës e shumës) dëftore.
[150] **i/u** trajtohen si variante fonetike të një mbarese.

| **Zgjedhimi 1, nënklasa 2)a** (***gjej, mbaj*** etj.) | **Zgjedhimi 1, nënklasa 2)b** ***(bëj, hyj)*** |
|---|---|
| *gjet-**a*** | *bër-**a*** |
| *gjet-**e*** | *bër-**e*** |
| *gjet-**i*** | *bër-**i*** |
| | |
| *gjet-**ëm*** | *bë-**më*** |
| *gjet-**ët*** | *bë-**të*** |
| *gjet-**ën*** | *bë-**në*** |

## § 90 Zgjedhimi i dytë e nëndarjet e tij

Foljet e zgjedhimit të dytë ndahen në dy klasa, sepse mbaresat e shumësit të kohës së tashme dëftore janë të ndryshme.

**Zgjedhimi 2, klasa 1)**

(***kap, qep, mbjell, vjel, nxjerr, shëtis, vendos, trokas, dal, heq*** etj.)

| | |
|---|---|
| *kap (-)* | *vjel (-)* |
| *kap (-)* | *vjel (-)* |
| *kap (-)* | *vjel (-)* |
| | |
| *kap-**im*** | *vjel-**im*** |
| *kap-**ni*** | *vil-**ni*** |
| *kap-**in*** | *vjel-**in*** |

**Zgjedhimi 2, klasa 2)**

(***vë, zë, di, fle*** etj.)

| | |
|---|---|
| *vë (-)* | *di (-)* |
| *vë (-)* | *di (-)* |
| *vë (-)* | *di (-)* |
| | |
| *vë-**më*** | *di-**më***[151] |
| *vë-**ni*** | *di-**ni*** |
| *vë-**në*** | *di-**në*** |

Çdo klasë e zgjedhimit të dytë ndahet secila në dy nënklasa, sipas mbaresave të së kryerës së thjeshtë:

**Klasa 1, nënklasa 1**

***(shëtis, vendos, pres (shokun), qep, mbjell, mbledh, hap, nxjerr, njoh*** etj.)

| | |
|---|---|
| *qep-**a*** | *njoh-**a*** |
| *qep-**e*** | *njoh-**e*** |
| *qep-**i*** | *njoh-**u*** |
| | |
| *qep-**ëm*** | *njoh-**ëm*** |
| *qep-**ët*** | *njoh-**ët*** |
| *qep-**ën*** | *njoh-**ën*** |

**Klasa 1, nënklasa 2**

***(shkas, vras, ngas, pres (bukën), pi)***

[151] Trajtat me **-j** të foljeve ***di, pi, zë, vë, nxë, lë, fle*** në vetën I dhe III shumës janë jonormative:

| ***normative*** | ***jonormative*** |
|---|---|
| *di-më* | *di-jmë* |
| *di-në* | *di-jnë* |
| *vë-më* | *vë-jmë* |
| *vë-në* | *vë-jnë* |
| *zë-më* | *zë-jmë* |
| *zë-në* | *zë-jnë* |
| *pi-më* | *pi-jmë* |
| *pi-në* | *pi-jnë* |

| | |
|---|---|
| *pre-**va*** | *pi-**va*** |
| *pre-**ve*** | *pi-**ve*** |
| *pre-**u*** | *pi-**u*** |
| *pre-**më*** | *pi-**më*** |
| *pre-**të*** | *pi-**të*** |
| *pre-**në*** | *pi-**në*** |

**Klasa 2, nënklasa 1**
***(vë, zë etj.)***

*vur-**a***
*vur-**e***
*vur-**i***

*vu-**më***
*vu-**të***
*vu-**në***

**Klasa 2, nënklasa 2**
***(di, fle, ngre)***

| | |
|---|---|
| *ngrit-**a*** | *dit-**a*** |
| *ngrit-**e*** | *dit-**e*** |
| *ngrit-**i*** | *dit-**i*** |
| *ngrit-**ëm*** | *dit-**ëm*** |
| *ngrit-**ët*** | *dit-**ët*** |
| *ngrit-**ën*** | *dit-**ën*** |

**Shënim 1.** Folja ***lë*** përfshihet në zgjedhimin e dytë *(unë) lë (-),* në klasën e dytë *(ne) lë-**më**, (ju) li-**ni**, lë-**në**,* në një nënklasë të veçantë *(la-**shë**, le (-), la (-), la-**më**, la-**të**, la-**në**).*
Folja ***vete*** zgjedhohet si foljet e zgjedhimit të dytë ***vete, vete, vete, vemi, veni, venë.***

**Shënim 2.** Foljet e parregullta zgjedhohen në mënyra të ndryshme, duke afruar ose me foljet e zgjedhimit të parë, ose me foljet e

zgjedhimit të dytë (shih pasqyrën e zgjedhimit të foljeve të parregullta).

## Zgjedhimi i foljeve kam, jam

Foljet ***kam, jam*** zgjedhohen njëlloj edhe si ndihmëse, edhe me kuptim të plotë.

### § 91 Format

Temat bazë:

| e tashme | e kryera e thjeshtë | pjesore |
|---|---|---|
| ***ka***-*m* | ***pat***-*a* | ***pas***-*ur*[152] |
| ***ja***-*m* | ***qe-****shë* | ***qe***-*në* |

**Pasqyrat e zgjedhimit të foljeve kam, jam**

**Mënyra dëftore**

**e tashme** / **e pakryer**

| | | | |
|---|---|---|---|
| *ka**-m*** | *ja-**m*** | *kish-**a*** | *ish-***a** |
| *ke* **(-)** | *je* ***(-)*** | *kish-**e*** | *ish-***e** |
| *ka* **(-)** | *ësh**-të*** | *kish*[153]**-te** | *ish*[158]***-te*** |
| *ke-**mi*** | *je-**mi*** | *kish-**im*** | *ish-**im*** |
| *ke-**ni*** | *je-**ni*** | *kish-**it*** | *ish-**it*** |
| *ka-**në*** | *ja-**në*** | *kish-***in** | *ish-**in*** |

**e kryer e thjeshtë** / **e kryer**

| | | | |
|---|---|---|---|
| *pat-a* | *qe-shë* | *kam pasur* | *kam qenë* |
| *pat-e* | *qe -(-)* | *ke pasur* | *ke qenë* |
| *pat*[158]*-i* | *qe (-)* | *ka pasur* | *ka qenë* |
| *pat-ëm* | *qe-më* | *kemi pasur* | *kemi qenë* |
| *pat-ët* | *qe-të* | *keni pasur* | *keni qenë* |
| *pat-ën* | *qe-në* | *kanë pasur* | *kanë qenë* |

**më se e kryer** / **e kryer e tejshkuar**

[152] Trajtat ***pat-ur, që-në*** janë dialektore.

[153] Trajtat ***kish, ish, pat*** për ***kishte, ishte, pati*** takohen në ligjërimin bisedor.

| | | | |
|---|---|---|---|
| *kisha pasur* | *kisha qenë* | *pata pasur* | *pata qenë* |
| *kishe pasur* | *kishe qenë* | *pate pasur* | *pate qenë* |
| *kishte pasur* | *kishte qenë* | *pati pasur* | *pati qenë* |
| *kishim pasur* | *kishim qenë* | *patëm pasur* | *patëm qenë* |
| *kishit pasur* | *kishit qenë* | *patët pasur* | *patët qenë* |
| *kishin pasur* | *kishin qenë* | *patën pasur* | *patën qenë* |

**e ardhme** **e ardhme e sigurisë**

| | | | |
|---|---|---|---|
| *do të kem* | *do të jem*[154] | *kam për të pasur* | *kam për të qenë* |
| *do të kesh* | *do të jesh* | *ke për të pasur* | *ke për të qenë* |
| *do të ketë* | *do të jetë* | *ka për të pasur* | *ka për të qenë* |
| *do të kemi* | *do të jemi* | *kemi për të pasur* | *kemi për të qenë* |
| *do të keni* | *do të jeni* | *keni për të pasur* | *keni për të qenë* |
| *do të kenë* | *do të jenë* | *kanë për të pasur* | *kanë për të qenë* |

**e ardhme e së shkuarës** **e ardhme e së shkuarës e sigurisë**

| | | | |
|---|---|---|---|
| *do të kisha* | *do të isha* | *kisha për të pasur* | *kisha për të qenë* |
| *do të kishe* | *do të ishe* | *kishe për të pasur* | *kishe për të qenë* |
| *do të kishte* | *do të ishte* | *kishte për të pasur* | *kishte për të qenë* |
| *do të kishim* | *do të ishim* | *kishim për të pasur* | *kishim për të qenë* |
| *do të kishit* | *do të ishit* | *kishit për të pasur* | *kishit për të qenë* |
| *do të kishin* | *do të ishin* | *kishin për të pasur* | *kishin për të qenë* |

**e ardhme e përparme**

| | |
|---|---|
| *do të kem pasur* | *do të kem qenë* |
| *do të kesh pasur* | *do të kesh qenë* |
| *do të ketë pasur* | *do të ketë qenë* |
| *do të kemi pasur* | *do të kemi qenë* |
| *do të keni pasur* | *do të keni qenë* |
| *do të kenë pasur* | *do të kenë qenë* |

[154] Trajtat pa pjesëzën **të *(do kem, do jem*** etj) takohen kryesisht në ligjërimin bisedor.

**e ardhme e përparme e së shkuarës**

| | |
|---|---|
| *do të kisha pasur* | *do të kisha qenë* |
| *do të kishe pasur* | *do të kishe qenë* |
| *do të kishte pasur* | *do të kishte qenë* |
| *do të kishim pasur* | *do të kishim qenë* |
| *do të kishit pasur* | *do të kishit qenë* |
| *do të kishin pasur* | *do të kishin qenë* |

**Mënyra habitore**

**e tashme** **e pakryer**

| | | | |
|---|---|---|---|
| *pas-kam* | *qen-kam* | *pas-kësha* | *qen-kësha* |
| *pas-ke* | *qen-ke* | *pas-këshe* | *qen-këshe* |
| *pas-ka* | *qen-ka* | *pas-kësh* | *qen-kësh* |
| *pas-kemi* | *qen-kemi* | *pas-këshim* | *qen-këshim* |
| *pas-keni* | *qen-keni* | *pas-këshit* | *qen-këshit* |
| *pas-kan* | *qen-kan* | *pas-këshin* | *qen-këshin* |

**e kryer** **më se e kryer**

| | | | |
|---|---|---|---|
| *paskam pasur* | *paskam qenë* | *paskësha pasur* | *paskësha qenë* |
| *paske pasur* | *paske qenë* | *paskëshe pasur* | *paskëshe qenë* |
| *paska pasur* | *paska qenë* | *paskësh pasur* | *paskësh qenë* |
| *paskemi pasur* | *paskemi qenë* | *paskëshim pasur* | *paskëshim qenë* |
| *paskeni pasur* | *paskeni qenë* | *paskëshit pasur* | *paskëshit qenë* |
| *paskan pasur* | *paskan qenë* | *paskëshin pasur* | *paskëshin qenë* |

**e ardhme**

| | |
|---|---|
| *do të paskam* | *do të qenkam* |
| *do të paske* | *do të qenke* |
| *do të paska* | *do të qenka* |
| *do të paskemi* | *do të qenkemi* |
| *do të paskeni* | *do të qenkeni* |
| *do të paskan* | *do të qenkan* |

## Mënyra lidhore

| e tashme | | e pakryer | |
|---|---|---|---|
| *të ke-m* | *të je-m* | *të kish-a* | *të ish-a* |
| *të ke-sh* | *të je-sh* | *të kish-e* | *të ish-e* |
| *të ke-të* | *të je-të* | *të kish-te* | *të ish-te* |
| *të ke-mi* | *të je-mi* | *të kish-im* | *të ish-im* |
| *të ke-ni* | *të je-ni* | *të kish-it* | *të ish-it* |
| *të ke-në* | *të je-në* | *të kish-in* | *të ish-in* |

| e kryer | | më se e kryer | |
|---|---|---|---|
| *të kem pasur* | *të kem qenë* | *të kisha pasur* | *të kisha qenë* |
| *të kesh pasur* | *të kesh qenë* | *të kishe pasur* | *të kishe qenë* |
| *të ketë pasur* | *të ketë qenë* | *të kishte pasur* | *të kishte qenë* |
| *të kemi pasur* | *të kemi qenë* | *të kishim pasur* | *të kishim qenë* |
| *të keni pasur* | *të keni qenë* | *të kishit pasur* | *të kishit qenë* |
| *të kenë pasur* | *të kenë qenë* | *të kishin pasur* | *të kishin qenë* |

## Mënyra dëshirore

| e tashme | | e kryer | |
|---|---|---|---|
| *pa-ça* | *qo-fsha* | *paça pasur* | *paça qenë* |
| *pa-ç* | *qo-fsh* | *paç pasur* | *paç qenë* |
| *pas-të* | *qo-ftë* | *pastë pasur* | *pastë qenë* |
| *pa-çim* | *qo-fshim* | *paçim pasur* | *paçim qenë* |
| *pa-çi* | *qo-fshi* | *paçi pasur* | *paçi qenë* |
| *pa-çin* | *qo-fshin* | *paçin pasur* | *paçin qenë* |

## Mënyra urdhërore

| | |
|---|---|
| *ki (-)* | *ji (-)* |
| *ki-ni* | *ji-ni* |

## Format e pashtjelluara

| pjesore | gerund | | |
|---|---|---|---|
| *pasur* | *kallëzore:* | *të pasur* | *të qenë* |
| *qenë* | *rrjedhore:* | *së pasuri* | *së qeni* |

**përcjellore**

| | | |
|---|---|---|
| *pohore:* | *duke pasur* | *duke qenë* |
| *mohore:* | *pa pasur* | *pa qenë* |

## Mënyra dëftore

### *Format e trajtës veprore*

§ 92 **E tashmja**

*a* **E tashmja e pacaktuar**

(zgjedhimi 1)

| | |
|---|---|
| *puno-**j*** | *puno-**jmë*** |
| *puno-**n*** | *puno-**ni***[155] |
| *puno-**n*** | *puno-**jnë*** |

(zgjedhimi 2)

| | |
|---|---|
| *klasa 1* | *klasa 2* |
| *kap (-)* | *di (-)* |
| *kap (-)* | *di (-)* |
| *kap (-)* | *di (-)* |
| *kap-**im*** | *di-**më*** |
| *kap-**ni*** | *di-**ni***[157] |
| *kap-**in***[156] | *di-**në*** |

---

[155] Folja ***blej*** në vetën e dytë shumës e ndërron në **-i** zanoren **e** *(ju)* ***bli-ni.***

[156] Foja ***dal*** e ndërron në vetën e dytë dhe të tretë njëjës, si dhe në vetën e dytë shumës (**a>e** dhe **a>i**):
***dal, del, del; dalim, dilni, dalin***; folja ***heq*** e ndërron **e** në **i** në vetën e dytë shumës ***(hiqni).***
Foljet ***mbjell, vjel, nxjerr*** etj. e ndërrojnë togun **-je** në **i** në vetën e dytë shumës: ***vilni*** etj.
Foljet e tipit ***shëtis, ujis*** në vetën e parë njëjës dhe në tri vetat e shumësit dalin në temë në **s** ose në **t** (unë **shëtis** - unë **shëtit**), nga të cilat tema në **s** është më e përhapur; ndërkaq veta e dytë dhe e tretë njëjës del me **t**: ***shëtis, shëtit, shëtit: shëtisim, shëtisni, shëtisin;***

***b*** **E tashmja e caktuar**[158]

**po + e tashme e pacaktuar (po punoj)**

| | |
|---|---|
| *po punoj* | *po punojmë* |
| *po punon* | *po punoni* |
| *po punon* | *po punojnë* |

***c*** **E tashmja e gjendjes**

**jam + përcjellore pohore (*jam duke dëgjuar*)**

| | |
|---|---|
| *jam*[159] *duke dëgjuar* | *jemi duke dëgjuar* |
| *je duke dëgjuar* | *jeni duke dëgjuar* |
| *është duke dëgjuar* | *janë duke dëgjuar* |

---

Foljet e tipit ***trokas, flas, shkas, vras, ngas*** e ndërrojnë **s**-në e temës në **t** në vetën e dytë e të tretë njëjës dhe zanoren **a** në **e** dhe **a** në **i** (në vetën e dytë shumës): ***flas, flet, flet, flasim, flisni, flasin*** etj.

Folja ***pres*** (*bukën, shokun)* ndërron **s** në **t** në vetën e dytë dhe të tretë njëjës dhe **e** në **i** në vetën e dytë shumës (***pres, pret, pret, presim, prisni, presin);*** Folja ***njoh*** e ndërron **o** në **e** dhe në vetën e dytë e të tretë njëjës, si dhe **o** në **i** në vetën e dytë shumës ***(njoh, njeh, njeh; njohim, njihni, njohin).***

[157] Foljet ***vë, zë, fle, ngre*** e ndërrojnë ***ë/e*** në ***i*** në vetën e dytë shumës; ***vini, flini*** etj; edhe folja ***lë*** ndërron **ë** në **i** ***(lini).***

[158] Të tashmen e caktuar nuk e kanë disa folje, si: ***dua, di, kam, jam, gjendem; nxë, ngërthej.***

[159] Zgjedhohet në njëjës dhe shumës vetëm ***jam*** në të tashmen.

## § 93 E shkuara

### a E pakryera e pacaktuar

(zgjedhimi 1 dhe zgjedhimi 2)

| | |
|---|---|
| *puno-**ja*** | *dil*[160]*-**ja*** |
| *puno-**je*** | *dil-**je*** |
| *puno-**nte*** | *dil-**te***[161] |
| *puno-**nim*** | *dil-**nim*** |
| *puno-**nit*** | *dil-**nit*** |
| *puno-**nin*** | *dil-**nin*** |

### b E pakryera e caktuar

**po + e pakryer e pacaktuar** ***(po punoja)***

| | |
|---|---|
| *po punoja* | *po punonim* |
| *po punoje* | *po punonit* |
| *po punonte* | *po punonin* |

### c E pakryera e gjendjes

**isha + përcjellore pohore** ***(isha duke dëgjuar)***

| | |
|---|---|
| *isha*[162] *duke dëgjuar* | *ishim duke dëgjuar* |
| *ishe duke dëgjuar* | *ishit duke dëgjuar* |
| *ishte duke dëgjuar* | *ishin duke dëgjuar* |

---

160 Tema e së pakryerës është e njëjtë me temën e vetës së dytë shumës të kohës së tashme, duke pësuar po ato ndërrime;

| **e tashme** | **e pakryer** |
|---|---|
| dil-ni | dil-ja |
| shëtis-ni | shëtis-ja |
| hiq-ni | hiq-ja |
| mbill-ni | mbill-ja |
| vi-ni | vi-ja |
| digj-ni | digj-ja |

161 Foljet me temë më bashkëtingëllore (zgjedhimi 2, klasa 1) në vetën e tretë njëjës marrin mbaresën **te *(kap-te).***

162 Zgjedhohet në njëjës dhe shumës vetëm ***jam*** në të pakryerën.

## *d* E kryera e thjeshtë

zgjedhimi 1, nënklasa 1a; zgjedhimi 1, nënklasa 1b dhe
zgjedhimi 2, klasa 1, nënklasa 2

| | | |
|---|---|---|
| *puno-**va*** | *la-**va*** | *pi-**va*** |
| *puno-**ve*** | *la-**ve*** | *pi-**ve*** |
| *puno-**i*** | *la-**u***[164] | *pi-**u*** |
| *punua*[163]*-**m*** | *la-**më*** | *pi-**më*** |
| *punua-**t*** | *la-**të*** | *pi-**të*** |
| *punua-**n*** | *la-**në*** | *pi-**në*** |

zgjedhimi 1, nënklasa 2a; zgjedhimi 2, klasa 1, nënklasa 1
dhe zgjedhimi 2, klasa 2, nënklasa 2

| | | |
|---|---|---|
| *gjet*[165]*-**a*** | *qep-**a*** | *dit*[170]*-**a*** |
| *gjet-**e*** | *qep-**e*** | *dit-**e*** |
| *gjet-**i*** | *qep-**i*** | *dit-**i*** |
| *gjet-**ëm*** | *qep-**ëm*** | *dit-**ëm*** |
| *gjet-**ët*** | *qep-**ët*** | *dit-**ët*** |
| *gjet-**ën*** | *qep-**ën*** | *dit-**ën*** |

zgjedhimi 1, nënklasa 2b dhe
zgjedhimi 2, klasa 2, nënklasa 1

| | |
|---|---|
| *bër*[170]*-**a*** | *vur-**a*** |
| *bër-**e*** | *vur-**e*** |
| *bër-**i*** | *vur-**i*** |
| *bë-**më*** | *vu-**më*** |
| *bë-**të*** | *vu-**të*** |
| *bë-**në*** | *vu-**në*** |

---

[163] Foljet e zgjedhimit 1, nënklasa 1a në shumës e zbërthejnë **o** në ose **e**-në e temës në ***ua, ye*** *(punova-punuam, leva-lyem).*

[164] Në vetën e tretë njëjës marrin **u** foljet tema e të cilave del me **k, g, h** ose me zanore të theksuar ***(preku, lagu, krehu, piu).***

[165] Foljet e tipit ***gjej, di, gjuaj,*** ndryshe nga tema e së tashmes, e zgjerojnë temën me **t** e **-jt** në njëjës e shumës, ndërsa ***bëj*** e zgjeron me **-r**. Vetëm në njëjës: *gjej-**gjeta, gjete, gjeti; gjetëm, gjetët, gjetën**; gjuaj-**gjuajta*** etj.; *bëj-**bëra, bëre, bëri.***

**Shënim 1.** Foljet e tipit ***heq, dal, vjel, pjek, shes, ngre*** pësojnë këto ndërrime tingujsh në temën e së kryerës së thjeshtë:

| | | | |
|---|---|---|---|
| *heq* | ***- hoq*** | *-a* | *(e>o)* |
| *dal* | ***-dol*** | *-a* | *(a>o)* |
| *vjel* | ***-vol*** | *-a* | *(je>o)* |
| *pjek* | ***-poq*** | *-a* | *(je>o, k>q)* |
| *ngre* | ***-ngrit*** | *-a* | *(e>i)* |
| *shes* | ***-shit*** | *-a* | *(e>i, s>t)* |

*pres (shokun)* **-** ***prit****-a (e>i, s>t) (krahaso me pres (bukën) -* ***pre****-va)*

**Shënim 2.** Foljet e tipit ***ngas*** dalin në temën e së kryerës së thjeshtë pa **s:**

*ngas - **nga**-va*
*shkas - **shka-**va*

## dh E kryera

**kam[166] + pjesore *(kam punuar)***

| | |
|---|---|
| *kam punuar* | *kemi punuar* |
| *ke punuar* | *keni punuar* |
| *ka punuar* | *kanë punuar* |

**Shënim.** Rrallë, kryesisht në gjuhën e folur, përdoret edhe një formë tjetër e së kryerës: ***kam pasë punuar,*** e cila përdoret për të treguar një veprim të kryer në një kohë të shkuar të largët:

*Ka pasë thënë e zeza nënë.*

## *e* Më se e kryera

**kisha[167] + pjesore (kisha punuar)**

*kisha punuar*
*kishe punuar*
*kishte punuar*

*kishim punuar*

---

[166] Zgjedhohet vetëm ***kam*** në të tashmen.
[167] Zgjedhohet vetëm ***kam*** në të pakryerën.

*kishit punuar*
*kishin punuar*

**Shënim.** Rrallë, kryesisht në gjuhën e folur, përdoret edhe një formë tjetër e më se të kryerës: ***kisha pasë punuar,*** që përdoret për të treguar një veprim që ka përfunduar para një çasti shumë të largët të së shkuarës:

*Atë copë tokë e* ***kishin pasë punuar*** *të parët shumë kohë përpara se ta blinim ne.*

**f E kryera e tejshkuar**
**pata[168] + pjesore (pata punuar)**

*pata punuar*
*pate punuar*
*pati punuar*

*patëm punuar*
*patët punuar*
*patën punuar*

## § 94 E ardhmja

**a E ardhmja**
**do[169] + lidhore e kohës së tashme (do të punoj)**
**Zgjedhimi i parë**

*do të puno-* ***j***
*do të puno-**sh***
*do të puno-**jë***

*do të puno**-jmë***
*do të puno-**ni***
*do të puno**-jnë***

---

168 Zgjedhohet vetëm ***kam*** në të kryerën e thjeshtë.
169 **Do**-ja, përbërësi i parë, nuk ndryshon gjatë zgjedhimit; ndryshon vetëm përbërësi i dytë.

**Zgjedhimi i dytë**

| | **klasa 1** | **klasa 2** |
|---|---|---|
| *do të kap (-)* | *do të dal (-)* | *do të di (-)* |
| *do të kap-**ësh*** | *do të dal-**ësh*** | *do të di-**sh*** |
| *do të kap-**ë*** | *do të dal-**ë*** | *do të di-**jë***[171] |
| *do të kap-**im*** | *do të dal-**im*** | *do të di-**më*** |
| *do të kap-**ni*** | *do të dil-**ni***[170] | *do të di-**ni*** |
| *do të kap-**in*** | *do të dal-**in*** | *do të di-**në*** |

***b*** **E ardhmja e sigurisë**

**kam**[172] **+ togu i tipit për të punuar (kam për të punuar)**

| | |
|---|---|
| *kam për të punuar* | *kemi për të punuar* |
| *ke për të punuar* | *keni për të punuar* |
| *ka për të punuar* | *kanë për të punuar* |

***c*** **E ardhmja e së shkuarës**

**do**[173] **+ lidhore e kohës së pakryer (do të punoja)**

| | |
|---|---|
| *do të puno-ja* | *do të puno-nim* |
| *do të puno-je* | *do të puno-nit* |
| *do të puno-nte*[174] | *do të puno-nin* |

***d*** **E ardhmja e së shkuarës e sigurisë**

**kisha**[175] **+** togu i tipit **për të punuar** ***(kisha për të punuar)***

| | | | |
|---|---|---|---|
| *kisha* | *për të punuar* | *kishim* | *për të punuar* |
| *kishe* | *për të punuar* | *kishit* | *për të punuar* |
| *kishte* | *për të punuar* | *kishin* | *për të punuar* |

---

[170] Folje të tilla, si: ***dal, heq, vjel, pjek, djek, mbjell*** etj. në vetën e dytë shumës ndërrojnë zanoren e temës (shih për këtë të tashmen e dëftores dhe të lidhores).

[171] Foljet ***di, pi*** etj. në vetën e tretë njëjës marrin mbaresën **-jë**, ndërsa ***vë, zë, nxë, përzë, ngre, fle, lë*** mbaresën **-rë**: *do të vë-**rë**, do të zë-**rë*** etj. (shih m.lidhore).

[172] Zgjedhohet vetëm ***kam*** në të tashmen.

[173] **Do**-ja, përbërësi i parë, nuk ndryshon gjatë zgjedhimit.

[174] Foljet e zgjedhimit 2 klasa 1 në vetën e tretë njëjës marrin mbaresën **-te** *(do të kap-**te**).*

[175] Zgjedhohet vetëm ***kam*** në të pakryerën

**dh** **E ardhmja e përparme**
**do të kem**[176] **+ pjesore *(do të kem punuar)***

| | |
|---|---|
| *do të kem punuar* | *do të kemi punuar* |
| *do të kesh punuar* | *do të keni punuar* |
| *do të ketë punuar* | *do të kenë punuar* |

**e** **E ardhmja e përparme e së shkuarës**
**do të kisha**[177] **+ pjesore *(do të kisha punuar)***

| | |
|---|---|
| *do të kisha punuar* | *do të kishim punuar* |
| *do të kishe punuar* | *do të kishit punuar* |
| *do të kishte punuar* | *do të kishin punuar* |

### *Format e trajtës pësore të dëftores*

**§ 95** Format pësore ndërtohen: me mbaresa, me pjesëzën **u**, me foljen ndihmëse ***jam.***

***a*** me mbaresa e ndërtojnë trajtën pësore këto kohë: e tashmja (e pacaktuar dhe e caktuar), e pakryera (e pacaktuar dhe e caktuar), e ardhmja e dëshirës, e ardhmja e së shkuarës:

- **e tashmja**

| | | | |
|---|---|---|---|
| *(po)* | *la-hem* | *hap-em*[178] | *vrit-em*[179] |
| *(po)* | *la-hesh* | *hap-esh* | *vrit-esh* |
| *(po)* | *la-het* | *hap-et* | *vrit-et* |
| *(po)* | *la-hemi* | *hap-emi* | *vrit-emi* |
| *(po)* | *la-heni* | *hap-eni* | *vrit-eni* |
| *(po)* | *la-hen* | *hap-en* | *vrit-en* |

---

176 Zgjedhohet vetëm ***kam*** në të ardhmen.
177 Zgjedhohet vetëm ***kam*** në të ardhmen e së shkuarës.
178 Kur tema e foljes mbaron me bashkëtingëllore, mbaresat nuk e kanë elementin **-h-.**
179 Për foljet që pësojnë ndërrime tingujsh, tema e trajtës pësore është e njëjtë me atë të vetës së dytë shumës të kohës së tashme të trajtës veprore *(ju)* ***vrit-****ni -(unë)* ***vrit****-em.*

- **e pakryera**

| | | | |
|---|---|---|---|
| *(po)* | *la-hesha* | *hap-esha* | *vrit*[180]*-esha* |
| *(po)* | *la-heshe* | *hap-eshe* | *vrit-eshe* |
| *(po)* | *la-hej* | *hap-ej* | *vrit-ej* |
| *(po)* | *la-heshim* | *hap-eshim* | *vrit-eshim* |
| *(po)* | *la-heshit* | *hap-eshit* | *vrit-eshit* |
| *(po)* | *la-heshin* | *hap-eshin* | *vrit-eshin* |

- **e ardhmja**

| | |
|---|---|
| *do të la-hem* | *do të hap-em* |
| *do të la-hesh* | *do të hap-esh* |
| *do të la-het* | *do të hap-et* |
| *do të la-hemi* | *do të hap-emi* |
| *do të la-heni* | *do të hap-eni* |
| *do të la-hen* | *do të hap-enoh* |

- **e ardhmja e së shkuarës**

| | |
|---|---|
| *do të la-hesha* | *do të hap-esha* |
| *do të la-heshe* | *do të hap-eshe* |
| *do të la-hej* | *do të hap-ej* |
| *do të la-heshim* | *do të hap-eshim* |
| *do të la-heshit* | *do të hap-eshit* |
| *do të la-heshin* | *do të hap-eshin* |

***b*** me pjesëzën **u** e ndërtojnë trajtën pësore këto kohë: e kryera e thjeshtë, e ardhmja e sigurisë, e ardhmja e së shkuarës e sigurisë:

[180] Tema e së pakryerës është e njëjtë me atë të së tashmes pësore: ***vrit****-em -****vrit-****esha.*

■ **e kryera e thjeshtë**

| zgjedhimi i parë nënklasa 1a | zgjedhimi i parë nënklasa 1b | zgjedhimi i dytë klasa 1 |
|---|---|---|
| *u shkro-va* | *u la-va* | *u mat-a* |
| *u shkro-ve* | *u la-ve* | *u mat-e* |
| *u shkrua (-)*[181] | *u la (-)*[186] | *u mat (-)*[186] |
| *u shkrua-m* | *u la-më* | *u mat-ëm* |
| *u shkrua-t* | *u la-të* | *u mat-ët* |
| *u shkrua-n* | *u la-në* | *u mat-ën* |

| Zgjedhimi 2 klasa 2 | |
|---|---|
| *u vur-a* | *u vu-më* |
| *u vur-e* | *u vu-të* |
| *u vu (-)*[186] | *u vu-në* |

**Shënim.** Foljet e tipit ***vjel, sjell, nxjerr, marr*** (zgjedhimi 2, klasa 1) në vetën e tretë njëjës dalin në dy forma: ***u vol/ u vual; u mor/ u muar.***

■ **e ardhmja e sigurisë**

**kam + togu i tipit për t'u larë (*kam për t'u larë*)**

| | | | |
|---|---|---|---|
| *kam* | *për **t'u** larë* | *kemi* | *për **t'u** larë* |
| *ke* | *për **t'u** larë* | *keni* | *për **t'u** larë* |
| *ka* | *për **t'u** larë* | *kanë* | *për **t'u** larë* |

---

[181] Veta e tretë njëjës në pësore, ndryshe nga veprorja, del me mbaresë zero;
- foljet me temë më **o, e** (përveç ***blej***) në këtë vetë i zbërthejnë ato në **-ua, -ye:**

*(ai)* ***shkro****-i* - *(ai) u* ***shkrua***
***kthe****-u* - ***u kthye***

- foljet e tipit ***vë, zë,*** etj. (zgjedhimi 2, klasa 2, nënklasa 1) në këtë vetë e humbin bashkëtingëlloren **r** të temës *(ai) u* vu.

■ **e ardhmja e së shkuarës e sigurisë**

**kisha + togu i tipit për t'u larë *(kisha për t'u larë)***

| | | | |
|---|---|---|---|
| *kisha* | *për t'u larë* | *kishim* | *për t'u larë* |
| *kishe* | *për t'u larë* | *kishit* | *për t'u larë* |
| *kishte* | *për t'u larë* | *kishin* | *për t'u larë* |

***c*** me foljen ndihmëse ***jam*** e ndërtojnë trajtën pësore këto kohë: e kryera, më se e kryera, e kryera e tejshkuar, e ardhmja e përparme, e ardhmja e përparme e së shkuarës.

■ **e kryera**

***jam***[182] ***+ pjesore*** *(jam larë)*

| | |
|---|---|
| *jam larë* | *jemi larë* |
| *je larë* | *jeni larë* |
| *është larë* | *janë larë* |

■ **më se e kryera**

**isha**[183] **+ pjesore *(isha larë)***

| | |
|---|---|
| *isha larë* | *ishim larë* |
| *ishe larë* | *ishit larë* |
| *ishte larë* | *ishin larë* |

■ **e kryera e tejshkuar**

**qeshë**[184] **+ pjesore (*qeshë larë)***

| | |
|---|---|
| *qeshë larë* | *qemë larë* |
| *qe larë* | *qetë larë* |
| *qe larë* | *qenë larë* |

---

[182] Zgjedhohet vetëm ***jam*** në të tashmen.

[183] Zgjedhohet vetëm ***jam*** në të pakryerën.

[184] Zgjedhohet vetëm ***jam*** në të kryerën e thjeshtë.

■ **e ardhmja e përparme**

**do të jem**[185] **+ pjesore (*do të jem larë*)**

| | |
|---|---|
| *do të jem larë* | *do të jemi larë* |
| *do të jesh larë* | *do të jeni larë* |
| *do të jetë larë* | *do të jenë larë* |

■ **e ardhmja e përparme e së shkuarës**

**do të isha**[186] **+ pjesore (*do të isha larë*)**

| | |
|---|---|
| *do të isha larë* | *do të ishim larë* |
| *do të ishe larë* | *do të ishit larë* |
| *do të ishte larë* | *do të ishin larë* |

## *Përdorimi i mënyrës dëftore*

### § 96 Përdorimet e së tashmes

**a** **E tashmja e pacaktuar (punoj)** mund të tregojë:

■ thjesht një veprim:

*Ai **punon** me gjithë zemër.*
*Teuta e **flet** mirë gjermanishten.*
*Këtu **punohet** me një plan perspektiv.*
*Radio Tirana **flet** në gjuhën e sotme letrare shqipe.*
*Fshati ynë e **pi** rakinë.*

■ një veprim ose një gjendje që përsëritet herë pas here:

*Leksionet **fillojnë** në orën 8.*
*Çdo të diel ata **dalin** shëtitje jashtë qytetit.*
*Në fshatin tonë e **mbjelllin** grurin herët.*
*Shkollat e larta **hapen** në tetor.*

■ një veprim me vlerë gjithëkohore, sidomos në fjalët e urta:

*Kush **punon, fiton.***
*Uji **fle,** i ligu **s'fle.***

---

[185] Zgjedhohet vetëm ***jam*** në të ardhmen.
[186] Zgjedhohet vetëm ***jam*** në të ardhmen e së shkuarës.

*Shqipëria **kufizohet** me disa shtete.*
*Pesë herë pesë **bëjnë** njëzet e pesë.*

- një veprim të së shkuarës për ta dhënë sa më të gjallë:

*Duke folur për ato vite të shkuara, ai tha**: Ndodhemi** fare pranë fitores; na **mbetet** sakrifica e fundit.*

- një veprim që ka nisur në të shkuarën dhe vazhdon edhe në çastin e ligjërimit (shih kohën e kryer):

*Ai ka disa ditë që **ecën** më këmbë.*
*Ka gati dy javë që **kthehet** më shpejt nga puna.*

- një veprim që pritet të kryhet në të ardhmen:

*Pasnesër **hap** punimet Parlamenti.*
*Nesër **flet** zjarri në Seltë.*

**Shënim.** Veta e parë shumës përdoret për të shprehur edhe nxitje (shih mënyrën lidhore):
-***Shkojmë,** zotërinj! Ç'**presim** këtu!*

***b*** **E tashmja e caktuar *(po punoj)*** tregon:

- një veprim ose gjendje që vërtetohet në çastin e ligjërimit:

*Ai **po kopjon** tekstin e një kënge.*
***Po veçojmë** këto lajme kryesore.*
*Arbeni **po vjen** bashkë me shokët.*
*(-Ç'bëni, or djema?) -**Po dëgjojmë** muzikë.*
*Ekonomia jonë **po reformohet.***

- një veprim ose gjendje që do të vërtetohet në të ardhmen e afërt:

***Po vjen** dimri me kosë në dorë.*
*Bëhuni gati, o burra të Jutbinës, se **po na vijnë** vashat.*

**Shënim.** Në kuptimin e së tashmes së caktuar përdoret në raste të veçanta edhe e tashmja e pacaktuar (pa pjesëzën **po**):
*(-Pse po qan?) -Pse **qan?***
*(-Po dëgjon, apo jo?) **-Dëgjon,** apo jo?*

*c* **E tashmja e gjendjes (*jam duke punuar)*** tregon gjendje në çastin e ligjërimit:
***Jeni duke dëgjuar** programin **tv.**"Ditari" të Zërit të Amerikës.*
*"Drejtpërdrejt nga stadiumi "Q.Stafa"**jeni duke ndjekur** ndeshjen e futbollit midis skuadrave**...***
***Jeni duke ndjekur** intervistën e ministrit.*

## § 97 Përdorimet e së shkuarës

*a* **E pakryera e pacaktuar (*punoja)*** mund të tregojë:

- thjesht një veprim në të shkuarën:

*Ai **punonte** me gjithë zemër.*
*Flokët e dëborës **vërtiteshin** mbi shesh.*
*Këtu **punohej** me një plan perspektiv.*
*Pylli **tundte** fletën, hëna **ndriste** lart, kronjtë **buçisnin.***
*Më tutje **ndiheshin** copëra fjalësh në gjuhë të padëgjuar kurrë.*
*Ky e **pinte** rakinë.*
*Ai **dergjej** në punë.*
*Atje **përpunohej** gjithçka.*

- një veprim ose gjendje që përsëritet në të shkuarën:

*Koha atë mëngjes aty **qante,** aty **qeshte.***
*Çdo të diel ata **dilnin** shëtitje jashtë qytetit.*
*Në fshatin tonë e **mbillnin** grurin më herët.*
*Shkollat e larta **hapeshin** në shtator.*

*b* **E pakryera e caktuar (*po punoja)*** tregon një veprim ose gjendje që është vërtetuar në një çast të caktuar të së shkuarës:

*Litarët e shiut **po mbytnin** çdo gjë mbi dhe.*

*Ajo* ***po lexonte*** *hartimin e një nxënësi.*
***Po kthehej*** *në rrugën anësore, kur, te porta e hekurt, sytë i kapën aktoren Suzanë K.*
*Zhurma e makinës që* ***po hynte*** *në oborrin e brendshëm, i drodhi qelqet e dritares.*
*Kur mbërritën në shtëpi,* ***po gdhinte.***

***c*** **E pakryera e gjendjes (isha duke punuar)** tregon gjendje në të shkuarën:
***Ishit duke dëgjuar*** *"Zërin e Amerikës".*
***Ishin duke parë*** *një ndeshje fulbolli.*

***d*** **E kryera e thjeshtë *(punova)*** mund të tregojë:

- një veprim ose gjendje që ka përfunduar në të shkuarën dhe që nuk ka lidhje me çastin kur flasim:

***Hyri*** *në dhomë dhe* ***ndezi*** *dritat.*
***U ul*** *mbi bar dhe përnjëherësh e* ***zuri*** *gjumi.*

- një veprim me vlerë gjithëkohore, sidomos në fjalët e urta:

***Punove, gëzove.***
*Kush* ***mëngoi, bloi.***

- një veprim ose gjendje që do të kryhet së shpejti:

*-Anila, u vonuam, ra zilja.*
*-**Erdha.***

- një veprim ose gjendje, paraqitur si kusht, që mund të kryhet në të ardhmen:

*Po* ***u vonova****, më telefono.*

**Shënim.** Herë-herë, në vend të së kryerës së thjeshtë të foljeve ***jam*** e ***kam,*** përdoret e pakryera ***(isha, kisha):***

*Shtëpia* ***qe (ishte)*** *plot me njerëz.*
*Djali i madh i Shpiragajve* ***pati (kishte)*** *të drejtë.*

***dh*** **E kryera *(kam punuar)*** mund të tregojë:

- një veprim ose gjendje që ka nisur në të shkuarën dhe që vazhdon lidhjet me çastin e ligjërimit:

*Të **kam folur** prej kohësh për këtë punë, si nuk ndërron mendim?*
*I sëmuri ka dy muaj e më shumë që s'**është ngritur** nga shtrati.*
*Ka kohë që s'**jemi parë.***
*Në tre vjet **kemi humbur** tri kështjella.*

- një veprim ose gjendje që ka përfunduar përpara çastit të ligjërimit, por që nuk është shkëputur nga ky çast:

*Noli **ka përkthyer** kryevepra të letërsisë botërore.*
*Shtëpia **ka mbetur** pa të parë.*
*Ne qarkore **janë shpallur** kërkesa të forta.*

**Shënim:** Herë-herë e kryera përdoret në vend të së kryerës së thjeshtë:

*N.Frashëri **është lindur (u lind)** më 1846 dhe **ka vdekur (vdiq)** më 1900.*

***e*** **Më se e kryera *(kisha punuar)*** tregon një veprim ose gjendje që ka përfunduar para një çasti të caktuar të së shkuarës:

*Ai tha se lumi **ishte mbushur** plot e përplot me ujë nga shirat që kishin rënë tërë natën.*[187]
*Malet **kishin hedhur** supeve gunën e hirtë e **kishin ngjeshur** kësulat e bardha.*

---

[187] Në ligjëratën e drejtë do të përdorej e kryera ose e kryera e thjeshtë:
*Ai tha: -Lumi **është mbushur** plot e përplot me ujë nga shirat që **ranë** tërë natën.*

*Shumë nga trimat e tij të vjetër **kishin rënë** në këtë luftë për të mbrojtur tokën e Arbërit, shumë të tjerë **ishin plagosur.***
*Araniti i **kishte çuar** fjalë Skënderbeut.*
*Tani çdo gjë **kishte marrë fund.***

***f*** **E kryera e tejshkuar**[188] ***(pata punuar)***

E kryera e tejshkuar tregon një veprim ose gjendje që ka përfunduar para një çasti të caktuar të së shkuarës dhe që zakonisht nuk ka lidhje me këtë çast:

*Pas daljes nga spitali nuk pinte më cigare, gjë që **e pati lehtësuar**, por më pas s'**qe mbajtur** dot.*
*Shiu i madh e i vrullshëm kishte një copë herë që **pati pushuar.***
*As që e **pata menduar** ndonjëherë këtë gjë.*
*Mendja i **qe mbërthyer** tek e shoqja që kishte vdekur e kishte lënë foshnjën gjallë.*
*Zuri atë që i **patën lëvduar.***

## *§ 98* Përdorimet e së ardhmes

***a*** **E ardhmja** ***(do të punoj)*** tregon një veprim ose gjendje që pritet të kryhet pas çastit të ligjërimit:

***Do ta marrësh vesh** atje.*
*Aty **do të ndërtojmë** një shtëpi të re.*
*Nëse sakrifikojmë, **do të humbasim** diçka, por ajo që **do të fitojmë** është e madhe.*
*Mollët **do të vilen** në vjeshtë.*

**Shënim 1.** Veta e dytë dhe e tretë përdoret për të shprehur edhe një urdhër:

***Do të shkosh** në shtëpi, **do të marrësh** një çantë dhe **do t'**ma **sjellësh** këtu.*
*Ata **do të përgjigjen** të parët, pas tyre e kemi radhën ne.*

---

[188] E kryera e tejshkuar zakonisht ndërkëmbehet me më se të kryerën; prandaj ajo ka edhe një përdorim të rrallë.

**Shënim 2.** E ardhmja e foljeve ***jam*** dhe ***kam*** në vetën e dytë dhe të tretë përdoret nganjëherë në vend të kohës së tashme me ngjyrimin e modalitetit të mundësisë:

*Nuk besoj se aty* ***do të ketë*** *(ka) vend për paragjykime.*
*Vasoja* ***do të jetë*** *(është) ky?!*

***b*** **E ardhmja e sigurisë**[189] ***(kam për të punuar)***

E ardhmja e sigurisë tregon një veprim ose gjendje që do të kryhet në të ardhmen me siguri:

*Ajo* ***ka për të dalë*** *vërtet një vepër mjaft interesante.*
*Me siguri, ai s'****ka për të bërë*** *gjë.*
***Ke për të parë****, asgjë s'****ka për të ndodhur.***
*Patjetër, ata* ***kanë për t'u takuar*** *një ditë.*
*Kurrë, Shqipëri, s'****kam për të harruar,*** *edhe në varr* ***kam për të përmendur.***
*Po edhe këtyre* ***kam për t'ua gjetur*** *festen pas kokës.*

***c*** **E ardhmja e së shkuarës**[190] **(*do të punoja*)** mund të tregojë:

- një veprim ose gjendje që pritet të kryhet pas një çasti të caktuar të së shkuarës:

*Së shpejti* ***do të fillonin*** *shirat e vërteta të vjeshtës.*
*Kondítat e paqes ishin këto: Venetia* ***do ta mbante*** *Danjën, po si shpërblim* ***do t'i jepte*** *Skënderbeut një pension të përmotshëm prej 1400 dukatësh.*
*Adili e ndjeu menjëherë se gjithë kjo valë armiqësore* ***do të buçiste*** *mbi të.*

---

[189] Kjo e ardhme takohet zakonisht në ndërtime me mohim dhe shoqërohet shpesh me fjalë, si: ***sigurisht, me siguri, patjetër*** etj. Për arsye stilistike ajo përdoret edhe në kuptimin e së ardhmes:
*Do të shkoj në qytet.* ***Kam për të marrë*** *edhe veglat.*

[190] E ardhmja e së shkuarës takohet shpesh në ligjëratë të zhdrejtë pas foljeve që tregojnë kumtim dhe në sifjali pas foljeve që tregojnë të menduar.

[196] E ardhmja e së shkuarës përdoret në ligjëratën e zhdrejtë në vend të së ardhmes së dëshirës në ligjëratën e drejtë (*Ai tha: Nesër* ***do të shkoj*** *në Tiranë; Ai i tha se të nesërmen* ***do të shkonte*** *në Tiranë).*

***Do të kishte qejf*** *të dinte se ç'bëhej në botë.*
*Asaj nuk i besohej nëse dielli* ***do të lindte*** *prapë.*
*Varrimi* ***do të bëhej*** *të dielën.*
*Mora vesh se* ***do të niseshin*** *pas një jave*[191].
*Njerëzit e kishin mbledhur më në fund mendjen se* ***do ta ngrysnin*** *jetën me to.*

- një veprim ose një gjendje që mund të kryhet para ose pas çastit të ligjërimit në rast se vërtetohet një kusht i caktuar[192].

*Po të më ftonin,* ***do të merrja pjesë*** *me kënaqësi.*
*Sikur të takoheshit me ta,* ***do të kënaqeshit*** *me të vërtetë.*
*Po të kisha ardhur vetë në Shqipëri,* ***do ta njihja*** *më mirë botën shqiptare.*

***d*** **E ardhmja e së shkuarës e sigurisë *(kisha për të punuar)*** mund të tregojë:

- një veprim ose gjendje që pritet të kryhet me siguri pas një çasti të caktuar të së shkuarës:

*Pushime më të mira se atë vit s'****kishim për të kaluar*** *ndonjëherë.*
*Më pate njoftuar se* ***kishe për të ardhur*** *brenda muajit tetor.*

- një veprim ose një gjendje që do të kryhet me siguri para ose pas çastit të ligjërimit në rast se vërtetohet një kusht i caktuar:

*Po të kisha lëndë djegëse,* ***kisha për të shkuar*** *çdo javë në Tiranë.*

***dh*** **E ardhmja e përparme *(do të kem punuar)*** mund të tregojë:

---

[192] Në kuptimin 2 e ardhmja e së shkuarës përdoret vetëm në fjali të përbërë.

- një veprim ose gjendje që pritet të kryhet në të ardhmen para një veprimi tjetër:

*Kur të nisemi për në Veri, **do të ketë shkrirë** bora.*
*Kur të kthehemi, **do të jetë shtruar** tryeza.*

- një veprim të mundshëm të së kaluarës:

***Do ta ketë dëgjuar** emrin e qytetit tonë. (Mund ta ketë dëgjuar.)*
*Kështu **do të ketë ndodhur.***

**e** **E ardhmja e përparme e së shkuarës *(do të kisha punuar)*** mund të tregojë:

- një veprim ose gjendje që mund të jetë kryer para një çasti të së shkuarës:

  *Këtë njeri dikush **do ta kishte ofenduar** (=mund ta kishte ofenduar).*

- një veprim ose gjendje që mund të ishte kryer në të shkuarën, po të ishte vërtetuar një kusht i dhënë (por që nuk është kryer sepse kushti nuk është vërtetuar):

  *Po të më kishte pyetur, **do t'i kishte dalë** më mirë.*
  *Sulmet e tyre të përsëritura qenë aq të tërbuara, sa **do ta kishin thyer**, sikur atje të mos ndodheshin Skënderbeu dhe Ajdini.*

## Mënyra habitore

### *Format e trajtës veprore*

### § 99 E tashmja

#### *a* E tashmja e pacaktuar

| | |
|---|---|
| *punua-kam*[193] | *punua-kemi* |
| *punua-ke* | *punua-keni* |
| *punua-ka* | *punua-kan* |

[193] Mbaresat janë të njëjta për të gjitha zgjedhimet.

***b*** **E tashmja e caktuar**

**po + e tashmja e pacaktuar (*po punuakam)***

| | |
|---|---|
| *po punua-kam* | *po punua-kemi* |
| *po punua-ke* | *po punua-keni* |
| *po punua-ka* | *po punua-kan* |

***c*** **E tashmja e gjendjes**

**qenkam** [194] **+ përcjellore pohore (*qenkam duke punuar)***

| | |
|---|---|
| *qenkam duke dëgjuar* | *qenkemi duke dëgjuar* |
| *qenke duke dëgjuar* | *qenkeni duke dëgjuar* |
| *qenka duke dëgjuar* | *qenkan duke dëgjuar* |

## *§ 100* E shkuara

***a*** **E pakryera e pacaktuar (*punuakësha)***[195]

| | |
|---|---|
| *punua-kësha* | *punua-këshim* |
| *punua-këshe* | *punua-këshit* |
| *punua-kësh*[196] | *punua-këshin* |

***b*** **E pakryera e caktuar**

**po + e pakryera e pacaktuar (*po punuakësha)***

| | |
|---|---|
| *po punua-kësha* | *po punua-këshim* |
| *po punua-këshe* | *po punua-këshit* |
| *po punua-kësh*[196] | *po punua-këshin* |

***c*** **E pakryera e gjendjes**

| | |
|---|---|
| qenkësha duke punuar | qenkëshim duke punuar |
| qenkëshe duke punuar | qenkëshit duke punuar |
| qenkësh duke punuar | qenkëshin duke punuar |

---

Temat e pjesoreve dalin pa **-r/rë, -ur, -ë (*punua-r: punua-kam; la-rë: la-kam; hap-ur: hap-kam; dal-ë: dal-kam; vën-ë: vën-kam).***

[194] Zgjedhohet vetëm ***jam*** në të tashmen e habitores.

[195] Mbaresat janë të njëjta për të gjitha zgjedhimet. Tema është e njëjtë me atë të së tashmes habitore.

[196] Veta e tretë njëjës del edhe me mbaresën **-kej** *(punua-**kej**).*

**d** **E kryera**

**paskam[197] + pjesore (*paskam punuar)***

| | |
|---|---|
| *paskam punuar* | *paskemi punuar* |
| *paske punuar* | *paskeni punuar* |
| *paska punuar* | *paskan punuar* |

**Shënim.** Rrallë, kryesisht në gjuhën e folur, përdoret edhe një formë tjetër e së kryerës ***(paskam pasë punuar).***

***e*** **Më se e kryera**

**paskësha[198] + pjesore (*paskësha punuar)***

| | |
|---|---|
| *paskësha punuar* | *paskëshim punuar* |
| *paskëshe punuar* | *paskëshit punuar* |
| *paskësh punuar*[199] | *paskëshin punuar* |

*§ 101* **E ardhmja**

**do + të + e tashmja habitore *(do të punuakam)***

| | |
|---|---|
| *do të punuakam* | *do të punuakemi* |
| *do të punuake* | *do të punuakeni* |
| *do të punuaka* | *do të punuakan* |

## Format e trajtës pësore të habitores

*§ 102* Forma pësore ndërtohet me pjesëzën **u** dhe me foljen ndihmëse ***jam.***

***a*** Me pjesëzën **u** e ndërtojnë trajtën pësore e tashmja (e pacaktuar dhe e caktuar); e pakryera (e pacaktuar dhe e caktuar) dhe e ardhmja:

---

[197] Zgjedhohet vetëm ***kam*** në të tashmen e habitores.

[198] Zgjedhohet vetëm ***kam*** në të pakryerën e habitores.

[199] Veta e tretë njëjës del edhe me mbaresën **-kej *(paskej punuar).***

| *e tashmja* | **e pakryera** | **e ardhmja** |
|---|---|---|
| *(po) u lakam* | *(po) u lakësha* | *do t'u lakam* |
| *(po) u lake* | *(po) u lakëshe* | *do t'u lake* |
| *(po) u laka* | *(po) u lakësh* | *do t'u laka* |
| *(po) u lakemi* | *(po) u lakëshim* | *do t'u lakemi* |
| *(po) u lakeni* | *(po) u lakëshit* | *do t'u lakeni* |
| *(po) u lakan* | *(po) u lakëshin* | *do t'u lakan* |

***b*** me foljen ndihmëse ***jam*** e ndërtojnë trajtën pësore e kryera dhe më se e kryera:

| ***qenkam***[200] **+ *pjesore* (*qenkam larë*)** | ***qenkësha***[201] **+ *pjesore* (*qenkësha larë*)** |
|---|---|
| *qenkam larë* | *qenkësha larë* |
| *qenke larë* | *qenkëshe larë* |
| *qenka larë* | *qenkësh larë* |
| *qenkemi larë* | *qenkëshim larë* |
| *qenkeni larë* | *qenkëshit larë* |
| *qenkan larë* | *qenkëshin larë* |

## *Përdorimi i habitores*

### § 103 Përdorimet e së tashmes

***a*** **E tashmja e pacaktuar** (***punuakam***) mund të tregojë:

- thjesht një veprim të zakonshëm që ngjall habi te folësi:

  *Ai* ***punuaka*** *me gjithë zemër.*
  *Teuta e* ***flitka*** *mirë gjermanishten.*
  *Këtu* ***u punuaka*** *me një plan perspektiv.*
  *Radio Shkodra* ***përdorka*** *gjuhën e sotme letrare shqipe.*
  *Ky e* ***pika*** *rakinë.*

[200] Zgjedhohet vetëm *jam* në të tashmen habitore.
[201] Zgjedhohet vetëm *jam* në të pakryerën habitore.

- një veprim ose gjendje që përsëritet, duke ngjallur habi te folësi:

  *Leksionet **filluakan** në orën 8.*
  *Çdo të diel ata **dalkan** shëtitje jashtë qytetit.*
  *Në fshatin tonë e **mbjellkan** grurin herët.*
  *Shkollat e larta **u hapkan** në tetor.*

- një veprim të pacaktuar në kohë, një veprim që ka nisur në të shkuarën dhe vazhdon edhe në çastin e ligjërimit, një veprim që pritet të kryhet në të ardhmen[202] dhe që ngjall habi te folësi:

  *Shqipëria **u kufizuaka** me disa shtete.*
  *Ai ka disa ditë që **ecka** më këmbë.*
  *Pasnesër **hapka** punimet Parlamenti.*

***b*** **E tashmja e caktuar *(po punuakam)*** tregon:

- një veprim ose gjendje që vërtetohet në çastin e ligjërimit, duke ngjallur habi te folësi:

  ***Po ndërtuakan** edhe këtu një spital të ri.*
  ***Po** e **drejtuaka** vetë makinën.*
  *Beni **po u laka** me ujë të ftohtë.*
  ***Po u asfaltuakan** edhe dy rrugë të tjera.*

- një veprim ose gjendje që do të vërtetohet në të ardhmen e afërt, duke ngjallur habi te folësi:

  ***Po sjellkan** ndihma të tjera.*

***c*** **E tashmja e gjendjes *(qenkam duke punuar)*** tregon një veprim që vazhdon të kryhet në çastin e ligjërimit, duke ngjallur habi te folësi:

***Qenke duke lexuar**, prandaj nuk po të pengoj.*

---

[202] Në këtë kuptim habitorja shoqërohet me tregues kohorë të së ardhmes ***(nesër, pas disa ditësh** etj.).*

## § 104 Përdorimet e së shkuarës

*a* **E pakryera e pacaktuar *(punuakësha)*[203]** mund të tregojë:

- thjesht një veprim të zakonshëm në të shkuarën që ngjall habi te folësi:

*Ata **punuakëshin** me gjithë zemër.*
*Teuta e **flitkësh** mirë gjermanishten.*

- një veprim ose gjendje që përsëritet në të shkuarën duke ngjallur habi te folësi:

*Shkollat këtu **u hapkëshin** në tetor*[204].

*b* **E pakryera e caktuar *(po punuakësha)***
Tregon një veprim ose gjendje që vazhdon të kryhet në një çast të caktuar të së shkuarës, duke ngjallur habi te folësi:

*Ata po bisedonin për një çështje që **po** i **shqetësokësh** shumë.*

*c* **E kryera *(paska punuar)*** mund të tregojë:

- një veprim ose gjendje që ka përfunduar përpara çastit të ligjërimit (pa u shkëputur nga ky çast), duke ngjallur habi te folësi:

*Na **qenke bërë** mësues.*
*Ç'hije trimi që na i **paska rënë!***
*-Hajde, Raku, hajde! Si **paske ndryshuar** kështu, or bir?*
*-Ç'ju **paska ngjarë,** more djem?! **Paskan plagosur** Memon dhe unë s'ditkam gjë?*
***Paske ardhur** nga malet e largëta.*

---

[203] E pakryera e pacaktuar dhe e caktuar takohen rrallë.
[204] Krahaso me: *Shkollat këtu **u hapkan** në tetor* (veprim që përsëritet edhe tani).

*Ndalni këngën e vallen, o dasmorë, se mua më **paska vdekur** vëllai.*
***Qenkeni munduar** shumë atje.*

- një veprim ose gjendje që ka nisur në të shkuarën dhe që vazhdon ende në çastin e ligjërimit (kryesi-sht në ndërtime me mohim), duke ngjallur habi te folësi:

*S'të **paska lajmëruar.***
*Me sa duket, s'**qenkan takuar** prej kohësh.*

*d* **Më se e kryera (*paskësha punuar*)** tregon një veprim ose gjendje që ka përfunduar para një çasti të caktuar të së shkuarës, duke ngjallur habi te folësi:
*Dhe ky, i mitur siç ishte, na **paskësh vënë** buzën në gaz dhe na **qenkësh përgjigjur.***
*Toka **paskësh qenë** e lagësht.*
*Rakia **paskësh bërë** punën e saj.*
***I paskësha pasur** në dorë e nuk **e paskam ditur.***

*§ 105* **Përdorimet e së ardhmes (*do të punuakam*).** E ardhmja tregon një veprim ose gjendje që pritet të kryhet pas çastit të ligjërimit, duke ngjallur habi te folësi:

***Do t'u ndërtuaka** edhe atje një qendër doganore.*
***Do të hapkan** një shkollë private në Shqipëri.*

**Shënim:** Për të treguar habinë e folësit për një veprim që pritet të kryhet në të ardhmen, përdoret edhe ndërtimi **paska** + togu i tipit **për të punuar:**
***Paskan për të mbajtur** ligjërata me studentët disa pedagogë të huaj.*
***Paska për të vizituar** Shqipërinë një delegacion i Bashkimit Evropian.*

## Mënyra lidhore

### *Format e trajtës veprore*

*§ 106* **E tashmja (*të punoj*)**

| zgjedhimi 1 | zgjedhimi 2 klasa 1 | klasa 2[205] |
|---|---|---|
| *të puno-**j*** | *të hap (-)* | *të vë (-)* |
| *të puno-**sh*** | *të hap-**ësh*** | *të vë-**sh*** |
| *të puno-**jë*** | *të hap-**ë*** | *të vë-**rë***[206] |
| *të puno-**jmë*** | *të hap-**im*** | *të vë-**më*** |
| *të puno-**ni*** | *të hap-**ni*** | *të vi-**ni***[207] |
| *të puno-**jnë*** | *të hap-**in*** | *të vë-**në*** |

**Shënim.** Format kohore të lidhores kanë **të** në ballë të tyre, e cila shkruhet ndaras.
Mbaresat e së tashmes lidhore përkojnë me ato të së tashmes dëftore, përveç vetës së dytë dhe të tretë njëjës.

## § *107* E shkuara

### *a* E pakryera

**të + e pakryera e pacaktuar e dëftores *(të punoja)***

| | |
|---|---|
| *të punoja* | *të hapja* |
| *të punoje* | *të hapje* |
| *të punonte* | *të hapte* |
| *të punonim* | *të hapnim* |
| *të punonit* | *të hapnit* |
| *të punonin* | *të hapnin* |

---

205 Këtu përfshihen edhe foljet ***pi, di,*** të cilat dallohen vetëm në vetën e tretë njëjës duke marrë mbaresën **-jë** *(ai) të di-**jë**;* gjithashtu këtu hyn edhe folja ***vete*** e cila në vetën e dytë dhe të tretë njëjës del në temë *pa-**te** (unë) të **vete**(-), të **ve-sh**, të **ve-jë.***

206 Disa folje të zgjedhimit 2, klasa 2, si: ***ngre, fle, le, vë, zë, përzë, nxë*** marrin mbaresën **-rë**.

207 Të gjitha foljet që pësojnë ndërrime tingujsh në vetën e dytë shumës të kohës së tashme dëftore i pësojnë këto edhe në vetën e dytë të së tashmes lidhore ***(vë - vini - të vini; pjek - piqni - të piqni; sjell - sillni - të sillni)*** etj.

***b*** **E kryera**

**të kem[208] + pjesore (*të kem punuar*)**

| | |
|---|---|
| *të kem punuar* | *të kemi punuar* |
| *të kesh punuar* | *të keni punuar* |
| *të ketë punuar* | *të kenë punuar* |

***c*** **Më se e kryera**

**të kisha[209] + pjesore (*të kisha punuar*)**

| | |
|---|---|
| *të kisha punuar* | *të kishim punuar* |
| *të kishe punuar* | *të kishit punuar* |
| *të kishte punuar* | *të kishin punuar* |

### *Format e trajtës pësore të lidhores*

***§ 108*** Format pësore të lidhores ndërtohen si vijon:

**e tashmja**

- **të + e tashme e pacaktuar pësore e dëftores**

| | |
|---|---|
| *të lahem* | *të hapem* |
| *të lahesh* | *të hapesh* |
| *të lahet* | *të hapet* |
| *të lahemi* | *të hapemi* |
| *të laheni* | *të hapeni* |
| *të lahen* | *të hapen* |

**e pakryera**

- **të + e pakryer e pacaktuar pësore e dëftores**

| | |
|---|---|
| *të lahesha* | *të laheshim* |
| *të laheshe* | *të laheshit* |
| *të lahej* | *të laheshin* |

**e kryera**

- **të jem[210] + pjesore (të jem larë)**

---

[208] Zgjedhohet vetëm ***kam*** në të tashmen lidhore.
[209] Zgjedhohet vetëm ***kam*** në të pakryerën lidhore.
[210] Zgjedhohet vetëm ***jam*** në të tashmen lidhore.

*të jem larë* *të jemi larë*
*të jesh larë* *të jeni larë*
*të jetë larë* *të jenë larë*

**më se e kryera**

■ **të isha**[211] **+ pjesore (*të isha larë*)**

*të isha larë* *të ishim larë*
*të ishe larë* *të ishit larë*
*të ishte larë* *të ishin larë*

### *Përdorimi i lidhores*

**§ 109** **Përdorimet e së tashmes.** E tashmja tregon:

■ thjesht një veprim ose gjendje kryesisht në kupti-min kohor të së ardhmes, shoqëruar zakonisht me ngjyrimin e mundësisë, të lejimit, të domosdosë

dhe të detyrimit. Përdoret në fjali të varura dhe të pavarura:

*U mata nja tri herë **të trokas**, apo **të** mos **trokas.***
*Nuk e kam zakon **t'i ngacmoj** njerëzit.*
*-A po vjen **të hamë**?*
*Është shumë lehtë **t'u japësh** këshilla të tjerëve.*
*Çfarë **të mbjellim?***
*Duhet **të shtojmë** drithrat, **të shtojmë** ullinjtë.*
*Ajo le **të japë** një koncert recital.*
*Si **ta fitojmë** këtë luftë?*
*Ku **ta dërgojmë**?*

**Shënim:** Para lidhores me ngjyrime modale vendosen shpesh folje modale:

*Nuk di si **mund ta ndihmoj** atë njeri.*
*Pranë keshtjellave **duhet të hapen** disa toka.*

[211] Zgjedhohet vetëm ***jam*** në të pakryerën lidhore.

*Katundeve të tjera* ***duhet t'****u* ***caktosh*** *rrënjët e pemëve që do të mbjellin.*
*Desha* ***të pyes,*** *sot do ta marrësh pensionin?*
*Dua* ***të*** *të* ***tregoj*** *se si edhe unë mend u bëra artist.*

- një veprim ose gjendje me ngjyrimin e dëshirës (urimit):

***Të rrojë*** *Shqipëria!*
***Të trashëgohet*** *çifti!*
***Të rritet*** *me nënë e babë djali!*
***Të*** *na* ***shkojë*** *mbarë puna!*

- një veprim ose gjendje me ngjyrimin e urdhërit:

***Të respektohen*** *liria dhe të drejtat e njeriut!*
***Të*** *na* ***tregosh*** *programin sa më shpejt!*
*Përpiquni bashkë* ***të sajoni*** *diçka!*
*(E ç'duhet të bëj me të, sipas teje?-****Ta*** ***qetësosh.***
*-****Të*** *mos* ***harrojmë*** *Danjën.*
*-****Të shkojë*** *edhe ai bashkë me shokët.*

## *§ 110* Përdorimet e së shkuarës

### a E pakryera

E pakryera tregon thjesht një veprim ose gjendje të së shkuarës, shoqëruar zakonisht me ngjyrimin e mundësisë, të lejimit, të domosdosë dhe të detyrimit; përdoret në fjali të varura dhe të pavarura:

*I thashë babait* ***të kthehej.***
*Kur qëllonte* ***të ikja*** *me shërbim, nëna detyrohej* ***të flinte*** *me të.*
*Le të bënte ç'****të donte.***
*U nis* ***të merrte*** *Drishtin për ty.*

**Shënim 1.** E pakryera varet zakonisht nga këto kohë:

| **dëftore** | **lidhore** |
|---|---|
| e kryer e thjeshtë | + e pakryer |
| e pakryer | + e pakryer |
| më se e kryer | + e pakryer |
| e kryer e tejshkuar | + e pakryer |

*U **mundua ta kapërcente** hutimin.*
*Shumica **shëtiste** bregut sa **të vinte** ora e darkës.*
*Populli **kishte filluar të ndiente** mungesën e kripës.*
***Patën diskutuar** si **të dilnin** nga kjo situatë.*

| ***lidhore*** | ***lidhore*** |
|---|---|
| e pakryer | + e pakryer |

*Tani, po **të donim,** mund **ta vilnim** tërë pjergullën, mund **të bënim** ç'**të donim.***
*Le **ta kuptonte** vetë.*
*Ku **t'i kalonte** pushimet?*
*Ç'**të bënte**?*
*Me se **të rronte**!*
*Po kujt **t'i qaheshin?** Kush i dëgjonte? **Të ngriheshin** e **të iknin?***
*Cilin nga të dy **të zgjidhte?***

**Shënim 2.** E pakryera, si edhe e tashmja, paraprihet shpesh nga folje modale e aspektore, si: ***mund, duhet, dua, filloj, vazhdoj*** etj.:
*Sjellja e tyre **filloi të bëhej** e rrezikshme.*
***Duhej të kaloja** pak kohë në një stacion ujërash termale.*
***Duhej ta shpëtonte** me domosdo.*
*Araniti **mund të luftonte** në tokat e tij përtej Shkumbinit, po nuk **donte të shkonte** më larg.*

***b*** **E kryera**

E kryera mund të tregojë një veprim ose gjendje të së shkuarës që mund të ketë përfunduar përpara çastit të ligjërimit,pa shkëputur lidhjet nga ky çast; përdoret në sifjali të varura dhe fjali të pavarura:

*-Ka rrezik që armiku **të ketë zënë** grykat.*

*Sillen sikur ata **të kenë ardhur** këtu për të prishur punë.*

*Mund **ta kenë thirrur** edhe atë.*
*Duhet **të ketë përfunduar** korrja e grurit.*
***Ta ketë ofenduar** Spiroja?*
*Nesër, në orën 10**, të ketë përfunduar** kjo punë.*

***c*** **Më se e kryera**

Më se e kryera tregon një veprim ose gjendje që mund të ketë përfunduar para një çasti të caktuar të së shkuarës; përdoret në sifjali të varura[212] dhe fjali të pavarura:

- *Nofullat i mbanin shtrënguar, sikur **të** mos **kishin folur** kurrë.*

*Do të përtërihej po **t'**i **kishte lënë** si një foshnjë.*
*Po **ta kishte treguar** qoftë edhe një herë, ajo nuk do të ishte më e tillë.*
*Pastaj u bë menjëherë qetësi sikur **të ishin thënë** të gjitha.*

***Ta kishte kërkuar** këtu!*
***Të** më **kishte pyetur** edhe mua!*
*Ndoshta duhej **të kisha bërtitur.***
*Lirinë mund **ta kishit fituar** me trimërinë tuaj edhe me një tjetër çlirimtar.*

**Shënim.** Rrallë ndeshet dhe forma **të + habitore** (e pakryer ose më se e kryer) si sinonim i lidhores.

***Të paskësha** vrapin e Veriut, të kisha krahë pëllumbi.*
*Brofi më këmbë, sikur **të mos paskej lënguar** kurrë në shtrat.*
*Bubulloi tëra fusha, gjëmuan grykat sikur **të paskësh ardhur** dita e fundit.*

---

[212] Më se e kryera përdoret shpesh në fjalitë e varura mënyrore, kushtore.

## Mënyra dëshirore

### *Format e trajtës veprore*

### *§ 111* E tashmja

| zgjedhimi 1 | zgjedhimi 1 | zgjedhimi 2 |
|---|---|---|
| nënklasa 1a +1b + nënklasa 2b **zgjedhimi 2** klasa 1, nënklasa 2 | nënklasa 2a **zgjedhimi 2,** klasa 1, nënklasa 1 + klasa 2, nënklasa 2 | klasa 2, nënklasa 1[214] |
| *puno-**fsha*** | *hap-**sha*** | *zën-ça* |
| *puno-**fsh*** | *hap-**sh*** | *zën-**ç*** |
| *puno-**ftë*** | *hap-**të***[213] | *zën-**të*** |
| *puno-**fshim*** | *hap-**shim*** | *zën-**çim*** |
| *puno-**fshi*** | *hap-**shi*** | *zën-**çi*** |
| *puno-**fshin*** | *hap-**shin*** | *zën-**çin*** |

### *§ 112* E kryera

**paça**[215] **+ pjesore (*paça punuar)***

*paça punuar* — *paçim punuar*
*paç punuar* — *paçi punuar*
*pastë punuar* — *paçin punuar*

### Format e trajtës pësore të dëshirores

### § 113 Trajta pësore ndërtohet në këto mënyra:

***a*** E tashmja merr pjesëzën **u** përpara ***(u lafsha)***

*u lafsha* — *u lafshim*
*u lafsh* — *u lafshi*
*u laftë* — *u lafshin*

---

[213] Foljet në temë më **t** në vetën e tretë njëjës dalin me dy **t** (***gjettë, godittë, pyettë)*** *(Në **pyettë** nëna për mua, i thoni që u martua).*
[214] Këtu përfshihet edhe folja ***lë.***
[215] Zgjedhohet vetëm ***kam*** në të tashmen dëshirore.

***b*** E kryera ka foljen ndihmëse **qofsha**[216] përpara pjesores ***(qofsha larë)***

| | |
|---|---|
| *qofsha larë* | *qofshim larë* |
| *qofsh larë* | *qofshi larë* |
| *qoftë larë* | *qofshin larë* |

### *Përdorimi i dëshirores*

*§ 114* **E tashmja** e dëshirores mund të tregojë:

- një veprim të dëshirueshëm (si urim a mallkim), kryesisht në kuptimin kohor të së ardhmes:

*(-Udhë e mbarë, bir!)* ***U kthefsh*** *shëndoshë e me nder!*
*Të* ***rrofshin*** *fëmijët!*
*Ju* ***këndoftë*** *zemra gjithë jetën!*
***Hyfsha*** *gjallë në dhe, në më shkon mendja për keq.*
***U bëfsh*** *më qyqe se je bërë!*
***Qoftë*** *me kaq!*
*Më qafë* ***paçin*** *veten e tyre!*
*Kështu ta* ***punofshin*** *edhe ty!*
*Kështu* ***u endsh*** *edhe ti!*
*Ta* ***shpërblefsha*** *në dasmë të djemve.*

- një veprim të mundshëm të së ardhmes, si sinonim i së tashmes së lidhores[217]**:**

*Këndona, bilbil, këndona/ në na* ***zëntë*** *gjumi, zgjona/ në* ***shkoftë*** *njeri, tregona.*
*Edhe në i* ***prefshin*** *rrugën njëzet a tridhjetë vetë e ta trembin/ ai s'kthehet.*
*Në* ***vafshi*** *kaluar, do të marr një kalë që të më shpjerë me ju; në* ***vafshi*** *më këmbë, bëmëni një shkop.*
*(Aq larg do të ma shpiesh Doruntinën time?!) Se në e* ***daça*** *për gëzim, për gëzim nuk do ta kem; se në e* ***daça*** *për helm, për helm nuk do ta kem.*

[216] Zgjedhohet vetëm ***jam*** në të tashmen dëshirore.
[217] Kryesisht në sifjali kushtore, lejore.

*Në **dashtë** të na prishë shtëpinë, më mirë **humbtë** pjesën që i takon nga drita e diellit, në **dashtë** të na koritë fisin, më mirë i **rëntë** rrufeja kresë.*[218]

§ 115 **E kryera** e dëshirores përdoret shumë rrallë; ajo takohet në sifjali kushtore dhe në fjali të pavarura:

*Në **pastë dëgjuar** gjë, ka për të na qortuar fort.*
*Nuk kemi ç't'u japim, në **paçin ardhur** të gjithë.*
***Qoftë mallkuar***[219] *ajo ditë!*
*Zana jemi, zana qofshim! Besa besë e fjala fjalë, dasmorë e nuse të **qofshin falë.***[220]

## Mënyra urdhërore

### § 116 Format e trajtës veprore

| njëjës | shumës |
|---|---|
| *mat* ***(-)***[221] | *mat*[223]- |
| *shkrua-**j***[222] | ***ni*** |

[218] Krahaso: *Po **të dojë** të na prishë shtëpinë, më mirë **t'i humbë** pjesa që i takon nga drita e diellit…*
[219] Takohet edhe ndërtimi me rend të kundërt ***(mallkuar qoftë).***
[220] Pjesorja në shprehjen "të qofsha falë" del e shkurtuar.
[221] Mbaresën zero e marrin foljet e zgjedhimit të parë me temë më **-o, -i, -e,** përveç ***gjej, blej, brej*** (si: ***puno, mëso, shko, kthe, rrëfe, shpërble, fshi, përpi***), si edhe foljet e zgjedhimit të dytë (si: ***kap, vil, njih, vër, di, prit, pi, zër, ngri, lër).***
[222] Mbaresën **-j** e marrin foljet e zgjedhimit të parë me temë më **-ua, -a, -ë, -y** (si: ***luaj, shkruaj, laj, qaj, mbaj, bëj, hyj*** etj.), si edhe foljet ***gjej, blej, brej.***
[223] Tema e urdhërores përkon me atë të vetës së dytë shumës kohë e tashme dëftore, si:

| **dëftore (V.II shumës)** | **urdhërore** | |
|---|---|---|
| | **njëjës** | **shumës** |

## § 117 Format e trajtës pësore

Trajta pësore ndërtohet me pjesëzën **u** që në njëjës vendoset pas temës së veprores, ndërsa në shumës midis temës dhe mbaresës. Kur urdhërorja njëjës dhe shumës paraprihet nga pjesëza **mos**, **u**-ja vendoset midis **"mos"** dhe urdhërores veprore.

| | **njëjës** | |
|---|---|---|
| **veprore** | **pësore** | **pësore me "mos"** |
| *hap* | *hap-**u*** | *mos **u** hap* |
| *laj* | *lah*[224]***-u*** | *mos **u** laj*[229] |
| *shkrua-**j*** | *shkruh*[225]***-u*** | *mos **u** shkruaj* |

---

| | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|
| *(kap)* | ***kapni*** | - | *kap* | , | ***kapni*** |
| *(heq)* | ***hiqni*** | - | *hiq* | , | ***hiqni*** |
| *(pres)* | ***pritni*** | - | *prit* | , | ***pritni*** |
| *(vjel)* | ***vilni*** | - | *vil* | , | ***vilni*** |
| *(dal)* | ***dilni*** | - | *dil* | , | ***dilni*** |
| *(djeg)* | ***digjni*** | - | *digj* | , | ***digjni*** |
| *(pjek)* | ***piqni*** | - | *piq* | , | ***piqni*** |
| *(di)* | ***dini*** | - | *di* | , | ***dini*** |
| *(pi)* | ***pini*** | - | *pi* | , | ***pini*** |
| *(mësoj)* | ***mësoni*** | - | *mëso* | , | ***mësoni*** |
| *(rrëfej)* | ***rrëfeni*** | - | *rrëfe* | , | ***rrëfeni*** |
| *(fshij)* | ***fshini*** | - | *fshi* | , | ***fshini*** |
| *(mbaj)* | ***mbani*** | - | *mbaj* | , | ***mbani*** |
| *(laj)* | ***lani*** | - | *laj* | , | ***lani*** |
| *(shkruaj)* | ***shkruani*** | - | *shkruaj* | , | ***shkruani*** |
| *(bëj)* | ***bëni*** | - | *bëj* | , | ***bëni*** |
| *(fle)* | ***flini*** | - | *fli* | , | ***flini*** |
| *(marr)* | ***merrni*** | - | *merr* | , | ***merrni*** |

Foljet ***vras, ngas, pres*** në urdhërore dalin në trajtat: ***vra, nga, pre*** ose ***vrit, ngit, prit*** (në njëjës) dhe ***vritni, ngitni, pritni*** (në shumës).

Folja ***flas*** në urdhërore del në format ***fol*** (në njëjës) dhe ***flitni*** (në shumës).

Foljet ***vë, zë, përzë, hyj, lë*** në urdhërore dalin në format ***vër, zër, përzër, hyr, lër*** (në njëjës) dhe ***vini, zini, përzini, hyni, lini*** (në shumës).

[224] Mbaresa **-j** e veprores në pësore pohore bie dhe tema rritet me **-h** *(la-**j** - **lah-u**)***,** ndërsa në pësore mohore mbaresa ruhet ***(mos u laj).***

**shumës**

| veprore | pësore | pësore me "mos" |
|---|---|---|
| *hapni* | *hap-**u**-ni* | *mos **u** hapni* |
| *lani* | *lah-**u**-ni* | *mos **u** lani* |
| *shkruani* | *shkruh-**u**-ni*[232] | *mos **u** shkruani* |

**Shënim 1.** Me kuptimin e urdhërores për vetën e parë dhe të tretë, njëjës dhe shumës, përdoret mënyra lidhore.
Folja ***vete*** nuk ka urdhërore dhe me kuptimin e urdhërit përdoren vetëm format e lidhores: ***të vesh, të veni.***

**Shënim 2.** Foljet me temë më zanore (tipi ***mësoj, shpërblej, rrëfej, tregoj, ndihmoj,*** në urdhërore njëjës marrin **j** para trajtave të shkurtra **e, u, i:** ***mësoje*** *(mësimin),* ***mësoju*** *(shokëve),* ***mësoji*** *(mësimet).*
Trajta e shkurtër **i** kalon në **j** kur (a) ndiqet nga një trajtë tjetër e shkurtër ose (b) nga pjesëza **u** e pësores:

| | |
|---|---|
| ***mësoja*** *(mësimin atij)* | (a) **mëso+i**(atij)+**e**(atë |
| ***hapja***[226] *(derën mikut)* | **hap+i**(atij)+**e**+(atë) |
| ***përvishju*** **(***punës)* | **(b) përvish+i**(asaj)+ pjesëza **u** |

Në urdhërore shumës shtohet **j** për lehtësi shqiptimi përpara trajtave të shkurtra **e, i, u:**
trego**j**eni (veten) - mos **e** tregoni;
trego**j**ini (atij) - mos **i** tregoni;
trego**j**uni (atyre) - mos **u** tregoni.
Në urdhërore shumës trajta e shkurtër **i** kalon në **j** kur ndiqet nga një trajtë tjetër e shkurtër:

---

[225] Foljet në temë më **ua, ye, ie, je** e humbin elementin e dytë vetëm në pësore pohore *(shkruaj -* ***shkruhu, shkruhu-ni;*** *lyej -* ***lyhu, lyhu-ni; përziej - përzihu, përzihu-ni; sjell - sillu, silluni.)***

[226] Trajtat me **ja, ju** janë normative, ndërsa ato me **ia, iu** janë jonormative ***(hapja, mësoja, përvishju*** edhe jo ***hapia, mësoia, përvishiu).***

**tregojani** (atij mësimin) - trego + **i** (atij) + **e** (atë)
**tregojani** (atij mësimet) - trego + **i** (atij) + **i** (ato)

### *Përdorimi i urdhërores*

§ *118* Mënyra urdhërore mund të tregojë:

- një veprim të dëshirueshëm si urdhër, si kërkesë, si nxitje, si këshillë, si lejim,kryesisht në kuptimin kohor të së ardhmes:

*-**Dil** jashtë!*
*-**Lërini** këto shaka!*
*-Mos **fol** ashtu, ia ktheu e shoqja me një zë të këputur.*
*-**Mbështetu** këtu dhe **mbahu** te qafa ime.*
*-**Çohu**, vëlla.*
***-Ngrije** zërin.*
***Dërgomë** atje me ushtrinë dhe unë do të përgjigjem me kokën time.*
***Lidhuni** me besa-besë, vashave mos **u rrëfeni**, në shtëpi mos **kuvendoni** për fjalët që do t'ju them unë.*

- një veprim të përsëritur ose të zgjatur në të shkuarën; në këtë kuptim urdhërorja takohet në letërsinë artistike:

*Rosaku **ik**, ai **ndiq.***
*Lumi **ik,** gjithë buçimë, njeriu **ndiq.***
***Shko** e **shko** kaluar, e zë nata në udhë.*
***Ec** e **ec**, të sosur s'ka.*

## Foljet e parregullta

**§ 119** Foljet e parregullta, sikurse të rregulltat, ndryshojnë në mënyra, në veta, në kohë dhe, disa, edhe në trajta (veprore e pësore).

Përgjithësisht foljet e parregullta zgjedhohen, duke përkuar shumë herë me zgjedhimin e parë dhe zgjedhimin e dytë të foljeve të rregullta.

### *Format e foljeve të parregullta*

**§ 120** **Mënyra dëftore**

***a*** **E tashme**

**kam, jam, them**[227]

| | | |
|---|---|---|
| *ka-m* | *ja-m* | *the-m* |
| *ke (-)* | *je (-)* | *thua (-)* |
| *ka (-)* | *ësh-të* | *tho-të* |
| *ke-mi* | *je-mi* | *the-mi* |
| *ke-ni* | *je-ni* | *tho-ni* |
| *ka-në* | *ja-në* | *tho-në* |

**bie, shpie, shtie, dua**[228]

[227] Foljet ***kam, jam, them*** kanë mbaresë të njëjtë në vetën e parë njëjës (mbaresa -**m**) dhe në tri vetat e shumësit (mbaresat -**mi, -ni, -në**).
Foljet ***jam, kam*** në vetën e dytë njëjës, si edhe në vetën e parë e të dytë shumës pësojnë ndërrimin **a-e**.
Foljet ***kam, jam, them*** kanë mbaresë zero në vetën e dytë njëjës.
Fojet ***jam, them*** në vetën e tretë njëjës kanë mbaresën -**të,** ndërsa ***kam*** ka mbaresën zero.
Folja ***jam*** në vetën e tretë njëjës ka temën **-ësh.**
Folja ***them*** në vetën e dytë njëjës pëson ndërrimin **e-ua**, në vetën e tretë njëjës dhe të dytë e të tretë shumës ndërrimin **e-o.**

[228] Foljet ***bie, shpie, shtie*** në vetën e dytë shumës pësojnë në temë ndërrimin **ie-i.**
Folja dua në vetën e dytë e të tretë njëjës dhe në vetën e dytë shumës pësojnë ndërrimin **ua-o.**

| | | | |
|---|---|---|---|
| ***bie (rashë, prura)*** | ***ha, rri*** | ***jap, shoh, vdes***[229] | ***vij***[230] |
| *bie (-)* | *ha (-)* | *jap (-)* | *vi-j* |
| *bie (-)* | *ha (-)* | *jep (-)* | *vje-n* |
| *bie (-)* | *ha (-)* | *jep (-)* | *vje-n* |
| *bie-m* | *ha-më* | *jap-im* | *vi-jmë* |
| *bi-ni* | *ha-ni* | *jep-ni* | *vi-ni* |
| *bie-n* | *ha-në* | *jap-in* | *vi-jnë* |

**b** **E pakryera**

**kam, jam, them**[231]

| | | |
|---|---|---|
| *kish-a* | *ish-a* | *thosh-a* |
| *kish-e* | *ish-e* | *thosh-e* |
| *kish-te* | *ish-te* | *thosh-te* |
| *kish-im* | *ish-im* | *thosh-im* |
| *kish-it* | *ish-it* | *thosh-it* |
| *kish-in* | *ish-in* | *thosh-in* |

| | |
|---|---|
| ***bie, shpie, shtie, dua***[232] | ***ha, vij, rri, jap, shoh, vdes***[233] |
| *bi - ja* | *ha - ja* |
| *bi - je* | *ha - je* |
| *bi - nte* | *ha - nte* |
| *bi - nim* | *ha - nim* |
| *bi - nit* | *ha - nit* |
| *bi - nin* | *ha -nin* |

---

[229] Folja ***jap*** në vetën e dytë e të tretë njëjës dhe në vetën e dytë shumës pëson ndërrimin **a-e.**
Folja ***shoh*** në vetën e dytë e të tretë njëjës pësojnë në temë ndërrimin **o-e** dhe në vetën e dytë shumës ndërrimin **o-i.**
Folja ***vdes*** në vetën e dytë shumës pëson ndërrimin **e-i.**

[230] Folja ***vij*** në vetën e dytë e të tretë njëjës pëson në temë ndërrimin **i-je.**

[231] Foljet ***kam, jam, them*** në të pakryerën dalin me temat ***kish, ish, thosh*** në të gjitha vetat (njëjës e shumës) dhe me mbaresa të njëjta.

[232] Folja ***dua*** del në temë më **-o** në të gjitha vetat njëjës dhe shumës.

*c* **E kryera e thjeshtë**

| **kam, shpie, dua, ha, vij, rri[234]; vdes, bie (prura, prurë)** | **shtie** | **jam, them, bie (rashë, rënë[235]), jap, shoh** |
|---|---|---|
| *pat-a* | *shti-va* | *qe-shë* |
| *pat-e* | *shti-ve* | *qe (-)* |
| *pat-i* | *shti-u* | *qe (-)* |
| *pat-ëm* | *shti-më* | *qe-më* |
| *pat-ët* | *shti-të* | *qe-të* |
| *pat-ën* | *shti-në* | *qe-në* |

*d* **E kryer, më se e kryera, e kryera e tejshkuar**

Sikurse foljet e rregullta, edhe të parregulltat i formojnë këto kohë me foljen ndihmëse **kam + pjesore, kisha + pjesore, pata + pjesore:**

| | | | |
|---|---|---|---|
| veta 1 | **kam** pasur, | **kisha** pasur, | **pata** pasur; |
| veta 1 | **kam** qenë, | **kisha** qenë, | **pata** qenë; |
| veta 1 | **kam** rënë, | **kisha** rënë, | **pata** rënë, etj. |

*dh* **E ardhmja e dëshirës, e ardhmja e sigurisë, e ardhmja e së shkuarës, e ardhmja e së shkuarës e sigurisë, e ardhmja e përparme, e ardhmja e përparme e së shkuarës.**

---

[233] Foljet ***shoh, vdes*** në të pakryerën dalin me temat ***shih, vdes*** në të gjitha vetat (njëjës e shumës); ndërsa ***jap*** del me temën ***jep***.
Foljet me temë në bashkëtingëllore ***(jap, shoh, vdes)*** në vetën e tretë njëjës marrin mbaresën -**te** (dhe jo **-nte**).

[234] Foljet ***shpie, dua, ha, vij, rri, vdes, bie*** në të kryerën e thjeshtë dalin përkatësisht në këto tema*:* ***shpur; desh; hëngr; erdh; ndenj; vdiq; prur*** (njëjës) dhe ***pru*** (shumës).
Foljet ***shpie*** dhe ***bie*** në shumës kanë mbaresat **-më, -të, -në.**
Folja ***vdes*** në vetën e tretë njëjës del me mbaresë zero *(Ai* ***vdiq).***

[235] Foljet ***jam, them, bie, jap, shoh*** në të kryerën e thjeshtë dalin përkatësisht në këto tema: ***qe, tha, ra, dha, pa***, të cilat, përveç **qe**, dalin në vetën e dytë njëjës me **e** (***thashë-the; dhashë-dhe; rashë-re*** etj.)

Foljet e parregullta i formojnë kohët e së ardhmes njëlloj si të rregullat:
veta 1 ***do të kem, do të jem, do të ha*** etj. (e ardhmja e dëshirës);
veta 1 ***kam për të pasur, kam për të qenë, kam për të ngrënë*** etj. (e ardhmja e sigurisë);
veta 1 ***do të kisha, do të isha, do të haja*** etj. (e ardhmja e së shkuarës);
veta 1 ***kisha për të pasur, kisha për të qenë, kisha për të ngrënë*** etj. (e ardhmja e së shkuarës e sigurisë);
veta 1 ***do të kem pasur, do të kem qenë, do të kem ngrënë*** etj. (e ardhmja e përparme);
veta 1 ***do të kisha pasur, do të kisha qenë, do të kisha ngrënë*** etj. (e ardhmja e përparme e së shkuarës).

## § 121 Mënyra habitore

**a E tashmja dhe e pakryera formohen nga tema 3 + mbaresat vetore**[236]

| e tashme | e pakryer |
| --- | --- |
| *qen+kam* | *qen+kësha* |
| *pas+kam* | *pas+kësha* |
| *rën+kam* | *rën+kësha* |
| *prur+kam* | *prur+kësha* |
| *ngrën+kam* | *ngrën+kësha* |
| *dhën+kam* | *dhën+kësha* |
| *ndenj+kam* | *ndenj+kësha* |
| *ardh+kam* | *ardh+kësha* |
| *pa+kam* | *pa+kësha* |
| *thën+kam* | *thën+kësha* |
| *dash+kam* | *dash+kësha* |
| *vdek+kam* | *vdek+kësha* |
| *shpën+kam* | *shpën+kësha* |
| *shtën+kam* | *shtën+kësha* |

[236] Tema 3 zgjerohet me **-n** në disa raste ***(qen, rën, ngrën, dhën, thën, shpën, shtën),*** në ndonjë rast tema 3 përkon me atë të së kryerës së thjeshtë ***(prur+kam).***

*b* **E kryera dhe më se e kryera formohen** sikurse foljet e rregullta nga folja ndihmëse ***paskam, paskësha + pjesore.***

*c* **E ardhmja** e foljeve të parregullta ka formë të njëjtë me atë të foljeve të rregullta:
**do + të e tashmja** habitore
***do të paskam, do të qenkam, do të ngrënkam*** etj.

### *§ 122* Mënyra lidhore

*a* **E tashmja**
**kam, jam, them**

| | | |
|---|---|---|
| *të ke-m* | *të je-m* | *të the-m* |
| *të ke-sh* | *të je-sh* | *të thua-sh* |
| *të ke-të* | *të je-të* | *të tho-të* |
| *të ke-mi* | *të je-mi* | *të the-mi* |
| *të ke-ni* | *të je-ni* | *të tho-ni* |
| *të ke-në* | *të je-në* | *të tho-në* |

| **bie, shpie, shtie, dua**[237] | **ha, rri** | **jap, shoh, vdes** | **vij** |
|---|---|---|---|
| *të bie (-)* | *të ha (-)* | *të jap (-)* | *të vi-j* |
| *të bie-sh* | *të ha-sh* | *të jap-ësh* | *të vi-sh* |
| *të bjer-ë* | *të ha-jë* | *të jap-ë* | *të vi-jë* |
| *të bie-m* | *të ha-më* | *të jap-im* | *të vi-jmë* |
| *të bi-ni* | *të ha-ni* | *të jep-ni* | *të vi-ni* |
| *të bie-n* | *të ha-në* | *të jap-in* | *të vi-jnë* |

*b* **E pakryera** lidhore formohet nga e pakryera dëftore me **të** në ballë: ***të kisha, të bija, të haja*** etj.

[237] Folja ***dua*** në vetën e tretë njëjës del në trajtën ***të dojë.***

*c* **E kryera** dhe **më se e kryera** lidhore formohen nga foljet ndihmëse ***të kem, të kisha+pjesore: të kem pasur, të kem qenë, të kem ngrënë; të kisha pasur, të kisha qenë, të kisha ngrënë.***

## § 123 Mënyra dëshirore[238]

*a* **E tashme**

| **jam, shtie, bie (prura), bie (rashë), shoh** | **shpie, dua, kam, ha; jap, rri, them** | **vi, vdes** |
|---|---|---|
| | *pa-ça* | |
| *qo-fsha* | *pa-ç* | *ardh-sha* |
| *qo-fsh* | *pas*[239]*-të* | *ardh-sh* |
| *qo-ftë* | | *ardh-të* |
| | *pa-çim* | |
| *qo-fshim* | *pa-çi* | *ardh-shim* |
| *qo-fshi* | *pa-çin* | *ardh-shi* |
| *qo-fshin* | | *ardh-shin* |

*b* **E kryera** formohet nga folja ndihmëse ***paça*** **+** ***pjesore: paça pasur, paça qenë, paça ngrënë*** etj.

---

238 Foljet ***jap, vij, dua, vdes, ha, them, shpie, shtie*** e formojnë dëshiroren nga **tema 3**, e cila zgjerohet me **-n** për foljet ***jap, ha, them, shpie, shtie, bie (rashë).***

*Jap - dhën-ça*
*vij - ardh-sha*
*dua - dash-ça*
*vdes - vdek-sha*
*ha - ngrën-ça*
*them - thën-ça*
*shpie - shpën-ça*
*shtie - shtën-ça*
*bie (rashë) rën-ça*

Foljet e parregullta të tjera e formojnë dëshiroren nga tema 2:
*kam - pa-ça*
*bie (prura) - pru-fsha*
*ha - hëng-sha*
*rri - ndenj-sha*
*shoh - pa-fsha.*
Dëshirorja e foljes ***jam*** bën ***qofsha.***

239 Temat janë të njëjta, përveç temës së vetës së tretë njëjës të foljes ***kam*** që del në trajtën ***pas****-të* edhe jo ***patë.***

## § 124 Mënyra urdhërore

**njëjës**

| **ha, rri, jap**[240] | **them, dua**[241] | **jam, kam, shoh, vdes**[242] | **shpie, shtie, bie**[243] |
|---|---|---|---|
| *(ti ha) -* ***ha***<br>*(ti rri) -* ***rri***<br>*(ti jep) -* ***jep*** | *(ti thua) -****thua-j***<br>*(ti do) -* ***dua-j*** | *(ti je)* ***ji***<br>*(ti ke)* ***ki***<br>*(ti sheh)* ***shih***<br>*(ti vdes)* ***vdis*** | *(ti shpie) -* ***shpjer***<br>*(ti shtie) -* ***shtjer***<br>*(ti bie) -* ***bjer*** |

**Shënim 1.** Në shumës urdhërorja ka të njëjtën formë si edhe veta e dytë shumës e kohës së tashme dëftore:
***hani, rrini, jepni, thoni, doni, jini, kini, shihni, vdisni, shpini, shtini, bini.***

**Shënim 2.** Folja ***vij*** në urdhërore del në format: ***eja*** (njëjës), ***ejani*** (shumës).

## § 125 Forma e trajtës pësore

Foljet ***ha, jap, rri, shoh, them, dua, shpie, shtie,*** përveç trajtës veprore, kanë edhe trajtë pësore. Trajta pësore e këtyre foljeve përdoret rrallë, herë-herë vetëm në veta, mënyra dhe kohë të caktuara:

***a*** ***ha-hahet***

Përdoret në mënyrat dëftore, habitore, lidhore, dëshirore dhe urdhërore: në vetën e tretë njëjës dhe shumës në kohë të ndryshme të dëftores:

*A* ***hahet*** *kjo?*
*Gjella* ***hahet*** *e ngrohtë.*
*Mollët* ***u hëngrën*** *pa u vjelë.*

---

[240] Njëjësi i urdhërores është i njëjtë me vetën e dytë njëjës të kohës së tashme dëftore.
[241] Njëjësi i urdhërores ka mbaresën **-j;**
folja ***dua*** del në temë në ua (dhe jo në -o).
[242] Ndryshe nga e tashmja, urdhërorja del në temë më **-i.**
[243] Ndryshe nga e tashmja, urdhërorja zgjerohet në temë me **-r:** togu **ie** kalon në **je.**

- Përdoret në vetën e tretë njëjës kohë e tashme dhe e pakryer bashkë me një trajtë të shkurtër për të treguar gjendje fiziologjike:

  *S'**më hahet** sonte.*
  *S'**i hahej** vetëm.*

- Përdoret në mënyrat lidhore, habitore:

  *Ka nisur **të hahet** hëna.*
  *Mos **u ngrëntë** kjo bukë!*

- Përdoret në të gjitha kohët e dëftores, si edhe në mënyrat lidhore e urdhërore me kuptimin "zihem" a "grindem":

  ***Hahem** me veten.*
  ***Haheshin** si qentë.*
  ***U hëngrën** për hiçgjë.*
  *Mos **u hani** kot me njeri-tjetrin.*
  *Zunë **të hahen** për trashëgiminë.*

***b*** ***jap - jepem***

Folja ***jap*** përdoret në pësore zakonisht në kuptimet:
"më tërheq", "thyhem para një vështirësie", "kam aftësi", "dukem", "përkulem", "i jap rëndësi"[244]**:**

***Jepem** pas punës.*
***U dha** shumë pas shkencës.*
*S'**jepem** i gjallë.*
*S'më **jepet** për muzikë.*
***U dha** papritmas në derë.*
*Drurët **jepeshin** sa poshtë lart.*
***Jepen** ndihma për shkollat e fshatit.*
***U dha** një darkë për miqtë.*
*Lajmet **u dhanë** në orën dhjetë.*

***c*** ***rri - rrihet***

[244] Në këto kuptime folja ***jap*** përdoret në pësore kryesisht në vetën e tretë.

Përdoret në trajtën pësore, në vetën e tretë njëjës në: a) kuptim modal dhe b) kuptimin e gjendjes së brendshme:

a) *Këtu **s'rrihet** më.*
*A **rrihet** në dimër pa zjarr?*
*b) S'i **rrihet** pa folur.*
*S'i **rrihet** pa punuar.*

**d** ***shoh - shihem***

Folja ***shoh*** përdoret në pësore në të gjitha mënyrat dhe në të gjitha kohët:

*Ai **shihet** në pasqyrë çdo mëngjes.*
*Kemi kohë që s'**jemi parë.***
***U pa** kjo punë.*
*Njeriu **t'i shihet** puna dhe jo guna.*
*Mos **u pafshim** më në këtë jetë!*

**dh** ***them - thuhet***

Folja ***them*** përdoret në pësore në të gjitha mënyrat, përveç urdhërores, dhe në të gjitha kohët.

***Thuhet** se universiteti do të zgjerohet.*
***S'thuhen** të gjitha gjërat në një bisedë.*
*Mund **të thuhet** me siguri se demokracia do të fitojë.*
***Qenka thënë** që kjo të mos ketë fëmijë.*

**e** ***dua - duhet***

Folja ***dua*** përdoret në pësore në të gjitha mënyrat dhe në të gjitha kohët, por me një kufizim në vetë.

***Duhemi** me njëri-tjetrin si vëllezër.*
*Ata **duheshin** prej shumë kohësh.*
*Filluan **të duhen** qysh në rini.*
***U dashkan** shumë.*

**f** ***shpie - shpihet***

Folja ***shpie*** përdoret në pësore në vetën e tretë, kryesisht në mënyrë dëftore dhe lidhore.

***Të shpihet*** *në vend urdhri.*

**g** ***(shtie) - shtihet***

Folja ***shtie*** përdoret në pësore kryesisht në mënyrën dëftore, veta e tretë.

*Drutë* ***u shtinë*** *brenda.*
*M'****u shti*** *në ëndërr.*
***Shtihet*** *sikur nuk di gjë.*

### *Foljet që formojnë kohët e përbëra*

**§ 126** ***kam, jam, do***:

**a** ***kam*** bashkohet me pjesoren për të formuar kohët e përbëra të së shkuarës dhe të së ardhmes në trajtën veprore:

| | |
|---|---|
| ***kam*** *larë* | ***të kem*** *larë* |
| ***kisha*** *larë* | ***të kisha*** *larë* |
| ***pata*** *larë* | ***paça*** *larë* |
| ***paskam*** *larë* | ***do të kem*** *larë* |
| ***paskësha*** *larë* | ***do të kisha*** *larë* |

*Ajo* ***ka mbaruar*** *universitetin në Francë.*
*Atë ditë xha Brahoja* ***kishte veshur*** *rrobat e festës.*

- ***kam*** bashkohet me togun e tipit ***për të larë*** për të formuar kohët e ardhme të sigurisë:
  ***kam për të larë***
  ***kisha për të larë***

***Ke për t'i parë*** *me sytë tuaj ndryshimet e Tiranës.*

**b** ***jam*** bashkohet me pjesoren për të formuar kohët e përbëra të së shkuarës dhe të së ardhmes në trajtën pësore:

| | |
|---|---|
| ***jam*** *larë* | ***të jem*** *larë* |
| ***isha*** *larë* | ***të isha*** *larë* |
| ***qeshë*** *larë* | ***qofsha*** *larë* |
| ***qenkam*** *larë* | ***do të jem*** *larë* |
| ***qenkësha*** *larë* | ***do të isha*** *larë* |

***Është plagosur*** *një muaj më parë.*

- ***jam*** bashkohet me përcjelloren pohore për të formuar kohët e vazhdimësisë:
  ***jam duke larë***
  ***isha duke larë***

  *Nxënësit* ***janë duke dëgjuar*** *mësimin.*
  *Pjetri* ***ishte duke u përgatitur*** *për koncertin.*

***c*** ***do*** bashkohet me lidhoren për të formuar kohë të përbëra të së ardhmes:
***do të laj (do të lahem)***
***do të laja (do të lahesha)***

- ***do*** bashkohet me habitoren të paraprirë nga pjesëza ***të*** për të formuar të ardhmen e habitores:
  ***do të lakam***

**Shënim.** Foljet ***kam, jam*** përdoren në gjuhën shqipe edhe me kuptim të plotë leksikor, në kuptimet ***zotëroj; ndodhem:***
***Kishte*** *një shtëpi të vogël në fshatin e vet.*
*Në dhomë* ***kishte*** *shumë njerëz.*
***Jemi*** *në valën e punës.*
*Ai s'****është*** *këtu.*

### Foljet këpujore, modale dhe aspektore

**§ 127** Folje këpujore: ***jam*** (formon kallëzuesin emëror),

**Shënim.** Si folje këpujore dalin edhe ***bëj, kam, emëroj, shpall*** etj.

folje modale: ***mund, duhet***[245]***, do, kam, jam, dua*** (formojnë kallëzuesin e përbërë modal);
folje aspektore***: filloj, nis, zë, vazhdoj, vijoj, mbaroj, pushoj*** (formojnë kallëzuesin e përbërë aspektor).

***a*** ***jam*** etj. shërbejnë si këpujë e kallëzuesit emëror; ato lidhin kryefjalën me një emër, një mbiemër, një përemër etj.
Ndryshojnë në të gjitha vetat, kohët dhe mënyrat:

*Agroni* ***është*** *student.*
*Pakoja* ***ishte*** *e rëndë.*
*Dita ishte* ***e zymtë.***
*Fishta* ***është*** *poet i madh kombëtar.*
*E ëmbël* ***është*** *e bardha rini/ e hidhur* ***është*** *e zeza pleqëri.*
*Nipi* ***ishte*** *një nga njerëzit më të dashur të tij.*
*Unë nuk* ***jam*** *ti.*
*Ky mund* ***të ketë qenë*** *shtegtari i panjohur.*
*Lena* ***ishte*** *e para.*
*Dheu vende-vende* ***ishte*** *i shkrifët.*
*Ai* ***u emërua*** *drejtor.*
*Shqipëria* ***u shpall*** *republikë.*

***b*** ***mund*** shpreh mundësi, lejim, supozim dhe del zakonisht në trajtë të ngurosur; përdoret para lidhores në kohë të ndryshme; para saj mund të vendoset një pjesëz mohuese:

***Mund*** *të kapërcejmë lumin vetëm në verë.*
*Atë ditë s'****mund*** *të kalohej Qafa e Thanës.*
*As* ***mund*** *ta largonte, as* ***mund*** *ta mbante të mbështetur ashtu pas supit.*

**Shënim 1.** Folja ***mund*** në kohën e kryer të thjeshtë dhe në kohët e përbëra të së shkuarës del jo e ngurosur:

***Mundi*** *të shpëtonte.*

[245] Më rrallë takohet edhe ***lipset,*** krahas ***duhet.***

*Kishte mundur ta kalonte dimrin.*
*S'mundën të kapërdinin dot atë fjalë të rëndë.*

**Shënim 2.** Folja ***mund*** përdoret edhe si folje e zakonshme me kuptimin ***kam fuqi, kam aftësi; kam mundësi, mundem; arrij; mposht.***
Në këto kuptime ajo përdoret më vete, duke marrë forma eptimi:

*Hëngri sa **mundi.***
*Kaq **mundi.***
***Po të mundësh**, eja.*
*E **mundi** sëmundja.*

***c*** ***duhet*** shpreh domosdoshmëri, detyrim, supozim; ka dy trajta kohore të ngurosura. Përdoret para lidhores dhe pjesores.

- para lidhores:

***duhet*** (e tashme)+lidhore e tashme ose e kryer,
***duhej*** (e pakryer)+lidhore e pakryer, ose më se e kryer:

***Duhet** të njihet më mirë Evropa.*
*Nuk **duhet** të grindemi me njëri-tjetrin, por t'i përvishemi punës.*
*Njeriu **duhet** të jetë i lirë.*
***Duhet** të ketë mbaruar punë.*
***Duhej** t'ia bënte patjetër këtë pyetje.*
***Duhej** të luftonte kundër së keqes.*
***Duhej** të kishte pasur më shumë kujdes.*

- para pjesores:

**duhet** (njëjës)+pjesore**; duhen** (shumës) + pjesore;
**duhej**(njëjës)+pjesore;**duheshin** (shumës)+pjesore:

*Talenti **duhet** kultivuar.*
***Duhet** holluar me ujë.*
*I **duhet** dhënë fund.*
*Kjo **duhet** biseduar.*
*Këto **duhen** mbajtur afër dhe **duhen** përkrahur.*
*Pushka **duhej** mbajtur me të dy duart.*

*U **duhej** gatuar diçka atyre burrave.*
*Megjithatë **duheshin** parë me vëmendje arkivat.*

**Shënim.** Folja ***duhet*** përdoret edhe si folje e zakonshme me kuptimin **dua dikë, dashurohem, nevojitet.**

*Atdheu **duhet** mbi gjithçka.*
***Duhej** me një vajzë.*
***Duheshin** dy njerëz për të prerë misrin.*
*Na **duhej** një traktor për të punuar tokën.*

***d*** ***do*** shpreh domosdoshmëri, detyrim dhe del në trajtë të ngurosur; përdoret kryesisht në ligjërimin bisedor; ndiqet nga pjesorja:

*Diskutimi **do** thelluar.*
*Kjo punë **do** filluar sa më parë.*
*Ara **do** korrur.*
*Shpërndarja e librave **do** bërë me kujdes.*
*Kjo është një metodë e vjetër, që **do** shkulur nga rrënjët.*

***dh*** ***jam*** përpara togut të tipit ***për të larë*** përdoret si folje modale për të shprehur domosdoshmëri, detyrim; ajo ka forma eptimi të ndryshme, kryesisht në dëftore dhe habitore; mund të marrë një pjesëz mohuese përpara:

*Nga ky **është** për t'u marrë shembull.*
*S'**është** për t'u përbuzur ky njeri!*
*Ajo që pat mbetur në arë, s'**ishte** më për t'u ndarë.*
***Është** për t'u theksuar se përpjekja jonë nuk shkoi kot.*
*S'**qenka** për të vajtur.*

***e*** ***kam,*** zakonisht në të pakryerën, përpara togut të tipit ***për të larë*** përdoret si folje modale për të shprehur detyrim, nevojë:

***Kishte për të kapërcyer** edhe një mur përpara se të arrinte.*
***Kishte për të bërë** një udhë të gjatë në një kohë të shkurtër.*

*Djemtë dhe vajzat thonë se **kishin për të studiuar** dhe u tërhoqën në dhomat e tjera.*
***Kishin për të zënë** hotel.*

***f*** ***dua*** shpreh dëshirë:

*Ju **doni** të vini me ne?*
*Ai **do** të konkurrojë.*

***g*** ***filloj, nis, zë*** shprehin fillimin e një veprimi; ato ndiqen nga lidhorja:

- ***filloj, nis, zë*** (e kryer e thjeshtë, më se e kryer) + lidhore e pakryer[246]**:**

*Gruaja **filloi** të thërriste e të mallkonte.*
*Qentë e fshatit **zunë** të lehnin me të madhe.*

- ***filloj, nis, zë*** (e tashme) + lidhore e tashme:

*Po **fillon** të kuptojë të vërtetën, më në fund.*
*Rrushi **fillon** të piqet në gusht.*
*Kur **nis** të flasë ai, s'ka të mbaruar.*

- ***filloj, nis, zë*** (e kryer) + lidhore e tashme:

*Ka kohë që **ka filluar** të trokasë ky shqetësim tek mjaft njerëz.*
***Kanë filluar** t'i pëlqejnë emrat e rinj Gjetës.*
***Kanë nisur** të flasin kundër mendësive burokratike.*
*Kali **ka zënë** të çalojë.*

**Shënim 1.** Foljet aspektore, kryesisht ***zë,*** ndiqen edhe nga dëftorja, duke u bashkërenditur me lidhëzat **e** ose **dhe**; ky ndërtim është karakteristik për gjuhën popullore:

---

[246] Jo rrallë takohet edhe ndërtimi "folje aspektore në të kryerën e thjeshtë + lidhore e tashme":
*Me natë **filluan** të dëgjohen daullet.*
*Pulat **nisën** të kakarisin.*
*Ata **zunë** t'u hedhin lakun pelave të egra.*
*Ai **filloi** të shkruajë me dorën e djathtë.*
*Dhe duart **filluan** të më dridhen.*

*Ai ndalonte gjithë ata që takonte në udhë dhe **zinte e i mbante** me llafe.*
*Mbrëmjeve, kur qëllonte që s'kishin ç'të bënin, ajo **niste dhe u tregonte** ca përralla të gjata.*

**Shënim 2.** Foljet ***filloj, nis, zë*** përdoren edhe si folje të zakonshme, duke u ndjekur kryesisht nga një emër, si: ***filloj*** *punën,* ***filloi*** *shiu;* ***nisi*** *vapa,* ***nis*** *kënga****,*** ***zuri*** *shiu,* ***zunë*** *një këngë.*

***gj*** ***vazhdoj, vijoj*** shprehin vazhdimin e një veprimi; ato ndiqen nga lidhorja. Nga këto dy folje përdoret kryesisht ***vazhdoj:***
***vazhdoj*** (e kryer e thjeshtë)+lidhore e pakryer ose e tashme,
***vazhdoj*** (e pakryer)+lidhore e pakryer,
***vazhdoj*** (e tashme) + lidhore e tashme:

*Ai bëri sikur s'dëgjoi dhe **vazhdoi** të ecte përpara.*
*Zana **vazhdoi** të shtynte topin.*
***Vazhdoi** të ecte mes për mes fushës.*
***Vazhdoi** të pyesë përsëri Piloja.*
*Andrea **vazhdonte** të qëndronte duke hedhur vështrimin nga Memoja dhe i ati.*
*Ajo **vazhdonte** t'i lutej babait.*
*Ata **vazhdojnë** të shndrisin.*
*Ai **vazhdon** të qëndrojë po në ato pozita.*
*Ata **vijojnë** të më qortojnë.*

***h*** ***mbaroj, pushoj*** shprehin mbarimin e një veprimi (në kuptim aspektor janë të kundërtat e ***filloj***); ato ndiqen nga gerundi i rasës rrjedhore:

*Pandi **mbaroi së rregulluari** rrobat.*
*Fshatarët **s'kanë mbaruar së mbjelli**.*
*I panjohuri **pushoi së foluri.***
*Bora nuk **kishte pushuar së rëni.***
*Unë **kam pushuar së shkruari** vjersha.*

## Format e pashtjelluara

Folja në gjuhën shqipe ka tri forma të pashtjelluara: pjesoren, përcjelloren, gerundin.

### *Pjesorja*

**§ 128 Format e pjesores**

Gjuha shqipe ka vetëm pjesoren e shkuar pësore.

***a*** **Tema e pjesores.**

Tema e pjesores (tema 3) mund të përkojë me temën e së kryerës së thjeshtë (tema 2) dhe me temën e së tashmes (tema 1):

- Tema e pjesores (tema 3) është e njëjtë me temën e së kryerës së thjeshtë (tema 2)[247] (Foljet e zgjedhimit të parë; folje të zgjedhimit të dytë klasa 1; klasa 2, nënklasa 2; si dhe foljet e parregullta ***jam, bie*** (prura), ***rri, shoh, shpie):***

| **e tashme** | **e kryer e thjeshtë** | **pjesore** |
|---|---|---|
| (tema 1) | (tema 2) | (tema 3) |
| **(laj)** | **la-**va | **la-**rë |
| **(gjej)** | **gjet**-a | **gjet**-ur |
| **(punoj)** | **punua**-m | **punua-**r |
| **(lyej)** | **lye**-m | **lye**-r |
| **(mas)** | **mat**-a | **mat-**ur |
| **(kap)** | **kap-**a | **kap-**ur |
| **(vras)** | **vra**-va | **vra**-rë |
| **(di)** | **dit**-a | **dit**-ur |
| **(fle)** | **fjet**-a | **fjet**-ur |
| **(vete)** | **vajt**-a | **vajt**-ur |
| **(jam)** | **qe**-shë | **qe**-në |
| **(bie)** | **prur**-a | **prur-**ë |
| **(rri)** | **ndenj**-a | **ndenj**-ur |
| **(shoh)** | **pa-**shë | **pa-**rë |
| **(shpie)** | **shpur-**a | **shpë**-në |

[247] Për disa folje tema 3 mund të jetë e njëjtë jo vetëm me temën 2, por edhe me temën 1.

- Tema e pjesores (tema 3) është e njëjtë me temën e së tashmes (tema 1)
  (folje të zgjedhimit të dytë klasa 1, të cilat **a, e, je** të temës **i** ndërrojnë në **o**; zgjedhimi i dytë, klasa 2, nënklasa 1):

| **e tashme** | **e kryer e thjeshtë** | **pjesore** |
|---|---|---|
| (tema 1) | (tema 2) | (tema 3) |
| **heq** | (hoqa) | **heq**-ur |
| **vjel** | (vola) | **vjel-**ë |
| **dal** | (dola) | **dal**-ë |
| **vë** | (vura) | **vë**-në |
| **lë** | (lashë) | **lë**-në |

- **Tema e pjesores (tema 3) nuk përkon as me temën 1, as me temën 2** (foljet e parregullta ***bie*** (rashë), ***ha, jap, shtie, them, kam, dua, vdes):***

| **e tashme** | **e kryer e thjeshtë** | **pjesore** |
|---|---|---|
| (tema 1) | (tema 2) | (tema 3) |
| **bie** (-) | **ra**-shë | **rë**-në |
| **ha** (-) | **hëngr**-a | **ngrë**-në |
| **jap** (-) | **dha**-shë | **dhë**-në |
| **shtie** (-) | **shti**-va | **shtë**-në |
| **the**-m | **tha-**shë | **thë**-në |
| **ka**-m | **pat**-a | **pas**[248]-ur |
| **dua** (-) | **desh**-a | **dash**-ur |
| **vdes** (-) | **vdiq**-a | **vdek**-ur |

***b*** **Prapashtesat formëformuese**

Pjesoret marrin këto prapashtesa: **r/rë**[249]**, -ur, -në, -ë:**

**-r/rë**

(folje të zgjedhimit të parë, nënklasa 1;
folje të zgjedhimit të dytë, klasa 1, nënklasa 2,
si dhe folja e parregullt ***shoh***):

---

[248] Tema me **t** është jonormative.

[249] Variantet **r/rë** kushtëzohen nga vendi i theksit: **-r-**në e marrin foljet me theks parafundor, **-rë-**në ato me theks fundor: punua-**r**; la-**rë**.

punua-**r** la-**rë**
kthye-**r** fshi-**rë**
shka-**rë**
pre-**rë**[250]
pi-**rë**
pa-**rë**

***-ur***

(folje të zgjedhimit të parë, nënklasa 2 a;
folje të zgjedhimit të dytë, klasa 1, nënklasa 1, dhe klasa 2, nënklasa 2 dhe foljet e parregullta ***kam, dua, vdes, rri, vij***):

| | |
|---|---|
| *gjet-**ur*** | *pas-**ur*** |
| *mbajt-**ur*** | *dash-**ur*** |
| *kap-**ur*** | *vdek-**ur*** |
| *njoh-**ur*** | *ndenj-**ur*** |
| *dit-**ur*** | *ardh-**ur*** |
| *prit-**ur** (pres shokun)* | |
| *vajt-**ur*** | |

**-në**

(foljet e zgjedhimit të dytë, klasa 2, nënklasa 1, si dhe foljet e parregullta ***jam, bie*** *(rashë)*, ***ha, jap, them, shtie):***

| | |
|---|---|
| *vë-**në*** | *qe-**në*** |
| *zë-**në*** | *rë-**në*** |
| *përzë-**në*** | *ngrë-**në*** |
| *nxë-**në*** | *dhë-**në*** |
| *lë-**në*** | *thë-**në*** |
| | *shtë-**në*** |

**-ë**

(foljet e zgjedhimit të parë, nënklasa 2 b, si dhe foljet e zgjedhimit të dytë që dalin me temë më **-l, -ll, -r, -rr** dhe që në të kryerën e thjeshtë pësojnë ndërrimet **a, e, je** në **o**):

[250] ***Pres*** *(bukën)*

| | | |
|---|---|---|
| | | *e kryer e thjeshtë* |
| *bër-**ë*** | *vjel-**ë*** | *(vol-a)* |
| *hyr-**ë*** | *sjell-**ë*** | *(soll-a)* |
| | *nxjerr-**ë*** | *(nxor-a)* |
| | *tjerr-**ë*** | *(tor-a)* |
| | *marr-**ë*** | *(mor-a)* |
| | *dal-**ë*** | *(dol-a)* |

**Shënim.** Pjesorja në gjuhën shqipe del (a) pa mbaresa të përparme ***botuar, thyer, grisur, punuar, rrëzuar*** dhe me (b) mbaresa të përparme: ***i botuar, i thyer, i grisur, i punuar, i rrëzuar.*** Forma pa mbaresa, kur është e veçuar, zakonisht zgjerohet me fjalë të tjera, dhe mund të marrë mbaresa të përparme.

Forma me mbaresa të përparme nuk ndërkëmbehet dot me atë pa mbaresa.

Krahaso:

*Libri, **botuar** vjet, u shit shpejt. (Libri, **i botuar** vjet, u shit shpejt.)*

*Libri **i grisur** ishte shumë i vjetër.( Por jo *Libri **grisur** ishte shumë i vjetër.)*

## *§ 129* Përdorimi

Pjesorja përdoret si **gjymtyrë fjalie** (ose si përbërës i një gjymtyre ).

Si gjymtyrë fjalie përdoret:

- si përcaktues i një emri a përemri ( si përcaktor i veçuar ose i paveçuar):

*Adili, **shtrirë** në këndin e vet, rrinte e dëgjonte (**i shtrirë)**.*

*Darka e ftohur, **mbuluar** me një pecetë të bardhë, po e priste në tryezë.*

***Mbështetur** pas kanatit të portës, Mato Gruda dëgjonte këngën e mysafirëve.*

*Mori rrugën drejt parcelës **mbjellë** me grurë.*

*Kostandini **vdekur** ç'bën tre vjet pa tretur!*

*Ç'i kish hije balli **rrudhur** nga mendimi!*

*Gota **e thyer** ishte shpërndarë mbi dysheme.*

*Kishte dhembje të padurueshme nga këmba **e prerë.***

- si plotësues i dy fjalëve njëherazi:

*E kishte kokën* ***varur*** *nga mendimet (****të varur)*** *(kishte* ***varur*** dhe *kokën* ***varur****).*
*Dallëndyshja kur kthehet e gjen* ***prishur*** *folenë.*
*Atë natë drita qëndroi* ***ndezur*** *gjer në mëngjes (drita* ***ndezur*** dhe *qëndroi* ***ndezur****).*
*Na ka mbetur malli* ***ngarkuar*** *në vapor.*
*Atë natë drita qëndroi* ***e ndezur*** **(*ndezur*).**

- si përbërës i një gjymtyre :

*-Rustemi* ***me krahun hedhur*** *mbi supin e vëllait të bronxtë pinte duhan.*
*Fshatari u ngrit; u ngrit dhe vajza* ***me barrë ngarkuar.***
*Kuzhinieri,* ***me llërët përveshur****, hyri me pjata në duar.*
*Murat Bënça****, me vetullat ulur****, dukej sikur flinte.*
*Ajo që kishte dëgjuar prej tij, e kishte lënë* ***me gojë hapur.***
*-Vashë bukurosh'e bariut që vjen* ***me llërë përveshur****.*
*Fredi mbeti* ***me gojë hapur*** *në fund të shkallëve.*

- në bashkëlidhje me foljen **jam,** duke qëndruar gjithnjë përpara kësaj:

*Për atë* ***hapur është*** *çdo derë fshatari.*
***Zgjuar*** *qenke ti, Vito?*

- në bashkëlidhje me foljet **duhet, do**:

*Duhet* ***holluar*** *me ujë.*
*I duhet* ***dhënë*** *fund.*
*Nuk duhet* ***pritur*** *më.*
*Do* ***vajtur*** *në Tiranë brenda javës.*

**Shënim 1.** Pjesorja përdoret shpesh dhe në ndërtime të qëndrueshme të caktuara, si: ***tretur e kulluar; veshur e ngjeshur, lodhur e këputur, mbushur*** **dhe** ***pa mbushur:***

*Piloja mbeti një copë herë* ***rëgjuar*** *e* ***mbledhur*** *si ndonjë deng.*
*E bija doli menjëherë në prag të kasolles,* ***veshur*** *e* ***ngjeshur*** *me rrobat e reja.*
*Ata* ***dashur pa dashur*** *ndikojnë në karakterin e tyre.*

**Shënim 2.** Pjesorja ndërton këto forma foljore analitike dhe sintetike: kohën e kryer të mënyrave dëftore, habitore, lidhore, dëshirore; kohën më se të kryer të mënyrës dëftore e të lidhores; kohën e kryer të tejshkuar të mënyrës dëftore; kohën e ardhme të përparme dhe të ardhmen e përparme të së shkuarës të mënyrës dëftore; kohën e tashme dhe të pakryer të mënyrës habitore; kohën e tashme të mënyrës dëshirore të disa foljeve.

## *§ 130* Krahasimi i pjesores me mbiemrin

Disa pjesore kanë kaluar në mbiemra (në këtë rast ato, duke u përdorur zakonisht me kuptim figurativ, janë larguar kuptimisht, marrin mbaresat e përparme **i, e, të, së** dhe mund të shkallëzohen).

| pjesore | | mbiemër | |
|---|---|---|---|
| *(i) dëgjuar* | *(Zëri i tij , **dëgjuar** në mesnatë, trondi ti të tjerët.)* | *i dëgjuar* | *(Ai ishte aktor i **dëgjuar.)** (i njohur)* |
| *(e) zgjuar* | *(Vajza, **zgjuar** nga zhurma e madhe, filloi të qajë e trembur.)* | *i zgjuar* | *(Ajo vërtiste sytë **e zgjuar** e të vegjël.) **(e mençur)*** |
| *(të) tretur* | *(Flokët e borës, **tretur** mbi tokën e lagur, zhdukeshin menjëherë.)* | *i tretur* | *(Ushtarët po ktheheshin nga marshimi i gjatë **të tretur** e të rraskapitur.) **(të dobësuar)*** |
| *(e) humbur* | *(Delja, **humbur** në pyllin e dendur, s'dukej gjëkundi.)* | *i humbur* | *(Më ke ditur **të humbur.**) (të shushatur, të hutuar)* |
| *(e) ngrysur* | *(Dita, **ngrysur** me vështirësi, dukej si e pafundme.)* | *i ngrysur* | *(-Ku ish? E pyeti ai **i ngrysur. (i** trishtuar, i zymtë)* |
| *(e) kënduar* | *(Kënga, **kënduar** nga kori, dëgjohej me dëshirë nga salla.)* | *i kënduar* | *(E kemi njeri **të kënduar.**) (të mësuar, me shkollë)* |

**Shënim.** Por disa pjesore nuk kalojnë në mbiemra, megjithëse mund të marrin dhe mbaresa të përparme: **punuar/ i (e, të, së) punuar.**

## *Përcjellorja*

### *§ 131* **Forma**

Përcjellorja ka dy trajta:

Përcjellorja pohore…… ***duke larë*** (veprore)
***duke u larë*** (pësore)

Përcjellorja mohore……… ***pa larë*** (veprore)
***pa u larë*** (pësore)

Përcjellorja pohore formohet nga pjesëza **duke + pjesore.**

Përcjellorja mohore formohet nga pjesëza **pa + pjesore.**

Trajta pësore e tyre formohet me pjesëzën **u,** e cila qëndron midis pjesëzave ***duke, pa*** dhe pjesores.

§ 132 **Përdorimi**

Përcjellorja pohore edhe përcjellorja mohore përdoren:

***a*** si plotësues i një foljeje për të treguar:

- kohë:

*I shfletonin gazetat **duke ikur.***
***Duke u larguar,** i zuri veshi vetëm një fjalë të shkëputur.*
*U zgjua **pa lindur** dielli.*
*Do çelur kanali **pa zënë** shirat.*

- mënyrë:

*Ai ecte **duke çaluar** si një topall.*
*Rronin **duke zënë** peshk e **duke bërë** rrogoza.*
*I përshëndetnin njëri pas tjetrit kalimtarët e dyqanxhinjtë **duke u ngritur** nga vendi e **duke u përkulur** lehtë.*
*Ecëm **pa folur.***
*Hyri në zyrë **pa trokitur**.*
*- Thashë prerë, **pa** m'**u dredhur** zëri.*

- shkak:

*Ishte lodhur **duke korrur** grurë.*
*Na kanë rënë këmbët **duke** të **kërkuar.***
***Duke kujtuar** se pashai nuk e pa, ai u përkul përsëri.*
*Fëmijët bënin zhurmë **duke u ngritur** e **zbritur** nëpër shkallët e drunjta.*
*Gjithë paradreken ata erdhën rrotull **pa ditur** ç'të bënin.*
***Pa ditur** ç't'i përgjigjej t'et, ktheu kokën dhe pa Vitën vëngër.*[251]

---

[251] Marrëdhëniet shkakore i shpreh kryesisht përcjellorja pohore me pjesëzën ***mos*** (***duke mos bërë)*** dhe jo përcjellorja mohore **(*pa bërë*):**

- kusht:

  ***Duke ndenjur*** *afër njëri-tjetrit, njihemi më shumë.*
  *E kuptoja dëmin që do t'i shkaktoja vetes* ***duke lënë*** *për një kohë shkollën.*
  *Tani të marrim malin, të luftojmë për lirinë, të mos kthehemi të gjallë* ***pa shpëtuar*** *Shqipërinë.*
  *A mund të drejtojmë* ***pa ditur*** *abecenë?*

- lejim:

  *Vajza****, duke ndenjur*** *disa ditë në shtëpinë e padëshiruar, nuk u bë gruaja e atij burri.*
  *Keni filluar të kryeni lundrime kaq të gjata* ***pa pasur*** *fare traditë.*

***b*** si përcaktues i një emri:

*Në skenë është vetëm Mira* ***duke punuar*** *triko.*
*Kafsha,* ***duke vërtitur*** *kokën poshtë e lart, po i binte truallit me këmbë e po skërmiste dhenë.*
*Ç'mund të thoshte një kalama* ***pa mbushur*** *katër vjet!*

***c*** si plotësues i dy fjalëve njëherazi:

*Në derë u shfaq Iliri* ***duke u shtriqur.***
*Nusen e djalit të madh e gjeti* ***duke larë*** *te kroi.*
*Anijet kanë mbetur* ***pa u ngarkuar.***

***d*** si shoqërues i një foljeje të shtjelluar me marrëdhënie bashkërenditjeje:

*U shtri mbi bar* ***duke vështruar*** *qiellin (duke vështruar = dhe vështronte).*
*Nisi të ecte me nxitim****, duke shtrënguar*** *bukën nën sqetull.*
*Niveli i ujërave në lumë kishte rënë më shumë,* ***duke zbuluar*** *zallin e bardhë.*

---

***Duke mos ditur*** *ç'të bënte, nisi të lexonte përsëri.*
*Theodor Korona Muzaka,* ***duke mos pasur*** *asnjë trashëgimtar, ia fali Beratin Skënderbeut me testament.*
***Duke mos qenë*** *vetë i pranishëm, nuk i kishte të qarta rrethanat.*

*Hamdiu ecte përpara, **duke lënë** gjurmë mbi shtratin e dëborës.*
*Kënduan pothuaj gjithë rrugës **pa i thënë** asnjë fjalë njëri-tjetrit.*
***Pa** m'**u përgjigjur,** ajo eci e para drejt detit.*

**Shënim 1.** Përcjellorja mohore përdoret shpesh në ndërtime me dy mohime për të treguar një veprim pohues intensiv; të shtjelluara dalin foljet ***lë, mbet:***

***Nuk la** vend **pa shkelur** (Shkeli të gjitha vendet.)*
***Nuk i lamë** fjalë **pa thënë**. (Ia thamë të gjitha fjalët.)*
*Kadri Gjata s'**la gur pa luajtur.***
*S'**mbeti** gazetë në Shqipëri **pa shkruar** për atë.*

**Shënim 2.** Përcjellorja pohore formon edhe kohën e tashme të gjendjes dhe kohën e pakryer të gjendjes të mënyrës dëftore ***(jam duke dëgjuar; isha duke dëgjuar):***

*Në mes tuaj kam qënduar e **jam duke përvëluar.***
*Besniku **ishte duke ngrënë** darkë.*

## *Gerundi*

### *§ 133* Forma

Gerundi ka dy trajta:

| | |
|---|---|
| Trajtën e rasës kallëzore | ***të larë*** (veprore) |
| | ***t'u larë*** (pësore) |
| Trajtën e rasës rrjedhore | ***së lari*** (veprore) |

Gerundi i rasës kallëzore ka mbaresë zero dhe paraprihet nga **të (të larë (-).**

Gerundi i rasës rrjedhore ka mbaresën **-i** dhe paraprihet nga **së** (**së lar-i**).

Trajtë pësore ka vetëm rasa kallëzore, që formohet me pjesëzën **u,** të vendosur në trup të foljes (t'**u** larë, t'**u** krehur).

Trajta e rasës kallëzore përdoret e paraprirë nga parafjalët **për, me** dhe nga fjala **një.**

Rrjedhorja përdoret pa parafjalë.

Shënim. Gerundi i shqipes është i krahasueshëm me gerundin e latinishtes dhe të anglishtes.

## § *134* **Përdorimi**

**a** **Gerundi i rasës kallëzore** përdoret:

- si plotësues i foljes për të shprehur:
  **qëllim** (me parafjalën **për**):

  *Në errësirën e natës rendën për **t'i hapur** derën.*
  *U nisën përpjetë malit për **të hapur** toka të reja.*
  *Ata luftonin për **të çliruar** Shqipërinë.*
  *Dhe unë erdha sa për **t'u çmallur**.*
  *I kishte hequr këpucët për **të** mos **ndotur** qilimin.*

  **kohë** (me parafjalën **me**); gerundi në këtë ndërtim shpreh veprim të kryer menjëherë para veprimit kryesor:

  *Me **të dëgjuar** këtë emër, djali u verdh.*
  *Turqit, me **të parë** kalorësit e gardës, kujtuan që ishte vetë (Skënderbeu) në krye të tyre.*
  *Me **të rënë** mbrëmja, u nis për në Sopot.*
  *Me **t'u ngrysur**, zjarri i çobanit u shua.*

- si përcaktues i një emri a përemri (me **për):**

  *Kishin humbur çdo shpresë për **të bindur** njëri-tjetrin.*
  *E shtynte dëshira për **të lexuar**.*
  *Ky njeri ka një etje të çuditshme për **të mësuar**.*
  *E ndiente veten të lehtë, sikur kish krahë për **të fluturuar**.*
  *Është një talent për **t'u lavdëruar.***

- si plotësues i dy fjalëve njëherazi (me **për**):

*T'u bënë fëmijët për **t'u martuar**. ( u bënë për t'u martuar – fëmijët për t'u martuar )*
*Asgjë tjetër nuk i kishte mbetur për **të bërë.***
*Kam shumë çështje për **të zgjidhur**.*
*Kam edhe një punë tjetër për **të bërë.***

- si objekt plotësues i një foljeje a mbiemri për të shprehur marrëdhënie objektore:
  (me **për**):

*Kohë më parë Zana më kishte premtuar për **t'më ftuar** për darkë.*
*Kërkoi nga ai për **të firmosur** një deklaratë.*

*Ndihej i aftë për **t'i përdorur** këmbët.*
*Ai tregohej i gatshëm për **të ndihmuar**.*
*Ishte i papërgatitur për **t'u përgjigjur**.*

- në ndërtime me dy a më shumë gerunde të tilla, të paraprira nga fjala **një,** ndërtim që shpreh veprime të shpejta në të shkuarën:

*Një **të dalë** mësuesi jashtë, një **të vërshuar** edhe nxënësit.*
*Një të ikur unë nga shtëpia e një **t'u shthurur** gardhi.*
*Një **të thënë** e një **të bërë.***

***b*** **Gerundi i rasës rrjedhore përdoret:**

- si plotësues i foljes për të shprehur shkak:

*Ishte ngjirur **së foluri.***
*I grise rrobat **së lari** në krua.*
*U mërzita **së mbajturi** në gojë atë.*
*Edhe lotët si rrëketë derdhen syve **së qari.***
*Kur pashai u lodh **së prituri** dhe **së pyeturi,** u tha t'i shtronin me ç'të kishin.*

- si përbërës i kallëzuesit foljor të përbërë aspektor:

***Mbaroi së piri** cigaren dhe u ngrit.*
*Fshatarët **s'kanë mbaruar së mbjelli.***
*Bora **kishte pushuar së rëni.***

*Gjithashtu* ***kanë përfunduar së ndërtuari*** *shkolla dhe kopshte.*
***Pushuan së kërcyeri*** *kur s'mundën të kërcejnë më.*

- si plotësues i një foljeje për të shprehur marrëdhënie objektore:

*Ky nuk ngopej* ***së shikuari*** *qiellin e yllëzuar*.

**Shënim 1.** Gerundi i rasës kallëzore dhe emri prejfoljor asnjanës përkojnë formalisht. Por ato dallojnë midis tyre nga fakti se gerundi si folje, kur ajo është kalimtare, mund të plotësohet me një emër në kallëzore pa parafjalë me marrëdhënie objektore, ose me një ndajfolje me marrëdhënie rrethanore. Përkundrazi, emri mund të përcaktohet me një emër në gjinore.

*Me* ***të hyrë*** *në fshat, takoi vajzën* (gerund).
*Shtëpia e Shpiragajve zinte vend në* ***të hyrë*** *të fshatit* (emër).
*Me* ***të goditur*** *fëmijën, filloi të qajë* (gerund).
*Shembte përdhe një dem me një* ***të goditur*** *në ballë* (emër).

**Shënim 2.** Gerundi i rasës kallëzore, shoqëruar me **për,** ka kaluar në disa ndërtime në paskajore ( në këto raste ish-parafjala për ka kaluar në pjesëz gramatikore ):
**Për të gjetur** çerdhet është e vështirë. (**për të gjetur = gjetja**, **të gjeturit**; ky ndërkëmbim vërteton gramatikalizimin e togut të qëndrueshëm të tipit **për të gjetur** dhe kalimin e tij në paskajor).

***Për të dëgjuar*** *dëgjon mirë.*
*Është* ***për t'u vlerësuar.***
*Kjo çështje është* ***për t'****u* ***parë*** *edhe një herë.*

# NDAJFOLJA

## Llojet

**§ 135** Gjuha shqipe ka ndajfolje:

| | |
|---|---|
| - të mënyrës: | ***mirë, keq, shpejt, bukur, gjatë, ashtu, menjëherë, burrërisht, ngadalë, shqip, hidhur*** etj. |
| - të vendit: | ***këtu, atje, kudo, afër, brenda, djathtas, larg, lart, diku, anembanë, pranë*** etj. |
| - të kohës: | ***tashti, dje, vjet, herët, sot, dikur, gjatë, menjëherë, tani për tani,*** etj. |
| - të sasisë: | ***shumë, tepër, fort, pak, aq, kaq, më*** etj. |
| - të frekuencës: | ***gjithnjë, rrallë, shpesh, nganjëherë, kurrë, sërish, dendur, përsëri*** etj. |
| - të pyetjes: | ***si, qysh; ku, nga; kur; sa, pse, përse.*** |
| - lidhore: | ***ku; nga, tek, kur.*** |

**Shënim.** Ndajfoljet e pyetjes dhe ndajfoljet lidhore kanë kuptimin e mënyrës ***(si, qysh), të vendit (ku, nga, tek), të kohës (kur), të sasisë (sa), të shkakut e të qëllimit (pse, përse).***

## Krahasimi i ndajfoljeve me mbiemrat, përemrat dhe me foljet

**§ 136** Disa ndajfolje, kryesisht të mënyrës, dallojnë formalisht nga mbiemrat:

***a*** nga prania e mbaresave **i, e, të, së** në ballë tek mbiemrat, dhe nga mosprania e tyre tek ndajfoljet:

| **mbiemër** | **ndajfolje** |
|---|---|
| *i mirë (vajzë e mirë)* | *mirë (punon mirë)* |
| *i keq (ves i keq)* | *keq (sillet keq)* |
| *i bukur* | *bukur* |
| *i gjatë* | *gjatë* |
| *i gjerë* | *gjerë* |
| *i hollë* | *hollë* |
| *i butë* | *butë* |
| *i ftohtë* | *ftohtë* |
| *i gjallë* | *gjallë* |
| *i lehtë* | *lehtë* |
| *i urtë* | *urtë* |
| *i ngrohtë* | *ngrohtë* |
| *i shkretë* | *shkretë* |
| *i vonë* | *vonë* |
| *i hidhur* | *hidhur* |
| *i dendur* | *dendur* |

***b*** jo vetëm nga prania e mbaresave **i, e, të, së** në ballë tek mbiemrat e nga mosprania e tyre tek ndajfoljet, por edhe nga fakti se mbiemrat mbarojnë me **ë**, ndajfoljet pa **ë.**

| **mbiemër** | **ndajfolje** |
|---|---|
| *i drejtë* | *drejt* |
| *i fortë* | *fort* |
| *i kotë* | *kot* |
| *i lartë* | *lart* |
| *i ligshtë* | *ligsht* |
| *i mbrapshtë* | *mbrapsht* |
| *i plotë* | *plot* |
| *i shpejtë* | *shpejt* |
| *i thjeshtë* | *thjesht* |
| *i vërtetë* | *vërtet* |

**§ 137** Disa ndajfolje dallohen nga përemrat vetëm nga funksioni; të tilla janë:

| **përemra** | **ndajfolje** |
|---|---|
| ***pak*** *(pak shkolla)* | ***pak*** *(u lodh pak)* |
| ***shumë*** *(shumë njerëz)* | ***shumë*** *(punoj shumë)* |
| ***mjaft*** *(mjaft prej tyre)* | ***mjaft*** *(mori mjaft)* |
| ***plot*** *(plot besim)* | ***plot*** *(e mbushi plot)* |
| ***aq*** *(aq njerëz)* | ***aq*** *(aq kupton)* |
| ***kaq*** *(kaq njerëz)* | ***kaq*** *(kaq rrojti)* |
| ***ca*** *(ca mish)* | ***ca*** *(u lodhëm ca)* |
| ***sa*** *(sa veta ishin)* | ***sa*** *(sa i mirë! **sa** i pëlqente; **sa** të mundesh)* |

**§ 138** Disa ndajfolje dallohen nga pjesoret dhe nga përcjelloret mohore:

***a*** Ndajfoljet nuk mund të marrin **i, e, të, së** në ballë të tyre dhe , përveç kësaj,disa prej tyre kanë shkallë, ndërsa pjesoret mund të marrin mbaresat e përparme **i, e, të, së** dhe në asnjë rast nuk kanë shkallë:

| | *pjesore* | | ***ndajfolje*** |
|---|---|---|---|
| hapur | *(La derën **hapur.**)* | hapur | *(Fol hapur.)* |
| ***ndyrë*** | ***(Ndyrë** nga vaji, duart i mbante përpjetë.)* | ***ndyrë*** | *(E shau ndyrë.)* |
| ***prerë*** | *(Me flokët **prerë** shkurt ngjante më mirë.)* | ***prerë*** | *(Foli prerë.)* |
| ***rrëmbyer*** | *(Fëmija, **rrëmbyer** nga njerëz të panjohur, ishte tmerruar.)* | ***rrëmbyer*** | *(Mos e merr rrëmbyer.)* |

| | | | |
|---|---|---|---|
| ***shkoqur*** | *(Misri, **shkoqur** me duar, po thahej nën rrezet e diellit.)* | ***shkoqur*** | *(Iu përgjigj shkoqur.)* |
| ***shtruar*** | *(E gjeti tryezën **shtruar.**)* | ***shtruar*** | *(Ia nisi shtruar.) Të flasim shtruar.)* |

***b*** Disa ndajfolje dallohen nga përcjelloret mohore nga funksioni dhe nga mënyra e shkrimit (si ndajfolje shkruhen njësh, si përcjellore ndaras).

| **përcjellore mohore** | | **ndajfolje** | |
|---|---|---|---|
| ***pa dashur*** | *(Pa dashur njëri-tjetrin, familja nuk mbahet.)* | ***padashur*** | *(E goditi padashur.)* |
| ***pa ndërprerë*** | *(Do të vazhdojmë pa e ndërprerë punën.)* | ***pandërprerë*** | *(Përsëritej pandërprerë.)* |
| ***pa pritur*** | *(Iku pa i pritur shokët.)* | ***papritur*** | *(Na erdhi papritur.)* |
| ***pa pushuar*** | *(**Pa pushuar** shiu, njerëzit nuk lëviznin.)* | ***papushuar*** | *(Graria dilte nga kisha duke bërë kryq **papushuar.**)* |
| ***pa reshtur*** | *(Anija u ankorua **pa reshtur** mirë dallga.)* | ***pareshtur*** | *(Bie shi pareshtur.)* |
| ***pa prerë*** | *(Vazhdonte të fliste **pa** ia **prerë** fjalën kush.)* | ***paprerë*** | *(Gjylet vinin paprerë.)* |

## Shkallët

**§ 139** Disa ndajfolje (kryesisht ato të mënyrës) kanë shkallë pohore, krahasore dhe sipërore:

***a*** Shkalla krahasore formohet duke i paravendosur pohores **më**;

***b*** Shkalla sipërore formohet duke i paravendosur pohores **shumë.**[252]

| **shkalla pohore** | **shkalla krahasore** | **shkalla sipërore** |
|---|---|---|
| *mirë* | *më mirë* | *shumë mirë* |
| *bukur* | *më bukur* | *shumë bukur* |
| *shpejt* | *më shpejt* | *shumë shpejt* |
| *hapur* | *më hapur* | *shumë hapur* |
| *vonë* | *më vonë* | *shumë vonë* |
| *larg* | *më larg* | *shumë larg* |

**§ 140** Përdoren në pohore, krahasore, sipërore:

- kryesisht disa ndajfolje të mënyrës që përkojnë me mbiemrat: ***mirë, keq, bukur, gjatë, hollë*** etj.;
- disa ndajfolje të mënyrës që mbarojnë me -**(i)sht:** ***lirisht, hollësisht, gjerësisht*** etj.;
- ndajfolje që përkojnë me pjesoret: ***shkoqur, shtruar, rrëmbyer, prerë*** etj.;
- ndajfolje të mënyrës që mbarojnë me **-shëm:** ***fuqishëm, natyrshëm, gëzueshëm*** etj.;
- disa ndajfolje vendi: ***afër, lart, larg, thellë, përpara, prapa, poshtë, pranë, para;***
- disa ndajfolje kohe: ***herët, vonë;***

[252] Krahas **shumë**, përdoren edhe ***mjaft, tepër, fort, krejt, fare, bukur*** etj., të cilat herë-herë nuk mund të ndërkëmbehen.
Fjala **shumë** mund të përsëritet kur duam ta theksojmë shkallën e lartë të tiparit: *Mua më vjen* ***shumë shumë*** *mirë për ftesën.*

- ndajfolja e sasisë ***pak;***
- ndajfolje të frekuencës: ***shpesh, dendur.***

***§ 141*** Përdoren në pohore dhe në krahasore:

- ndajfoljet e sasisë: ***shumë, tepër, fort***[253]***;***
- disa ndajfolje vendi: ***andej, brenda, djathtas, majtas, këtej, tej, tutje, sipër:***

**Shënim 1.** Disa ndajfolje, kryesisht vendi dhe kohe, nuk kanë shkallë: ***këta, kudo, diku, anembanë; tashti, dje, vjet, dikur, menjëherë*** etj.

**Shënim 2.** Ndajfolja e kohës **më parë** përdoret vetëm në formën e krahasores.

***§ 142*** **Përdorimi i ndajfoljeve në ndërtimet me krahasim**

***a*** Ndajfoljet e shkallës **pohore** përdoren në këtë ndërtim me krahasim: **aq + ndajfolje në shkallën pohore + sa** për të treguar shkallë të barabarta të tiparit të veprimit:

*Lindita diskutoi **aq mirë sa** Teuta.*
*Këmbët i dhimbnin sot **aq shumë sa** edhe më parë.*
*Njerëzit tani nuk u besojnë **aq lehtë** fjalëve **sa** dikur*[254].

***b*** Ndajfoljet e shkallës **krahasore** përdoren në këto ndërtime me krahasim:

- ndajfolje në shkallën krahasore + ***se (sesa)*** për të treguar se tipari i shprehur nga ndajfolja është në një shkallë më të lartë se i njëjti tipar në rrethana të tjera[255]:

---

[253] Këto herë-herë dalin në sipërore me ***bukur (bukur shumë).***

[254] Në ndërtime me mohim mund të mungojë gjymtyra e dytë e krahasimit *(Njerëzit tani nuk u besojnë **aq lehtë** fjalëve).*

[255] Me këtë vlerë përdoret shkalla krahasore edhe në ndërtime eliptike *(Në dashtë të na prishë shtëpinë, **më mirë** i humbtë fara).*

*Erdhi **më shpejt se** ç'pritej (=Erdhi më shpejt **nga ç'pritej**; ose **nga sa pritej**).*
*Hëngri **më shumë se** i lejohej nga mjeku.*

- me të njëjtën vlerë si në rastin e mëparshëm (por me intensitetin e tiparit më të përcaktuar) përdoret edhe ndërtimi **shumë** (ose **pak**, ose **edhe**) + ndajfolje në shkallën krahasore:

*Erdhi **shumë më shpejt se** ç'pritej.*
*Erdhi **pak më shpejt se** ç'pritej.*
*Erdhi **edhe më shpejt se** ç'pritej.*

- **sa + ndajfolje në shkallën krahasore + aq + ndajfolje në shkallën krahasore** për të treguar një rritje përpjestimore të tipareve, shprehur nga ndajfoljet:

***Sa më shumë** largohej nga teatri, **aq më keq** e ndiente veten.*
***Sa më shpejt** të arrinte, **aq më mirë** për të.*

## § 143 Përdorimi i shkallës pohore me vlerë sipërore

Shkalla pohore përdoret me vlerë sipërore në këto raste:

- kur ka përpara **aq, kaq, sa** (ky ndërtim ka vlerë afektive):

***Aq mirë** e kaluam!*
***Kaq keq** u sollën ata me ju?!*
***Sa mirë** u përgjigj!*
***Sa shpejt** u kthye!*
***Sa ftohtë** që bën!*

**Shënim.** Por në mohim, herë-herë me pjesëzat **dhe, edhe** përpara **aq, kaq** zbutet shkalla e tiparit:

*Nuk e kaluam (dhe) **aq keq!***

■ kur ka përpara **aq, kaq** në një ndërtim që shpreh rrjedhim:

*Punuan **aq shumë,** sa nuk i zinte gjumi në darkë.*

**Shënim.** Vlerë sipërore ka edhe ndërtimi "ndajfolje + e + e njëjta ndajfolje në shkallën krahasore", për të treguar rritje përpjesëtimore të tiparit, si: ***keq e më keq, mirë e më mirë, rrallë e më rrallë, shpesh e më shpesh; vlerë sipërore ka edhe*** ndërtimi ***më qartë se kurrë:***

***Rrallë e më rrallë** po kujtoheni për ne.*
***Mirë e më mirë** do të bëhet*
*Pasojat shihen tani **më qartë se kurrë.***

## § *144* Vendi i ndajfoljeve

■ Ndajfoljet e mënyrës vendosen zakonisht pas foljes:

*Ky tubim u prit **mirë.***
*Kishte thirrur **papritur.***

■ Ndajfoljet e sasisë, sikurse ato të mënyrës, vendosen zakonisht pas foljes:

*E donte **shumë** dhe e kujtonte me përmallim.*
*Lexon **shumë,** por shkruan **pak**.*
*Mjafton **kaq**[256] për sot.*

**Shënim 1.** **Më** vendoset zakonisht pas foljes në ndërtime me mohim, në fjali pyetëse, por edhe në ndonjë ndërtim tjetër:

*Nuk dua **më**.*
*S'foli **më**.*

---

[256] Ndajfoljet ***kaq, shumë,*** për të theksuar sasinë, mund të vendosen para foljes: ***Kaq** rrojti. **Kaq** mjaftoi për ta acaruar. **Shumë** u duke, pak na dole.*

*A kërkoi **më**?*
*Dua edhe **më.***

**Shënim 2.** Fjalët që formojnë shkallën e ndajfoljeve (***më, shumë, tepër, fort, bukur***) qëndrojnë rregullisht para tyre:

*Na pritën **shumë** mirë.*
*Djali e kishte provuar **tepër** shpejt shijen e pushtetit.*
*(Si jeni?) **- Më** mirë prishet.*[257]

■ Ndajfoljet e frekuencës mund të vendosen pas, por dhe para foljes:

*Duhet kontrolluar **shpesh**.*
*Shkon **rrallë** në stadium.*
*E takon **nganjëherë.***
*Ata njerëz s'janë parë **kurrë.***
***Nganjëherë** vihet re një dukuri e çuditshme.*

■ Ndajfoljet e vendit dhe të kohës vendosen më shumë pas foljes, por edhe para saj:

*E nisnin **herët** dhe e mbaronin **vonë.***
*Murin që bënin **ditën** u prishej **natën.***
*Vendose **atje.***
*Ai do të kthehet **pasnesër.***
***Pastaj** vajtën në shtëpi.*
***Tani** s'mund të vazhdonte qetësia.*
***Atje tej** dëgjohej hingëllimi i një kali të dëshpëruar.*
***Rreth e rrotull** vlonte jeta.*

■ Ndajfoljet e pyetjes vendosen rregullisht në krye të fjalisë:

***Kur** e mori vesh?*
***Si** u përgjigj?*
***Ku** u takuat?*
***Pse** vdiq?*

---

[257] Thjeshtligjërim.

**Shënim.** Ndajfoljet e pyetjes vendosen edhe në krye të fjalive pyetëse të zhdrejta:

*E pyeti **nga** kishte ardhur.*
*Nuk u kishte thënë **ku** kishte qenë.*
*E pyeti oficerin **pse** ishte nisur aq shpejt.*
*Nuk dihet me siguri **ku** është botuar Meshari i Gjon Buzukut?*
*Tani të gjithë e dinin **përse** ishte zgjedhur pikërisht kjo datë dhe **përse** ajo ishte e pazhvendosshme.*

■ Ndajfoljet lidhore ***ku, nga, tek, kur*** vendosen pas fjalës që përcaktojnë:

*Iliri u afrua afër shtyllës **ku** qe mbështetur ajo.*
*Mbante fort karrigen **ku** ishte ulur plaka.*
*Rruga **nga** kalonte ajo, u bë shumë e dashur.*
*Ai zbriti në breg **tek** kishte qëndruar anija.*
*Ishin ditët e vrullit të madh, **kur** çdo shqiptar ndihej një kreshnik.*

## *§ 145* Përdorimi i ndajfoljes

Ndajfoljet përcaktojnë një folje, por ato përdoren edhe pranë një emri, një përemri:

Uji është ndërprerë **sërish.**
*Ai u rrotullua **ngadalë, pastaj** bëri dy hapa **prapa**.*
*I veshur **trashë**, ai nuk e ndjeu aq shumë të ftohtin.*
*Me kokën **përpara** dhe zverkun të zgjatur, dukej sikur donte të shihte diçka jashtë mureve.*
*Rruga **majtas** të çon në qendër.*
*Ajo **atje** është e fejuara ime.*

# PARAFJALA

## Ndarja e parafjalëve sipas rasave[258]

**§ *146*** Parafjalët mund të paraprijnë fjalë:

- të rasës emërore[259]: ***nga, tek (te);***
- të rasës gjinore: ***në mes, në drejtim, në vend, në këmbë, në fushën, në lëmin, në dëm, në dobi, në të mirë, me anë (me anën), me rastin, me përjashtim, për shkak, nga shkaku, për arsye, për nder, për faj, për hir, nga ana*** e ndonjë tjetër me përdorim më të rrallë;
- të rasës dhanore: ***buzë, majë, mes, midis, anë, rrëzë, pranë, afër, larg, lart, sipër, poshtë, brenda, jashtë, gjatë, drejt, veç, përveç, përpos, ndaj, rreth, rrotull, anës, ndanë, krahas, para, prapa, pas, tej, këtej, kundër, kundrejt, falë, shkuar, kaluar, përmes, ndërmjet, nëpërmjet, përpara, përballë, përkundrejt, përreth, përkrah, përbri, përtej, matanë, sipas, rreth e rrotull, rreth e përqark, rreth e qark, mes për mes, ballë për ballë;***

---

[258] Parafjalët në gjuhën shqipe zakonisht përdoren vetëm me një rasë të caktuar, si: ***nga, te(k), në, me, mbi, nën, pa, në lidhje me, ngjitur me*** etj., por ka edhe të tilla që përdoren me më shumë se një rasë (shih më poshtë).

[259] Ish-lidhëzat ***nga, tek*** kanë kaluar në parafjalë në ndërtime me elips:

*Qëndrova **tek** ishte xhamia* (lidhëz).

*Qëndrova **tek** xhamia* (parafjalë).

- të rasës kallëzore: ***në, me, pa, për, mbi, nën, më, nëpër, ndër, ndaj, përmbi, përjashtuar, përfshirë, në lidhje me, bashkë me, në kundërshtim me, në krahasim me, në bashkëpunim me, në raport me, ngjitur me, lidhur me, krahasuar me;***
- të rasës rrjedhore: ***prej, për, ndaj, midis, mes, afër, larg, pranë, poshtë, brenda, në mes, sipas, sipër, rreth, rrotull, drejt, para, përpara, prapa, pas, kundër, kundrejt, përkundrejt, ndërmjet, përballë, përreth, përkrah, përbri, veç, përveç.***

*§ 147* **Parafjalët që përdoren me më shumë se një rasë:**

**për + emër në kallëzore** *(pyes* ***për*** *vajzën);*

**për + emër në rrjedhore** *(e kapi* ***për*** *flokësh, e kapi* ***për*** *dore);*

**ndaj +** emër a përemër në dhanore (*i qëndrueshëm* ***ndaj*** *zjarrit, dashuria* ***ndaj*** *Atdheut, i sjellshëm* ***ndaj*** *të tjerëve);*

**ndaj +** emër asnjanës në kallëzore *(U kthyen ndaj* ***të ngrysur****);*

**ndaj +** përemër në rrjedhore *(U soll mirë* ***ndaj*** *meje, ndërsa* ***ndaj*** *jush jo***)**[260]**.**

**Shënim 1.** Parafjalët e prejardhura nga emrat dhe nga ndajfoljet paraprijnë zakonisht emra në rasën dhanore, por përemra në rrjedhore.

| **dhanore** | **rrjedhore** |
|---|---|
| *Kalonte* ***midis*** *maleve.*[261] | *Qëndronte* ***midis*** *nesh.* |
| *Qëndronte* ***para*** *shtëpisë.* | *Qëndronte* ***para*** *meje.* |

**Shënim 2.** Lokucioni ***në mes*** paraprin emra në rasën gjinore, por përemra në rasën rrjedhore: *Trokiti në portë* ***në mes*** *të natës (gjinore).*

---

[260] ***Ndaj*** përdoret rrallë edhe me emra të rasës rrjedhore: ***ndaj*** *shokësh* (krahaso: ***ndaj*** *shokëve).*

[261] Rrallë edhe me emra në rrjedhore: *Jetonte* ***midis*** *malesh.*

*U ndodha papritmas **në mes** jush (rrjedhore).*

**Krahasimi i parafjalëve me ndajfoljet, me emrat dhe me foljet.**

*§ 148* Disa parafjalë përkojnë në formë me ndajfoljet dhe dallohen prej tyre vetëm nga funksioni:

| **ndajfolje** | **parafjalë** |
|---|---|
| para (*Shko **para.***) | para (*Qëndronte **para** televizorit.*) |
| përpara (*Mos më dil **përpara**. **Përpara** nuk e dinim këtë gjë.*) | përpara (*Mos dil **përpara** meje.*) |
| nga (***Nga** vjen?*) | nga (*Vij **nga** Tirana*). |
| sipër (*I hodhi një mbulesë **sipër.***) | sipër (*U shtri **sipër** barit*.) |
| përsipër (*Vaji qëndron **përsipër.***) | përsipër (*E vendosi **përsipër** tryezës.*) |
| pranë (*Më qëndruan **pranë.***) | pranë (*Rrinte **pranë** vatrës.*) |
| afër (*I gjendet **afër.***) | afër (*Shkolla ndodhet **afër** qendrës.*) |
| larg (*Shkuan **larg.***) | larg (*Jeton **larg** qendrës.*) |
| anembanë (*Dëgjohej **anembanë.***) | anembanë (*Lajmi u përhap **anembanë** vendit.*) |
| drejt (*Bjeri **drejt!***) | drejt (*Erdhi **drejt** nesh.*) |
| krahas (*Ecin **krahas.***) | krahas (***Krahas** mësimit merret edhe me sport.*) |
| prapa (***Prapa** kthehu!*) | prapa (*U fsheh **prapa** nesh.*) |
| pas (*E ndiqnin **pas.***) | pas (*U mbështet **pas** murit.*) |
| rreth (*I rrinë **rreth.***) | rreth (*U grumbulluan **rreth** zjarrit.*) |
| përreth (*Shikoi **përreth.***) | përreth (*Makinat parkohen **përreth** shtëpisë.*) |
| rrotull (*Vjen **rrotull.***) | rrotull (*Luanin **rrotull** ndërtesës.*) |
| këtej (*Shko **këtej!***) | këtej (*Ndodhemi **këtej** lumit.*) |
| përtej (*Ai u hodh **përtej.***) | përtej (*Kaloi **përtej** lumit.*) |
| tej (*Shtyhu më **tej.***) | tej (*Ndodhen **tej** kufirit.*) |
| tutje (***Tutje** duket një njeri.*) | tutje (*E gjetën **tutje** lumit.*) |
| brenda (*Hyri **brenda.***) | brenda (*Përgjonin **brenda** dhomës.*) |
| jashtë (*Dil **jashtë!***) | jashtë (*Shkoi **jashtë** shtetit.*) |
| përbri (*Ecnin **përbri.***) | përbri (*Kaloi **përbri** tyre.*) |
| përkrah (***Përkrah** vraponte i vëllai.*) | përkrah (*Ecte **përkrah** tyre.*) |
| përmes (*I ranë fushës **përmes.***) | përmes (*Kalonin **përmes** hekurave.*) |
| anës (*I bie **anës.***) | anës (***Anës** rrugës janë mbjellë pemë.*) |

| | |
|---|---|
| poshtë *(Rrokullisen **poshtë**[262]**.)*** | poshtë *(Zbritën **poshtë** Shpatit.)* |
| gjatë *(Mendoj **gjatë.**)* | gjatë (*Kishin ngrënë **gjatë** rrugës)* |
| ndanë *(Nëna i rrinte **ndanë.**)* | ndanë *(Arritëm **ndanë** fshatit.)* |
| përballë *(Rrinin **përballë**.)* | përballë *(Kishin mbetur vetëm **përballë** njëri-tjetrit.)* |
| kundrejt (*I rri **kundrejt***) | kundrejt *(Rrinte **kundrejt** bustit)* |
| kundër *(Mos më dil **kundër**)* | kundër *(Luftuan **kundër** armikut)* |
| veç *(E thirri **veç**)* | veç *(S'dua gjë tjetër **veç** kësaj)* |
| rreth e rrotull[263] *(I bie **rreth e rrotull)*** | rreth e rrotull *(Ishin grumbulluar **rreth e rrotull** vatrës)* |
| matanë *(E hodhi **matanë.)*** | matanë *(U ndodh **matanë** gardhit.)* |
| kundrejt (*I rri **kundrejt.)*** | kundrejt *(Rrinte **kundrejt** bustit.)* |
| kundër *(Mos më dil **kundër.)*** | kundër *(Luftuan **kundër** arkimit.)* |
| veç *(E thirri **veç.)*** | veç *(S'dua gjë tjetër **veç** kësaj.)* |
| rreth e rrotull *(I bie **rreth e rrotull.)*** | rreth e rrotull *(Ishin grumbulluar **rreth e rrotull** vatrës.)* |

***§ 149*** Disa parafjalë përkojnë në formë me emrat dhe dallohen prej tyre vetëm nga funksioni.

| **emra** | **parafjalë** |
|---|---|
| buzë *(Është në **buzë** të lumit.)* | buzë *(Shëtisnin **buzë** lumit.)* |
| majë *(Në **majë** të malit kishte borë.)* | majë *(**Majë** malit s'kishte kaluar asnjë deri atëherë.)* |
| mes (*Në **mes** të dhomës ishte një krevat.)* | mes *(Udhëtonin **mes** erës e shiut.)* |

[262] Në kuptimin **poshtë** përdore, si ndajfolje e si parafjalë edhe ***tatëpjetë, teposhtë.***

[263] Si ndajfolje dhe si parafjalë përdoren edhe shprehjet: ***rreth e qark, rreth e përqark, rreth e rreth, ballë për ballë, mes për mes.***

midis *(E vuri në **midis.**)*
rrëzë *(E preu pemën në **rrëzë.**)*
anë *(Rrinte në **anë.**)*
ballë *(Në **ballë** të odës qëndronte plaku.)*
bri *(Në **bri** i qëndronte e ëma.)*
faqe *(Shtëpia ishte me **faqe** nga Lindja.)*
(për) shkak *(Për këtë **shkak** nuk erdha.)*
(me) anë *(Vila është me **anë** nga dielli.)*
(ë) anën *(Në **anën** e tij të majtë rrinte vajza.)*
(me) përjashtim *(Me këtë **përjashtim** s'jam dakort.)*
(me) rastin *(Me **rastin** e parë do t'ia mbathin.)*
(në) bazë *(Ndryshon në **bazë.**)*
(në) drejtim *(Shkoi në **drejtim** të panjohur.)*
(në) këmbë *(Në **këmbë** djalit i ishte ngulur një gjemb.)*
(në) mes *(Në **mes** të fushës punonte traktori.)*
(në) vend *(E la në **vend** të sigurt.)*
shkaku *(Nuk dihet **shkaku** i vërtetë.)*
arsye *(Kishte **arsye** të mos i shkruante.)*
(për) hir *(Lufton për tjetër **hir.**)*

midis *(Jetonte **midis** njerëzve.)*
rrëzë *(I pëshpëriti **rrëzë** veshit.)*
anë *(Rrinte **anë** kodrës.)*
ballë *(Qëndronte **ballë** armikut.)*
bri *(**Bri** të sëmurit qëndronte mjeku.)*
faqe *(**Faqe** meje nuk guxonte.)*
për shkak *(**Për shkak** të shiut nuk doli.)*
me anë *(**Me anë** kanalesh grumbullohet uji.)*
me anën *(**Me anën** e shokëve kaloi klasën.)*
me përjashtim *(**Me përjashtim** të nënës, të gjithë qeshën.)*
me rastin *(**Me rastin** e 1 Majit u organizua një mi-ting.)*
në bazë (***Në bazë** të informacionit mund të themi se Bota na mbështet.*)
në drejtim (*Ecën **në drejtim** të rrjedhës.*)
në këmbë *(**Në këmbë** të nënës, vajti e bija.)*
në mes (***Në mes** të natës në rrugë s'kishte njeri.*)
në vend *(**Në vend** të Ando-nit, do të shkojë Gaqoja.)*
nga shkaku (***Nga shkaku** i*

| | |
|---|---|
| (për) punë (*Erdhën **për punë.***) | *interesave vetjake nuk ishte parimor.)* |
| | për arsye (***Për arsye** të zemërimit të madh nuk e përmbajti veten.)* |
| | për hir *(**Për hir** të miqësisë nuk reagoi.)* |
| | për punë *(U shqetësuan **për punë** të djalit.)* |

***§ 150*** Disa parafjalë përkojnë në formë me pjesoren (shoqëruar në disa raste edhe me parafjalë të tjera dhe dallohen prej tyre vetëm nga funksioni.

| **pjesore** | **parafjalë** |
|---|---|
| lidhur *(E mbante qenin **lidhur** me zinxhirë.)* | lidhur me *(Ai diskutoi gjërë e gjatë **lidhur me** këtë çështje.)* |
| ngjitur *(Letra, **ngjitur** me zamkë, u lag nga shiu.)* | ngjitur me *(**Ngjitur me** fabrikën ndodhej një park.)* |
| krahasuar *(**Krahasuar** vazhdimisht me të kaluarën , ritmet janë të kënaqshme.)* | krahasuar me *(**Krahasuar me** vitin e kaluar, sivjet jemi më mirë.)* |
| falur *(Gjaku, **falur** me pleqësi, nuk do të harrohet aq lehtë.)* | falë[264] *(**Falë** punës së madhe nuk e ndiem shumë krizën.)* |
| përfshirë *(Vendi ynë, **përfshirë** në planet e Këshillit të Evropës, do t'i mirëmbajë qendrat muzeale.)* | përfshi[265] *(Në tryezën e rrumbullakët morën pjesë të gjitha partitë, **përfshi** Partinë Agrare.)* |
| përjashtuar *(Ai, **përjashtuar*** | përjashtuar *(Kishin ardhur të* |

[264] Parafjala ***falë,*** ndryshe nga pjesorja, del vetëm në trajtë të shkurtër.
[265] Parafjala ***përfshi*** del edhe në trajtën ***përfshirë.*** *(Tërë jugu, **përfshirë** rrugët, mbeteshin të lira.)*

*nga lista me pa të drejtë, ishte i revoltuar.)* | *gjithë,* ***përjashtuar*** *dy veta.)*

shkuar *(Mishi,* ***shkuar*** *në hell, u servirej* miqve.) | shkuar *(Të kam djalë e* ***shkuar*** *djalit.)*

**§ 151 Vendi i parafjalëve**

Parafjalët qëndrojnë rregullisht para emrave, përemrave, numërorëve, ndajfoljeve dhe formës së pashtjelluar të gerundit:

*Ajo punon* ***në*** *arsim.*
*Doli* ***nga*** *salla.*
*Priste* ***tek*** *hotel "Tirana".*
*Cili* ***prej*** *jush nuk ishte lajmëruar?*
*Njeriu* ***me*** *të cilin udhëtova, ishte i panjohur* ***për*** *mua.*
***Për*** *çfarë u interesua?*
***Me*** *se udhëtonte?*
*Këtu bëhet fjalë vetëm* ***për*** *pesë dhe jo për më shumë.*
*U nis* ***për*** *atje.*
***Për*** *ku je nisur?*
***Nga*** *poshtë lart dhe* ***nga*** *lart poshtë lëviznin turma njerëzish.*
*Bëjnë të gjitha përpjekjet* ***për*** *të siguruar pjesëmarrjen.*
***Me*** *t'u futur brenda, u tmerrua.*

## Përdorimi i parafjalëve

### *Parafjalët e thjeshta*

**§ 152 në**

Përdoret për të treguar:

- vend kryesisht para emrave konkretë:

*Shkuan* ***në*** *teatër.*
*U ulën* ***në*** *stol.*
*Libri është* ***në*** *sirtar.*
*Do të shkoj* ***në*** *Durrës.*
*Shkova* ***në*** *shtëpi.*
*Ishte* ***në*** *shtëpi.*
*Hipi* ***në*** *autobus.*

*Ulem **në** karrige.*
*Hyri **në** dhomë.*
*Ka varur **në** mur.*
*Futi **në** sirtar.*
*E pa **në** sy.*
*E puthi **në** faqe.*
*E takuam **në** të dalë të fshatit.*
*U ul **në** tryezë*[266]**.**

- vend para emrave të përveçëm:

*Ai banon **në** Tiranë, por ka lindur **në** Elbasan.*
*Studimet e larta i ka kryer **në** Gjirokastër.*
*Skënderbeu është varrosur **në** Lezhë.*

- vend në kuptimin figurativ:

*Ruante **në** kujtesë.*
*Shoh **në** ëndërr.*
*Nguliste **në** mendje.*
*U vra **në** shpirt.*

- kohë para emrave abstraktë që emërtojnë muajt, stinët, vaktet[267], para emrave ***vit, muaj, javë, ditë, orë, çast; moshë, rini, pleqëri; fillim, fund, kohë, agim, perëndim, mesnatë, mesditë;*** para emrave foljorë asnjanës, si ***të gdhirë,*** para togjeve të tipit **në + përemër + emrin kohë** (ose **çast** etj.):

*Do të niset **në** dhjetor.*
*Miqtë erdhën **në** pranverë.*
*Kishte vajtur **në** mëngjes.*
*Do të takohen **në** agim.*
*Treni niset **në** orën 16.*
*E ka kaluar mirë **në** rini.*
*Kujtova **në** fillim se ai nuk ishte mirë me shëndet.*
***Në** atë kohë erdhi lajmi i hidhur.*
*Marrëveshja u nënshkrua **në** fund të gushtit.*
*Tha **në** atë çast.*

---

266 Në kuptimin: *U ul në karrige pranë tryezës.*
267 Emrat e ditëve të javës nuk marrin parafjalë:
***Të hënën** në mëngjes nisi punën e re.*

*Ishte **në** të zbardhur.*

- kufizim:
  **folje + në + emër (përemër):**

*Kontaktet me Evropën kanë ndikuar **në** sjelljen e tij.*
*Ishte thelluar **në** diçka.*

**Emër + në + emër:**

*Ishte djalë me talent **në** letërsi.*

**Mbiemër + në + emër:**

*Dukej i vrarë **në** fytyrë.*
*Ishte i shkëlqyer **në** mësime.*
*Ajo ishte e sigurt **në** dashurinë e saj.*

- mënyrë para emrave ***mënyrë, formë:***

*Sillej **në** mënyrë të tmerrshme.*
*Tha **në** mënyrë të shpenguar.*
*Ndriti **në** mënyrë krejt të papritur.*
*Thoshte **në** formë urdhri.*

**Shënim.** Parafjala **në** përdoret në bashkëlidhje me **nga**
në ndërtimin e tipit: ***nga*** *njeri skaj* ***në*** *tjetrin:*

***§ 153*** Togje me parafjalën **në**

***më në fund*** *(fundja)*
***në fund të fundit***
***në moshë,*** *i pjekur (Është në moshë.)*
***në kupë të qiellit,*** *me sa kishte në kokë*
***në radhë,*** *njëri pas tjetrit*
***në radhë të parë,*** *së pari*
***në vend*** *(Shko në vend!)*
***në çast*** *(Përgjigjej në çast.)*
***në krye,*** *në ballë; në fillim*
***në kohë*** *(Erdhi në kohë.) kur duhet*
***sy në sy,*** *përballë (Shiheshin sy në sy.)*

***nga çasti në çast,*** *në çdo çast*
***në veçanti,*** *sidomos*
***në përgjithësi,*** *përgjithësisht*
***në kulm,*** *në pikën kulmore*
***në plan të parë,*** *kryesisht*
***vë në provë,*** *provoj*
***vë në dijeni,*** *informoj*
***vë në dyshim,*** *dyshoj*
***vë në lidhje****, lidh*
***vë në zbatim,*** *zbatoj*
***vë në lojë,*** *tallem*
***vë në plan,*** *planifikoj*
***vë në  pozitë,*** *vë në vështirësi*
***vë në dispozicion,*** *jap*
***vë dorën në zjarr,*** *betohem*
***vë dorën në zemër,*** *mëshiroj*
***vë në dukje,*** *veçoj, spikat*
***vë në shfrytëzim,*** *shfrytëzoj*
***vë në gojë,*** *provoj, ha*
***vë në peshore,*** *peshoj*
***vë buzën në gaz,*** *buzëqesh*
***vë në siklet,*** *shqetësoj; vë në hall*
***vë në  vend,*** *vendos, realizoj*
***vë në skenë,*** *realizoj një shfaqje, shfaq*
***vihem në ballë,*** *udhëheq*
***marr në telefon,*** *telefonoj*
***marr në dorëzim,*** *ngarkohem me një detyrë*
***marr në qafë,*** *dëmtoj*
***marr në gojë,*** *përgojoj*
***marr në mbrojtje,*** *mbroj*
***lë në mes,*** *ndërpres*
***lë në mes të rrugës,*** *braktis*
***lë në vend,*** *vras*
***ia lë në derë,*** *ia punoj, ia kall*
***lë në harresë,*** *harroj*

***lë në dispozicion,*** *jap*
***dal në pension,*** *lë punën për arsye moshe*
***dal në krye,*** *drejtoj, udhëheq*
***ia dal në krye,*** *arrij, realizoj*
***dal në dritë,*** *shpëtoj*
***del në pah,*** *shquhet, dallohet*
***më del në shteg,*** *më vjen mbarë*
***dal në skenë,*** *shfaqem*
***dal (në) fotografi,*** *bëj foto, fotografohem*
***nxjerr (në) fotografi,*** *fotografoj*
***i hyj në zemër,*** *i pëlqej*
***(s) më hyn në punë, (****s')më duhet*
***hyj në lojë,*** *përzihem (implikohem)*
***hyj në shërbim,*** *i shërbej*
***hyj në marrëveshje,*** *lidhem*
***i hyn lepuri në bark,*** *frikësohet*
***bie në dashuri,*** *dashurohem*
***bie në kurth,*** *gjendem në një situatë të vështirë të parapërgatitur*
***bie në grackë,*** *gjendem në një situatë të vështirë*
***bie në sy,*** *dallohem ndër të tjerë*
***bie në gjumë*** *(fle)*
***bie në hall,*** *shqetësohem*
***i bie në qafë****, ngacmoj, besdis*
***i bie në gjunjë,*** *përgjunjem*
***i bie në të,*** *e gjej saktë, qëlloj në të*
***bie në heshtje,*** *hesht*
***bie në qetësi,*** *qetësohem*
***bie në ujdi,*** *merrem vesh me dikë*
***i vajti në vesh,*** *e mësoi*
***më shkon në mendje,*** *më kujtohet*
***më shkon në mendje për,*** *më teket ( më shkon mendja)*
***ka shkuar në fund,*** *po vdes, po mbaron, është dobësuar shumë*
***i shkon në fund,*** *ia arrin*

***e kam në dorë****, zotëroj, e zotëroj, bëj ç'të dua*
***kam në mend,*** *mendoj*
***e kam në zemër,*** *e dua*
***e kam në vend*** *(mendjen), jam në rregull mendërisht*
***kam në ngarkim,*** *kujdesem për*
***kam në dispozicion,*** *zotëroj (disponoj)*
***jam në qef,*** *ndjehem i gëzuar*
***jam në gjendje,*** *jam i pasur; jam i aftë*
***jam në tension,*** *jam i shqetësuar, tensionohem*
***jam në pozitë të vështirë,*** *jam ngushtë*
***jam në dijeni,*** *kam njoftim, e di*
***(s)jam në vete, (s')jam në të,*** *(s)jam në gjendje normale*
***jam në formë,*** *jam në gjendje të mirë, ndiehem mirë*
***jam në gjumë,*** *po fle*
***jam në dorën tënde,*** *varem nga ti*
***është për të vënë duart në kokë,*** *është shqetësuese (alarmante)*
***je në mend, je në vete,*** *je i ndërgjegjshëm*
***i hipi në qafë,*** *nëpërkëmb*
***më hipën në kokë,*** *më shkrepet*
***mbaj në pëllëmbë (të dorës),*** *kujdesem shumë*
***e mbaj në krah, e mbaj afër;*** *e duroj*
***(s)mbahem në këmbë,*** *qëndroj, jam akoma mirë*
***mbaj në kurriz,*** *duroj*
***më mbet në dorë,*** *më zë e keqja*
***zë në gojë,*** *përmend*
***shkel në kallo,*** *prek interesat e dikujt*
***më rëndon në shpirt,*** *vuaj*
***ia përplas në sy (fytyrë),*** *ia them hapur*
***i hidhem në qafë,*** *përqafoj*
***brofi në këmbë,*** *u ngrit me rrëmbim*
***vritem në shpirt,*** *shqetësohem, brengosem*
***më mblidhet në grykë,*** *më duket sikur më ngec diçka në grykë*

***më mbeti në grykë,*** *më ngec në grykë*
***ngrihem në mbrojtje,*** *mbështes*
***ngrij në vend,*** *shtangem*
***ia var në qafë,*** *ia ngarkoj një punë dikujt*
***pritem në fytyrë,*** *shqetësohem*
***rri në vend,*** *nuk përparoj*
***rri në tension,*** *përjetoj një shqetësim*
***më ngulitet në mendje,*** *më fiksohet*
***i futem në shpirt,*** *i pëlqej*
***hidhem në zjarr,*** *rrezikoj*
***ngrej në parim,*** *diskutoj objektivisht*
***qëlloj në shenjë,*** *e gjej*
***çoj në vend,*** *realizoj*
***mbytem në djersë,*** *djersitem*
***futem në temë,*** *kuptoj thelbin e një çështjeje*
***çelem në fytyrë,*** *gëzohem*
***vrejtem në fytyrë,*** *mërzitem*
***nxihem në fytyrë,*** *mërzitem shumë*
***futem në diskutim,*** *marr pjesë në diskutim*
***shtangem në vend,*** *habitem*
***e kap (zë) në flagrancë,*** *gjej në faj*
***hedh në erë,*** *shkatërroj me eksploziv*
***tretem në lot,*** *dënesem*
***shkrihem në gaz,*** *gajasem*
***tretet si kripa në ujë,*** *humbet*
***hidhem në sulm,*** *sulmoj*
***vij në vete,*** *marr veten, ndërgjegjësohem*
***hedh në letër,*** *shkruaj*
***(s)e vë në buzë,*** *provoj*
***e kap në qafë,*** *përqafoj*
***mbërthehem në vend,*** *arrestoj*
***ngrej në përgjegjësi,*** *i jap një post*
***pres në besë,*** *tradhëtoj, nuk mbaj fjalën e dhënë*
***mbes në mëshirë të fatit,*** *braktisem*
***mbes në vend,*** *nuk eci përpara*

***i vij në ndihmë,*** *ndihmoj*
***më rri në mendje,*** *s'më hiqet nga mendja*
***shtie në dorë,*** *pushtoj, e bëj timen*
***fus në mundime,*** *shqetësoj dikë*
***më hyn lepuri në bark****, frikësohem*
***në tym,*** *kot*
***në fjalë,*** *për të cilin flitet(Trageti në fjalë nuk erdhi.)*

## *§ 154* **me**

Përdoret për të treguar:

- shoqërim, bashkim, marrëdhënie:

*Genti* ***me*** *Albanën po shëtisnin buzë detit.*
*Hanim çdo ditë makarona* ***me*** *salcë.*
*Na gatoi pilaf* ***me*** *pulë.*
*Teoria* ***me*** *praktikën janë të lidhura ngushtë.*
*Shoqërohet* ***me*** *një vajzë të re.*
*Jeton* ***me*** *të vëllanë.*
*U bashkua* ***me*** *ta.*
*Shkon* ***me*** *dhen.*
*Ishte tallur* ***me*** *ta.*
*Mblidhemi* ***me*** *shokë.*
*U përplasën* ***me*** *njëri-tjetrin.*
*E njohu* ***me*** *Astritin.*
*Bisedoj* ***me*** *Petritin.*
*A do të hani drekë* ***me*** *ne?*
*Arat sivjet i kanë mbjellë* ***me*** *misër.*
*Muri, i mbushur* ***me*** *piktura, dukej i bukur.*
*Gëzimi ishte përzier* ***me*** *trishtimin.*
*Do të vallëzojë* ***me*** *mua.*
*Është ngjyer* ***me*** *bojë.*
*Është veshur* ***me*** *një pulovër të hollë.*
*Hyri* ***me*** *një çantë në dorë.*
*Rrinte* ***me*** *këmishë.*
*Koha është* ***me*** *shi.*
*Ai është* ***me*** *mua*
*Ata zbritën tatëpjetë kodrës* ***me*** *lopata  në supe. .*

- mjetin me të cilin kryhet një veprim:

*Udhëtoj* ***me*** *trenin e mëngjesit.*

*Derën e mbylli **me** çelës.*
*Patatet i transportuan **me** traktor.*
*Vjen **me** kalë.*
*Plagën e lidhi **me** shami.*
*Shkruaj **me** laps.*
*Bukën e presim **me** thikë.*
*E shoi zjarrin **me** ujë.*
*Mushka shfrynte dhe iI binte tokës **me** këmbë.*

- cilësi, tipar, kufizim:

*Sheshi **me** pisha gjelbëronte.*
*Një plep **me** degë u bënte hije.*
*Në lëndinën **me** tërfil kullosnin dhentë.*
*Ditëve **me** diell ma ka ënda të dal shëtitje.*
*Në sallë hyri një djalë **me** flokë gështenjë.*
*Në apartamentin **me** tri dhoma nuk hynte dielli.*
*Na ngarkuan një detyrë **me** rëndësi.*
*Përgjigjja **me** gojë ishte e dobët.*
*Ai ishte djalë **me** kulturë.*
*Fytyra **me** rrudha binte në sy menjëherë.*
*Më pëlqen udhëtimi **me** tren.*
*Pastaj u fut fshatari **me** mustaqe.*
*Na u desh të udhëtonim në një natë **me** mjegull.*
*Fejesat **me** njohje janë të suksesshme.*
*Ishte punëtor **me** përvojë.*

- lëndën që përmban një enë:

*Gotat **me** verë ishin vendosur mbi tryezë.*
*Papritur u thye një shishe **me** ujë.*
*Hëngri një pjatë **me** mish.*
*Derdhi një kovë **me** ujë.*
*Na sollën një shportë **me** rrush.*
*Bllokuan katër anije **me** naftë.*

- mënyrë (kryesisht para emrave abstraktë):

*Salla ishte zbrazur **me** shpejtësi.*
*Prisnin **me** ankth.*
*Më shohin **me** dyshim.*
*Tha **me** bindje.*
*Shqiptoi **me** ton të pasigurt.*
*Çështjen e analizoi **me** gjakftohtësi.*
*Do ta kujtoj **me** mall.*
*Shpjegon **me** pasion.*

*Era frynte **me** tërbim.*
*Ecte **me** kujdes të madh.*
*Është martuar **me** dashuri.*
*Doli **me** hap të shpejtë.*
*Buzëqeshi **me** ironi.*
*Qeshi **me** zë të lartë.*

- shkak:

  *Kënaqem **me** pranverën.*
  *Habitem **me** aftësinë e tij.*
  *Të shqetësonte **me** shikimin e tij.*
  *E bezdis **me** kujtesën e dobët.*

- kohë:

  ***Me** t'u kthyer, takoi drejtorin.*
  *Rrushin e spërkatnin **me** hënë.*
  *Lumi shter **me** javë.*

- krahasim:

  *Ngjanin **me** konferenca shtypi.*

- qëllim[268]**:**

  *Shkoj **me** pushime.*

***§ 155*** Përdoret në ndërtimet:

- **me + numërorët dhjetëra, qindra, mijëra + emër:**

  *Do ta shihnin **me dhjetëra nxënës.***
  *Kishte thënë **me dhjetëra herë.***
  *Ishin takuar **me qindra herë.***

- **numëror + me + numëror:**

  *Ndeshja përfundoi **tre me tre.***

- **me + çdo + emër** (tipi ***me çdo mënyrë, me çdo mjet, me çdo kusht):***

  ***Me çdo mjet** donte ta bënte për vete.*

---

[268] Zakonisht qëllimi shprehet me parafjalën ***për*** *(Shkoi **për** dru. Shkoi **për** pushime. Shkoi **për** të pushuar.)*

*I duhej të kthehej **me çdo kusht.***

- **me + sa + emër** ose **me + sa + folje:**

*Punoja **me sa fuqi kisha.***
*Na ndihmoi **me sa mundi.***

- në ndërtimin **me + emër + pjesore** të tipit:

*Flinte **me sy hapur.***
*Foli **me kokë ulur.***
*Priste **me sy të mbyllur.***
*Kishte qëndruar **me duar lidhur.***

## *§ 156* Togje me parafjalën me

***me fund,*** *deri në fund (ngrej gotën me fund)*
***me zemër,*** *me dashamirësi*
***me (gjithë) shpirt,*** *shumë, tërësisht, me sinqeritet (E adhuron me gjithë shpirt. Mendimet i mbronte me shpirt; me pasion.)*
***me mish e me shpirt,*** *me tërë forcën (Luftonte me mish e me shpirt.)*
***ia bëj me kokë,*** *përshëndes; i bëj shenjë*
***e marr me mend,*** *e mendoj; e nënkuptoj*
***s'e shoh me sy,*** *e urrej*
***kam lidhje me,*** *kam të bëj me*
***i rrahur me vaj e me uthull,*** *me përvojë, i regjur*
***ia vesh me shpullë,*** *e godas, ia kërcas syve*
***me një fije (shprese),*** *me pak shpresë*
***ia bëj me sy,*** *i shkel syrin*
***ia bëj me dorë,*** *i bëj shenjë me dorë*
***ia bëj me kokë****, i bëj shenjë me kokë(Ai i bëri me kokë hallës që të pushonte.)*
***na e bën me sy,*** *na ndjell*
***përpij me sy,*** *e rrok tërësisht*
***mik me kokë,*** *mik të ngushtë*
***me buzë,*** *i zemëruar (rrinte me buzë)*
***me barrë,*** *shtatzënë*

***me zarar,*** *me rrezik*
***me lot në sy,*** *i përlotur*
***me bisht të syrit,*** *fshehurazi (e shoh me bisht të syrit)*
***me të madhe**, fort, shumë(Mato Grudës I rrahu zemra me të madhe)*
***i bie me këmbë së mirës,*** *nuk vlerësoj të mirën*
***zë me gojë,*** *përmend, kujtoj*
***bëhem me krahë,*** *fluturoj*
***bëhem me fletë,*** *fluturoj*
***numërohen me gishta,*** *janë pak*
***me gjak,*** *me sakrifica*
***me gojë hapur,*** *i habitur*
***(nuk) luaj me zjarrin,*** *(nuk) rrezikoj*
***s'flet me gojë,*** *s'e hap gojën, s'përgjigjet; mban inat*
***fliste me këmbë e me duar,*** *fliste me pasion*
***zë me shuplaka,*** *rrah*
***me vend,*** *e goditur, e qëlluar, e drejtë (fjalë me vend, e gjej me vend, është me vend)*
***me përdhunë**, me pahir, me zor*
***me merak** (E paska pasur me merak të madh), me shqetësim, me hall)*
***me siguri,*** *sigurisht*
***(bie) shi me gjyma,*** *shi i madh*

## *§ 157* **pa**

Përdoret për të treguar:

- mungesë (shoqërimi, mjeti, tipari) në kuptimin e kundërt të parafjalës ***me:***
  *Mbetën* ***pa*** *nënë.*
  *Do lozim* ***pa*** *Ofelinë.*
  *Jemi* ***pa*** *shkollë të lartë.*
  *Rrugica* ***pa*** *dritë dhe* ***pa*** *njerëz dukej e shkretë.*
  *Ishin* ***pa*** *çadër.*
  *Nuk bënte dot* ***pa*** *çizmet.*
  *Ishte një pohim* ***pa*** *fjalë.*
  *Drejtonte një turmë* ***pa*** *tru.*
  *Ishte njeri* ***pa*** *vullnet.*

*Mund të mos fitonte **pa** ndërmjetësinë time.*

++6■ mënyrë:

*Ngriti **pa** vetëdije supet.*
*Niset **pa** zhurmë.*
*Vepronte **pa** mëshirë.*
*Vërente **pa** admirim.*
*Jetonte **pa** shpenzime të mëdha.*

### *§ 158* Togje me parafjalën pa

***pa përjashtim,*** *të gjithë*
***pa masë,*** *shumë (Gëzohet pa masë)*
***pa dyshim,*** *me siguri*
***pa bukë,*** *pa vlerë*
***jo pa qëllim,*** *me qëllim*
***si peshku pa ujë,*** *shkretë*

### *§ 159* për

Përdoret për të treguar:

- marrëdhënie objektore, kufizim (zakonisht pas një foljeje, por edhe pas një mbiemri edhe emri):

*Mendon **për** fëmijët.*
*Nuk më ka folur **për** veten.*
*Foli **për** Naimin.*
*Pyetën **për** ty.*
*Kishte nevojë **për** një shoqe.*
*Kjo është ndihmë **për** mua.*

*Kjo ishte e papritur **për** ne.*
*Ishte entuziast **për** misionin.*
*Janë të bindur **për** drejtësinë e vendimit.*
*Këto lajme janë të hidhura **për** të.*

*Në qytetin tonë u hap një shkollë e lartë **për** mësues.*
*Lajmi **për** fejesën më gëzoi.*
*S'ishte fjala **për** një shfaqje të rëndomtë.*
*Çdo ditë i shtohej dashuria **për** muzikë e letërsi.*
*Në vendin tonë ndihet nevoja **për** lëndë të parë.*
*Atë e shqetësonte ideja **për** të gjetur një punë më të mirë.*

*Tek ai binte në sy aftësia **për** të zotëruar lehtë gjuhët e huaja.*

- qëllim, synim (pas një foljeje):

*Erdhën **për** vizitë.*
*Dilte **për** gjah.*
*Po shkojnë **për** pushime.*
*Ishin nisur **për** dasmë.*
*Luftonin **për** liri.*
*Shkoi **për** punë.*
*Shkoi **për** të punuar.*

- vend (kryesisht drejtimin e një lëvizjeje):

*U nis **për** shtëpi.*
*Do të shkoj **për** Durrës.*
*Pas një ore treni niset **për** Tiranë*[269].
*Do të drejtohej **për** atje.*

- Vendin ku ushtrohet një veprim (zakonisht pjesën e trupit të një frymori):

*Më zuri **për** dore.*
*Plakën e mbante **për** krahu.*
*E mbërtheu **për** zverku.*
*E rroku **për** qafe.*
*Herë pas here e kapte **për** flokësh.*

- kohë, zakonisht në kuptimin sa zgjat një veprim:[270]

*Punoi në kombinat (**për**) dy vjet.*
*Do të qëndronin (**për**) një kohë të gjatë.*
*E ruan (**për**) shumë vjet.*
*Kruja rezistoi (**për**) vite të tëra.*
*Shtangën (**për**) pak sekonda.*
*Vështronin (**për**) pak çaste.*

- kohën brenda së cilës kryhet një veprim:

*Stadiumi u boshatis **për** pesë minuta (brenda pesë minutash+).*

---

[269] Herë-herë, pas foljeve që tregojnë lëvizje, përdoret parafjala ***për në:*** *U nis **për në** Tiranë.*
[270] Në këtë rast ***për*** mund të mungojë.

*Ajo do të kthehet nga Gjermania **për** dy javë.*

- shkak:

***Për** një pe, **për** një gjilpërë, vajti dëm një gunë e tërë.*
*Mërzitej **për** rënien e flokëve.*
*Vuante shumë **për** nënën e sëmurë.*

- burim kumtimi:

***Për** mua, ajo është vajzë e mirë.*
***Për** mendimin tonë, ju e keni shkelur rëndë.*

**§ 160 Togje me parafjalën për**

***për vdekje** (E rrahu për vdekje), shumë keq*
***për mrekulli** (Shpëtoi për mrekulli), për pak*
***(e) bëj për vete**, e bëj shok, e bëj përkrahës*
***për një çast** (Nguroi për një çast, Heshti për një çast), për pak kohë*
***për herë të parë***
***për herë të dytë***
***për pak** (për pak harrova), gati*
***për një kohë** (për një kohë u largua nga ne), për pak kohë*
***për merak** (E bëri gjellën për merak), shumë mirë*
***s'e ka për gjë,** e ka të lehtë*
***e kam për zemër,** më pëlqen, e dua*
***kam për detyrë,** më takon*
***ia nxori për hundësh,** ia neveriti*
***i vjen për dorësh,** është i aftë*
***e marr për keq**, e keqkuptoj*
***e tërheq për hundësh,** e marr nëpër këmbë*
***merr për mbarë**, shkon mirë puna, ka mbarësi*
***merr për keq,** shkon keq puna*
***për së mbari,** në rregull*
***mik për kokë,** mik të ngushtë*
***fjalë për fjalë,** përmendsh*

## § *161* nga

Përdoret për të treguar:

- vend (drejtim, orientim, prejardhje, pikënisje, origjinë, largim, vendin ku ushtrohet një veprim):

*Shoh **nga** qyteti.*
*Doli **nga** shkolla.*
*Ajo u ngrit **nga** shtrati.*
*Së shpejti pritet të dalë **nga** spitali.*
*Nxori **nga** xhepi.*
*Jam **nga** Korça.*
*Vij **nga** fshati.*
*Ishte larguar **nga** dhoma.*
*Zbriti **nga** kali.*
***Nga** dera e sapoçelur u fut mbesa e tij e heshtur.*
*Ktheu kokën **nga** e motra.*
*Gjyshi, i ardhur **nga** Amerika, shmallej me njerëzit e tij.*
*E kapi **nga** mëngët.*
*Shkoi **nga** stacioni.*
*Kalo **nga** e majta.*
*Do të ikte **nga** ky vend.*

- vend figurativ:

*Të çlirohemi **nga** mendimet konservatore.*
*U largua **nga** posti i pamerituar.*
*Shkëputem me zor **nga** kujtimet e së kaluarës.*

- shkak:

*Dridhesha **nga** të ftohtët.*
*Fluturoi **nga** gëzimi.*
*Shefi ynë kërciste gishtat **nga** padurimi.*
*Qante **nga** lumturia.*
*Rënkova **nga** plagët.*
*Ai ishte i pikëlluar **nga** ngjarja e papritur.*
*I lodhur **nga** rruga, qëndroi pranë një burimi.*

- kufizim:

*E njoha **nga** zëri.*
*Ishte i ri **nga** shpirti.*
*Dukej i shkuar **nga** mosha.*
*I ngjante babait **nga** pamja.*
*E kuptoi **nga** thirrjet.*
*Shtëpia e tij dallohet **nga** oborri.*

- të tërën nga e cila është ndarë një pjesë:

*Në teatër mund të takonte ndonjë **nga** aktorët.*
*Është shembur një **nga** urat.*
*Është një **nga** ritet e lindjes.*
*Njëra **nga** vajzat mbaroi shkollën e lartë.*
*Disa **nga** marinarët nuk zbritën në port.*
*Kjo është njëra **nga** metodat më të mira.*
*Priste një **nga** miqtë.*
*Dy **nga** pedagogët u specializuan në Francë.*
*Vërtet ke diçka **nga** heronjtë e Remarkut, i dashur.*
*Ky ishte **nga** ata për të cilin të kam folur.*

- vepruesin:
  *Hekurudha u ndërtua **nga** të rinjtë.*
  *Këto dokumente qenë përdorur **nga** kronikanët.*
  *Për këtë detyrë isha ngarkuar **nga** shokët.*
  *Shikonte fytyrën e zbehtë të Adelës të ndriçuar **nga** llamba.*
  *Dhoma ishte ndriçuar **nga** një dritë e fortë.*
- kohë:
  ***Nga** fundi i muajit vjen një delegacion parlamentar.*
  *Mund të shkoj në Itali **nga** vera.*
  *Aty **nga** mesnata pati të shtëna pushkësh.*
- krahasim:
  *Doli më i zoti **nga** unë.*
  *Atdheu është më i shtrenjtë **nga** çdo gjë.*
- sasi:
  *Donin të pinin **nga** një gotë.*
  *Hanin çdo ditë **nga** një bukë.*
  *Ndezim **nga** një cigare.*

***§ 162*** Përdoret në ndërtimet:

- **nga + ndajfolje** vendi, sasie, të tipit: ***nga brenda, nga jashtë, nga poshtë, nga sipër, nga lart, nga pas, nga larg; nga pak:***

  *Ndriçohej **nga sipër** e **nga brenda** si të kishte marrë zjarr.*
  *I thirri **nga pas.***
  *Atij nuk i pritej të shikonte spitalin **nga brenda.***
  *Hodhi një vështrim **nga lart**.*
  *Kishte zbritur **nga lart.***
  *Morën **nga pak.***

*Shqetësimi i madh e hante* ***nga brenda.***
***Nga jashtë*** *vinte zhurma e një dite plot lëvizje.*

- **nga + dy ndajfolje antonime,** të tipit ***nga brenda jashtë, nga poshtë lart:***
*Duhej tërhequr* ***nga brenda jashtë.***

- **nga + emër + në + i njëjti emër,** të tipit: ***nga çasti në çast, nga momenti në moment, nga dita në ditë, nga koha në kohë; nga dera në derë, nga dhoma në dhomë*** etj.:

*Po shquhej* ***nga viti në vit****.*
*Pritej të vinte* ***nga çasti në çast.***
*Mund të ndodhte* ***nga momenti në moment.***
***Nga dita në ditë*** *ai pasurohej.*
*Kaluan* ***nga dhoma në dhomë****.*
*E njeh Shqipërinë* ***nga Jugu në Veri****.*

- **nga + njëri + tek + tjetri:**

*Kalonte* ***nga njëri tek tjetri.***

- **nga + njëra + emër + në + tjetrën,** të tipit ***nga njëra anë në tjetrën, nga njëra javë në tjetrën:***
*Situata po keqësohej* ***nga njëra javë në tjerën.***

### § 163 Togje me parafjalën nga

***nga sytë këmbët,*** *pa orientim*
***nga të katër anët,*** *gjithandej*
***më del nga mendja,*** *harroj*
***luaj nga mendtë,*** *çmendem*
***ia heq nga goja,*** *ia xhvas, ia heq*
***heq nga mendja,*** *largoj nga mendja*
***i doli nga duart****, mori rrugë të keqe*
***i iku nga duart****, i vdiq nëpër duar; i doli nga kontrolli*
***i iku nga dora,*** *i shpëtoi*
***iki nga kjo botë****, vdes*
***i zbritur nga qielli,*** *i përkryer*
***ngrej nga balta,*** *e mëkëmb, e ndihmoj*

***nga fundi i dheut,*** *(E nxori nga fundi i dheut), gjej me vështirësi*
***më rrëshqet nga sytë,*** *më humb, më zhduket*
***i vuri majat nga thëmbrat,*** *ia mbathi, shkoi nga kishte ardhur, u spraps me turp*
***ngrihem nga gjumi,*** *zgjohem*

## *§ 164* prej

Përdoret për të treguar:

- lëndë:
  *Ndërtesa **prej** guri ndodhej në krye të rrugës.*
  *I shkëlqenin dhëmbët **prej** floriri.*
  *Zbërtheu gjithë komçat e fustanit **prej** leshi.*
  *Kalin **prej** druri e mbante fëmija në dorë.*
  *Ariani i hodhi krahëve robëdeshambrën **prej** fanellate.*
  *Perdja **prej** kadifeje tundej nga era.*
  *Dera u hap e brenda hyri Aneta me tabakanë **prej** kompesate.*
  *Doreza ishte **prej** argjendi.*

- tipar:
  *Jetën **prej** beqari e kaloi pa shqetësime.*
  *E zbukuronte shikimi **prej** fitimtari.*
  *Pamja e tij **prej** çunaku binte në sy menjëherë.*
  *Zëri **prej** fajtori e tradhtonte në çdo moment.*
  **Shënim.** Në rastet e mësipërme emri i përcaktuar është në trajtë të shquar; ndërtimet me emër të pashquar (*një kalë prej druri),* takohen rrallë.
  Në ndërtimet pa parafjalë emri i përcaktuar është i pashquar (krahaso: *shtëpia prej guri - shtëpi guri; zëri prej baritoni - zë baritoni).*

- të tërën nga e cila është ndarë një pjesë:
  *Njëra **prej** tyre vdiq aksidentalisht.*
  *Disa **prej** nesh dolën në pension.*
  *Secili **prej** nesh ka punën e tij.*
  *Asnjëra **prej** jush nuk kishte dëgjuar gjë.*

- vepruesin (para një përemri):

*Shtëpia u ndërtua **prej** tij.*
*Vjersha, e recituar **prej** saj, më pëlqeu.*

- shkak (para një përemri):

*Jam i kënaqur **prej** tyre.*
*Zhurma ishte shkaktuar **prej** tij.*
*U trullos **prej** saj.*

- vend (para një përemri a ndajfoljeje):

*S'dëgjon të shkulet **prej** këtej.*
*Iku me zor **prej** andej.*

- kufizim (para një përemri):

*Rrethanat s'varen **prej** tij.*
*Ndarja **prej** tyre më pikëlloi.*
*Fitonte më shumë **prej** saj sesa **prej** meje.*
*Ç'do më **prej** meje.*
*Duhet të hiqet dorë **prej** tyre.*

**Shënim.** Në këto raste parafjala ***prej*** ndiqet përgjithësisht nga një përemër, më rrallë dhe nga një emër, si: *asnjeri **prej** shokëve: Puna u krye **prej** marangozit. Kishte humbur **prej** Ilirit; Zbriti **prej** mali. Ndahem **prej** burrit. Ka fituar shumë **prej** mjekëve. E kishte ndjekur **prej** faltores në spital.*

Për larmi sitili përdoret ***prej*** në vend të ***nga***:

*Takova një nga bujtësit **prej** qyteti.*

- sasi:

*Në tërë atë qytezë minatorësh e sharrëtarësh **prej** 2-3 mijë banorësh, vetëm njërin ndiente të afërt.*
*Ngriti një batalion **prej** 500 vetësh.*
*Trashëgoi një shumë të hollash **prej** 2000 dollarësh.*
*Nuk e kam parë **prej** 15 vjetësh.*
*Dukej se e kishte pritur atë emërtim qysh **prej** njëmijë vjetësh.*

- kohë:

*E kishte lënë duhanin **prej** vitesh.*
*Priste përgjigjen e dëshiruar **prej vitesh.***
*E ruan me kujdes **prej** kohe.*
*Kam njohur **prej** kohësh një njeri të mirë.*

**§ 165 Togje me parafjalën prej**

***S'e zë (kap) njeri prej bishti,*** *s'e pëlqen,*
***një ditë prej ditësh,*** *dikur.*
***(as)gjë prej gjëje*** *(Nuk dinte gjë prej gjëje), asgjë.*

**§ 166 te (k)**[271]

Përdoret për të treguar vend (vendin ku ndodhet një send, ku kryhet një veprim, ose për ku drejtohet një lëvizje):

*Priste **te** hotel "Tirana".*
*Të pashë **te** porta.*
*Ishte afruar **te** pasqyra.*
*Do të kthehet **te** një kushëri.*
*Ai punon **te** gryka e galerisë.*
*Doli **te** pragu.*
*Të mbështetemi **te** populli.*

*Shkuam **tek** agjencia.*
*Erdhën **tek** unë.*
*Gjeti ngrohtësi **tek** ajo.*
*Shkoi **tek** i biri.*
*I shkoi mendja **tek** Andrea.*

**§ 167 mbi**

Përdoret për të treguar:

- vendin mbi të cilin ndodhet një send ose kryhet një veprim:

[271] Zakonisht ***tek*** pasohet nga fjalë që nisin me zanore, ndërsa **te** me bashkëtingëllore *(Erdhën **te** porta. Erdhën **tek** unë.).* Por ky rregull herë-herë nuk respektohet: *Arian Vogli i shoqëroi gjer **te** oborri.*

*Vuri një libër **mbi** tryezë.*
*Anija lundronte **mbi** ujë.*
*Makina rrëshqiste **mbi** asfalt.*
*Ishte mbështetur **mbi** supin e saj.*
*Ishte **mbi** komodinë.*
*Hekuroste **mbi** tryezë.*
*Mos shkelni **mbi** bar.*
*Ecte **mbi** dëborën e bardhë.*
*Djalin e mbante **mbi** kurriz.*
*Vendosi valixhen **mbi** dollap.*
*Aeroplani fluturonte rreth 2000 metra **mbi** tokë.*
*U përkul **mbi** fletët e një albumi.*
*Ishte ulur **mbi** të.*
*Vërtiteshin **mbi** çati.*
*Teza mbështetet **mbi** argumente të forta.*
*U hodh **mbi** kalë.*
*Trupi i qëndronte **mbi** dy këmbë të forta.*
*Do të fluturonte **mbi** atë mal.*

- marrëdhënie objektore:

*Të gjithë u lëshuan me britma **mbi** ta.*

- një gjendje më të lartë se normalja (në kuptimin e kundërt me ***nën***):

*Erdhën **mbi** 100.*
*Temperatura ishte 10 gradë **mbi** zero.*

**Shënim.** Parafjala ***mbi*** përdoret herë-herë, në stilin libror, në vend të parafjalëve ***për, rreth,*** për të treguar objektin e të folurit, por ky përdorim nuk përbën normë:

*Hodhën dritë **mbi** (për) shumë gjëra.*
*Foli shumë **mbi** (për) demokracinë në Shqipëri.*
*Mbajti një kumtesë **mbi** (rreth) gjuhën e Naim Frashërit.*

## *§ 168* Togje me parafjalën mbi

***rri (si) mbi gjemba,*** *s'më mban vendi, jam keq*

***mbaj mbi shpinë,*** *e kam barrë*
***fle mbi dafina,*** *më pushton euforia*
***rëndon mbi kurrizin tim,*** *vuaj unë, e pësoj unë*
***njëra mbi tjetrën***
***mbi të gjitha***
***këmbë mbi këmbë***

### *§ 169* nën

Përdoret për të treguar:

- vend në kuptimin e kundërt të parafjalës **mbi:**

*E vendosi çantën* ***nën*** *tryezë.*
*Aeroplani fluturonte* ***nën*** *re.*
*Dëbora kërciste* ***nën*** *këmbë.*
*Po fliste* ***nën*** *hijen e manit.*
*Kaluan* ***nën*** *një strehë.*
*Ishte fshehur* ***nën*** *çati.*

- një gjendje më të ulët se normalja:

*Temperatura në rrugë ishte* ***nën*** *zero.*
*Paguhej prej vitesh* ***nën*** *mesataren.*

- sendin, dukurinë që vepron mbi diçka:

*Shpesh e kalonin natën* ***nën*** *dritën e një kadili me vaj.*
*Kaloi rrethimin* ***nën*** *zjarrin e armikut.*

- gjendjen e varësisë së një vepruesi:

*Shqipëria luftoi për një çerek shekulli* ***nën*** *udhëheqjen e Skënderbeut.*
***Nën*** *urdhrat e tij nisi hapja e kanalit.*
*Ndihmat i shpërndanë* ***nën*** *mbikqyrjen e ushtrisë.*
*Nxënësit u nisën për në ekskursion* ***nën*** *drejtimin e mësuesit.*

- shkak:
*Armiku u tërhoq* ***nën*** *goditjen e artilerisë.*

- shoqërim:

***Nën*** *zhurmën e daulleve ushtria u hodh në sulm.*

## *§ 170* Togje me parafjalën nën

*(qesh)* ***nën buzë****, me ironi*
*(flas)* ***nën zë****, me zë të ulët*
*(ia jep)* ***nën dorë****, fshehurazi*
*(vepron)* ***nën hundën*** *(e dikujt)*
***e thirrën nën armë****, e morën ushtar*
*(e kam)* ***nën pushtet****, e sundoj*
*(punon)* ***nën rrogoz****, fshehurazi*
*(i shkoj, i kaloj)* ***nën mustaqe****, afër*

## *§ 171* më

Përdoret për të treguar kohë, kryesisht para datave:
*Shqipëria fitoi pavarësinë* ***më*** *28 nëntor 1912.*
*Kjo ndodhi* ***më*** *5.1.1990.*
*U kthye në shtëpi* ***më*** *dy të natës.*
*Doli nga shtëpia* ***më*** *të ngrysur.*

**Shënim 1.**Parafjala **më** përdoret rrallë në vend të parafjalës **në,** për të treguar vend, mënyrë, mjet etj. Këto ndërtime kanë karakter arkaik ose frazeologjik:
*Iku* ***më*** *të djathtë.*
*Rrinte* ***më*** *gjunjë.*
*U ngrit* ***më*** *këmbë.*
*I bie* ***më*** *të (qëlloj në shenjë, gjej, zgjidh).*
*S'është* ***më*** *të. (nuk është në gjendje normale mendërisht).*

**Shënim2.**Përdoret edhe në shprehje me përsëritje: derë **më** derë,, shtëpi **më** shtëpi (Ata nisën kontrollin shtëpi më shtëpi.)

## *§ 172* ndër

Përdoret përpara një emri a përemri në numër shumës për të treguar:

- të tërën nga e cila është ndarë një pjesë:

*Tirana, Elbasani, Shkodra, Durrësi, Vlora janë* ***ndër*** *qytetet më të mëdha të Shqipërisë.*
*Ti* ***ndër*** *gjithë shoqet ke qenë më e mira.*

*Një **ndër** ta ishte Petriti.*

- vend:

*E mbante **ndër** duar.*

- kohë:

***Ndër** shekuj do të rrojë kujtimi i dëshmorëve tanë.*

### *§ 173* Togje me parafjalën ndër

***me bisht ndër shalë,** i turpëruar*
***vij ndër mend,** marr veten, përmendem*
***kam ndër mend**, kam nijet, kam planifikuar*
***sjell ndër mend,** kujtoj*
***shkoj ndër mend**, kujtoj*
***i bie ndër këmbë**, i përulem*
***me shpirt ndër dhëmbë,** me vështirësi*

### *§ 174* ndaj

Përdoret për të treguar:

- kufizim:

*Po tregon mirëbesim **ndaj** meje.*
*Shprehu zemërimin **ndaj** tij.*
*Ta mënjanojmë ndjenjën e inferioritetit **ndaj** botës.*
*Herë pas here ata mbanin qëndrim **ndaj** të metave.*
*Është kërkues **ndaj** vetes.*
*Shfaqi nervozizëm **ndaj** Marianës.*

- krahasim:

***Ndaj** asaj ai qëndron më lart.*

- kohë:

***Ndaj** të ngrysur u nis për Korçë.*

### *§ 175* buzë

Përdoret për të treguar:

- vend në kuptimin ***pranë, afër:***

*Shëtitëm **buzë** detit.*

- kohë:

*__Buzë__ mbrëmjes filloi një erë e lehtë.*

**§ *176* rrëzë**

Tregon vend në kuptimin e pjesës së fundit të një sendi dhe në kuptimin fare pranë:

*Ndaluam për të pushuar __rrëzë__ kodrës.*
*I pëshpëriti __rrëzë__ veshit.*

**§ *177* majë**

Tregon vend në kuptimin e pikës më të lartë të një sendi:
*Hipi __majë__ fikut.*

**§ *178* anë**

Tregon vend në kuptimin pranë:

*__Anë__ xhades ishte ndezur një zjarr.*
*Qëndronte __anë__ Petritit.*

**§ *179* midis**

Tregon:

- vend në mes gjërave ose qenieve të njëjta; vend në kuptimin në qendër:

*__Midis__ Elbasanit dhe Beratit ka pasur lidhje të ngushta.*
*Ishte __midis__ tyre.*
*Ariani kishte kapërcyer lulishten dhe kishte hyrë __midis__ njerëzve.*
*U zhduk __midis__ dallgëve.*
*Do të ndodhej __midis__ dy zjarresh.*
*__Midis__ ballit ke një pikë.*

- kohë në kuptimin në mes të një periudhe:

*Më prit __midis__ muajve shtator-tetor.*

**§ *180* mes**

Përdoret në kuptimin në kulmin e një dukurie:

*__Mes__ erës e shiut ecte zbathur.*

**Shënim.** Parafjala **mes** përdoret edhe në vend të parafjalës **midis:**

*__Mes__ nesh nuk kishte asnjë mosmarrëveshje.*

§ 181 **Togje me parafjalët rrëzë, majë**

***e ka rrëzë veshit,*** *rrezikohet*
***e vë majë kokës,*** *e mbaj mirë, e respektoj*

§ 182 **afër**

Tregon:

- vendin, sendin, njeriun pranë të cilit gjendet diçka ose kryhet një veprim:

*Kishte ndaluar __afër__ shtëpisë.*
*U ul __afër__ Shkëlzenit.*
*__Afër__ jush qëndronte miku.*

- kohë në kuptimin **ndaj:**

*__Afër__ dimrit do të martohet.*
*Ishte __afër__ të tridhjetave.*

§ 183 **pranë**

Tregon vend kryesisht në kuptimin ***afër, në:***

*Ndodhej __pranë__ shkollës.*
*U ul __pranë__ nesh.*
*Qëndroi __pranë__ derës.*
*Punonte në Institutin e Gjuhësisë dhe të Letërsisë, __pranë__ Akademisë së Shkencave.*

§ 184 **larg**

Tregon:

- vend në kuptimin e kundërt të parafjalës ***afër:***

*U takuan __larg__ qendrës.*
*Ndodhej __larg__ Vojsavës.*

- kohë:

*Jemi **larg** ditës së përurimit.*

*§ 185* **lart**

Tregon vend në kuptimin ***sipër, mbi,*** kryesisht e stilit bisedor:

*Doli hëna **lart** malit.*

*§ 186* **sipër**

Tregon vend në kuptimin ***mbi, në, përsipër:***

*U ul **sipër** barit.*
***Sipër** meje banon një kompozitor.*

*§ 187* **poshtë**

Përdoret për të treguar vend në kuptimin ***nën*** dhe vend nëpër të cilin kryhet veprimi:

*Fustani i arrinte **poshtë** gjunjëve.*
*U var **poshtë** shpatit.*

*§ 188* **brenda**

Përdoret për të treguar:

- vend (në kuptimin e kundërt me ***jashtë***):

***Brenda** oborrit ishin dy ullinj.*
***Brenda** kësaj partie u krijuan dy fraksione.*
*Kursi u zhvillua **brenda** programit.*
*Ta ndihmosh **brenda** mundësive.*

- kohë:

*Puna mbaroi **brenda** orarit zyrtar.*
*Pallati u ndërtua **brenda** dy muajsh.*

*§ 189* **jashtë**

Përdoret për të treguar:

- vend në kuptimin jo brenda sendit, përtej kufirit të një vendi (e kundërt me **brenda**):

*Lumi doli **jashtë** shtratit.*

*Drekën e hëngrëm në një restorant **jashtë** qytetit.*
*Doli **jashtë** radhëve të partisë.*

- në kuptimin jashtë masës, mundësisë:

*U përgjigj **jashtë** programit.*
*Doli **jashtë** temës.*
*Makina ka dalë **jashtë** përdorimit.*
*Kjo është **jashtë** mundësive të mia.*

- kohë:

*Mësimi zhvillohet **jashtë** orarit.*

*§ 190* **rreth**

Përdoret për të treguar:

- vendin përqark të cilit kryhet një veprim:

*Toka rrotullohet **rreth** diellit.*
*Mblidhen **rreth** nesh të rritur e fëmijë.*

- kohë të përafërt:

*U kthye **rreth** orës shtatë.*
*Kemi dëgjuar një zhurmë të madhe **rreth** mesit të natës.*

- kufizim në kuptimin **për:**

*Diskutimi **rreth** raportit ishte i varfër.*
*Mbajti një kumtesë **rreth** sëmundjeve të gjakut.*

*§ 191* **rrotull**

Tregon vend në kuptimin **rreth:**

*Ishin ulur **rrotull** zjarrit.*

*§ 192* **anës**

Tregon vend në kuptimin **buzë:**

***Anës** detit i palarë, **anës** dritës i paparë.*
***Anës** lumit gjendej një plep.*
*Traktori gjëmonte **anës** rrugës.*

*§ 193* **ndanë**

Tregon vendin në anën e të cilit gjendet ose lëviz një gjë:

*Arritëm **ndanë** fshatit.*
*Një copë herë ai qëndroi prapë krejtësisht i mpirë **ndanë** tryezës.*
*Njerëzit kishin ndaluar prapë **ndanë** udhës.*
*Erdhën të heshtur dhe tani po qëndronin **ndanë** vatrës.*

§ *194* **drejt**

Tregon:

- drejtimin e lëvizjes:
  *U nis **drejt** spitalit.*
  *Erdhi **drejt** nesh.*
  *Udhëtonin **drejt** qytetit.*
  *Vepruan **drejt** viktimës.*

- synim:

  *Ecin **drejt** demokracisë së vërtetë.*

§ 195 **gjatë**

Përdoret për të treguar:

- drejtimin e lëvizjes në gjatësi:

  *Kufitarët lëviznin **gjatë** kufirit.*

- kohën brenda së cilës kryhet një veprim:

  *U martuan **gjatë** Luftës.*
  *Kishin ngrirë **gjatë** rrugës.*
  ***Gjatë** leximit përjetonte momente kënaqësie.*

§ *196* **krahas**

Përdoret për të treguar:

- mënyrë:

  *Ecnin **krahas** njëri-tjetrit.*

- shoqërim, shtesim:

  ***Krahas** mësimit, merret edhe me sport.*

***Krahas** jush, punojnë edhe të tjerë.*

§ *197* **para**

Përdoret për të treguar:

- vend:

*Ishin mbledhur **para** tribunës.*
*Kishte qëndruar **para** pasqyrës.*
*U gjend papritur **para** derës së gjykatësit.*
*U nxorën **para** gjyqit.*
*U ul **para** meje.*

- kohë:

*U bë një propagandë e madhe elektorale **para** zgjedhjeve.*
*Foli me djalin **para** dy ditësh në telefon.*
*E thirrën ushtar një muaj **para** dasmës.*
*Mori frymë **para** zhytjes.*
*U përgjigj **para** meje.*

- kufizim:

*Ata e pohonin këtë gjë vetëm **para** djalit.*
*Jepnin llogari **para** pronarit.*

- krahasim:

***Para** tij unë s'jam asgjë.*

**Shënim.** ***Përpara*** përdoret në kuptimin e parafjalës ***para***:

*U takuan **përpara** pallatit.*
*Vdiq **përpara** një jave.*
*Rrinte urtë **përpara** mësuesit.*
*Nuk ishte gjë **përpara** tij.*

§ *198* **prapa**

Përdoret për të treguar:

- vend në kuptimin e kundërt të parafjalës **para:**

*U fsheh **prapa** derës.*
*Thërriste **prapa** shpine.*
***Prapa** kësaj fshihet diçka.*

- marrëdhënie objektore:

*Qeni shkonte **prapa** të zotit.*
***Prapa** tij ishte i vëllai.*

- krahasim:

*Jemi **prapa** Evropës.*

**§ *199* pas**[272]

Përdoret për të treguar:

- vend

*Gruaja ishte vërtet **pas** derës.*
*Kishte ndaluar **pas** veturës.*
*Ishin mbështetur **pas** murit.*
*Rrinte **pas** banakut.*

- marrëdhënie objektore:

*Vinin **pas** tyre.*
*Është i dhënë **pas** punës.*
*Vepronte **pas** këshillës së tij **(sipas).***
*I çova fjalë **pas** Agimit **(me anë).***

- kohë:

*U botua **pas** vdekjes.*
*Shohim e bëjmë **pas** martese.*
*Spitali u ndërtua **pas** Luftës.*
*Po mendoja me vete **pas** disa minutash.*

- sasi të konsiderueshme (në ndërtimin **emër + pas + i njëjti emër):**

*Ndizte cigare **pas** cigareje.*
*Hante pjatë **pas** pjate.*
*Fjalë **pas** fjale muhabeti u prish.*

**§ *200* tej**

---

[272] Krahas trajtës ***pas,*** rrallë ndeshet edhe ***mbas*** *(Përgjonte **mbas** derës.).*

Përdoret për të treguar vend në kuptimin **përtej:**

*Ngjarjet zhvilloheshin **tej** malit.*
*Ndodhen **tej** kufirit.*

**§ 201 këtej**

Tregon vend në kuptimin e kundërt me **tej**.
*Do të takohemi **këtej** lumit.*

**§ 202 kundër**

Tregon:

- Marrëdhënie objektore:

*Luftoi me tërbim **kundër** armikut.*
*Ishte **kundër** të dyve.*
*Mbrojtja **kundër** helmeve del në plan të parë.*

- vend:

*Shkonte **kundër** rrjedhës së lumit.*

**§ 203 kundrejt**

Tregon:

- vend në kuptimin **përkundrejt:**

*Dhoma shihte **kundrejt** diellit.*

- marrëdhënie objektore në kuptim **ndaj:**[273]

*Shfaqnin pakënaqësi **kundrejt** meje.*

**§ 204 veç**[274]

Përdoret me kuptimin **përveç, me përjashtim:**

***Veç** meje, folën edhe disa të tjerë.*

---

[273] Parafjala ***kundrejt*** në stilin libror rrallë përdoret për të treguar krahasim:
***Kundrejt** vitit të kaluar, sivjet prodhimi është më i lartë (=në krahasim me).*
Përdoret gjithashtu edhe në kuptimin **për** (në shkëmbim):
*Pallatin e shitën **kundrejt** një shume fare të vogël.*
[274] Në kuptimin ***veç*** takohet edhe parafjala **pos (përpos):** ***Pos** tij, nuk kishte njeri tjetër; **Pos** të tjerave, diskutoi edhe për pikëpamjet e tij politike.*

*S'dua gjë tjetër* ***veç*** *asaj.*
***Veç*** *rojes, atje s'kishte njeri.*

§ 205 **Togje me parafjalët *afër, larg, sipër, jashtë, para, prapa, pas, veç***

***larg mendsh****, e pabesueshme*
***larg syve larg zemrës,*** *i largëti i harruari*
***afër mendsh,*** *e pranueshme, e padyshimtë, natyrisht*
***i rri sipër kokës,*** *e kontrolloj, e mbikqyr; ia bëj hyzmetin*
***jashtë radhës,*** *jashtë serisë*
***jashtë valles,*** *i mënjanuar*
***më del para syve,*** *më shfaqet*
***më rri para syve,*** *nuk më largohet*
***kam para sysh,*** *nuk harroj*
***vë para përgjegjësisë,*** *i kërkoj llogari*
***para së gjithash,*** *mbi të gjitha*
***para hundës (hundëve),*** *pranë*
***prapa shpine,*** *jo hapur, jo përpara syve*
***prapa (pas) krahëve,*** *fshehurazi*
***prapa botës,*** *shumë prapa (Ka mbetur prapa botës.)*
***prapa diellit,*** *shumë larg (Është prapa diellit.)*
***(shko) prapa diellit,*** *zhduku*
***e lë pas dore,*** *nënvleftësoj*
***ha bukë veç të tjerëve,*** *është më i mirë se të tjerët*

§ 206 **falë**[275]

Shpreh marrëdhënie objektore me kuptimin e parafjalës ***në saje:***
***Falë*** *trimërisë së Skënderbeut, ushtria shqiptare doli fitimtare.*
***Falë*** *punës së Samiut, gazeta do të kthehej në një organ legal të Lidhjes Shqiptare të Prizrenit.*
*Kishte shpëtuar* ***falë*** *zgjuarsisë së tij.*

---

[275] Në vend të parafjalëve ***falë, me anë,*** përdoret edhe lokucioni ***në saje (në sajë),*** që nuk parapëlqehet si fjalë e huaj:
*Arriti të përfundojë studimet e larta* ***në sajë*** *të vullnetit dhe të aftësive.*

§ 207 **përfshi (përfshirë)**

Shpreh marrëdhënie objektore në kuptimin e përfshirjes:

*Qytetet e mëdha të Shqipërisë,* ***përfshi*** *Elbasanin, pritet të lidhen me autostrada.*

*Në betejë pati të vrarë e të plagosur midis banorëve,* ***përfshi*** *pleq e fëmijë.*

*Në rrugët e Tiranës,* ***përfshirë*** *Lanën, janë bërë ndërtime të dukshme.*

§ 208 **përjashtuar (përjashtu)**

Shpreh marrëdhënie objektore me kuptimin e përjashtimit (e kundërta e parafjalës ***përfshirë):***

*Të gjitha ekipet,* ***përjashtuar*** *dy ekipet që zunë vendin e fundit vitin e kaluar, do të fillojnë kampionatin kombëtar të 40-të të futbollit.*

§ 209 **kaluar, shkuar**

Shpreh marrëdhënie objektore me kuptimin **përtej:**

*Ti puno, babë e nënë më ke mua; si djalë e* ***shkuar*** *djalit do të kemi.*

*Është flori e* ***shkuar*** *floririt.*

*Kjo është tradhti e* ***kaluar*** *tradhtisë*

**Shënim**. *Shqipja standarde zotëron rreth 15 parafjalë foljore, siç janë :falë, përfshirë,përjashtuar, kaluar, shkuar; ngjitur me, krahasuar me, lidhur me etj.*

## *Parafjalët e përbëra*

### *Parafjalët e përngjitura*

§ 210 **nëpër**

Tregon:

- vendin ku lëviz, ku ndodhet a përmes të cilit kalon diçka.

*Kalonte* ***nëpër*** *korridore duke bërë zhurmë.*

*U larguan* ***nëpër*** *fushë.*

*Fuste kryet **nëpër** klasa.*
*U vërtita **nëpër** shtëpi.*
*Lëvizte **nëpër** dhomë.*
*Ngadalë-ngadalë ecte **nëpër** shëtitoren e qytetit.*
*Shëtiste **nëpër** parqet e qytetit fëmijët e vegjël.*
*Fidanet ndodheshin **nëpër** gropa.*
*I qe ngatërruar kordheli **nëpër** flokë.*
*Natën vonë kaluam **nëpër** një grykë të errët.*
*Kablli kalon **nëpër** mur.*
*Dikush shkruante **nëpër** mure.*
*Vështroi **nëpër** kanatin e hapur.*

- kulmin e një dukurie në kuptimin e parafjalës ***në mes:***

***Nëpër** shi e **nëpër** borë çante udhën një djalosh.*
*Fëmijën e kërkonin **nëpër** terrin e natës.*

***§ 211*** **përmes, nëpërmes,përgjatë**

Tregojnë vendin në mes të të cilit kalon diçka:

*Kalonin **përmes** hekurave.*
*U zhduk **përmes** arës me grurë.*
*I ra **nëpërmes** pyllit.*

**Shënim.** Parafjala ***përmes*** tregon edhe kulmin e një dukurie në vend të parafjalës **në mes:**

***Përmes** të ftohtit të shkurtit erdhi në Shqipëri një ushtri e madhe.*

***§ 212*** **ndërmjet**

Tregon:

- marrëdhënie të dyanshme në kuptimin **midis:**

*U vendosën marrëdhëniet diplomatike **ndërmjet** Shqipërisë dhe SHBA.*
*Bien menjëherë në sy ndryshimet **ndërmjet** nesh.*

- vend në kuptimin **midis:**

*Ishin strehuar **ndërmjet** maleve.*

**§ *213* nëpërmjet**

Tregon mjetin me anën e të cilit arrihet diçka:

*Vuri kapital **nëpërmjet** punës së palodhshme dhe aftësive prej bisnesmeni.*

**§ *214* përmbi**

Tregon vend në kuptimin **sipër diçkaje, mbi dikë, mbi:**

*U hodh **përmbi** top.*
*Ku shkeli këmba e armikut, s'mbiu bar **përmbi** dhe.*

**§ *215* përpara**

Përdoret në kuptimet e parafjalës ***para:***

| | |
|---|---|
| *Qëndroi **përpara** vitrinave.* | (vend) |
| *U ndal **përpara** bankës.* | (vend) |
| *Ishte **përpara** kishës.* | (vend) |
| *U hodh **përpara** nesh.* | (kohë) |
| *S'ishte gjë **përpara** tij.* | (krahasim) |

**§ *216* përballë**

Tregon:

- vend në kuptimin që dikush a diçka gjendet ose lëviz kundrejt një sendi (në kuptimin ***përkundrejt):***

*U takuan **përballë** hotelit.*
*U gjend **përballë** sportelit.*

- marrëdhënie objektore në kuptimin ***kundër:***

*U vunë **përballë** njëri-tjetrit.*
*Ndodhej **përballë** vështirësive të mëdha.*

**§ *217* përkundrejt**

Tregon se dikush a diçka gjendet ose lëviz përballë një sendi në kuptimin ***në drejtim:***

*U ul **përkundrejt** meje.*
*Vinte **përkundrejt** shtëpisë.*

**§ *218* përreth**

Përdoret në kuptimet ***rreth, rrotull:***

*U ulën **përreth** vatrës.*
*Janë mbledhur **përreth** nesh.*

**§ *219* përkrah, përbri**

Përdoren për të treguar frymorin a sendin afër të cilit gjendet, lëviz një send, në kuptimin ***pranë:***

*Ecte **përkrah** tij.*
*Biblioteka është **përkrah** shkollës.*
***Përkrah** tyre u gjend i gjithë fshati.*
*Kaloi **përbri** tyre.*
*Ecte **përbri** nënës.*

**§ *220* përtej, matanë**

Përdoren për të treguar vend përtej të cilit gjendet diçka:

*Shkoi **përtej** përroit.*
*Ishin **matanë** lumit.*
*U ndodh **matanë** gardhit.*

**§ *221* sipas**

Tregon:

- dukurinë në përputhje me të cilën kryhet një veprim:
  *Kishin vepruar **sipas** zakonit.*
  *Gjithçka po shkonte **sipas** kontratës.*
  *Do të dënohen* **sipas** *ligjit.*

- burimin e kumtimit:

  ***Sipas** kronikave të kohës, Skënderbeu ka qenë diplomat i madh.*
  ***Sipas** meje, ai nuk ka të drejtë.*

- dukurinë që shërben si bazë e një veprimi:

  *Ndihmat mjekësore u shpërndanë **sipas** nevojave.*

*Ndryshon mendimin **sipas** koniukturave.*

§ 222 **përveç, përpos (pos)**

Tregon:

- përjashtim:

*Të gjithë heshtën, **përveç** shokut tim.*
***Përpos** atij, aty nuk erdhi njeri.*

- përfshirje:

***Përveç** gramatikës, aty përfshihen edhe ushtrime.*
***Përveç** Zanës dhe Lirisë, kishte ardhur edhe nëna me djalin e vogël.*
***Përpos** shkaqeve të tjera, mund të radhiten edhe këto.*

§ 223 **Togje** me parafjalët ***nëpër, ndërmjet, para, mbi, sipas:***
***(flas) nëpër dhëmbë**, në mënyrë të paqartë*
***marr nëpër gojë,** e përgojoj*
***marr nëpër këmbë,** e poshtëron, e përul*
***më bie nëpër të,** e kujtoj paksa*
***më shkon nëpër mend,** më teket për diçka*
***mbetet ndërmjet (midis) nesh,** mbetet e fshehtë, sekret*
***vë para përgjegjësisë,** akuzoj*
***rri si mbi gjemba**, rri me siklet*
***sipas vendit edhe kuvendi,** veproj sipas situatës, përshtatem*
***sipas kokës festen,** sipas meritave*

## *Lokucionet parafjalore*

§ 224 **në mes**

Tregon:

- një gjendje në shkallën më të lartë, kulmin e një gjendjeje:

*E gjeta **në mes** të dëshpërimit.*
*Ngrihej **në mes** të natës e **në mes** të shiut e të ftohtit për të kontrolluar rojet e kështjellës.*
*Ai është atje **në mes** të errësirës.*

- vend në kuptimin ***midis***:

*U gjet **në mes** të shoqeve.*
*Humbi **në mes** të njerëzve.*
***Në mes** jush kam qëndruar/ e jam duke u përvëluar.*

**§ 225 në drejtim**

Përdoret për të treguar vend e pikërisht drejtimin e lëvizjes dhe pikëmbërritjen:

*Njëriu i panjohur u zhduk **në drejtim** të barakave.*
*Mësuesi shkoi poshtë **në drejtim** të shkollës.*
*Ai bëri dy hapa **në drejtim** të bashkisë.*

**Shënim.** Lokucioni ***në drejtim,*** kryesisht në stilin publicistik, përdoret në vend të parafjalëve ***në, për,*** çka nuk është në përputhje me natyrën e shqipes:

***Në drejtim** të edukimit të fëmijëve ata kanë bërë pak.*

**§ 226 në vend, në këmbë**

Përdoren për të treguar zëvendësim, kundërvënie:

*Dilaveri fuste në gojë një thërrime **në vend** të kafshatës.*
*Unë do të vij **në vend** të vëllait.*
***Në vend** të kasolles, ai gjeti shtëpi të re.*
*(Kënga pushoi.) **Në vend** të saj u dëgjuan rënkime.*

**Shënim.** Lokucioni ***në këmbë*** takohet kryesisht në letërsinë artistike:

*Ai erdhi **në këmbë** të babait.*

**§ 227 në bazë**

Tregon marrëdhënie objektore në kuptimin ***në përputhje me, në pajtim me*** (përdoret kryesisht në stilin libror):

*Privatizimi në vendin tonë u bë **në bazë** të parimeve të reformës ekonomike.*

**§ 228 në dobi, në dëm, në kurriz, në të mirë, në favor**

Përdoren për të treguar ngjyrime të ndryshme të marrëdhënieve objektore në kuptimet e parafjalëve ***për*** dhe ***kundër:***

*Kohët e fundit janë bërë ndryshime të shumta* ***në dobi*** *të popullit.*
*Në zgjedhjet e para raporti i forcave politike në parlament kishte ndryshuar* ***në favor*** *të partisë demokratike.*
*Loja përfundoi 1:0* ***në favor*** *të ekipit tonë.*
*Janë përpjekur të interpretojnë veprimtarinë e saj politike* ***në të mirë*** *të çështjes kombëtare.*
*Ky sistem ishte* ***në dëm*** *të fshatarëve të varfër.*
*Gjithë kjo padrejtësi binte* ***në kurriz*** *të popullit.*

**§ 229 në fushën, në lëmin**

Përdoret për të treguar kufizim:

*Një përparim i dukshëm është bërë edhe* ***në fushën*** *e muzikës.*
***Në lëmin*** *e bujqësisë ka një prapambetje të theksuar.*

**§ 230 me anë (me anën)**

Tregon mjet:

*Ky fshat e merr ujin* ***me anë*** *të një ujësjellësi.*
*Do ta marrin vesh* ***me anë*** *të radios.*

**§ 231 me rastin**

Tregon shkak:

*Artikulli u botua* ***me rastin*** *e gjashtëdhjetëvjetorit të vdekjes së tij.*

**§ 232 me përjashtim**

Tregon përjashtim në kuptimin e parafjalës ***përveç:***

*Njerëzit kishin vite që nuk besonin,* ***me përjashtim*** *të disa pleqve.*

**§ 233 për shkak (nga shkaku), për arsye, për faj, për hir, për nder, për punë**

Përdoren për të treguar ngjyrime të ndryshme shkaku:

*Gjyqi i Shkodrës i ndërpreu hetimet **për shkak** të provave të pamjaftueshme.*
*Parlamenti u shpërnda **nga shkaku** i fushatës elektorale.*
*Ndeshja u reklamua **për arsye** të gabimeve teknike.*
*Kjo nuk ka ndodhur **për faj** të saj.*
***Për hir** të shoqërisë sonë nuk na lejohet të bëjmë gabime të tilla.*
*Jemi mbledhur **për punë** të viktimës që u gjet në kënetë.*
*Bashkia shtroi një darkë **për nder** të miqve.*

*§ 234* **nga ana**

Shpreh vepruesin:

*Ky sesion ishte organizuar **nga ana** e departamentit të gjuhës.*

*§ 235* **në lidhje me**

Shpreh marrëdhënie objektore:

***Në lidhje me** vlerat e tij, ka pasur mendime të kundërta.*

*§ 236* **në përputhje me, në pajtim me, në harmoni me, në përshtatje me, në vartësi me**

Përdoren për të shprehur marrëdhënie mënyrore:

*Çmimi i naftës caktohet **në përputhje me** kërkesat.*
*Cilësia ishte **në përputhje me** standartet e huaja.*
*Arsimi në vendin tonë ka ecur **në përshtatje me** kushtet dhe nevojat e vendit.*

*§ 237* **në bashkëpunim me, në marrëveshje me**

Shprehin marrëdhënie objektore, bashkëvepruesin:

*Konferenca u organizua nga Akademia e Shkencave **në bashkëpunim me** universitetet e vendit.*
***Në marrëveshje me** firmat e huaja, inxhinierët tanë po kërkojnë burime të reja nafte.*

*§ 238* **në krahasim me, në raport me**

Përdoren për të shprehur krahasim:
*Të ardhurat vjetore të Shqipërisë, **në krahasim me** vitin e kaluar, kanë rënë disa herë.*
*Kristina, **në raport me** të shoqin, duket një vajzë tepër praktike.*

*§ 239* **në kundërshtim me**

Shpreh marrëdhënie kundërshtie me kuptim të kundërt me ***në përputhje me, në pajtim me, në përshtatje me:***
*U dha një urdhër **në kundërshtim me** vendimet e marra.*

*§ 240* **rreth e rrotull, rreth e përqark, rreth e qark; mes për mes, ballë për ballë**

Përdoren për të shprehur marrëdhënie vendore:
*Ishin grumbulluar **rreth e qark** shtëpisë.*
*I ra **rreth e rrotull** pazarit.*
*Shko **mes për mes** arës.*

*§ 241* **ngjitur me**

Përdoret për të treguar vend me kuptimin ***puqur, shumë afër:***
*Ai flinte **ngjitur me** dhomën e pritjes.*
*Mësuesi ishte ulur **ngjitur me** mua.*
***Ngjitur me** mbretërinë e Bosnjës ishte principata e Stefanit.*
*Ngjarja ka ndodhur në një kabinë elektrike **ngjitur me** prefekturën*
*Topi ka përfunduar **ngjitur me** shtyllën pingule.*

*§ 242* **lidhur me**

Shpreh marrëdhënie objektore me kuptimin e kufizimit:
*Kemi një bisedë **lidhur me** një studim që po përgatis unë.*
*Në shtyp shihen herë pas here artikuj **lidhur me** zgjedhjet e reja.*
***Lidhur me** proverbin për korbin, më duket se i kam rënë më të përse është fjala.*

*§ 243* **krahasuar me**

Përdoret për të treguar krahasim
***Krahasuar me** universitetet e botës, universitetet tona janë shumë të reja.*

# LIDHËZA

## Llojet

***§244*** Sipas funksionit, lidhëzat ndahen në dy grupe:

***A. Lidhëza bashkërenditëse***
( që lidhin gjymtyrë të njëjta të fjalisë së thjeshtë a sifjali të njëjta të fjalisë së përbërë):

*Gjëmimi i topave* ***dhe*** *kërcëllimi i predhave lajmëruan që kufoma e tij zbriti në varr.*

*Profesori priti shumë **dhe** pastaj hyri në mësim.*
*Alma **dhe** Andrea hynë pa trokitur në dhomën e Memos. Andrea **e** Alma dëgjonin me kuriozitet.(D.A.)*
*Jemi një komb **e** duam të bëhemi një shtet.*
*Ka pasur pushtues të Shqipërisë, **por** pushtues të shqiptarëve nuk ka pasur kurrë.*
*Këto ëndrra **jo vetëm** ia nxorën frikën, **po** e siguruan plotësisht.*

***B. Lidhëza nënrenditëse*** (që përgjithësisht lidhin një sifjali të varur me një sifjali drejtuese në fjalinë e përbërë):
*Kostandini arriti te shtëpia e së motrës, **kur** kishte dalë dielli.*
*U bë e qartë **se** përpjekjet e tyre ishin serioze.*
*Kjo punë ngjet, **sepse** kënaqen me pak.*

### *§ 245 Lidhëzat bashkërenditëse*

***a*** **këpujore**

**dhe**

*Ashtu shkuan vjeshta **dhe** dimri.*
*Djali dëgjonte me vëmendje zërin e lartë **dhe** tingëllues të mësuesit.*
*Qerrja u nis **dhe** rrotat e palyera filluan të kërcisnin nëpër gurët **dhe** pellgjet me ujë.*
*Ishte ftohtë **dhe** binte shi i përzier me borë.*
*Ai rrinte i ngrysur **dhe** kjo e shqetësoi Entelën.*
*Kur shkoi muaji i qershive **dhe** hyri muaji i të korrave, ngjau një gjë e çuditshme.*

**edhe**[276]

*Arianiti i rrëfente udhën e detyrës **edhe** të nderit.*

**(edhe) ... edhe/ (dhe)…dhe** (*Në këtë rast vetëm përbërësi i fundit është lidhëz dhe i ndërkëmbyeshëm me* lidhëzën **e,** ndërsa tjetri *luan rolin e pjesëzës.)*

---

[276] **Edhe** përdoret shumë rrallë si lidhëz dhe jashtëzakonisht si pjesëz theksuese e një gjymtyre pasuese. Lidhëza **edhe** mund të ndërkëmbehet me lidhëzën **e,** ndërsa pjesëza **edhe** jo.

*Ajo sikur t'i kishte parë të gjitha, **edhe** të dukshmet, **edhe** të padukshmet.*
***Edhe** natyra, **edhe** qielli, **edhe** pemët tregonin se dimri po afrohej.*
***Edhe** luftonte, **edhe** drejtonte betejën.*
*Janë pikërisht ata që marrin role të para **dhe** në teatër, **dhe** në film*
.

**e**[277]

*Më tej na priste gushti **e** vjeshta.*
*Kështu e ngrysi ai këtë jetë të ëmbël **e** të hidhur: me punë **e** me këngë.*
*Në Kosovë bie borë **e** jo shi si në Myzeqe.*
*Donte të qeshte **e** s'qeshte dot.*
*Sytë e tij të mëdhenj, të qetë **e** të menduar vështronin si me habi këtë skenë prekëse, të mallëngjyer **e** të gëzuar.*
*Ka ditë **e** net kur fryn era e marrë **e** bën dallgë të mëdha.*
*Më të djathtë fusha ecte **e** ecte pa kthyer kokën.*

**Shënim**. Lidhëzat **dhe, e** janë dy lidhëza këpujore sinonimike; ato përdoren si në fjalinë e thjeshtë , ashtu edhe në fjalinë e përbërë. Lidhëza **dhe** përdoret rreth katër herë më shumë se lidhëza **e**.

**as … as**

*Ai nuk lëvizi **as** kokën**, as** duart.*
***As** në sjellje, **as** në fytyrë nuk vëreheshin shenja tronditjeje.*
*S'është **as** e re, **as** e papritur pamja që kam përpara.*
***As** pushkë nuk po dëgjoheshin, **as** flakë nuk po shihej.*

**si … si**

***Si** në mendime, **si** në sjellje ai nuk dallohej nga të tjerët.*

**si … ashtu dhe**

---

[277] Lidhëza **e** përdoret shumë edhe në disa ndërtime e togje të qëndrueshme dhe në këto raste ajo nuk ndërkëmbehet dot me lidhëzat **dhe, edhe**, si: ***foli e foli, shkel e shko, ec e ec, këtej e tutje, rreth e rrotull, sa e sa, copë e çikë, në gjumë e sipër, njëqind e pesë*** etj.

***Si*** *ushtarët,* ***ashtu dhe*** *oficerët ishin të rinj.*

**Jo vetëm (që)… po( r ) (edhe)**

***Jo vetëm*** *rruga,* ***po edhe*** *era ishte e padurueshme.*
***Jo vetëm*** *mori përsipër të lante borxhin,* ***po*** *i dërgoi* ***edhe*** *disa dhurata.*
*Skënderbeu* ***jo vetëm që*** *e bëri këtë bashkim,* ***por edhe*** *mundi ta mbajë pothuaj njëzet e pesë vjet me radhë.*

**Jo vetëm (që) … por as**

***Jo vetëm*** *që nuk erdhi,* ***por as*** *na lajmëroi.*

***b*** **veçuese**

**a**[278]

*Kjo u cilësua me të drejtë si një luftë për jetë* ***a*** *për vdekje.*
*Shpejt* ***a*** *vonë e vërteta do të merret vesh.*
*Nuk dihet vjen* ***a*** *s'vjen.*
*Të rrosh* ***a*** *të mos rrosh.*
*Tok me ta u derdhën edhe katër* ***a*** *pesë të tjerë.*

**a … a**

***A*** *sot* ***a*** *kurrë.*
***A*** *hiqeshin mënjanë dhe shikonin punën e tyre,* ***a*** *i kthenin armët kundër fajtorit.*

**apo**

*Është mirë* ***apo*** *keq?*
*Erdhi* ***apo*** *s'erdhi?*
*Vërtet m'u dhimbs,* ***apo*** *ndjeva trazim.*
*Gjendej* ***apo*** *s'gjendej thesari, ajo do të nisej atë mbasdite në udhën e gjatë.*

**o**

*Sot* ***o*** *nesër do të përgjigjen për këtë.*

**o … o**

*E ëma hynte e dilte me shkak e pa shkak, duke sjellë* ***o*** *një minder,* ***o*** *një jastëk.*
***o*** *fitojmë betejën,* ***o*** *s'kthehemi gjallë.*

---

[278] **A** përdoret në kuptimin **apo, o.**

**ose**

*Njëri **ose** tjetri do të niset sot.*
*Më jep këtë **ose** atë.*
*Çdo ditë donte ta merrte në telefon **ose** t'i bënte një telegram.*

**ose … ose**

*Ai shet **ose** portokalle, **ose** hurma.*
*Ai s'rri kot: **ose** lexon, **ose** shkruan.*

**ja … ja**

*0 djem rrëmbeni pushkët, **ja** vdekje, **ja** liri.*
***Ja** vdesim të dy përnjëherë, **ja** shpëtojmë të dy përngaherë.*
***Ja** fol, **ja** rri.*

**ndo … ndo**

***Ndo** diell qoftë, **ndo** shi qoftë i zinte derën gjyshe Dhoksës që në mëngjes.*
*Ai është i fortë **ndo** për luftë, **ndo** për punë.*

***c*** **kundërshtore**

**po ( r )**
*Ishte mesi i marsit**, po** shenjat e pranverës nuk dukeshin asgjëkundi.*
*Mësuesja është veshur thjesht, **por** bukur.*
*I dërgova shpatën e mirë, **po** s'mund t'i dërgoja edhe krahun bashkë.*
*Nuk pret palla një copë hekur i dheut, **por** dora e fuqishme e Skënderbeut.*
*Vdekja është e ligë, **po** ja që e kemi borxh.*
*Eshtrat duhet të jenë të forta dhe shumica e njerëzve ashtu I kanë. **Po** janë ca njerëz që eshtrat i kanë të buta.*
**mirëpo**
*Ai u nis për mirë**, mirëpo** i doli keq.*
**porse**
*Kushtoi vërtet shumë, **porse** na nderoi.*

**megjithatë**

*Nuk kishin shumë kohë që ishin takuar, **megjithatë** ishin bërë miq.*
*Binte borë**, megjithatë** nuk ishte shumë ftohtë.*
*Kishin mbërritur mjaft të ftuar, **megjithatë** shumica pritej të vinte të nesërmen.*

**megjithëkëtë**

*Puna ishte e rëndë, **megjithëkëtë** ai e bënte me kënaqësi.*

**veç**

*Foli qartë, **veç** pak.*
*Nuk kisha dëshirë të shkruaja, **veç** rrija dhe dëgjoja shiun zhurmëmadh.*
*Çdo gjë ujdiset, **veç** mjekrra e qoses nuk ujdiset.*
*Gjithë bota venë e vinë, **veç** ai nuk vjen.*

**veçse**

*Ishte njësoj si ai, **veçse** pak më i trashë.*
*E shtrova tryezën, **veçse** nuk e di a do të kënaqeni apo jo.*

**vetëm**

*Filmi ishte i bukur, **vetëm** ca i shkurtër.*
*Supa ishte e shijshme, **vetëm** e ftohtë.*

**vetëm se**

*Ai nuk i kishte treguar ndonjë gjë të madhe për të, **vetëm se** e kishte njohur në shkollë.*

***d*** **përqasore**

**kurse**

*Duart i mbante në xhep, **kurse** cullufja në ballë i tundej nga era.*
*Gjin Muzaka thotë jo, **kurse** Lukari thotë po.*
*Ditën punonte, **kurse** natën argëtohej.*

**ndërsa**

*Pulat fluturuan në çati, **ndërsa** rosat e patat u shpërndanë.*
*Gruaja u skuq**, ndërsa** motra u përlot.*

***dh*** **përmbyllëse**

**prandaj (ndaj)**

*Ishte nëntor dhe bënte ftohtë**, prandaj** në oxhak gjithmonë ndizej një zjarr i madh.*
*Të njoh mirë, **ndaj** të kuptoj shpesh.*
*Ajo është shumë e bukur, **ndaj** më thirri një mall tjetër i madh për jetën.*

**pa**

*E hëngri një qen në Stamboll, **pa** vret qentë e fshatit.*
*Në shpirt kam dashurinë, **pa** digjem për njerëzinë.*

**Shënim.** Në gjuhën shqipe përdoren edhe disa lidhëza të tjera dygjymtyrëshe, si: ***hem … hem, qoftë … qoftë; daç … daç, herë … herë, le që … por (edhe):***

*Shqiptarit s'i pëlqen asnjëfarë zgjedhe, **qoftë** e rëndë dhe me ngjyrë armike, **qoftë** e lehtë dhe me ngjyrë kombëtare.*
***Herë** duken si nuse të bardha**, herë** si lule të bardha.*

## *§ 246* Lidhëzat nënrenditëse:

***a*** **ftilluese (pa kuptim)**

**se**

*Më duket **se** nuk më takon mua kjo punë.*
*Atij i ra në sy **se** babai ishte plakur.*
*Thonë **se** Elbasani ka qenë qytet i qetë dhe me tradita.*
*Ishte përhapur legjenda **se** ai ishte i paprekshëm.*

**që**[279]

---

[279] Lidhëza ftilluese **që** përdoret herë-herë në vend të **se**-së (në këtë rast ato ndërkëmbehen):
*Është e qartë **që (se)** ajo flet të vërtetën.*
*U duk **që (se)** Sfetigradi nuk merrej me forcë.*

*Kërkohet **që** të ngrihet niveli i punës kërkimore-shkencore në shkollat e larta.*
*Ishte zakon për Naimin **që** të mbështetej në poezinë popullore.*
*Ai kërkonte **që** të transferohej me çdo kusht.*
*Ka ardhur koha **që** ajo të rishqyrtohet sipas të dhënave të reja.*

**sikur**

*M'u duk **sikur** e kisha takuar edhe më parë atë njeri.*
*Kisha përshtypjen **sikur** ju e kishit shëtitur Shqipërinë.*
*Makina dukej **sikur** fluturonte.*
*Ato ngjanin **sikur** vinin drejt e nga kohërat antike.*
*U largua me mendimin **sikur** isha unë fajtori.*

**Shënim.** Si lidhëza ftilluese dalin edhe: ***në, nëse*** në ndërtimet pyetëse të zhdrejta (në këtë rast ato mund të ndërkëmbehen me ***se, që***).

*Nuk u kuptua **nëse** kjo përgjigje qe ndonjë lojë fjalësh apo diçka tjetër.*
*Tani varet nga ti **në** do ta botosh apo jo.*
*Ai nuk e dinte **nëse** ishte ftuar apo jo.*
*Nuk e di **në** duhet t'ia them tim shoqi.*
*Vajza nuk pyeti **në** ishte vetëm apo me njerëz.*

***b*** **me kuptime rrethanore**

■ **kohore**

**kur**

***Kur** dilte dielli, plepat dukeshin si të derdhur në argjend.*
*Oreksi vjen atëherë **kur** s'e pret.*
*Në verë, **kur** ajo do të kthehej për pushime, ai s'do të ishte aty.*

**sa**

***Sa** të jetë gjallë Perlati, fortesën e Stefigradit s'e merr dot kurrë Murati.*
*Hekuri rrihet **sa** është i nxehtë.*

**si, pasi (mbasi)**

***Si*** *vrau bajlozin e zi, trimi u kthye fitimtar në shtëpi.*
***Si*** *u mbarua dasma, Skënderbeu shëtiti tërë mbretërinë me të shoqen.*
***Pasi*** *t'i zhdukte armiqtë, do t'u vinte zjarret.*
***Mbasi*** *u takuam, unë dhe ajo filluam të vizitonim shpesh njëri-tjetrin dhe familjet tona.*

**sapo, porsa (posa)**

***Sapo*** *u ngjit lart, zuri të lëkundej dheu.*
*Të nesërmen,* ***sapo*** *shkrep agu i ditës, Halili ngrihet e bëhet gati për udhë.*
*Vrana Konti shtrihej në tokë,* ***porsa*** *fluturonte një predhë.*
***Posa*** *u zaptua Kruja plotësisht, Skënderbeu u kthye në fenë atërore.*

**ndërsa**

***Ndërsa*** *udhëtonin nëpër katundet arbëreshe, rrugës takonin shpesh refugjatë shqiptarë.*
*E liroi trupin mbi shalë,* ***ndërsa*** *përpinte fushën me sy.*

**derisa (gjersa)**

*M'u desh një copë herë* ***derisa*** *të kapja fillin e mendimeve të tyre.*
*Nis e numëron ditët* ***gjersa*** *të vijnë dasmorët.*

**tek (teksa)**
*Atje e kishte gjetur një ditë* ***tek*** *rrinte mendueshëm.*
*Ndoshta ua prishën gjumin,* ***tek*** *flinin.*
*Mua më zuri kuçedra në malin e saj,* ***tek*** *po gjuaja.*
***Tek*** *hetonte me bisht të syrit fytyrën e bukur të gruas, iu duk se ra dera..*
**qëkur, qëkurse**
***Qëkurse*** *ai filloi të merrej me sport, unë e kam takuar vetëm dy herë.*
*Ai u largua nga Tirana së bashku me nënën****, që kur*** *ishte fëmijë.*

**qysh se**

*Kështu ka qenë gjithmonë,* ***qysh se*** *e kam njohur.*

**para se (përpara se)**

*Skënderbeu kishte vdekur tridhjetë e gjashtë vjet **para se** të merrte pendën Barleti.*
*Mjerimi pjek fëmijën **para se** të burrnohet.*
*Ruaju bishës së plagosur **përpara se** të ngordhë.*

**sa kohë që**

***Sa kohë që** i mençuri ëndërron, budallai jeton.*

**sa herë që**

*Ai do t'ia sillte nënës të motrën **sa herë që** ajo të kishte nevojë për të.*

**kurdo që (kurdoherë që)**

*Jam gati **kurdo që** të më thuash.*

■ **vendore**

**ku**

***Ku** është bashkimi, është fuqia.*
***Ku** hyn dielli, nuk hyn mjeku.*
*Vete gjuha **ku** dhemb dhëmbi.*
*Do të jetoni atje **ku** keni jetuar.*
*Ujërat e pasistemuara kafshonin e shkatërronin baltën, **ku** mundnin.*

**nga**

*Një pjesë e forcave armike të thyera u kthye **nga** kishte ardhur.*
*Njerëzit kthyen kokën andej **nga** vinte zëri.*

**tek**

***Tek** hyri dredhia, u zhduk miqësia.*
***Tek** buron ujët e ftohtë, … **tek** mbin lulja me gaz shumë, … **tek** kullosin bagëtia, atje i kam mendtë e mia.*
*Mëma jonë po hedh valle në fshat, atje **tek** bëhet dasmë.*

**kudo që**

***Kudo që** shkonte, ai s'e hiqte nga supi çiften.*
*Shqiptari e ndien veten krenar **kudo që** ndodhet.*
*Jam gati të ndeshem në garë me të, **kudo që** të dojë ai.*

**ngado që**

***Ngado që*** *kalonin partizanët, popullit i shtohej besimi për fitore.*
*Shpëtimi është i mirë* ***ngado që*** *të vijë.*

**nga ku**

*U drejtua nga salla* ***nga ku*** *vinin brohoritjet.*
*Hyri në shpellë* ***nga ku*** *dëgjoheshin disa zëra të çuditshëm.*

**deri ku (gjer ku)**

*Shëtiti* ***deri ku*** *takoheshin dy lumenjtë.*

■ **shkakore**

**se, sepse (pse)**

*Po unë sillesha me atë mënyrë,* ***se*** *ashtu e deshte shpëtimi juaj dhe imi.*
*Qani ju trima bashkë me ne/,* ***se*** *ra Shqipëria me faqe në dhe.*
*Ky fakt është përshëndetur,* ***sepse*** *është një nga gonxhet e para të demokracisë.*
*Kishte hequr dorë nga gjuetia,* ***pse*** *e ndiente veten të plakur.*

**ngase, ngaqë**

*Nuk fliste dot* ***ngase*** *ishte i vdekur.*
*Ai i tha këto fjalë* ***ngase*** *kështu do t'ia bënte qejfin.*
*Kortezhi i pafund lëvizte me vështirësi drejt kishës,* ***ngaqë*** *rruga nuk e nxinte dot.*
*Heshtja mbretëronte* ***ngaqë*** *njerëzit s'këmbenin dot fjalë me njëri-tjetrin.*

**nga shkaku se (nga shkaku që)**

*Ajo u rrëzua në provime* ***nga shkaku se*** *nuk kishte mësuar gjatë vitit.*
*Moisiu nuk shkoi gjoja* ***nga shkaku që*** *ndodhja e tij në kufi ishte më e nevojshme.*

**për shkak se**

*Nuk doli mbrëmë* ***për shkak se*** *binte shi.*

**për arsye se**

*Ato ngjarje duheshin sqaruar **për arsye se** ishte hedhur baltë mbi të pafajshmit.*

**nga frika se (mos)**

*Ai nuk fliste para babait **nga frika se** mos e ofendonte.*

**meqë**

***Meqë** as sonte nuk po i përgjigjej dot asaj pyetjeje, mendimi i shkoi tek i biri.*
***Meqë** ti më munde, unë s'kam më vend këtu.*

**meqenëse (meqenëqë)**

*Skënderbeu shëtiti tërë mbretërinë me të shoqen, **meqenëse** populli deshte të shikonte kryezonjën e Shqipërisë.*
***Meqenëse** nuk qenke i vendosur, atëherë as unë nuk po shkoj.*

**duke qenë se (duke qenë që)**

***Duke qenë se** mbledhja zgjati shumë, disa nga të pranishmit u larguan.*

**përderisa**

***Përderisa** aty studiohej historia e së drejtës dhe latinishtja, unë isha e kënaqur.*

**që**

*Ti nuk u kënaqe **që** ia zure vendin.*
*Gëzohem **që** të solli e mira në shtëpinë time.*
*Më vjen keq **që** m'i the këto fjalë.*

**Shënim.** Si shkakore përdoren edhe lidhëzat kohore ***pasi, derisa, kur*** etj.:

*Kështu, më është dashur të heq dorë nga shikimi i televizorit, **pasi** kjo gjë më zemëronte pa masë.*
*Ismail Qemali ndoshta këtë e quante dobësi të tij, **derisa** përsëri po merrte zjarr.*
*Na bëhet zemra mal, **kur** shohim qëllimin tuaj të mirë.*

■ **qëllimore**
**që**

*Duhet bërë gjithçka* ***që*** *shanset të mos përmbysen.*
*Trimi u përgjunj* ***që*** *nëna t'i japë uratën.*
*Erdhën (****që****) të merrnin përvojë.*
*Doli në shesh (****që****) t'u bënte ballë të dyve.*[280]
*Ajo lëvizi duart* **(që)** *ta lëshonin.*

**me qëllim që**

***Me qëllim që*** *të zhdukeshin pasojat e tërmetit sa më shpejt, u punua natë e ditë.*
*Disa forca të errëta krijojnë pasiguri në rrugë* ***me qëllim që*** *të ngjallin pakënaqësi.*

**në mënyrë që**

*Duhet kohë për të përgatitur ndihmat* ***në mënyrë që*** *të realizohet një shpërndarje e mirë.*
*Kjo politikë e çmimeve bëhet* ***në mënyrë që*** *të ketë çmime të afërta të një malli në vende të ndryshme.*

■ **mënyrore**
**si (siç)**

***Si*** *të urdhërosh ti, ashtu do të bëjmë.*
*Kam ardhur* ***siç*** *vjen djali te nëna.*
*Mbillet fara* ***si*** *të jetë ara.*
*Merre* ***si*** *të duash.*

**ashtu si (ashtu siç)**

***Ashtu si*** *ju kujtoja, ashtu ju gjeta.*
*Tani po e tregojmë legjendën* ***ashtu si*** *e tha Barleti.*
*Qëllojnë njëri-tjetrin me armë* ***ashtu siç*** *është parashikur në skenar.*

**sikur**

*Plaku foli* ***sikur*** *po linte një testament.*

---

[280] Lidhëza qëllimore **që** mund të mungojë kur ndiqet drejtpërdrejt nga folje të mënyrës lidhore.

*Me sy të vrarë e të përlotur po putheshin me njëri-tjetrin, duke qarë e duke vajtuar, **sikur** piqeshin për herë të fundit.*

**sikundër**

*Eja, motër, **sikundër** je.*

■ **krahasore**

**se, sesa**

*Kjo mesditë ishte më e heshtur **se** nata.*
*Fredi thoshte **se** ajo ishte më tepër një variant **se** një vepër unike.*
*Arti gjithnjë është më i varfër **se** jeta.*
*Më vjen ndorësh të përdor më shumë kazmën **sesa** sofizma të tilla.*
*Kjo ishte më shumë kërkesë **sesa** pyetje.*
*Më vështirë ishte të shkoje tek ai, **se** të dilje jashtë shtetit.*
*Më mirë të dalë syri **se** të dalë nami.*
*A ka fjalë më të rëndë për shqiptarin **sesa** t'i thuash se e ka shkelur besën?*
*Erdhi më shpejt **sesa** e prisja.*
*S'ka gjë më të mërzitshme **sesa** të presësh i vetëm me orë të tëra.*

**sa**

*Hëna është e madhe **sa** një diell korriku.*
*Ti s'mund ta urresh kurrë **sa** unë.*
*S'kam qenë kurrë kaq i gëzuar **sa** sonte.*
***Sa** e urtë ishte Tefta, aq i shkathët ishte Arbeni.*
***Sa** më shumë kritikohej, aq më shumë vihej në rrugë të mbarë.*

**Shënim.** Si lidhëza krahasore përdoren edhe lidhëzat ***sikur(se), si, siç, ashtu si(ç):***

*Gëzimi i tij po përpëlitej **si** krimb.*
*Secili është i lirë të krijojë neologjizma, **sikurse (si, siç, ashtu siç, sikundër)** ka bërë Kristoforidhi.*

*Tamam ashtu **siç** zbresin përrenjtë nga malet, ashtu kishin zbritur në këtë qytet qindra djem e vajza malësore.*
*Të ngushëlluarit është gjëja më e vështirë për njeriun, **ashtu siç** është të uruarit gjëja më e lehtë.*

- **kushtore**

**në**

***Në** doni të qëndroni, lidhuni me besa-besë.*
***Në** s'e di udhën, më prit këtu të ngjitemi bashkë.*
***Në** mos e marrshim Petrelën, asnjë nga ne s'duhet të kthehet prapë i gjallë.*
***Në** ke ardhur për të mirë/ të vishem si gjeraqinë.*

**në qoftë se**

***Në qoftë se** ju do ta lajmëroni sot, ai, me siguri, do të vijë nesër.*
*Kjo ide nuk do të kishte kurrfarë përhapje, **në qoftë se** nuk do të ishte e vërtetë.*

**në se**

***Në se** do të duam të ecim përpara, duhet të lëvizim si një ushtri e stërvitur, besnike dhe kompakte.*
***Në se** më do një herë, do të të dua njëqind herë.*

**në rast se**

***Në rast se** e takoni, i bëni ta fala nga ana ime.*

**po**

***Po** të mbështetesh në popull, do të bësh vjersha të mira.*
*Ky nuk është problem i pazgjidhshëm, **po** të veprojmë me mençuri.*
*Unë nuk shkoj **po** të mos shkosh edhe ti.*
***Po** të kishte frikë bujku nga krimbat në arë, nuk do të mbillte kurrë farë.*

**po qe se**

***Po qe se** e mban veten udhëheqës, duhet të mbrosh interesat e popullit.*

*Dështimet mund të jenë fillimi i suksesit,* ***po qe se*** *pësimi bëhet mësim.*

**me kusht që**

*Këto ide ai do t'i pranonte* ***me kusht që*** *të mos e pengonin.*

**Shënim.** Si lidhëza kushtore, përdoren edhe ***kur, sikur:***

***Kur*** *pritet koka, trupi bie vetiu.*
*Patriotizmi vdes* ***kur*** *shitet për para.*
*Si**kur*** *ta dinte të vërtetën, nuk do të vepronte kështu.*

■ **rrjedhore**
**sa**

*Operacioni ishte aq i vështirë,* ***sa*** *zgjati plot katër orë.*
*Nuk jemi aq budallenj,* ***sa*** *të na e hedhë.*
*Lëshoi një psherëtimë të hidhur,* ***sa*** *kumboi tërë fusha.*

**saqë**

*Isha aq i lodhur,* ***saqë*** *nuk qëndroja dot në këmbë.*
*Ajo është martuar aq larg,* ***saqë*** *nga dita e dasmës nuk ka ardhur dot asnjëherë në shtëpi.*

**aq sa**

*Miqësia u rrit dalëngadalë,* ***aq sa*** *ai u bë njeriu më i dashur për të.*

**kështu që**

*Njëra dorë nuk e çikte dot tjetrën,* ***kështu që*** *të dyja ishin të dënuara të jetonin të vetmuara.*
*Jashtë të priste të ftohtët,* ***kështu që*** *ata e kalonin kohën e lirë brenda.*
*Në atë livadh buronte ujë,* ***kështu që*** *rrotat xhironin.*
*Kur u kthye, nuk e pyeti më tej askush,* ***kështu që*** *fjala mbeti e vdekur.*

■ **lejore**
**megjithëse (megjithëqë)**

***Megjithëse*** *ishte i moshuar, lexonte shumë.*
*Ai nuk i kushtoi vëmendje kësaj gjëje,* ***megjithëse*** *çështja ishte e rëndësishme.*
*Ajo e fliste mirë gjermanishten,* ***megjithëqe*** *nuk kishte qenë kurrë në Gjermani.*

**ndonëse**

*Shqipëri, o mëma ime,* ***ndonëse*** *jam i mërguar, dashurinë tënde kurrë s'e kam harruar.*
*I paqeshur ishte Pogradeci,* ***ndonëse*** *në pamje të parë mund të mos ngjante i tillë.*
***Ndonëse*** *të gjithë u shqetësuan për Kozin, asnjë nuk qëndroi me të.*
*Askush nuk i ka dalë për zot,* ***ndonëse*** *janë bërë edhe lajmërime në TV.*
***Ndonëse*** *ka kaluar vetëm një muaj, janë shitur 700 tonë vaj.*

**sado (që), sido (që)**

***Sado*** *ta duam të vdekurin, duhet ta vëmë në dhe.*
***Sido që*** *të vijë puna, ti mos u shqetëso.*

**edhe në, edhe në qoftë se, edhe, edhe sikur, edhe pse**

***Edhe në*** *i prefshin rrugën njëzet a tridhjetë vetë/ e ta trembin, ai s'kthehet/ po shkon në mes si shigjetë.*
***Edhe në qoftë se*** *ke pasur ndonjë shkëndijim gjeniu, ajo qe një rastësi.*
***Edhe*** *gur të kishte qenë, do të ishte ngrohur pakëz nga gjithë kjo flakë.*
***Edhe sikur*** *ta pranojmë për një moment se ju keni të drejtë, përsëri unë nuk jam i bindur plotësisht.*
***Edhe pse*** *ishte jashtë konkurrimit, filmi ynë bëri një përshtypje të veçantë.*

**pavarësisht se (pavarësisht që)**

***Pavarësisht se*** *të tjerët kanë abuzuar me kujtimet historike, nuk është rruga më e mirë braktisja e tyre.*

**Shënim 1.** Lidhëza ***në vend që (në vend)*** ka kuptimin e kundërvënies; me këtë kuptim a me

kuptim sqarues përdoren edhe disa lidhëza të tjera bashkërenditëse a nënrenditëse, si: ***ndërsa, nëse; ose, apo.***

Në funksion të lidhëzave dalin edhe: ***domethënë (d.m.th.), për shembull,*** si:

***Në vend që*** *të ulej në tryezë, nisi t'i bjerë zyrës poshtë e lart.*
***Në vend që*** *të vinte vetë, ai dërgoi të vëllanë.*
*Llazi,* ***në vend që*** *të dëshpërohej, ia thirri prapë këngës.*
***Në vend*** *të qajë nëna ime, le të qajë nëna jote.*
*Po fjalët e fundit që tha,* ***në vend që*** *ta largonin, e ndezën djaloshin më keq.*

***Ndërsa*** *vitin e kaluar nuk u bë fare mësim, sivjet shkollat funksionojnë normalisht.*
***Nëse (në qoftë se, ndërsa)*** *ju mendoni se keni të drejtë, ne mendojmë të kundërtën.*
*Heshtëm një copë herë* ***ose,*** *më mirë të them, heshta unë.*
*Kam një punë në prapavijë,* ***apo,*** *si të them, në vijë të armikut.*
*Disa drunj,* ***për shembull (si)*** *pisha, ulliri, janë shekullorë.*

***§ 247*** Disa lidhëza, siç u pa më lart, janë të shumëkuptimshme:
**që** (ftilluese, shkakore, qëllimore, rrjedhore);
**se** (filluese, krahasore, shkakore);
**sikur** (ftilluese, mënyrore, kushtore);
**si** (kohore, mënyrore);
**sa** (kohore, krahasore, rrjedhore);
**ndërsa** (përqasore, kohore, kundërvënëse).

### *Krahasimi i lidhëzave me përemrat, ndajfoljet, parafjalët dhe me foljet*

***§ 248*** Disa lidhëza përkojnë në formë me përemrat:

| **përemra** | **lidhëza** |
|---|---|
| **që** *(Libri* ***që*** *ndodhet mbi tavolinë është imi.)* | **që** *(Dihet* ***që*** *toka rrotullohet rreth diellit.)* |
| **sa** *(**Sa** erdhën gjithsej?)* | **sa** *(**Sa** hyri, doli.)* |
| **se** *(Me* ***se*** *e punuan tokën.)* | **se** *(Ai është më i aftë* ***se*** *unë.)* |

*§ 249* Disa lidhëza përkojnë në formë me ndajfoljet:

| **ndajfolje** | **lidhëza** |
|---|---|
| **ku** *(Ku shkon?!)* *Nuk e dimë* ***ku*** *vajti.* *Shtëpia* ***ku*** *lindi Naimi është bërë shtëpi muze.* *Nuk është e pranueshme pjesa,* ***ku*** *flitet për hakmarrjen.* *Në afishe tregoheshin pikat* ***ku*** *bëhej vaksinimi.* *Sa e lidhur është kënga me rrethin* ***ku*** *e ka dëgjuar për herë të parë.* | **ku** ***(Ku*** *dhemb dhëmbi, vete gjuha.)* |
| **kur** ***(Kur*** *u ktheve?)* *Nuk e dimë* ***kur*** *e kthye.* *Nuk e mbajmë mend ditën* ***kur*** *u kthye.* | **kur** *(U gëzova* ***kur*** *të pashë.)* |
| **si** *(**Si** jeni?)* *I pyeti* ***si*** *ishin nga shtëpia.* | **si** *(**Si** hyri, doli.)* |
| **vetëm** *(I pëlqen të rrijë* ***vetëm****.)* | **vetëm** *(Gjella është e mirë,* ***vetëm*** *do ngrohur.)* |

*§ 250* Disa lidhëza përkojnë në formë me parafjalët:

| parafjalë | lidhëza |
|---|---|
| **në** *(Shko **në** shtëpi.)* | **në** *(**Në** pyettë nëna për mua, i thoni që u martua.)* |
| **tek** *(Piu një kafe **tek** "Uji i ftohtë".)* | **tek** *(**Tek** po punonte, i erdhi një mik.)* |

**§ 251** Disa lidhëza përkojnë në formë me ndajfoljet dhe parafjalët:

| ndajfolje | parafjalë | lidhëza |
|---|---|---|
| ***nga*** *(**Nga** po vjen?)* *Ishin ca hapa pa ritëm, që nuk kuptohej **nga** ç'drejtim vinin.* *E pyeta **nga** kishte ardhur.* *Porta **nga** doli, ndodhej në fund të rrugës.* | ***nga*** *(Zbriti **nga** mali.)* | ***nga*** *(Do të vete **nga** të më thuash ti.)* |
| ***veç*** *(Flinin **veç**.)* | ***veç*** *(Nuk foli asnjë tjetër, **veç** drejtorit.)* | ***veç*** *(Foli qartë, **veç** shpejt.)* |

# PJESËZA

## Llojet

§ 252 Sipas kuptimit, pjesëzat[281] ndahen në: **(1) kuptimore; (2) modale; (3) emocionale:**

**(1) Pjesëzat kuptimore: (a) dëftuese, (b) përcaktuese, (c) përforcuese, shtuese (d) përafëruese etj.:**

***a*** **dëftuese**

**ja:**

***Ja*** *dhe uji i fshatit tonë.*
***Ja*** *tek e ke pranë.*
***Ja****, erdhi dimri.*
***Ja*** *pusi i fshatit.*

***b*** **përcaktuese**

***mu, pikërisht, vetë, porsa (sa, sapo), që, qysh, deri (gjer) plot*** etj.:

*Shkollën e kanë lyer* ***vetë*** *nxënësit.*
***Pikërisht*** *të tilla fjalë ishte e vështirë t'i kundërshtoje.*
***Që*** *të dy ishin tani nën hijen e freskët të malit.*
***Që*** *atë ditë Muji nis e punon për vete.*
***Që*** *nga ajo kohë kishin kaluar pesë muaj.*
*I ra* ***mu*** *në kokë.*
***Mu*** *në këmbë të atyre maleve ishte një livadh.*

---

[281] Pjesëza është fjalë që shpreh ngjyrime kuptimore dhe emocionale plotësuese të një fjale, togfjalëshi a të një fjalie:
***Pikërisht*** *Samiu ka dhënë një kontribut në zhvillimin kulturor të vendit.*
***Plot*** *tre vjet u mbushën nga dita e formimit të Shoqatës.*
*Brenda në Tiranë,* ***ç'****u vra Qemal Stafa!*

*Drejtësia e tij u ngrit mbi ta dhe i shembi **mu** në zemër.*
***Mu** për këtë kemi ardhur në Shqipëri.*
***Gjer në** mëngjes nuk e kishte zënë gjumi.*
*Jovani e përcjell vetë **gjer** te dera.*
*Profesori **porsa** kishte hyrë.*
*Ai **sapo** kishte zbritur nga karroca.*
*Vëllai i tij i madh ishte emëruar atje me punë **qysh** në verë.*
***Vetë** Arbenit i dukej e pabesueshme.*

***c*** **përforcuese, shtuese, theksuese**

***vetëm (veç, veçse), sidomos, veçanërisht, edhe (dhe), madje, bile, sa, si, o, moj, mor*** etj.:

*Atë mëngjes **vetëm** kasollja e Pilo Shpiragut nuk avullonte tym.*
***Vetëm** një dhembje nuk e duronte dot Gjergji.*
***Veç** Halili i Mujit është këmbësor.*
*Dëgjoheshin **vetëm** këmbët.*
***Bile** kishte ndodhur rasti që ta ndihnin shoqi-shoqin.*
*Hotelet **veç** ishin më të mërzitshëm.*
*Kush je ti, **o** trim?*
*Gëzohu, **moj** e bukura arbëreshe.*
*Moisiu ishte bërë **edhe** më i zbetë.*
*Krah tij u ul **edhe** Alma.*
*Unë jam **edhe** shofer!*
*Të bëjmë **edhe** një organizim më të saktë të kompanive.*
*Bane Bajrami kujton **dhe** momente të vështira të Enverit.*
*Atëherë ngriti sytë, pa kosovarin dhe tundi kokën **si** për ta falenderuar.*
***Sa** për trimëri nuk ka pse më merr në gojë askush.*

***d*** **përafëruese**

***afro, nja, mbi, gati, rreth, (po) thuaj (se), desh, mend*** etj.:

*Ata na dëgjonin **gati** me vuajtje.*
*Ushtria **gati** po rrokullisej, si një trup që ka humbur kontrollin.*
*Nuk biseduan **thuajse** fare gjatë udhëtimit.*
*Kjo përsëritej **pothuaj** çdo mbrëmje.*
*Vente **pothuaj** ditë për ditë.*
*Sheshi ishte **pothuajse** plot.*

***Pothuajse*** *njëzëri njerëzit e pranuan suksesin.*
*Qëndroi në Francë* ***mbi*** *dy javë.*
*Pastaj zuri të fshinte* ***nja*** *dy lot, që s'i dihej nga dilnin.*
*Kjo punë mbajti* ***nja*** *dy javë.*
*Aty pranë rrinin* ***nja*** *tre udhëtarë.*

**Shënim.** Në këtë grup përfshihet edhe pjesëza ***për*** në kuptimin **si** për të shprehur vlerësim:

*E mbante* ***për (si)*** *njeri të mirë.*
*E mori* ***për (si)*** *shaka.*
*E merr* ***për (si)*** *shitëse.*
*E dinte* ***për (si)*** *djalë të zgjuar.*

## § 253 Pjesëzat modale: (a) pohuese, (b) mohuese, (c) pyetëse, (d) dyshuese, (dh) zbutëse:

***a*** **pohuese**

**po, posi, po se po, si urdhëron** etj.:

*-E lexove? -**Si urdhëron!***

**-***E njeh këtë djalë? –* ***Posi.***

***b*** **mohuese**

**jo, nuk, s', mos, jo se jo, as që** etj.:

*Mos* ***nuk*** *e ndieni veten mirë?*
*Fatbardhi* ***as që*** *kishte dashur ta shtynte më tej bisedën.*
*Po Piloja* ***as që*** *i dëgjoi fjalët e fundit ngushëlluese.*
***Mos*** *u mërzit.*
*Ne sikur e kishim bërë me fjalë që të* ***mos*** *e pyesnim.*

***c*** **pyetëse**

***a, ë, e*** etj.:

Shih **a** po vjen njeri.

I pyeti a kishin mbaruarpunët.

***A*** *dëgjoni, o njerëz të mirë?*
***A*** *je i sigurt?*
***E*** *ç'na thua?*

***d*** **dyshuese**

***ndoshta, mbase, kushedi, vallë*** etj.:

*__Mbase__ ishte hera e parë në jetën e tij.*
*Ç'u bënë __vallë__ gjithë ata kreshnikë?*
*__Ndoshta__ nuk ishte ky shkaku i vërtetë.*
*A __mos__ e ke parë Ymer Agën, apo __mos__ ke dëgjuar ndonjë fjalë për të.*

*dh* **zbutëse**

***pa, as, le, s'para (nuk para), dot*** etj.:
*Ja këtë punë nuk e zgjidhja __dot__.*
*Po a ia dilte __dot?__*
*Vita s'mbajti __dot__ një "oh", që s'e kuptoi as vetë nga i erdhi.*
*__Pa__ dëgjoni, Muj e ti Halil!*
*Ai __s'para__ dëgjon mirë.*

*§ 254* **Pjesëzat emocionale: *ç', se, seç, pa le, le që, ja që, pra*** etj.:

*Ditën e Pashkës së madhe __seç__ u ther një ka në fshat.*
*__Ja që__ ka edhe njerëz të tillë.*
*E kisha menduar, __pra,__ edhe më parë.*
*__Pa le__ më tej, s'heq dot as një cigare duhan, se ke frikë mos merr zjarr benzina.*
*__Le që__ s'kish as dhëmbë, as dhëmballë.*

*§ 255* Disa nga pjesëzat e mësipërme përdoren në gjuhën shqipe edhe si përemra, ndajfolje, parafjalë, lidhëza, pasthirrma:
***ç', sa, që*** (përemra dhe pjesëza);
***gati, vetëm, rreth, plot*** (ndajfolje dhe pjesëza);
***pa*** (parafjalë dhe pjesëz);
***porsa, që, vetëm, edhe (dhe), a, e, as*** (lidhëza dhe pjesëza);
***o, e, a*** (pasthirrma dhe pjesëza).

*§ 256* Përfshihen në pjesëzat edhe ato që formojnë forma gramatikore të foljeve dhe të mbiemrave. Këto quhen pjesëza gramatikore, të tilla janë:
**u** (formon formën pësore), ( **u** la )
**të** (formon mënyrën lidhore), **( të** shkoj )

**po** (formon kohët e caktuara të mënyrës dëftore dhe habitore),( **po** lexoj )
**duke** (formon trajtën e pashtjelluar të përcjelljes pohore), **( duke** lexuar )
**pa** (formon trajtën e pashtjelluar të përcjellores mohore),(**pa** lxuar )
**më** (formon shkallën krahasore të mbiemrave dhe të ndajfoljeve), ( **më** i gjatë, **më** gjatë )
**shumë** (formon shkallën sipërore të mbiemrave dhe të ndajfoljeve), (**shumë** i gjatë, s**humë** gjatë )
(krahaso: ***më*** *i mirë,* ***shumë*** *i mirë* me ndajfoljet ***më*** dhe ***shumë*** në shembujt e mëposhtëm: *Doni* ***më****?* *Nuk duam* ***më****. Dua edhe* ***më****. U lodha* ***shumë****.*)

# PASTHIRRMA

## Llojet

**§ 257** Sipas kuptimit, pasthirrmat[282] ndahen në:

***a*** Pasthirrma emocionale: ***oh, ah, a, o, oj, au, eu, pupu, u, ua, uh, ububu, papapa, bobo, qyqja, korba, e zeza, mor, more*** etj.:

***-Bobo,*** *ç'paske hequr, baba!*
*-**Qyqja,** mbeta nënë pa djalë.*
***-Bre, bre,*** *ç'paska bërë Zoti!*
*-**Oh,** vëlla, kaq fort të paska mërzitur ty vuajtja?*
***-Hej****, këto malet e tyre, sa shëmbëllejnë me burrat e Kosovës!*
***-Hej,*** *për gëzim!*

***b*** Pasthirrma urdhërore: ***hop (a), forca, hë, na, sus, pssss, kuç, alo, marsh*** etj.:

***Hë,*** *na e thuaj!*

***c*** Pasthirrma përshëndetjeje: ***tungjatjeta, faleminderit, lamtumirë, mirëmëngjes, mirdita, mirë se erdhe, ditën e mirë, natën e mirë, lamtumirë, mirëupafshim, udhë e mbarë, mirë se vjen, puna e mbarë:***

*-**Puna mbarë**, o mjeshtër!*
*-**Mirë se ju gjeta**! tha Halili.*
*-**Mirë se erdhe,** o trim!*
***-Tungjatjeta,*** *o miq!*

---

[282] Pasthirrma shpreh ndjenja dhe vullnetin e folësit, pa i emërtuar këto.

# FJALËFORMIMI

## Llojet

§ 258 Në gjuhën shqipe dallohen dy mënyra kryesore të formimit të fjalëve:
**Prejardhja** (formimi i një fjale nga një fjalë tjetër);
**Kompozimi** (formimi i një fjale nga bashkimi i dy fjalëve).

## PREJARDHJA

§ 259 **Llojet** e prejardhjes janë:

*a* **Prejardhja me ndajshtesë (me afiks):**
- me **parashtesë** (prefiks)
- me **prapashtesë** (sufiks)
- me **parashtesë** e **prapashtesë** njëherazi;

*b* **Prejardhja pa ndajshtesë** (pa afiks)

### Prejardhja me ndajshtesë

#### *Parashtesat (prefikset)*[283]

§ 260 **për-**

*a* bashkohet me folje :

[283] Parashtesat ndryshojnë kuptimin e fjalës, por nuk ndryshojnë përkatësinë kategoriale të saj, pra, një parashtesë bashkohet me folje për të formuar folje ose bashkohet me emër për të formuar emër, bashkohet me mbiemër për të formuar mbiemër etj.

■ me kuptim intensiv:

| | |
|---|---|
| *forcoj* | ***për**forcoj* |
| *kryej* | ***për**kryej* |
| *thaj* | ***për**thaj* |
| *mbledh* | ***për**mbledh* |
| *mbush* | ***për**mbush* |
| *mbyt* | ***për**mbyt*[284] |
| *punoj* | ***për**punoj* |
| *dredh* | ***për**dredh* |
| *jetoj* | ***për**jetoj* |
| *kujtoj* | ***për**kujtoj* |
| *dhunoj* | ***për**dhunoj* |
| *plas* | ***për**plas* |

■ me kuptim intensiv dhe me kuptimin e një veprimi të zgjatur:

| | |
|---|---|
| *kujdesem* | ***për**kujdesem* |
| *ndjek* | ***për**ndjek* |
| *kthej* | ***për**kthej*[285] |
| *dridhet* | ***për**dridhet* |

■ me kuptim përbuzës:

| | |
|---|---|
| *çmoj* | ***për**çmoj* |
| *flas* | ***për**flas* |
| *qesh* | ***për**qesh* |

■ me kuptimin e shpërdarjes, të përhapjes:

| | |
|---|---|
| *derdh* | ***për**derdh* |
| *hap* | ***për**hap* |
| *ndaj* | ***për**ndaj* |

---

[284] *(lumi)* ***përmbyt*** *arat*, por *(ajo)* ***përmbys*** *tenxheren*.

[285] Përdoret në shprehje të tipit kthej e **për**kthej, hidhet e **për**hidhet, dridhet e **për**dridhet etj.

**Shënim.** Ka edhe folje të prejardhura me **për** që kanë kuptime të tjera:

| | |
|---|---|
| *ngjaj* | ***për**ngjaj* |
| *uroj* | ***për**uroj* |
| *thyej* | ***për**thyej* |

***b*** bashkohet me emra:

| | |
|---|---|
| *masë* | ***për**masë* |
| *afërsi* | ***për**afërsi* |

***c*** bashkohet me mbiemra:

| | |
|---|---|
| *i afërt* | *i **për**afërt* |
| *i bujshëm* | *i **për**bujshëm* |
| *i dalë* | *i **për**dalë* |
| *i kundërt* | *i **për**kundërt* |
| *i brendshëm* | *i **për**brendshëm* |
| *i flaktë* | *i **për**flaktë* |
| *i ligjshëm* | *i **për**ligjshëm* |

***d*** bashkohet me ndajfolje:

| | |
|---|---|
| *brenda* | ***për**brenda* |
| *gjithmonë* | ***për**gjithmonë* |
| *jashtë* | ***për**jashta*[286] |
| *karshi* | ***për**karshi* |
| *tej* | ***për**tej* |
| *kundrejt* | ***për**kundrejt* |
| *ndryshe* | ***për**ndryshe* |
| *para* | ***për**para* |
| *plot* | ***për**plot*[287] |
| *sipër* | ***për**sipër* |

## *§ 261* **mbi-**

***a*** bashkohet me emra:

---

[286] Trajta ***jashta*** është e paqenë.
[287] Përdoret edhe në shprehjen "plot e përplot".

| | |
|---|---|
| *shkrim* | ***mbi**shkrim* |
| *emër* | ***mbi**emër* |
| *vlerë* | ***mbi**vlerë* |

***b*** bashkohet me mbiemra:

| | |
|---|---|
| *njerëzor* | ***mbi**njerëzor* |
| *tokësor* | ***mbi**tokësor* |
| *i natyrshëm* | *i **mbi**natyrshëm* |
| *i fuqishëm* | *i **mbi**fuqishëm* |

***c*** bashkohet me folje:

| | |
|---|---|
| *zotëroj* | ***mbi**zotëroj* |
| *këqyr* | ***mbi**këqyr* |
| *ngarkoj* | ***mbi**ngarkoj* |
| *vlerësoj* | ***mbi**vlerësoj* |
| *jetoj* | ***mbi**jetoj* |
| *çmoj* | ***mbi**çmoj* |

## *§ 262* **nën-**

***a*** bashkohet me emra për të formuar emra kryesisht me kuptimin e nëndarjes:

| | |
|---|---|
| *oficer* | ***nën**oficer* |
| *drejtor* | ***nën**drejtor* |
| *sistem* | ***nën**sistem* |
| *kryetar* | ***nën**kryetar* |
| *grup* | ***nën**grup* |
| *ndarje* | ***nën**darje* |
| *çështje* | ***nën**çështje* |
| *klasë* | ***nën**klasë* |
| *tokë* | ***nën**tokë* |

***b*** bashkohet me mbiemra:

| | |
|---|---|
| *tokësor* | ***nën**tokësor* |
| *i ujshëm* | *i **nën**ujshëm* |

***c*** bashkohet me folje:

| | |
|---|---|
| *çmoj* | ***nën**çmoj* |

| | |
|---|---|
| *vlerësoj* | ***nën****vlerësoj*[288] |
| *vizoj* | ***nën****vizoj* |
| *shkruaj* | ***nën****shkruaj* |
| *qesh* | ***nën****qesh* |
| *shtroj* | ***nën****shtroj* |
| *kuptoj* | ***nën****kuptoj* |

## *§ 263* **ndër-**

***a*** bashkohet me folje:

| | |
|---|---|
| *hyj* | ***ndër****hyj* |
| *lidh* | ***ndër****lidh* |
| *marr* | ***ndër****marr* |
| *pres* | ***ndër****pres* |

***b*** bashkohet me mbiemra:

| | |
|---|---|
| *kombëtar* | ***ndër****kombëtar* |
| *shtetëror* | ***ndër****shtetëror* |
| *luftues* | ***ndër****luftues* |
| *sektorial* | ***ndër****sektorial* |
| *ballkanik* | ***ndër****ballkanik* |
| *krahinor* | ***ndër****krahinor* |
| *dialektor* | ***ndër****dialektor* |
| *zanor* | ***ndër****zanor* |
| *planetar* | ***ndër****planetar* |

***c*** bashkohet me emra:

| | |
|---|---|
| *aleat* | ***ndër****aleat* |
| *veprim* | ***ndër****veprim* |
| *kohë* | ***ndër****kohë*[289] |

## *§ 264* **pa-**

---

[288] Me kuptimin e kundërt të parashtesës **mbi** (krahaso **mbi**çmoj, **mbi**vlerësoj).

[289] Përdoret si emër dhe ndajfolje:
*Në këtë* ***ndërkohë*** *ai e kuptoi të vërtetën* (emër).
***Ndërkohë*** *dera u hap* (ndajfolje).

***a*** bashkohet me mbiemra për të formuar mbiemra, zakonisht me kuptim të kundërt:

| | |
|---|---|
| *i rëndësishëm* | *i **pa**rëndësishëm* |
| *i lavdishëm* | *i **pa**lavdishëm* |
| *i nevojshëm* | *i **pa**nevojshëm* |
| *i afrueshëm* | *i **pa**afrueshëm* |
| *i arsyeshëm* | *i **pa**arsyeshëm* |
| *i anshëm* | *i **pa**anshëm* |
| *i durueshëm* | *i **pa**durueshëm* |
| *i shijshëm* | *i **pa**shijshëm* |
| *i përtueshëm* | *i **pa**përtueshëm* |
| *i kundërshtueshëm* | *i **pa**kundërshtueshëm* |
| *i ndërgjegjshëm* | *i **pa**ndërgjegjshëm* |
| *i arritshëm* | *i **pa**arritshëm* |
| *i barabartë* | *i **pa**barabartë* |
| *i aftë* | *i **pa**aftë* |
| *i dyshimtë* | *i **pa**dyshimtë* |
| *i djallëzuar* | *i **pa**djallëzuar* |
| *i edukuar* | *i **pa**edukuar* |
| *i njohur* | *i **pa**njohur* |
| *i edukuar* | *i **pa**edukuar* |
| *i ditur* | *i **pa**ditur* |

***b*** bashkohet me pjesoren për të formuar mbiemra me kuptim të kundërt:

| | |
|---|---|
| *i shkruar*[290] | *i **pa**shkruar* |
| *i parë* | *i **papa**rë* |
| *i caktuar* | *i **pa**caktuar* |
| *i veçuar* | *i **pa**veçuar* |
| *i botuar* | *i **pa**botuar* |
| *i mbjellë* | *i **pa**mbjellë* |
| *i punuar* | *i **pa**punuar* |

***c*** bashkohet me emra për të formuar emra, me kuptimin e mungesës a të kundërt:

| | |
|---|---|
| *barazi* | ***pa**barazi* |
| *aftësi* | ***pa**aftësi* |
| *anësi* | ***pa**anësi* |
| *kënaqësi* | ***pa**kënaqësi* |
| *kujdesi* | ***pa**kujdesi* |

290 ***I shkruar*** është edhe mbiemër kur përdoret me kuptim figurativ (*sy të shkruar).*

## § *265* jo-

bashkohet me mbiemra për të formuar mbiemra me kuptim të kundërt:

| | |
|---|---|
| *demokratik* | ***jo****demokratik* |
| *normal* | ***jo****normal* |
| *kombëtar* | ***jo****kombëtar* |
| *përparimtar* | ***jo****përparimtar* |
| *ekonomik* | ***jo****ekonomik* |
| *zyrtar* | ***jo****zyrtar* |
| *mikpritës* | ***jo****mikpritës* |
| *alkoolik* | ***jo****alkoolik* |
| *miqësor* | ***jo****miqësor* |
| *antagonist* | ***jo****antagonist* |
| *frymor* | ***jo****frymor* |
| *bujqësor* | ***jo****bujqësor* |
| *organik* | ***jo****organik* |
| *lëndor* | ***jo****lëndor* |
| *historik* | ***jo****historik* |
| *largpamës* | ***jo****largpamës* |
| *dialektik* | ***jo****dialektik* |
| *fetar* | ***jo****fetar*[291] |

## § *266* mos-

[291] Krahas ***jofetar***, përdoret edhe ***afetar.***

bashkohet me emra foljorë për të formuar emra me kuptim të kundërt:

| | |
|---|---|
| *besim* | ***mos**besim* |
| *pranim* | ***mos**pranim* |
| *pajtim* | ***mos**pajtim* |
| *pëlqim* | ***mos**pëlqim* |
| *plotësim* | ***mos**plotësim* |
| *veprim* | ***mos**veprim* |
| *realizim* | ***mos**realizim* |
| *sulmim* | ***mos**sulmim* |
| *nënshtrim* | ***mos**nënshtrim* |
| *bindje* | ***mos**bindje* |
| *përfillje* | ***mos**përfillje* |
| *njohje* | ***mos**njohje* |
| *marrëveshje* | ***mos**marrëveshje* |
| *mirënjohje* | ***mos**mirënjohje* |

**267** **sh-/ zh-/ ç-**

**a** bashkohen me folje për të formuar folje me kuptim të kundërt ose intensiv:

**sh-** + folje që fillojnë me bashkëtingëllore të shurdhët[292]**:**

| | |
|---|---|
| *qetësoj* | ***sh**qetësoj* |
| *thur* | ***sh**thur* |
| *ngarkoj* | ***sh**karkoj*[293] |
| *palos* | ***sh**palos* |
| *fajësoj* | ***sh**fajësoj* |
| *këpus* | ***sh**këpus* |
| *përdor* | ***sh**përdor* |

**zh-** + folje që fillojnë me bashkëtingëllore të zëshme:

[292] Bëjnë përjashtim fjalët: ***sh**ndërroj* (***sh*** + *ndërroj),* ***sh**ndrit* (***sh*** + *ndrit),* ***sh**lyej* (***sh*** + *lyej),* të cilat kanë **sh-** në vend të **ç**-së që pritej sipas rregullës.

[293] Këtu **sh-** vendoset në vend të **n-.**

| | |
|---|---|
| *gënjej* | ***zh**gënjej* |
| *gërryej* | ***zh**gërryej* |
| *vesh* | ***zh**vesh* |
| *bllokoj* | ***zh**bllokoj* |
| *dëmtoj* | ***zh**dëmtoj* |
| *gropos* | ***zh**gropos* |

**ç-** + folje që fillojnë me bashkëtingëllore të tingullt ose me zanore:

| | |
|---|---|
| *armatos* | ***ç**armatos* |
| *organizoj* | ***ç**organizoj* |
| *orientoj* | ***ç**orientoj* |
| *lodhem* | ***ç**lodhem* |
| *regjistroj* | ***ç**regjistroj* |
| *rregulloj* | ***ç**rregulloj* |
| *nderoj* | ***ç**nderoj* |
| *mësohem* | ***ç**mësohem* |
| *liroj* | ***ç**liroj* |

***b*** bashkohet me mbiemra:

**sh-**

| | |
|---|---|
| *i fryrë* | *i **sh**fryrë* |
| | *i **sh**kujdesur* (formim analogjik) |

**zh-**

| | |
|---|---|
| *i drejtë* | *i **zh**drejtë* |

**ç-**

| | |
|---|---|
| *njerëzor* | ***ç**njerëzor* |
| *i rregullt* | *i **ç**rregullt* |
| *i ndershëm* | *i **ç**ndershëm*[294] |

***§ 268*** **s-/ z-**

bashkohet me folje për të formuar folje me kuptim intensiv a të kundërt:

**s-**

[294] Përdoret krahas *i **pa**ndershëm.*

| | |
|---|---|
| *kuq* | ***s**kuq* |
| *pastroj* | ***s**pastroj* |
| *praps(oj)* | ***s**praps* |

**z-**

| | |
|---|---|
| *mbërthej* | *zbërthej*[295] |
| *mbuloj* | *zbuloj* |
| *mbath* | *zbath* |

## *§ 269* **ri-**

bashkohet me folje për të formuar folje me kuptimin e rimarrjes, të përsëritjes së veprimit:

| | |
|---|---|
| *lexoj* | ***ri**lexoj* |
| *ndërtoj* | ***ri**ndërtoj* |
| *botoj* | ***ri**botoj* |
| *aktivizoj* | ***ri**aktivizoj* |
| *edukoj* | ***ri**edukoj* |
| *filloj* | ***ri**filloj* |
| *atdhesoj* | ***ri**atdhesoj* |
| *ngjall* | ***ri**ngjall* |
| *bashkoj* | ***ri**bashkoj* |
| *organizoj* | ***ri**organizoj* |
| *grupoj* | ***ri**grupoj* |
| *kopjoj* | ***ri**kopjoj* |
| *krijoj* | ***ri**krijoj* |
| *kthej* | ***ri**kthej* |
| *ndërtoj* | ***ri**ndërtoj* |
| *kujtoj* | ***ri**kujtoj* |
| *theksoj* | ***ri**theksoj* |
| *lind* | ***ri**lind* |
| *marr* | ***ri**marr* |
| *mëkëmb* | ***ri**mëkëmb* |
| *përtërij* | ***ri**përtërij* |
| *prodhoj* | ***ri**prodhoj* |
| *punoj* | |

295 Këtu **z** vendoset në vend të **m**-së.

| | |
|---|---|
| *shikoj* | ***ri**punoj* |
| | ***ri**shikoj* |

**§ 270 stër-**

***a*** bashkohet me emra për të formuar emra kryesisht me kuptim superlativ:

| | |
|---|---|
| *lodhje* | ***stër**lodhje* |
| *gjysh* | ***stër**gjysh* |
| *nip* | ***stër**nip* |
| *mbesë* | ***stër**mbesë* |
| *dhëmb* | ***stër**dhëmb* |

***b*** bashkohet me mbiemra për të formuar mbiemra me kuptim superlativ:

| | |
|---|---|
| *i gjatë* | *i **stër**gjatë* |
| *i lashtë* | *i **stër**lashtë* |
| *i madh* | *i **stër**madh* |
| *i holluar* | *i **stër**holluar* |

***c*** bashkohet më folje:

| | |
|---|---|
| *holloj* | ***stër**holloj* |
| *mundoj* | ***stër**mundoj* |

**§ 271 shpër-**

bashkohet me folje për të formuar folje me kuptim të kundërt a intensiv:

| | |
|---|---|
| *ngul* | ***shpër**ngul* |
| *blej* | ***shpër**blej* |
| *laj* | ***shp(ër)**laj* |

**Shënim.** Me këto kuptime takohet **shpër-** edhe në fjalët: ***shpër**dredh* (nga *dredh, përdredh),* ***shpër**bëj* (nga *bëj, përbëj),* ***shpër**qëndroj* (nga *përqëndroj, qëndroj),* ***shpër**vjel* (nga *vjel, përvjel),* ***shpër**vesh* (nga *përvesh, vesh);* ***shpër**ndaj* (nga *përndaj, ndaj*).

**§ 272 porsa-**

bashkohet me pjesore për të formuar mbiemra me kuptimin “sapo ka ndodhur”:

| | |
|---|---|
| *i ardhur* | *i* ***porsa****rdhur* |
| *i çelur* | *i* ***porsa****çelur* |
| *i çliruar* | *i* ***porsa****çliruar* |
| *i dalë* | *i* ***porsa****dalë* |
| *i emëruar* | *i* ***porsa****emëruar* |
| *i fejuar* | *i* ***porsa****fejuar* |
| *i hapur* | *i* ***porsa****hapur* |
| *i vjelë* | *i* ***porsa****vjelë* |

**Shënim.** Krahas tipit *i* ***porsa****ardhur, i* ***porsa****çliruar* etj., përdoret rrallë edhe tipi me parashtesën ***sapo****- (i* ***sapo****ardhur, i* ***sapo****çliruar)* etj.

## § 273 kundër-[296]

***a*** bashkohet me emra:

| | |
|---|---|
| *gaz* | ***kundër****gaz* |
| *helm* | ***kundër****helm* |
| *goditje* | ***kundër****goditje* |
| *vajtje* | ***kundër****vajtje* |
| *masë* | ***kundër****masë* |
| *pagesë* | ***kundër****pagesë* |
| *përgjigje* | ***kundër****përgjigje* |
| *revolucion* | ***kundër****revolucion* |
| *spiunazh* | ***kundër****spiunazh* |
| *sulm* | ***kundër****sulm* |
| *peshë* | ***kundër****peshë* |

***b*** bashkohet me mbiemra:

[296] Përbërësit ***kundër-, bashkë-, para-, prapa-, tej-, pas-, jashtë-, sipër-, drejt-, gjithë-, krye-, vetë-, gjysmë-, shumë-***, për shkak të përdorimit të gjerë po luajnë rolin e parashtesave.

| | |
|---|---|
| *ajror* | ***kundër**ajror* |
| *ligjor* | ***kundër**ligjor* |
| *i ligjshëm* | *i **kundër**ligjshëm* |
| *njerëzor* | ***kundër**njerëzor* |

***c*** bashkohet me folje:

| | |
|---|---|
| *godas* | ***kundër**godas* |
| *sulmoj* | ***kundër**sulmoj* |

## *§ 274* **bashkë-**

***a*** bashkohet me emra[297] për të formuar emra me kuptim bashkësie:

| | |
|---|---|
| *udhëtar* | ***bashk**udhëtar*[298] |
| *fshatar* | ***bashkë**fshatar* |
| *luftëtar* | ***bashkë**luftëtar* |
| *nxënës* | ***bashkë**nxënës* |
| *pronar* | ***bashkë**pronar* |
| *punëtor* | ***bashkë**punëtor* |
| *autor* | ***bashk**autor* |
| *jetesë* | ***bashkë**jetesë* |
| *atdhetar* | ***bashk**atdhetar* |

***b*** bashkohen me folje për të formuar folje me kuptim bashkësie:

| | |
|---|---|
| *bisedoj* | ***bashkë**bisedoj* |
| *jetoj* | ***bashkë**jetoj* |
| *ngjis* | ***bashkë**ngjis* |
| *punoj* | ***bashkë**punoj* |
| *veproj* | ***bashkë**veproj* |
| *udhëtoj* | ***bashk**udhëtoj* |

## *§ 275* **para-**

---

[297] Rrallë bashkohet me mbiemra: *(shoqëri, letërsi, kushtetutë)* ***bashkëkohore***

[298] Ë-ja para një zanoreje bie.

***a*** bashkohet me folje:

| | |
|---|---|
| *shikoj* | ***para**shikoj* |
| *caktoj* | ***para**caktoj* |
| *fabrikoj* | ***para**fabrikoj* |
| *shtroj* | ***para**shtroj* |
| *kaloj* | ***para**kaloj* |
| *them* | ***para**them* |
| *lajmëroj* | ***para**lajmëroj* |
| *ndaloj* | ***para**ndaloj* |
| *ndiej* | ***para**ndiej* |
| *paguaj* | ***para**paguaj* |
| *pëlqej* | ***para**pëlqej* |
| *përgatis* | ***para**përgatis* |
| *prij* | ***para**prij* |
| *rend* | ***para**rend* |

***b*** bashkohet me emra:

| | |
|---|---|
| *ndjenjë* | ***para**ndjenjë* |
| *thënie* | ***para**thënie* |
| *ardhës* | ***para**ardhës* |
| *folës* | ***para**folës* |
| *lindje* | ***para**lindje* |
| *dhomë* | ***para**dhomë* |
| *dhënie* | ***para**dhënie* |
| *mendim* | ***para**mendim* |
| *rojë* | ***para**rojë* |
| *provim* | ***para**provim* |

***c*** bashkohet me mbiemra:

| | |
|---|---|
| *ushtarak* | ***para**ushtarak* |
| *elektoral* | ***para**elektoral* |
| *fundor* | ***para**fundor* |
| *i fundit* | *i **para**fundit* |
| *historik* | ***para**historik* |
| *kombëtar* | ***para**kombëtar* |

## § 276 **prapa-**[299]

***a*** bashkohet me emra:

| | |
|---|---|
| *shtesë* | ***prapa****shtesë* |
| *skenë* | ***prapa****skenë* |
| *mendim* | ***prapa****mendim* |
| *vijë* | ***prapa****vijë* |
| *mbetje* | ***prapa****mbetje* |
| *mbetës* | ***prapa****mbetës* |

***b*** bashkohet me mbiemra:

| | |
|---|---|
| *gjuhor* | ***prapa****gjuhor* |
| *shtesor* | ***prapa****shtesor* |

## § 277 **tej-**

***a*** bashkohet me mbiemra:

| | |
|---|---|
| *i dukshëm* | *i* ***tej****dukshëm* |
| *i pashëm* | *i* ***tej****pashëm* |
| *i shkuar* | *i* ***tej****shkuar* (kohë e tejshkuar) |

***b*** bashkohet me folje:

| | |
|---|---|
| *kaloj* | ***tej****kaloj* |
| *duket* | ***tej****duket* |
| *shpoj* | ***tej****shpoj* |

## § 278 **pas-**

bashkohet kryesisht me emra:

| | |
|---|---|
| *ardhës* | ***pas****ardhës* |
| *thënie* | ***pas****thënie* |
| *luftë* | ***pas****luftë* |

[299] Kjo prapashtesë formon shpesh terma të fushave të ndryshme.

## § 279 **jashtë-**

bashkohet kryesisht[300] me mbiemra për të formuar mbiemra me kuptimin e përjashtimit:

| | |
|---|---|
| *kohor* | ***jashtë**kohor* |
| *ligjor* | ***jashtë**ligjor* |
| *shkollor* | ***jashtë**shkollor* |
| *gjuhësor* | ***jashtë**gjuhësor* |
| *i ligjshëm* | *i **jashtë**ligjshëm* |
| *i zakonshëm* | *i **jashtë**zakonshëm* |

## § 280 **sipër-**

bashkohet me (a) emra dhe me (b) pjesore:

***a***

| | |
|---|---|
| *faqe* | ***sipër**faqe* |
| *marrës* | ***sipër**marrës* |
| *marrje* | ***sipër**marrje* |

***b***

| | |
|---|---|
| *i përmendur* | *i **sipër**përmendur* |
| *i shënuar* | *i **sipër**shënuar* |
| *i treguar* | *i **sipër**treguar* |
| *i thënë* | *i **sipër**thënë* |

## § 281 **gjithë-**

bashkohet me mbiemra:

| | |
|---|---|
| *kombëtar* | ***gjithë**kombëtar* |
| *i fuqishëm* | *i **gjithë**fuqishëm* |
| *i pushtetshëm* | *i **gjithë**pushtetshëm* |

## § 282 **krye-**

bashkohet kryesisht me emra dhe me mbiemra:

| | |
|---|---|
| *qytet* | *kryeqytet* |
| *ministër* | *kryeministër* |
| *llogaritar* | *kryellogaritar* |
| *vepër* | *kryevepër* |

---

300 Mund të bashkohet edhe me ndonjë ndajfolje, si: ***jashtë**zakonisht*.

| | |
|---|---|
| *artikull* | *kryeartikull* |
| *familjar* | *kryefamiljar* |
| *bashkiak* | *kryebashkiak* |

### *§ 283* **drejt-**

bashkohet me emra:

| | |
|---|---|
| *qëndrim* | ***drejt**qëndrim* |
| *shkrim* | ***drejt**shkrim* |
| *shqiptim* | ***drejt**shqiptim* |

### *§ 284* **vetë-**

bashkohet zakonisht me emra:

| | |
|---|---|
| *mohim* | ***vetë**mohim* |
| *kënaqësi* | ***vetë**kënaqësi* |
| *shërbim* | ***vetë**shërbim* |
| *vrasje* | ***vetë**vrasje* |
| *mbrojtje* | ***vetë**mbrojtje* |
| *dashje* | ***vetë**dashje* |
| *shkarkues* | ***vetë**shkarkues* |

### *§ 285* **gjysmë-/ gjysëm-**[301]

bashkohet me emra a mbiemra:

| | |
|---|---|
| *analfabet* | ***gjysm**analfabet* |
| *finale* | ***gjysmë**finale* |
| *hënë* | ***gjysmë**hënë* |
| *përçues* | ***gjysmë**përçues* |

### *§ 286* **shumë-**

bashkohet zakonisht me mbiemra:

[301] Drejtshkrimi i sotëm rekomandon si parësore trajtën ***gjysmë*** (*gjysmanalfabet*).

| | |
|---|---|
| *i kuptimshëm* | *i **shumë**kuptimshëm* |
| *i ngjyrshëm* | *i **shumë**ngjyrshëm* |
| *i nderuar* | *i **shumë**nderuar* |
| *i ndritur* | *i **shumë**ndritur* |

### *Parashtesa të huaja*

*§ 287* Në gjuhën shqipe takohen edhe disa parashtesa të huaja, të cilat herë-herë janë zëvendësuar me parashtesa të tjera të shqipes; të tilla janë: **a-, an-, i-, anti-, de-, dez-, dis-, pro-, in-, pan-, inter-, auto-, super-, poli-.**

Në disa raste fjalët me parashtesa të tilla janë zëvendësuar plotësisht me fjalë të shqipes.

- **a-** (me kuptimin **mohues)**

| | | |
|---|---|---|
| *normal* | ***a**normal* | (shih jonormal) |
| *fetar* | ***a**fetar* | (shih jofetar) |
| *simetrik* | ***a**simetrik* | (shih josimetrik) |
| *politik* | ***a**politik* | (shih jopolitik) |

- **an-**

| | |
|---|---|
| *alfabet* | *analfabet* |

- **in-/ i-**

| | |
|---|---|
| *real* | ***i**real* |
| *moral* | ***i**moral* |
| *legal* | ***i**legal* |
| *organik* | ***in**organik* |

- **anti-** (me kuptimin e kundërshtisë)

| | | |
|---|---|---|
| *popullor* | ***anti**popullor* | |
| *shkencor* | ***anti**shkencor* | |
| *demokratik* | ***anti**demokratik* | |
| *kombëtar* | ***anti**kombëtar* | |
| *njerëzor* | ***anti**njerëzor* | |
| *ajror* | ***anti**ajror* | (shih kundërajror) |

■ **de-** (me kuptim të kundërt)

| | | |
|---|---|---|
| *formoj* | ***de**formoj* | (shih **sh**formoj) |
| *mobilizoj* | ***de**mobilizoj* | (shih **ç**mobilizoj) |
| *gradoj* | ***de**gradoj* | (shih **zh**gradoj) |
| *centralizoj* | ***de**centralizoj* | (shih **sh**përqëndroj) |

■ **dez-** (me kuptim të kundërt)

| | | |
|---|---|---|
| *infektoj* | ***dez**infektoj* | |
| *integroj* | ***dez**integroj* | (shih ***ç**integroj)* |

■ **dis-** (me kuptim të kundërt)

| | |
|---|---|
| *harmoni* | ***dis**harmoni* |
| *nivel* | ***dis**nivel* |

■ **pro-** (me kuptim pajtues, përkrahës)

| | |
|---|---|
| *amerikan* | ***pro**amerikan* |
| *fashist* | ***pro**fashist* |

■ **in-**

| | | |
|---|---|---|
| *organik* | ***in**organik* | (shih joorganik) |

■ **pan-** (me kuptimin e fjalëve "gjithë, mbarë")

| | |
|---|---|
| *afrikan* | ***pan**afrikan* |
| *ballkanik* | ***pan**ballkanik* |

■ **ultra-** (me kuptimin "tepër, tejmasës")

| | |
|---|---|
| *liberal* | ***ultra**liberal* |
| *reaksionar* | ***ultra**reaksionar* |
| *tingull* | ***ultra**tingull* |

■ **inter-**

| | | |
|---|---|---|
| *nacional* | ***inter**nacional* | (shih |
| *nacionalist* | ***inter**nacionalist* | ndërkombëtar) |
| *urban* | ***inter**urban* | (shih ndërqytetës) |

■ **auto-**

| | |
|---|---|
| *biografi* | ***auto**biografi* |
| *kritikë* | ***auto**kritikë* |
| *mjet* | ***auto**mjet* |
| *sugjestion* | ***auto**sugjestion* |
| *ofiçinë* | ***auto**ofiçinë* |
| *ambulancë* | ***auto**ambulancë* |

■ **super-**

| | |
|---|---|
| *prodhim* | ***super**prodhim* |
| *strukturë* | ***super**strukturë* |

■ **poli-**

| | |
|---|---|
| *klinikë* | ***poli**klinikë* |
| *semantik* | ***poli**semantik* |

## Prapashtesat (sufikset)[302]

### *Prapashtesat e emrave*

#### Prapashtesa për të formuar emra njerëzish

*§ 288* **-(ë)s**[303]

bashkohet me folje (pjesore ose e tashme) për të formuar emra veprues:

■

**pjesore** **emër**

[302] Në gjuhën shqipe shumë nga prapashtesat marrin edhe theksin e fjalës. (Këto prapashtesa më poshtë do të jepen me theks.)

[303] Varianti **-ës** i shtohet pjesores që mbaron me bashkëtingëllore, ndërsa **-s** i shtohet asaj me zanore **(shit+ës; mësue+s).**

| | |
|---|---|
| *nxënë* | *nxën**ës*** |
| *blerë* | *bler**ës*** |
| *vjelë* | *vjel**ës*** |
| *qit(ur)* | *qit**ës*** |
| *shkel(ur)* | *shkel**ës*** |
| *shit(ur)* | *shit**ës*** |
| *njoh(ur)* | *njoh**ës*** |
| *mësue* | *mësue**s***[304] |
| *botue* | *botue**s*** |
| *krijue* | *krijue**s*** |
| *sulmue* | *sulmue**s*** |
| *ndërtue* | *ndërtue**s*** |
| *drejtue* | *drejtue**s*** |
| *përkthye (r)* | *përkthye**s*** |

■

| **e tashme** | **emër** |
|---|---|
| *vras* | *vrasës* |

**Shënim.** Prapashtesa **-(ë)s** në pak raste formon emra profesioni a me kuptimin e prejardhjes:

| | |
|---|---|
| *gjykatë**s*** | (nga një emër) |
| *ndihmë**s*** | (nga një emër) |
| *mulli**s*** | (nga një emër) |
| *vendë**s*** | (nga një emër) |
| *ardhë**s*** | (nga një folje) |

## *§ 289* **-ár**

***a*** bashkohet me emra për të formuar emra mjeshtërie:

[304] Prapashtesa **-s** në këto raste i shtohet pjesores së gegërishtes (***mësues, botues, krijues, sulmues*** etj.)

| | |
|---|---|
| *vresht* | *vreshtar* |
| *këpucë* | *këpucar*[305] |
| *gazetë* | *gazetar* |
| *bletë* | *bletar* |
| *argjend* | *argjendar* |
| *kopsht* | *kopshtar* |

***b*** bashkohet me emra për të formuar emra banorësh të një vendi:

| | |
|---|---|
| *Kosovë* | *kosov**ar*** |
| *Dardhë* | *dardh**ar*** |
| *Korçë* | *korç**ar*** |
| *Përmet* | *përmet**ar*** |
| *Myzeqe* | *myzeq**ar*** |
| *fshat* | *fshat**ar*** |
| *qytet* | *qytet**ar*** |

**§ 290 -(ë)tár/ -atár**

***a*** bashkohet me emra për të formuar emra veprues:

| | |
|---|---|
| *dëshmi* | *dëshmi**tar*** |
| *lajm* | *lajmë**tar*** |
| *luftë* | *luftë**tar*** |
| *udhë* | *udhë**tar*** |

***b*** bashkohet me emra për të formuar emra mjeshtërie:

| | |
|---|---|
| *gjah* | *gjah**tar***[306] |
| *arsim* | *arsim**tar*** |
| *këngë* | *këngë**tar*** |
| *gjuhë* | *gjuhë**tar*** |
| *shkrim* | *shkrim**tar*** |
| *treg* | *treg**tar*** |
| *rojë* | *roj**tar***[307] |
| *peshk* | *peshka**tar***[308] |

---

[305] Bie **ë**-ja para prapashtesës; theksi kalon tek prapashtesa.
[306] Edhe *gjue**tar*** (nga ***gjueti).***

*c* bashkohet me emra për të formuar emra sendesh:

| | |
|---|---|
| *tym* | *tym**tar** (oxhak)* |

### *§ 291* -ór

*a* bashkohet me emra për të formuar emra banorësh të një vendi:

| | |
|---|---|
| *malësi* | *malës**or***[309] |
| *Mirditë* | *mirdit**or***[310] |

*b* bashkohet me emra për të formuar emra:

| | |
|---|---|
| *dasmë* | *dasm**or*** |

*c* bashkohet me folje:

| | |
|---|---|
| *drejtoj* | *drejt**or*** |

### *§ 292* -tór/ -atór

*a* bashkohet me emra për të formuar emra mjeshtërie:

| | |
|---|---|
| *punë* | *punë**tor*** |
| *reformë* | *reforma**tor*** |
| *minë* | *mina**tor*** |
| *mur* | *mura**tor*** |

**b** bashkohet me folje për të formuar emra:

| | |
|---|---|
| *shërbej* | *shërbë**tor*** |
| *eksploroj* | *eksplora**tor*** |
| *organizoj* | *organiza**tor*** |

### § 293 -as, -ák (-arák), -án (-ján), -ít, -jót (-iót)

bashkohen me emra[311] për të formuar emra banorësh të një vendi:[312]

---

[307] Bie **ë**-ja para prapashtesës.
[308] Me prapashtesën **-tar** formohet edhe **shqiptar** (nga **shqip)**.
[309] Bie **í** para **-or.**
[310] Bie **ë** para **-or.**
[311] Rrallë edhe me mbiemra, duke formuar emra frymorësh sipas tiparit: ***i zi (të zez) zezak.***
[312] Në ndonjë rast edhe emra kafshësh a shpendësh: *rosë-ros**ak.***

- **-as**

| | |
|---|---|
| *Elbasan* | *elbasan**as*** |
| *Berat* | *berat**as*** |
| *Prishtinë* | *prishtin**as*** |
| *Tiranë* | *tiran**as*** |

- **-ák (-arák)**

| | |
|---|---|
| *Durrës* | *durrs**ak*** |
| *Ulqin* | *ulqin**ak*** |
| *Shpat* | *shpatar**ak*** |

- **-án (-ján)**

| | |
|---|---|
| *Shkodër* | *shkodr**an*** |
| *Dibër* | *dibr**an*** |
| *Mat* | *mat**jan*** |

- **-ít**

| | |
|---|---|
| *Gjirokastër* | *gjirokastr**it*** |

- -**jót**

| | |
|---|---|
| *Himarë* | *himar**jot*** |
| *Sarandë* | *sarand**jot*** |

## § *294* Prapashtesa të huaja

- **-íst**

bashkohet me emra[313] për të formuar emra mjeshtërie:

| | |
|---|---|
| *central* | *central**ist*** |
| *art* | *art**ist*** |
| *kitarë* | *kitar**ist*** |
| *makinë* | *makin**ist*** |
| *ekskavator* | *ekskavator**ist*** |
| *futboll* | *futboll**ist*** |

- **-iér/ -ér**

bashkohet me emra për të formuar emra mjeshtërie:

313 Rrallë bashkohet edhe me mbiemra: *i majtë-majt**ist***

| | |
|---|---|
| *bankë* | *bank**ier*** |
| *boks* | *boks**ier*** |
| *kuzhinë* | *kuzhin**ier*** |
| *karrocë* | *karroc**ier*** |
| *kombajnë* | *kombajn**er*** |

- **-ánt**

| | |
|---|---|
| *kurs* | *kurs**ant*** |
| *emigroj* | *emigr**ant*** |

- **ént**

| | |
|---|---|
| *asistoj* | *asist**ent*** |
| *referoj* | *refer**ent*** |

- **-xhí/ -çì**

bashkohet me emra për të formuar emra veprues dhe emra me ngjyrim keqësues:

| | |
|---|---|
| *bojë* | *boja**xhi***[314] |
| *teneqe* | *teneqe**xhi*** |
| *sahat* | *sahat**çi*** |
| *interes* | *interesa**xhi*** |
| *kalem* | *kalem**xhi*** |

***Shënim.*** Me prapashtesën **–im**, duke u bashkuar me folje, formohen emra të ***përveçëm, si: Afrim, Kujtim, Mendim, Besim, Çlirim, Shkëlqim.***

***Prapashtesa për të formuar emra sendesh, vendesh dhe emra abstraktë***

*§ 295* **-(ë)s/ (-ëse)**

[314] Në disa emra **-xhi** është zëvendësuar me siprapashtesë të shqipes, si: ***teneqepunues*** (në vend të ***teneqexhi), samarpunues*** (në vend ***samarxhi);*** disa emra janë zëvendësuar me fjalë të tjera të brumit të shqipes (si: ***orëndreqës*** *për sahatçi*); disa përdoren me vlera stilistike (si ***kalemxhi***); ndërkaq disa të tjerë përdoren ende (si ***bojaxhi***).

bashkohet me emra dhe me folje për të formuar emra orendish, a pjesë veshjeje:

| | |
|---|---|
| *çel* | *çel**ës*** |
| *mat* | *mat**ës*** |
| *tund* | *tund**ës*** |
| *ndenj(ur)* | *ndenj**ëse*** |

### § 296 -ár (-áre)

| | |
|---|---|
| *ditë* | *dit**ar*** |
| *dritë* | *drit**are*** |
| *vjet* | *vjet**ar*** |

### § 297 -ór (-óre)

| | |
|---|---|
| *lakër* | *lakr**or*** |
| *akull* | *akull**ore*** |
| *fletë* | *flet**ore*** |
| *qark* | *qark**ore*** |
| *rregull* | *rregull**ore*** |

### § 298 -íshtë/ íshte

bashkohet me emra për të formuar emra vendesh ku gjendet një shumicë sendesh të njëjta:

| | |
|---|---|
| *ah* | *ah**ishtë*** |
| *ulli* | *ulli**shtë*** |
| *gur* | *gur**ishtë*** |
| *qarr* | *qarr**ishtë*** |
| *rrap* | *rrap**ishtë*** |
| *zall* | *zall**ishtë*** |
| *lule* | *lul**ishte*** |
| *fidan* | *fidan**ishte*** |

**Shënim.** Me **-ishte** mund të formohen edhe emra me kuptim përmbledhës, si: *bar**ishte.***

### § 299 -(ë) sírë

bashkohet me mbiemra për të formuar emra sendesh a emra të tjerë:

| | |
|---|---|
| *i ëmbël* | *ëmbël**sirë*** |
| *i kalbur* | *kalbë**sirë*** |
| *i vjetër* | *vjetër**sirë*** |
| *i vogël* | *vogël**sirë** (vogël**sira**)* |
| *i errët* | *errë**sirë*** |
| *i hapur* | *hapë**sirë*** |
| *i vranët* | *vranë**sirë*** |

**§ 300 -óre, -tóre**

bashkohet zakonisht me emra për të formuar:

***a*** emra vendesh ku përpunohet a shitet një send:

| | |
|---|---|
| *gur* | *gur**ore***[315] |
| *kripë* | *krip**ore*** |
| *mëngjes* | *mëngjes**ore*** |
| *bulmet* | *bulme**tore*** |
| *të ëmbla* | *ëmbël**tore*** |
| *gjellë* | *gjellë**tore*** |
| *byrek* | *byrekt**ore*** |

***b*** emra që tregojnë vende sipas karakteriskës së një sendi:

| | |
|---|---|
| *breg* | *breg**ore*** |
| *fushë* | *fush**ore*** |
| *mal* | *mal**ore*** |

**§ 301 -ínë**

bashkohet me emra dhe me folje për të formuar emra vendesh:

| | |
|---|---|
| *rrafsh* | *rrafsh**inë*** |
| *lug* | *lug**inë*** |
| *rreth* | *rreth**inë** (rrethinat)* |
| *çmend* | *çmend**inë*** |
| *kthej* | *kth**inë*** |

[315] Krahaso kuptimet e fjalëve: ***gurore*** dhe ***gurishtë.***

### § 302 **-ésë**

bashkohet me folje për të formuar:

***a*** emra konkretë:

| | |
|---|---|
| *fshij* | *fsh**esë*** |
| *ndërtoj* | *ndërt**esë*** |
| *kulloj* | *kull**esë*** |
| *shtroj* | *shtr**esë*** |
| *mbuloj* | *mbul**esë*** |
| *fërgoj* | *fërg**esë*** |
| *shkruaj* | *shkr**esë*** |
| *ftoj* | *ft**esë*** |
| *ngarkoj* | *ngark**esë***[316] |
| *kthej* | *kth**esë***[321] |

***b*** emra abstraktë që tregojnë rezultatin e veprimit:

| | |
|---|---|
| *fejoj* | *fej**esë*** |
| *martoj* | *mart**esë*** |
| *kërkoj* | *kërk**esë*** |
| *ndihmoj* | *ndihm**esë*** |
| *ndiej* | *ndj**esë*** |
| *ngatërroj* | *ngatërr**esë*** |
| *përtoj* | *përt**esë*** |
| *shartoj* | *shart**esë*** |
| *ankoj* | *ank**esë*** |

### § 303 **-ím**

***a*** bashkohet me folje për të formuar emra veprimi:

---

[316] Përdoren edhe me kuptim abstrakt:
*Ai kohët e fundit ka një **ngarkesë** të madhe.*
*Vendi ynë bëri një **kthesë** historike.*

*punoj* *pun**im***
*drejtoj* *drejt**im***
*shkolloj* *shkoll**im***
*kërcej* *kërc**im***
*shkatërroj* *shkatërr**im***
*këmbej* *këmb**im***
*mallkoj* *mallk**im***
*rrëmbej* *rrëmb**im***
*çarmatoj* *çarmat**im***
*përdor* *përdor**im***
*tuboj* *tub**im***
*punësoj* *punës**im***

***b*** bashkohet me folje për të formuar emra që tregojnë rezultatin e veprimit[317]**:**

*fitoj* *fit**im***
*shkruaj* *shkr**im***
*tregoj* *treg**im***

***c*** bashkohet me folje për të formuar emra konkretë:

*buroj* *bur**im***
*strehoj* *streh**im***
*vërtetoj* *vërtet**im***
*shkruaj* *shkr**im***
*këndoj* *kënd**im***[318]

## § *304* -je

---

[317] Kryesisht rezultat veprimi shprehin emrat me prapashtesën **-esë,** ndërsa prapashtesa **-im** formon emra veprimi me kuptim abstrakt:
*krij**esë*** dhe *krijim*
*ngart**ërresë*** dhe *ngatërrim*
*ank**esë*** dhe *ankim*
*ngarkesë* dhe *ngarkim*

[318] Disa nga emrat e këtij tipi përdoren edhe me kuptim abstrakt. Kujdes *shkrimit* (= Kujdes të shkruarit), por *Shkrimi* im është i lexueshëm.

***a*** bashkohet me folje për të formuar emra veprimi femërorë:

- **nga pjesorja**

| | |
|---|---|
| *ardhur* | *ardh**je*** |
| *bërë* | *bër**je*** |
| *hyrë* | *hyr**je***[319] |
| *ndërhyrë* | *ndërhyrje* |
| *mbajtur* | *qar**je*** |
| *qarë* | *shit**je*** |
| *shitur* | *zbrit**je*** |
| *zbritur* | |

- **nga e tashmja**

| | |
|---|---|
| *ngas* | *ngas**je*** |
| *vras* | *vras**je*** |

***b*** bashkohet me folje për të formuar emra që tregojnë rezultatin e veprimit:

| | |
|---|---|
| *shkrirë* | *shkrir**je*** |
| *humbur* | *humb**je*** |
| *mbetur* | *mbet**je*** |
| *shfaqur* | *shfaq**je*** |

***§ 305*** **-më/ -imë**

bashkohen me folje për të formuar emra veprimi që tregojnë kryesisht dukuri atmosferike dhe zhurma:

[319] Përdoret edhe si emër konkret:
*Mora një **hyrje** të re (apartament);* krahaso me:
***Hyrja** në B E është një sukses i madh për RSH.*

| | |
|---|---|
| *bubullij* | *bubull**imë*** |
| *vetëtin* | *vetët**imë*** |
| *fërshëllej* | *fërshëll**imë*** |
| *hingëllij* | *hingëll**imë*** |
| *ulurij* | *ulur**imë*** |
| *uturij* | *utur**imë*** |
| *klith* | *klith**më*** |
| *ndih* | *ndih**më*** |
| *britur* | *brit**më*** |
| *dridhem* | *dridh**më*** |

### *§ 306* -átë

bashkohet me folje për të formuar emra konkretë a emra me kuptimin e rezultatit të veprimit:

| | |
|---|---|
| *kafshoj* | *kafshatë* |
| *dhuroj* | *dhuratë* |
| *telefonoj* | *telefonatë* |
| *administroj* | *administratë* |
| *gjykoj* | *gjykatë* |
| *shtrëngoj* | *shtrëngatë*[320] |

### *§ 307* -í

***a*** bashkohet me mbiemra për të formuar emra femërorë abstraktë që tregojnë cilësi:

| | |
|---|---|
| *i bukur* | *bukur**i*** |
| *i lumtur* | *lumtur**i*** |

[320] Disa formime me **-atë** janë zëvendësuar me formimet me **-im:** ***zemërim*** (jo ***zemëratë***), ***lëngim*** (jo ***lëngatë***) etj.
Disa formime paralele kanë kuptime të ndryshme; krahaso:
***ligjërim*** me ***ligjëratë***
***shtrëngim*** me ***shtrëngatë***
***urim*** me ***uratë***

| | |
|---|---|
| *i ditur* | *ditur**i*** |
| *i njohur* | *njohur**i*** |
| *i pasur* | *pasur**i*** |
| *i varfër* | *varfër**i*** |
| *i veçantë* | *veçant**i*** |
| *i dashur* | *dashur**i*** |

***b*** bashkohet me emra për të formuar emra me kuptime të ndryshme (abstraktë, fusha specialiteti etj.)

| | |
|---|---|
| *dhelpër* | *dhelpër**i*** |
| *kusar* | *kusar**i*** |
| *mjeshtër* | *mjeshtër**i*** |
| *blegtor* | *blegtor**i*** |
| *arbër* | *arbër**i*** |
| *drejtor* | *drejtor**i*** |
| *agronom* | *agronom**i*** |
| *argjendar* | *argjendar**i*** |
| *njerëz* | *njerëz**i***[321] |
| *robër* | *robër**i***[326] |
| *vllazër* | *vllazër**i***[326] |

***c*** bashkohet me folje:

| | |
|---|---|
| *kundërshtoj* | *kundërsht**i*** |
| *lakmoj* | *lakm**i*** |
| *dredh* | *dredh**i*** |

***d*** bashkohet me ndajfolje:

| | |
|---|---|
| *befas* | *befas**i*** |
| *tepër* | *tepr**i*** |

321 Formohen nga shumësi.

### § *308* -(ë) rí

***a*** bashkohet me mbiemra për të formuar emra femërorë abstraktë:

| | |
|---|---|
| *besnik* | *besnik**ëri*** |
| *fisnik* | *fisnik**ëri*** |
| *trim* | *trim**ëri*** |
| *i gjallë* | *gjall**ëri***[322] |
| *i domosdoshëm* | *domosdoshm**ëri*** |
| *i ndershëm* | *ndershm**ëri*** |
| *i papajtueshëm* | *papajtueshm**ëri*** |
| *i pavdekshëm* | *pavdekshm**ëri*** |

**Shënim.** Disa fjalë formohen me **-shmëri (-shëm + -(ë)ri,** si: ***gatishmëri, pjellshmëri.***

***b*** bashkohet me emra për të formuar emra abstraktë a kolektivë:

| | |
|---|---|
| *nuse* | *nusë**ri*** |
| *djalë* | *djalë**ri*** |
| *skllav* | *skllavë**ri*** |
| *vajzë* | *vajzë**ri*** |
| *pleq* | *pleqë**ri***[323] |

### § *309* -(ë) sí

***a*** bashkohet me mbiemra për të formuar emra femërorë abstraktë:

| | |
|---|---|
| *i ëmbël* | *ëmbël**si*** |
| *i madh* | *madhë**si*** |
| *i gjatë* | *gjatë**si*** |
| *i nxehtë* | *nxehtë**si*** |
| *i poshtër* | *poshtër**si*** |
| *i rënd* | *rëndë**si*** |

---

322 Me prapashtesën **-ëri** formohet edhe ***Shqipëri*** (nga ***shqip***)
323 Formohet nga shumësi.

| | |
|---|---|
| *i vjetër* | *vjetër**si*** |
| *i urtë* | *urtë**si*** |
| *i dobët* | *dobë**si***[324] |
| *i përzemërt* | *përzemër**si***[329] |
| *i mirë* | *mirë**si*** |
| *i drejtë* | *drejtë**si*** |
| *fatbardhë* | *fatbardhë**si*** |
| *fatkeq* | *fatkeqë**si*** |
| *gjakftohtë* | *gjakftohtë**si*** |

***b*** bashkohet me emra për të formuar emra me kuptime të ndryshme:

| | |
|---|---|
| *mjek* | *mjek**ësi*** |
| *mal* | *mal**ësi*** |
| *miq* | *miq**ësi***[325] |
| *bujq* | *bujq**ësi*** |
| *armiq* | *armiq**ësi*** |
| *bimë* | *bim**ësi*** |
| *vazhdim* | *vazhdim**ësi*** |
| *fshatar* | *fshatar**ësi*** |

***c*** bashkohet me folje, përemra a ndajfolje:

| | |
|---|---|
| *mund* | *mund**ësi*** |
| *kënaq* | *kënaq**ësi*** |
| *bashkë* | *bashk**ësi*** |
| *larg* | *larg**ësi*** |
| *sa* | *sa**si*** |

**Shënim 1.** Me prapashtesat **-i, -ri, -si** nga tema të njëjta përftohen emra me kuptime të ndryshme: ***liri*** me ***lirësi, madhëri*** me ***madhësi, pleqëri*** me ***pleqësi.***

**Shënim 2.** Si variant i **(ë)si,** përdoret edhe **-(ë)** zi:

| | |
|---|---|
| *djall* | *djallë**zi*** |
| *i marrë* | *marrë**zi*** |

---

[324] **t-**ja bie para prapashtesës.

[325] Përftohen nga shumësat (***miq, bujq, armiq*** etj.)

**Shënim 3.** Për formimin e emrave abstraktë përdoren edhe disa prapashtesa të huaja, si: **-llëk, -izëm, -azh, -urë, -ikë:**
*budalla**llëk**, maskara**llëk**, gomar**llëk**,*
*burokrati**zëm**, feudali**zëm**, majti**zëm**, zyrtari**zëm**,*
*grup**azh**, spiun**azh**, ton**azh**,*
*argjen**turë**, arkitek**turë**,*
*atlet**ikë**, estet**ikë**, metod**ikë**, metr**ikë**.*
Ndonjë prej këtyre është zëvendësuar me fjalë shqipe:
***marrëzi*** për ***budallëllëk*** etj. Disa fjalë me **-llëk** kanë vlerë stilistike.

### *§ 310* Prapashtesat me ngjyrime emocionale-shprehëse

***a*** Prapashtesat me kuptim përkëdhelie e zvogëlimi (kryesisht në krijime poetike)[326]:

- **-th** (bashkohet me emra mashkullorë)

| | |
|---|---|
| *bir* | *bir**th*** |
| *zë* | *zë**th*** |

*Kur dëgjon **zëthin** e s'ëmës, qysh e lë qengji kopenë.*

- **-z(ë)** (bashkohet me emra femërorë)

| | |
|---|---|
| *fole* | *fole**zë*** |
| *shtëpi* | *shtëpi**zë*** |

- **-ùsh, -ùshkë**

| | |
|---|---|
| *lepur* | *lepur**ush*** |
| *i vogël* | *vogël**ush*** |
| *babë* | *bab**ush*** |
| *fletë* | *flet**ushkë*** |

***b*** Prapashtesat me kuptim keqësues

- **-ác**

| | |
|---|---|
| *dorë* | *dor**ac*** |
| *tullë* | *tull**ac*** |
| *përtoj* | *përt**ac*** |

- **-acák, acùk**

---

[326] Me prapashtesat **-th, -z(ë)** formohen edhe emra me kuptim leksikor tjetër, si: **këmbëz, zogth.**

| | |
|---|---|
| *burrë* | *burr**acak*** |
| *frikë* | *frik**acak*** |
| *morr* | *morr**acak*** |
| *ngordh* | *ngordh**acak*** |
| *i verdhë* | *verdh**acak*** |
| | *verdha**cuk*** |

**Shënim.** Me kuptim keqësues përdoren edhe prapashtesat **-alaq, -aluq, -alec, -aman, -arash, -avec**, si: ***ngodhalaq, shtrembalùq, barkalec, çalaman, mëngjarásh; mburravéc, grindavéc*** etj.

§ *311* **Prapashtesat e gjinisë tek emrat e frymorëve**

| **mashkullorë** | **femërorë** |
|---|---|
| ■ **-e** | |
| *gjysh* | *gjysh**e*** |
| *mik* | *mik**e*** |
| *mjek* | *mjek**e** (edhe doktoreshë, doktore)* |
| *oficer* | *oficer**e*** |
| *shok* | *shoq**e***[327] |
| *dibran* | *dibran**e*** |
| *durrsak* | *durrsak**e*** |
| *tiranas* | *tiranas**e*** |
| *fshatar* | *fshatar**e*** |
| *qytetar* | *qytetar**e*** |
| *student* | *student**e*** |
| *artist* | *artist**e*** |
| *pronar* | *pronar**e*** |
| *ministër* | *ministr**e***[328] |
| ■ **-ë** | |
| *plak* | *plak**ë*** |
| *zog* | *zog**ë*** |
| *kunat* | *kunat**ë*** |

■ **-eshë**

[327] Kalon edhe **k**-ja në **q.**
[328] Bie **ë-**ja para **-r.**

| | |
|---|---|
| *drejtor* | *drejtor**eshë*** (edhe *drejtore)* |
| *pëllumb* | *pëllumb**eshë*** |
| *luan* | *luan**eshë*** |

■ **-ushë**

| | |
|---|---|
| *ari* | *ar**ushë***[329] |
| *dre* | *dren**ushë*** |

■ **-onjë**

| | |
|---|---|
| *zot (zotëri)* | *z**onjë** (zonj**ushë*** për vajzë të pamartuar*)* |
| *ujk* | *ujk**onjë*** |

■ **-icë**

| | |
|---|---|
| *buall* | *buall**icë*** |
| *gomar* | *gomar**icë*** |

| **femërore** | **mashkullore** |
|---|---|

■ **-ok**

| | |
|---|---|
| *patë* | *pat**ok*** |
| *mace* | *maç**ok*** |

■ **-ak**

| | |
|---|---|
| *rosë* | *ros**ak*** |

*§ 312* Disa emra frymorësh kanë fjalë të ndryshme për të shprehur gjininë e tyre:

| **mashkullore** | **femërore** |
|---|---|
| *vëlla* | *motër* |
| *burrë* | *grua* |
| *babë* | *nënë* |
| *djalë* | *vajzë* |
| *i ati* | *e ëma* |
| *nip* | *mbesë* |

---

[329] Bie **i** para prapashtesës -**ushë.**

| | |
|---|---|
| *kalë* | *pelë* |
| *ka* | *lopë* |
| *dash* | *dele* |
| *cjap* | *dhi* |
| *gjel* | *pulë* |
| *derr* | *dosë* |

***Prapashtesat e mbiemrave***

*§ 313* **-(ë)s**

bashkohet kryesisht me folje:

| | | |
|---|---|---|
| *djeg(ur)* | *djeg**ës*** | *(spec djegës, lëndë djegëse)* |
| *mbyt(ur)* | *mbyt**ës*** | *(atmosferë mbytëse)* |
| *përmbledh(ur)* | *përmbledh**ës*** | *(shënime përmbledhëse)* |
| *ushqy(er)* | *ushqye**s*** | *(lëndë ushqyese)* |
| *mbjellë* | *mbjellë**s*** | *(makinë mbjellëse)* |
| *dallue* | *dallue**s***[330] | *(shenjë dalluese)* |
| *krahasue* | *kraha**sue**s* | *(metodë krahasuese)* |
| *kullue* | *kullue**s*** | *(kanal kullues)* |
| *botue* | *botue**s*** | *(shtëpi botuese)* |

*§ 314* **-ár, -tár (-atár, -ëtár)**

bashkohen kryesisht me emra për të formuar mbiemra me kuptim përkatësie a me një kuptim tjetër:

■

| | |
|---|---|
| *bregdet* | *bregde**tar** **( qytet )*** |
| *planet* | *plane**tar** **( sistem )*** |
| *letër* | *letr**ar** **(krijim )*** |
| *mesjetë* | *mesje**tar** **(kështjellë)*** |
| *opozitë* | *opozi**tar(parti)*** |
| *arbitër* | *arbitr**ar** **(sjellje)*** |

[330] Prapashtesa **-s** i shtohet pjesores gege (*dallue, krahasue, kullue, botue* etj.); trajtat nga e tashmja (**dallonjës, krahasonjës, kullonjës**) janë jonormative (përveç ***punonjës***).

| | |
|---|---|
| *element* | *elemen**tar*** |
| *gënjeshtër* | *gënjesh**tar*** |
| *kundërshtoj* | *kundërsh**tar*** |

■

| | |
|---|---|
| *përparim* | *përparim**tar*** |
| *vendim* | *vendim**tar*** |
| *prodhim* | *prodhim**tar*** |
| *përfundim* | *përfundim**tar*** |
| *nevojë* | *nevoj**tar*** |
| *Mesdhe* | *mesdhe**tar*** |
| *fragment* | *fragmen**tar*** |

■

| | |
|---|---|
| *mes* | *mesa**tar*** |
| *gjak* | *gjaka**tar*** |

■

| | |
|---|---|
| *komb* | *kombë**tar*** |

## § 315 -òr

***a*** bashkohet me emra për të formuar mbiemra që tregojnë marrëdhënie ndaj një sendi:

| | |
|---|---|
| *gojë* | *goj**or***[331] |
| *mal* | *mal**or*** |
| *shkëmb* | *shkëmb**or*** |
| *lëndë* | *lënd**or*** |
| *foshnje* | *foshnj**or*** |
| *qiell* | *qiell**or*** |
| *mashkull* | *mashkull**or*** |
| *gramatikë* | *gramatik**or***[332] |
| *muzikë* | *muzik**or*** |
| *verë* | *ver**or337*** |

---

[331] Prapashtesa -**or** formon kryesisht mbiemra (*shkoll**or**, vjet**or**, goj**or**, shkenc**or***); prapashtesat -**ar, -tar** formojnë kryesisht emra (***shkollar, vjetar, gojëtar, shkencëtar***).

[332] Zanoret fundore -**ë, í** bien para **-or.**

| | |
|---|---|
| *rrethanë* | *rrethan**or*** |
| *studim* | *studim**or*** |
| *burrëri* | *burrër**or***[337] |
| *bujqësi* | *bujqës**or*** |
| *paqë* | *paqësor* |
| *rini* | *rin**or*** |

***b*** bashkohet me folje për të formuar mbiemra që tregojnë marrëdhënie ndaj një veprimi:

| | |
|---|---|
| *dëftoj* | *dëft**or*** |
| *lejoj* | *lej**or*** |
| *lidh* | *lidh**or*** |
| *lind* | *lind**or*** |
| *pjell* | *pjell**or*** |

**Shënim.** Rrallë bashkohet edhe me mbiemër a ndajfolje:

| | |
|---|---|
| *i madh* | *madh**or*** |
| *sipër* | *sipër**or*** |

## § *316* -tór

bashkohet me emra

| | |
|---|---|
| *barí* | *bari**tor*** |
| *lesh* | *lesh**tor** (edhe **leshator**)* |

## § 317 -ák, -arák

bashkohen kryesisht me emra e mbiemra:

■

| | |
|---|---|
| *vezë* | *vez**ak*** |
| *perandor* | *perandor**ak*** |
| *ushtar* | ***u**shtara**k*** |

■

| | |
|---|---|
| *i hollë* | *holl**ak*** |
| *i vocërr* | *vocërr**ak*** |

■

| | |
|---|---|
| *shtazë* | *shtaz**arak*** |
| *foshnjë* | *foshnj**arak*** |
| *luftë* | *luft**arak*** |
| *qesh* | *qesh**arak*** |

***§ 318* -òsh**

bashkohet me mbiemra dhe emra për të formuar mbiemra me kuptim keqësues ose përkëdhelie:

| | |
|---|---|
| *i larë* | *lar**osh*** |
| *i gjatë* | *gjat**osh*** |
| *i bardhë* | *bardh**osh*** |
| *i bukur* | *bukur**osh*** |

***§ 319* -anìk**

bashkohet me mbiemra a emra për të formuar mbiemra zakonisht me kuptim keqësues:

| | |
|---|---|
| *i shtatë* | *shtat**anik***[333] |
| *i thatë* | *that**anik*** |
| *i shtrembër* | *shtremb**anik***[338] |
| *qelb* | *qelb**anik*** |

***§ 320* -áq**

bashkohet me folje për të formuar mbiemra me kuptim keqësues:

| | |
|---|---|
| *harroj* | *harr**aq*** |
| *ngordh* | *ngodh**aq*** |
| *hutoj* | *hut**aq*** |

***§ 321* -shëm**

**a** bashkohet me emra për të formuar mbiemra që shënojnë cilësi të rrjedhur prej tyre:

| | | |
|---|---|---|
| *arsye* | *i arsyeshëm* | *(=që ka arsye)* |
| *dëm* | *i dëmshëm* | *(=që sjell dëm)* |
| *hije* | *i hijshëm*[334] | *(=që është i hijshëm)* |

[333] Bien **ë - ër** para **-anik.**

| | | |
|---|---|---|
| *fuqi* | *i fuqishëm* | *(=që ka fuqi, me fuqi)* |
| *frikë* | *i frikshëm*[339] | *(=që sjell frikë)* |
| *ujë* | *i ujshëm* | *(=që ka ujë)* |
| *herë* | *i hershëm* | *(=që është i hershëm, i kahershëm)* |
| *famë* | *i famshëm* | *(=që është i famshëm)* |
| *nder* | *i ndershëm* | *(=që është i ndershëm)* |
| *sukses* | *i suksesshëm* | *(=që ka sukses, me sukses)* |

***b*** bashkohet me folje:

| | |
|---|---|
| *punue* | *i punue**shëm***[335] |
| *botue* | *i botue**shëm*** |
| *besue* | *i besue**shëm*** |
| *shkrue* | *i shkrue**shëm*** |
| *avullue* | *i avullue**shëm*** |
| *çmue* | *i çmue**shëm*** |
| *trishtue* | *i trishtue**shëm*** |
| *përkul* | *i përkul**shëm*** |
| *ushqye* | *i ushqye**shëm*** |
| *lodh (ur)* | *i lodh**shëm*** |

***c*** bashkohet me ndajfolje:

---

[334] Bien **ë, e** para **-shëm.**

[335] Mbiemrat me -**ue** vijnë nga pjesorja e gegërishtes (dialekti verior i shqipes).

Mbiemrat me -**shëm** tregojnë aftësi, mundësi, ndërsa ***i punuar, i botuar*** veprim pësor të së shkuarës dhe prandaj nuk duhen përdorur në vend të njëri-tjetrit (krahaso: *tokë **e punueshme** = tokë që mund të punohet; tokë **e punuar** = tokë që është punuar*). Por, kur mbiemrat prejpjesorë kanë fituar kuptim të figurshëm, përdoren me të njëjtin kuptim me mbiemrat prapashtesorë *(i shkëlqyer-i shkëlqyeshëm=që shkëlqen).*

| | |
|---|---|
| *dje* | *i dje**shëm*** |
| *sot* | *i sot**shëm*** |
| *këtu* | *i këtu**shëm*** |
| *brenda* | *i brend**shëm***[336] |
| *përherë* | *i përher**shëm***[341] |
| *përditë* | *i përdit**shëm*** |

***d*** bashkohet me përemra:

| | |
|---|---|
| *çfarëdo* | *i çfarëdo**shëm*** |
| *gjithfarë* | *i gjithfar**shëm*** |

§ *322* **-(ë)t(ë)**

***a*** bashkohet me emra për të formuar mbiemra që tregojnë marrëdhënie lëndore[337]:

| | |
|---|---|
| *hekur* | *i hekur**t*** |
| *pambuk* | *i pambuk**të*** |
| *mëndafsh* | *i mëndafsh**të*** |
| *ar* | *i ar**të*** |
| *dru* | *i drunj**të*** |
| *lëng* | *i lëng**ët*** |

***b*** bashkohet me emra për të formuar mbiemra cilësorë të drejtëpërdrejtë:

| | |
|---|---|
| *mjegull* | *i mjegull**t*** |
| *qull* | *i qull**ët*** |
| *dyshim* | *i dyshim**të*** |
| *flakë* | *i flak**të*** |
| *shesh* | *i shesh**të*** |
| *rrafsh* | *i rrafsh**ët*** |

***c*** bashkohet me folje për të formuar mbiemra cilësorë të drejtpërdrejtë:

| | |
|---|---|
| *lag* | *i lag**ët*** |
| *hap* | *i hap**ët*** |

---

336 Bie -**a, -ë** para **-shëm.**

337 Disa prej tyre përdoren edhe si mbiemra me kuptim të figurshëm (*unazë **e artë*** krahaso me *kohë **e artë**; derë **e hekurt*** krahaso *me vullnet **i hekurt***).

| | |
|---|---|
| *humb* | *i humb**ët*** |
| *ngordh* | *i ngordh**ët*** |
| *ftoh* | *i ftoh**të*** |
| *ngroh* | *i ngroh**të*** |
| *mpreh* | *i mpreh**të*** |
| *fsheh* | *i fsheh**të*** |

***d*** bashkohet me ndajfolje për të formuar mbiemra me kuptime të ndryshme:

| | |
|---|---|
| *larg* | *i larg**ët*** |
| *afër* | *i afër**t*** |
| *tepër* | *i tepër**t*** |
| *shpesh* | *i shpesh**të*** |
| *ngadalë* | *i ngadal**të*** |
| *shumë* | *i shum**të*** |

***dh*** bashkohet me numërorë (dy deri në pesë) për të formuar mbiemra që tregojnë radhë:

| | |
|---|---|
| *dy* | *i dy**të*** |
| *tre* | *i tre**të*** |
| *katër* | *i katër**t*** |
| *pesë* | *i pes**të***[338] |

### *§ 323* -(ë)m(ë)

***a*** bashkohet me emra:

| | |
|---|---|
| *fis* | *i fis**ëm*** |
| *mes* | *i mes**ëm*** |

***b*** bashkohet me folje:

| | |
|---|---|
| *rrej* | *i rre**më*** |

**c** bashkohet me ndajfolje:

| | |
|---|---|
| *afër* | *i afër**m** (njeri i afërm; por* |

[338] Prapashtesën **të (t)** e marrin edhe mbiemrat e formuar nga numërorë të përbërë që përfundojnë me një nga numrat e mësipërm *(i njëzetekatërt, i dyqindedytë)*, si edhe ata që përfundojnë me ***qind, mijë, milion, miliard (i njëqindtë, i njëmijtë).***

| | |
|---|---|
| | *edhe* ***i afërt)*** |
| *sipër* | *i sipër**m*** |
| *nesër* | *i nesër**m*** |
| *këtej* | *i këtej**më*** |
| *andej* | *i andej**më*** |
| *sivjet* | *i sivjet**ëm*** |
| *jashtë* | *i jasht**ëm*** |
| *poshtë* | *i posht**ëm*** |
| *sot* | *i sot**ëm*** |

*§ 324* Në gjuhën e sotme shqipe takohen edhe fjalë zakonisht të huaja me këto prapashtesa mbiemrash: **-ik, -al, -iv, -ian, -oz:**

| | |
|---|---|
| *fotograf* | *Fotograf**ik*** |
| *skenë* | ***skenik*** |
| *akademi* | *akadem**ik*** |
| *atom* | *atom**ik*** |
| *person* | *person**al*** |
| *eksperiment* | *eksperiment**al*** |
| *kontinent* | *kontinent**al*** |
| *objekt* | *objekt**iv*** |
| *federatë* | *federat**iv*** |
| *edukatë* | *edukat**iv*** |
| *Shekspir* | *shekspir**ian*** |
| *Evropë* | *evrop**ian*** |
| *luks* | *luks**oz*** |
| *nerv* | *nerv**oz*** |

### *Prapashtesat e foljeve*

*§ 325* **-ó**

***a*** bashkohet me emra:

| | |
|---|---|
| *punë*[339] | *punoj* |
| *emër* | *emëroj* |

[339] Bie **ë**-fundore para prapashtesës **-o;** në ndonjë fjalë **ë**-ja para **r** fundore , **-at** para **–o**.

| | |
|---|---|
| *besë* | *besoj* |
| *nder* | *nderoj* |
| *rregull* | *rregulloj* |
| *urdhër* | *urdhëroj* |
| *vrap* | *vrapoj* |
| *darkë* | *darkoj* |
| *ajër*[344] | *ajroj* |
| kandidat | *kandidoj* |

***b*** bashkohet me mbiemra:

| | |
|---|---|
| *i pastër*[345] | *pastroj* |
| *i hollë* | *holloj* |
| *i shpeshtë* | *shpeshtoj* |
| *i pasur* | *pasuroj* |
| *i vjetër*[345] | *vjetroj* |
| *i thellë*[345] | *thelloj* |
| *i shtrenjtë* | *shtrenjtoj* |
| *i çalë* | *çaloj* |

***c*** bashkohet me ndajfolje:

| | |
|---|---|
| *afër*[340] | *afroj* |
| *bashkë*[345] | *bashkoj* |
| *larg* | *largoj* |
| *tepër*[345] | *teproj* |
| *mënjanë*[345] | *mënjanoj* |
| *përjashta*[345] | *përjashtoj* |
| *përpara*[345] | *përparoj* |
| *veç* | *veçoj* |
| *trefish* | *trefishoj* |
| *rrafsh* | *rrafshoj* |

**Shënim.** Rrallë bashkohet edhe me folje, duke krijuar çifte sinonimike, si:

| | |
|---|---|
| *ndal* | *ndal**oj*** |
| *përdor* | *përdor**oj*** |
| *zbardh* | *zbardh**oj*** |

## *§ 326* -tó

***a*** bashkohet me emra:

| | |
|---|---|
| *arsye* | *arsyetoj* |
| *copë* | *copëtoj* |
| *dëm* | *dëmtoj* |
| *pjesë* | *pjesëtoj* |
| *shkak* | *shkaktoj* |
| *udhë* | *udhëtoj* |
| *treg* | *tregtoj* |
| *vizë* | *vizatoj*[341] |
| *rreze* | *rrezatoj*[346] |

***b*** bashkohet me ndajfolje:

| | |
|---|---|
| *mirë* | *miratoj*[346] |
| *shqip* | *shqiptoj* |

[340] Bie **ë** dhe **a** para prapashtesës **-o.**
[341] Në vend të **ë-**së ose **e**-së del zanorja **a** para prapashtesës -**to.**

## *§ 327* **-zó**

bashkohet me emra:

| | |
|---|---|
| *frymë* | *frymëzoj* |
| *dorë* | *dorëzoj* |
| *udhë* | *udhëzoj* |
| *valë* | *valëzoj* |
| *kufi* | *kufizoj* |
| *lëng* | *lëngëzoj*[342] |
| *pyll* | *pyllëzoj*[347] |
| *lule* | *lulëzoj*[343] |

bashkohet me mbiemra[344]:

| | |
|---|---|
| *aktiv* | *aktivizo**j*** |
| *industrial* | *industrializo**j*** |
| *konkret* | *konkretizo**j*** |
| *ndërkombëtar* | *ndërkombëtarizo**j*** |
| *individual* | *individualizo**j*** |

## *§ 328* **-rò**

bashkohet kryesisht me emra:

| | |
|---|---|
| *flakë* | *flakë**ro**j* |
| *lajm* | *lajmë**ro**j*[345] |
| *mish* | *mishë**ro**j* |
| *pleh* | *plehë**ro**j* |
| *turp* | *turpë**ro**j* |
| *zot* | *zotë**ro**j* |

## *§ 329* **-sò**

bashkohet me emra, mbiemra dhe ndajfolje:

■

---

342 Për lehtësi shqiptimi shtohet një **e** para prapashtesës **-zo.**

343 Zanorja fundore **e** errësohet në **ë** para **-zo.**

344 Prapashtesa -**zo** zgjerohet me **-i**, kur bashkohet me mbiemra.

345 Shtohet një **ë** para prapashtesës **-ro,** kur fjala mbaron me bashkëtingëllore.

| | |
|---|---|
| *frikë* | *frikë**so**j* |
| *vleftë* | *vleftë**so**j* |

■

| | |
|---|---|
| *i qetë* | *qetë**so**j* |
| *i embël* | *embël**so**j* |
| *i lehtë* | *lehtë**so**j* |
| *i keq* | *keqë**so**j*[346] |
| *i vështirë* | *vështirë**so**j* |

■ .

| | |
|---|---|
| *ngadalë* | *ngadalë**so**j* |
| *plot* | *plotë**so**j*[351] |
| *pak* | *pakë**so**j*[351] |

### *§ 330* **-s, -ìs**

***a*** bashkohet me emra:

| | |
|---|---|
| *arrati* | *arrati**s*** |
| *rast* | *rast**is*** |
| *vaj* | *vaj**is*** |
| *gjobë* | *gjob**is***[347] |
| *radhë* | *radh**is*** |
| *kosë* | *kos**is*** |
| *shoshë* | *shosh**is*** |

***b*** bashkohet me ndajfolje:

| | |
|---|---|
| *gati* | *gat**is***[352] |
| *përsëri* | *përsër**is***[352] |

### *§ 331* **-òs**

bashkohet me emra:

---

[346] Shtohet një **ë** para prapashtesës **-so.**

[347] Këto folje dalin edhe me prapashtesën **-it:** ***gjobit, radhit*** etj.

| | |
|---|---|
| *vend* | *vend**os** (edhe **vendoj)*** |
| *hekur* | *hekur**os*** |
| *varr* | *varr**os*** |
| *inat* | *inat**os*** |
| *plagë* | *plag**os***[348] |
| *brengë* | *breng**os*** |
| *brumë* | *brum**os*** |
| *vulë* | *vul**os*** |
| *firmë* | *firmos(edhe firmoj**)*** |

**Shënim 1.** Prapashtesat **-os** dhe **-is** herë-herë zgjerohen me -**at**, si:

| | |
|---|---|
| *armë* | *arm**atos*** |
| *bosh* | *bosh**atis*** |

**Shënim 2.** Pranë foljeve me **-os,** po përdoren edhe ato me **-o:** ***brengoj,firmoj, inatoj*** **etj.**

## *Prapashtesat e ndajfoljeve*[349]

### § 332 -ísht

***a*** bashkohen me emra:

| | |
|---|---|
| *hollësi* | *hollës**isht***[350] |
| *egërsi* | *egërs**isht*** |
| *besnikëri* | *besnikër**isht*** |
| *Angli* | *angl**isht*** |
| *shkurtim* | *shkurtim**isht*** |
| *detyrim* | *detyrim**isht*** |
| *fillim* | *fillim**isht*** |
| *përfundim* | *përfundim**isht*** |
| *natyrë* | *natyr**isht*** |
| *rregull* | *rregull**isht*** |

[348] Bie **ë** fundore para prapashtesës **-os.**

[349] Me prapashtesa formohen ndajfoljet e mënyrës.

[350] Shkruhet dhe shqiptohet vetëm një i kur fjala mbaron me í (hollësí - hollësisht; Angli - anglisht etj.) .

**Shënim.** Prapashtesa **-isht** zgjerohet shpesh me elementë të ndryshëm, si: *gojar**isht**, denjës**isht**, fuqim**isht*** etj.[351]

***b*** bashkohet me mbiemra:

| | |
|---|---|
| *artistik* | *artistik**isht*** |
| *barbar* | *barbar**isht*** |
| *mesatar* | *mesatar**isht*** |
| *ushtarak* | *ushtarak**isht*** |

## *§ 333* -as

***a*** bashkohet me emra:

| | |
|---|---|
| *bark* | *bark**as*** |
| *fyt* | *fyt**as*** |
| *gjunjë* | *gjunj**as*** |

***b*** bashkohet me mbiemra:

| | |
|---|---|
| *i djathtë* | *djatht**as*** |
| *i majtë* | *majt**as*** |
| *i përciptë* | *përcipt**as*** |
| *i fshehtë* | *fsheht**as*** |

***c*** bashkohet me folje:

| | |
|---|---|
| *fal* | *fal**as*** |
| *fshehur* | *fshehur**as*** |
| *ndarë* | *ndar**as*** |

**Shënim 1.** Prapashtesa -**as** takohet edhe te disa ndajfolje që dublojnë ndajfolje sinonimike:

| | |
|---|---|
| *keq* | *keq**as*** |
| *rrëshqanë* | *rrëshqana**s*** |

**Shënim 2.** Prapashtesa -**as** del edhe në variantin -**azi**, duke formuar ndajfolje sinonimike, si:

| | |
|---|---|
| *barkas* | *bark**azi*** |
| *përciptas* | *përcipt**azi*** |

## *§ 334* -thi

bashkohet me emra e mbiemra:

---

[351] *Gojë* + ***ar*** + *isht, i denjë* + ***s*** + *isht, fuqi* + ***m*** + *isht.*

| | |
|---|---|
| *fluturim* | *fluturim**thi*** |
| *rrëmbim* | *rrëmbim**thi*** |
| *kalim* | *kalim**thi*** |
| *qorr* | *qorr**thi*** |

**Shënim.** Prapashtesa **-çe** përdoret në ndonjë rast me kuptim keqësues:

| | |
|---|---|
| *derr* | *derr**çe*** |
| *hajdut* | *hajdut**çe*** |

## *Prejardhja me parashtesa e prapashtesa njëherazi*

*§ 335* **për +** emër + **-o** për të formuar folje:

***për**qaf**o**j*[352] (***për** + qafë + **o***)

***për**fund**o**j*

***për**gënjeshtr**o**j*[357] (***për** + gënjeshtër **+ o***)

***për**mall**o**j*

*§ 336* **për** + emër (përemër, ndajfolje) + **so** për të formuar folje:

***për**faqë**so**j*[353]

***për**jetë**so**j*

***për**vetë**so**j*

***për**gjithë**so**j*

***për**mirë**so**j*

*§ 337* **për +** emër (folje) **+ je (-(ë)si, -are)** për të formuar emra:

***për**qind**je***

***për**shtyp**je***

***për**jetë**si***

***për**kren**are***[354]

---

352 Bie **ë-**ja fundore para prapashtesës -**o,** si dhe **ë-**ja para **r**-së.

353 Errësohet në **ë , e-**ja e emrit ***faqe.***

354 Nga trajta e shumësit e emrit ***krye.***

**§ 338** **për +** emër (ndajfolje, përemër) **+ -(ë)t(ë), (-shëm)** për të formuar mbiemra me mbaresa të përparme:

*i **për**cip**të***[355]
*i **për**pik**të***
*i **për**bashk**ët***
*i **për**bot**shëm***[360]
*i **për**koh**shëm***
*i **për**jav**shëm***
*i **për**dit**shëm***
*i **për**gjith**shëm***
*i **për**muaj**shëm***

**§ 339** **për +** emër + prapashtesë zero **(-)** për të formuar folje:

***për**krah (-)*
***për**dor (-)*[356]
***për**buz (-)*[361]
***për**gjak (-)*
***për**gjunj (-)*[357]
***për**ligj (-)*
***për**shtat (-)*
***për**shëndet (-)*
***për**flak (-)*[361]
***për**balt (-)*[361]

**§ 340** **sh- +** emër + **-zo (-so, -o)** për të formuar folje:

***sh**frytë**zo**j*
***sh**fronë**zo**j*
***sh**pronë**so**j*
***sh**fle**to**j*

**§ 341** **z- +** mbiemër + **o** për të formuar folje:

---

355 Bie **ë-**ja fundore para prapashtesave **-të, -shëm.**
356 Bie ë-ja fundore.
357 Formohet nga shumësi ***gjunj.***

*zbuku**ro**j*
*zgje**ro**j*

§ *342* **pa- +** emër **+ (ë)si** për të formuar emra:
***pa**fundë**si***
***pa**gjumë**si***
***pa**kujde**si***

§ *343* **nën** + emër + **ëse (-as)** për të formuar emra:
***nën**det**ëse***
***nën**shtet**as***

**Shënim.** Takohen edhe këto lidhje ndajshtesash:
**n - os** **n**gur**os**
**në - (ë)s** **në**pun**ës**
**më - (-ë)s** **më**këmb**ës**

§ *344* **m- +** emër (ndajfolje) + prapashtesë zero **(-)**
***m**burr*[358]
***m**posht*

[358] Bie **ë-**ja fundore.

§ *345* **n +** emër + prapashtesë zero **(-)**

*__n__drit*

§ *346* **s-/z-** + mbiemër + prapashtesë zero (-)

*__z__bardh*
*__z__verdh*
*__s__kuq*

## Prejardhja pa ndajshtesa (pa afikse)

§ *347* emra nga foljet:

| **folje** | **emra** | |
|---|---|---|
| *hap* | *hap -i* | |
| *mund* | *mund -i* | |
| *plas* | *plasë*[358] | |
| *pjell* | *pjellë* | |
| *kullot* | *kullotë* | |
| *dredh* | *dredhë* | |
| *rrjedh* | *rrjedhë* | |
| *shtroj* | *shtrojë* | |
| *pritur* | *pritë* | *(formuar nga pjesorja)* |
| *ndjenj* | *ndjenjë* | *(formuar nga një trajtë fonetike e vjetër e së tashmes)* |
| *shkruaj* | *shkronjë* | *(formuar me ndryshime tingujsh)* |
| *luaj* | *lojë* | *(formuar me ndryshime tingujsh)* |

[358] Emrat, ndryshe nga foljet, kanë **ë** fundore kur janë të gjinisë femërore.

§ *348* emra nga pjesoret:

| **pjesore** | **emra** |
|---|---|
| *(e)goditur* | *e goditur-a*[364] |
| *shtënë* | *e shtënë -a* |
| *folur* | *të folur –it* |
| *(të)* | |
| *dëgjuar* | *të dëgjuar -it* |
| *menduar* | *të menduar -it* |
| *parë* | *të parë -t* |

§ *349* emra nga mbiemrat:

| **mbiemra** | **emra** |
|---|---|
| *e mirë* | *e mirë - e mira* |
| *i varfër* | *i varfër -i varfri* |
| *e drejtë* | *e drejtë-e drejta.të drejtat* |
| | |
| *i sëmurë* | *i sëmurë - i sëmuri* |
| *e verdhë* | *e verdha (e vezës)* |
| *i lashtë* | *të lashta -t* |
| *e mbjellë* | *të mbjella -t* |
| *e hollë* | *të holla -t (paratë)* |
| *ushtrimore* | *ushtrimore - ushtrimorja* |
| *fillore* | *fillore - fillorja* |
| *dëftore* | *dëftore - dëftorja* |
| *trim* | *trim -i* |
| *besnik* | *besnik -u* |
| *gënjeshtar* | *gënjeshtar -i* |
| *shurdh* | *shurdh -i* |
| *mëngjarash* | *mëngjarash -i* |
| *i ri* | *i ri -u* |
| *ushtarak* | *ushtarak -u* |
| *e vërtetë* | *e vërtetë - e vërteta* |
| *i zi* | *të zi-të* |

364 Emrat e ardhur nga pjesoret marrin mbaresat e përparme **e, të.**

| | |
|---|---|
| *i kuq* | *të kuq -të* |
| *tetërrokësh* | *tetërrokësh -i* |
| *(e) pesëlekësh* | *pesëlekësh -i* |

***§ 350*** mbiemra nga pjesoret:

| **pjesore** | **mbiemra** |
|---|---|
| *(i) këputur* | *i këputur (= i varfër)* |
| *dëgjuar* | *i dëgjuar (i njohur)* |
| *ditur* | *i ditur* |
| *mësuar* | *i mësuar* |
| *fjetur* | *i fjetur* |
| *vendosur* | *i vendosur* |
| *vrarë* | *i vrarë* |
| *zgjuar* | *i zgjuar* |

***§ 351*** mbiemra nga emrat:

| **emra** | **mbiemra** |
|---|---|
| *kyç* | *kyç* (problem ***kyç)*** |
| *fshatar* | *fshatar* |
| *plak* | *plak* |
| *plakë* | *plakë (diplomaci plakë)* |
| *mik* | *mik* |
| *punëtor* | *punëtor* |
| *punëtore* | *punëtore* |
| *shqiptar* | *shqiptar (delegacion shq.)* |
| *ilir* | *ilir* |
| *dibran* | *dibran* |
| *kosovar* | *kosovar (burra kosovarë)* |
| *trekëndësh* | *trekëndësh* |
| *pesëmbëdhjetëditësh* | *pesëmbëdhjetëditësh* |

§ *352* mbiemra nga ndajfoljet:

| **ndajfolje** | **mbiemra** |
|---|---|
| *fshatçe* | *fshatçe* |
| *derrçe* | *derrçe* |
| *vendçe* | *vendçe* |

§ *353* **folje nga emrat:**

| **emra** | **folje** |
|---|---|
| *kripë* | *krip*[365] |
| *ndryshk -u* | *ndryshk* |
| *shoshë* | *shosh*[366] |
| *kujdes* | *kujdesem* |
| *myk* | *mykem* |

§ *354* folje nga mbiemrat:

| **mbiemra** | **folje** |
|---|---|
| *i kuq* | *kuq* |
| *i shëndoshë* | *shëndosh*[366] |
| *i trashë* | *trash*[366] |

§ *355* ndajfolje nga mbiemrat:

[365] Bie **ë-**ja fundore e emrave dhe e mbiemrave.

| **mbiemra** | **ndajfolje** |
|---|---|
| *i mirë* | *mirë* |
| *i keq* | *keq* |
| *i bukur* | *bukur* |
| *i gjatë* | *gjatë* |
| *i qartë* | *qartë* |
| *i shkretë* | *shkretë* |
| *i kotë* | *kot*[366] |
| *i fortë* | *fort*[366] |
| *i lartë* | *lart*[366] |
| *i drejtë* | *drejt*[366] |
| *i shpejtë* | *shpejt*[366] |
| *i fuqishëm* | *fuqishëm*[367] |
| *i gëzueshëm* | *gëzueshëm*[367] |

*§ 356* ndajfolje nga emrat:

| **emra** | **ndajfolje** |
|---|---|
| *mot-i* | *mot* |
| *sheshit* (dhanore) | *sheshit* |
| *fare* (rrjedhore) | *fare* |
| *rrafsh* | *rrafsh* |
| *ditën* (kallëzore) | *ditën*[368] *(**Ditën** të tremb heshtja, natën të frikëson zhurma.)* |
| *natën* (kallëzore) | *natën*[368] |
| *verës* | *verës*[368] |
| *dimrit* | *dimrit*[368] |

[366] Bie **ë**-ja fundore e mbiemrave.
[367] ***Fuqishëm** = me fuqi të madhe, fort;*
***gëzueshëm** = me gëzim, gjithë gëzim*.
[368] Kur këto fjalë shoqërohen me fjalë përcaktuese, janë emra: ***Natën** fle dhe ditën punoj* (ndajfolje*).*

**§ *357*** ndajfolje nga pjesoret:

| **pjesore** | **ndajfolje** |
|---|---|
| *shtruar* | *shtruar* |
| *prerë* | *prerë* |
| *kaluar* | *kaluar* |
| *shkoqur* | *shkoqur* |
| *hapur* | *hapur* |
| *ndenjur* | *ndenjur* |

**§ *358*** ndajfolje nga përcjelloret mohore:

| **përcjellore mohore** | **ndajfolje** |
|---|---|
| *pa dashur* | *padashur* |
| *pa reshtur* | *pareshtur* |
| *pa pritur* | *papritur* |
| *pa pushuar* | *papushuar* |

**§ *359*** parafjalë nga ndajfoljet:

| **ndajfolje** | **parafjalë** |
|---|---|
| *afër* | *afër* |
| *brenda* | *brenda* |
| *drejt* | *drejt* |
| *gjatë* | *gjatë* |
| *jashtë* | *jashtë* |
| *larg* | *larg* |
| *veç* | *veç* |

**§ *360*** parafjalë nga emrat:

| **emra** | **parafjalë** |
|---|---|
| *buzë* | *buzë* |
| *majë* | *majë* |
| *faqe* | *faqe* |

---

***Natën** e kaluar ra tërmet* (emër).

§ ***361*** lidhëza nga ndajfoljet:

| **ndajfolje** | **lidhëza** |
|---|---|
| *ku* | *ku* |
| *kur* | *kur* |
| *nga* | *nga* |
| *si* | *si* |

§ ***362*** lidhëza nga përemrat:

| **përemra** | **lidhëza** |
|---|---|
| *që* | *që* |
| *sa* | *sa* |
| *(me) se* | *se* |

§ ***363*** pjesëza nga ndajfoljet:

| **ndajfolje** | **pjesëza** |
|---|---|
| *vetëm* | *vetëm* |
| *plot* | *plot* |
| *gati* | *gati* |
| *rreth* | *rreth* |

§ ***364*** pjesëza nga lidhëzat:

| **lidhëza** | **pjesëza** |
|---|---|
| *edhe* | *edhe* |
| *dhe* | *dhe* |
| *sapo* | *sapo* |
| *se* | *se* |
| *që* | *që* |

§ ***365*** pasthirrma nga emra:

| **emra** | **pasthirrma** |
|---|---|
| *qyqja* | *qyqja* |
| *korba* | *korba* |
| *forca* | *forca* |
| *burra* (shumës) | *o burra* |

# KOMPOZIMI

## § *366* Llojet:

**Fjalët e përbëra (kompozitat)** (bashkimi i dy fjalëve emërtuese pa mbaresa),
**Fjalët e përngjitura** (shkrirje e dy a më shumë fjalëve që shkruhen njësh),
**Lokucionet** (grup fjalësh me vlerën e një fjale që shkruhen ndaras ose me vizë).

## Kompozitat

### *Kompozitat emra*

§ *367* **emër + emër veprues me -(ë)s** që tregojnë zakonisht personin që ushtron një profesion:
*bukëpjekës*
*orëndreqës*
*rrobaqepës*
*pijeshitës*
*zjarrfikës*
*gjellëbërës*
*zëdhënës*
*paqëruajtës*

§ *368* **emër + emër veprimi me -je (ose -im)** që tregojnë veprim abstrakt:
*besëlidhje*
*gjakderdhje*
*mikpritje*

*peshëngritje*
*vëllavrasje*
*armëpushim*
*letërkëmbim*
*botëkuptim*
*dëmshpërblim*

§ *369* **emër + emër me kuptime të ndryshme**

(tipi **bregdet,** ku përbërësi i dytë përcakton të parin; ***mëmëdhe*** ku përbërësi i parë përcakton të dytin***; hotel - restorant*** me lidhje këpujore):

■ *bregdet*
*vargmal*
*vendbanim*
*mesditë*
*fundjavë*
*ditëlindje*
*udhëkryq*
*rrugëdalje*
*pikëpamje*
*projektligj*
*projektkushtetutë*
*truproje*
*punëdore*
*babagjysh*
*peshkaqen*
*udhëkryq*
*qytet - muze*[369]
*rrufe - shkabë*
*kilovat - orë*
*kalë - fuqi*
*bar - lulishte*

**Shënim**. Në rrugën e kompozimit janë edhe fjalët ***vajguri, qymyrguri, gjeldeti, luledielli, lu-***

[369] Ky tip shkruhet me vizë.

***ledele, çajmali, panxharsheqeri, vajpeshku*** etj.

- *mëmëdhe*
  *hekurudhë*
  *atdhe*
  *skuadërkomandant*
  *dorëshkrim*
- *hotel - restorant*
  *hyrje - dalje*
  *ngarkim - shkarkim*
  *pritje - përcjellje*
  *veshmbathje*
  *marrëdhënie*
  *verilindje*

§ *370* **ndajfolje + emër veprimi**

*keqkuptim*
*mirëbesim*
*mirëkuptim*
*mirëqënie*
*keqbërës*

§ *371* **numëror + emër**

*dyluftim*

§ *372* **emër + mbiemër**

*gushkuq*
*lulëkuqe*
*Gurakuq*

**folje + emër** ose **emër + folje**

*vëmendje*
*Dashamir*
*ujëvarë*

§ *373* **Kompozitat e shkurtuara**

- Kompozita të shkurtuara që shqiptohen shkronjë për shkronjë:
  *RSH (Republika e Shqipërisë)*
  *ATSH (Agjencia Telegrafike Shqiptare)*
  *RTSH (Radio Televizioni Shqiptar)*
  *OSBE (Organizata për sigurimin dhe bashkëpunimin evropian)*
- Kompozita të shkurtuara që shqiptohen rrokje për rrokje:
  *UNESKO*
  *PNUD*
  *TEMPUS*[370]

### *Kompozitat mbiemra*

§ *374* **mbiemër + mbiemër** me lidhje këpujore:

*analitiko - sintetik*[371]
*ekonomiko - shoqëror*
*bujqësor - industrial*
*greko - romak*
*iliro - trak*
*tekniko - shkencor*

§ *375* **emër + emër në lidhje varësie:**

*zemërgur*
*sylesh*
*kokëderr*
*shpirtkazmë*
*kokëshkëmb*
*frytdhënës*

---

370 Kompozitat e shkurtuara shkruhen pa pika midis shkronjave (**ATSH** dhe jo **A.T.SH.)** dhe lakohen si të gjithë emrat (**ATSH**-ja, **ATSH**-së, **ATSH-**në etj.).
371 Praktikohen dy mënyra shkrimi: 1) me o lidhëse dhe me vizë; 2) vetëm me vizë.

*naftëmbajtës*

**§ *376* emër + mbiemër:**

*dorëmbarë*
*belhollë*
*derëbardhë*
*dritëshkurtër*
*fatbardhë*
*fjalëmbël*
*zemërgjerë*

**§ *377* ndajfolje + emër ose anasjelltas:**

*mirëbërës*
*keqdashës*
*largpamës*
*largvajtës*

**§ *378* numëror (ose përemër) + mbiemër:**

*disamujor*
*njëmujor*
*njëditor*

## *Kompozitat folje*

**§ *379* ndajfolje + folje:**

*mirëpres*
*mirëmbaj*
*keqkuptoj*
*keqpërdor (keqpërdoroj)*
*keqinterpretoj*
*keqtrajtoj*

**§ *380* emër + folje:**

*buzëqesh*
*duartrokas*
*udhëheq*

## Fjalët e përngjitura

§ *381* **emra:**

*farefis*
*gjëegjëzë*
*thashetheme*
*ecejake*

§ *382* **numërorë:**

*njëmbëdhjetë*
*dymbëdhjetë*
*nëntëmbëdhjetë*
*tridhjetë*

§ *383* **përemra:**

*askush*
*ndonjë*
*njëfarë*
*asnjë*
*gjëkafshë*
*secili*
*çfarëdo*
*gjithfarë*

§ *384* **ndajfolje:**

*gjithnjë*
*gjithandej*
*kudo*
*ngado*
*asnjëherë*
*atëherë*
*kurdoherë*
*menjëherë*
*përherë*

*përballë*
*përkrah*
*përmes*
*përtokë* (*E la* ***përtokë***. *Moralin e kishte* ***përtokë***.)
*përqark*
*përditë*
*përnatë*
*paradreke*
*paradite*
*pasdarke*
*pasdite*
*pasdreke*
*anekënd*
*lesheli*
*shpeshherë*

§ *385* **parafjalë:**

*nëpër*
*përmbi*
*përveç*
*sipas*
*ndërmjet*
*përbri*

§ *386* **lidhëza:**

*sapo*
*sesa*
*kurse*
*nëse*
*derisa*
*meqë*
*ngase*
*ndërsa*
*megjithëse*
*megjithatë*

§ *387* **pjesëza:**

*thuajse*
*pothuajse*

## Lokucionet

§ *388* **numërorë:**

*njëzet e një*
*njëzet e nëntë*
*tridhjetë e një*
*njëqind e një*
*një mijë e një*

§ *389* **përemra:**

*(nga) njëri - tjetri*
*njëra - tjetra*
*shoku - shokun*

§ *390* **folje:**

*marr vesh*
*marr pjesë*
*marr parasysh*
*ngre krye*
*zë besë*
*heq dorë*
*bëj ballë*
*vë dorë (ndërhyj)*

§ *391* **ndajfolje:**

- **me përsëritjen e të njëjtit emër në shumës :**

*copa - copa*
*dallgë - dallgë*
*fije - fije*
*grupe - grupe*
*palë - palë*
*shkallë - shkallë*

*vende - vende*

- **me përsëritjen e të njëjtit emër në trajtë të ndryshme:**
  *dita – ditës (Kriza po thellohet dita-ditës.)*
  *dora - dorës*
  *hera - herës*

- **me përsëritjen e të njëjtit emër ose me dy emra me kuptim sinonimik ose antonimik:**
  *anës e anës*
  *rreth e rreth*
  *varg e varg*
  *copë e çikë*
  *ditë e natë*
  *orë e çast*
  *tym e flakë*
  *hundë e buzë*
  *dimër e verë*
  *natë e ditë*

- **me përsëritjen e të njëjtit emër, bashkuar me një parafjalë:**
  *ditë për ditë*
  *javë për javë*
  *orë për orë*
  *ballë për ballë*
  *dhëmb për dhëmb*
  *flakë për flakë*
  *rrugë më rrugë*
  *breg më breg*
  *shteg më shteg*
  *derë më derë*
  *degë më degë*
  *gojë më gojë*
  *buzë më buzë*
  *vesh më vesh*

*fshat më fshat*
*mal më mal*
*shtëpi më shtëpi*
*dita me ditë*
*thikë më thikë*
*hap pas hapi*
*brez pas brezi (Mbahet mend brez pas brezi.)*
*dorë pas dore*
*kohë pas kohe*
*herë pas here ( I pëlqente të filozofonte herë pas here.)*

- **me përsëritjen e të njëjtit emër,** bashkuar me parafjalët ***nga ... në :***
  *nga dita në ditë*
  *nga çasti në çast*
  *nga ora në orë*

- **ndajfolje + ndajfolje:**
  *andej - këndej*
  *aty - këtu*
  *poshtë e lart*
  *rreth e qark (rreth e përqark)*
  *shpejt e shpejt*
  *mirë e mirë*
  *hollë - hollë*
  *rëndë - rëndë*
  *shumë - shumë*

- **me përsëritjen e së njëjtës ndajfolje, bashkuar me një parafjalë:**
  *aty për aty*
  *brenda për brenda*
  *kot më kot*
  *pak nga pak*
  *sot për sot*
  *tani për tani*

- **parafjalë + emër:**

*me kohë ( Me kohë do të mësohemi .)*
*me natë ( U zgjuan me natë. )*
*me ngut ( E kemi me ngut. )*
*me radhë (E goditën me radhë.)*
*me vrap (vrap) (U ngrit me vrap.)*
*për bukuri ( Fustani i rrinte për bukuri.)*
*për turp*
*prej kohësh (prej kohe)( Prej kohësh jetonte në Korçë.)*
*më këmbë*
*në tym*
*në heshtje (Hanin **në heshtje**. Qëndronin **në heshtje**.)*
*në gjemba (Rrinin **në gjemba.)***
*në kohë (E solli **në kohë**. Erdhi **në kohë**.)*
*në këmbë (Qëndronte **në këmbë.)***
*pa takt (Ndërhyri **pa takt.)***
*pa dashje (E bëri **pa dashje.)***
*pa pushim (Shiu binte **pa pushim**.)*
*me ngut (Kontrolloi **me ngut**.)*

- **me + mbiemra të përdorur si emra në kallëzore; për + mbiemra të përdorur si emra në rrjedhore:**

*me të mirë*
*me të keqe*
*me të butë*
*me të shpejtë*
*me të lutur*
*me të qeshur*
*me të egër*

*për së afërmi*
*për së shpejti*
*për së gjalli*
*për së largu*

- **për + numëror:**

*për një*
*për dy*

- **me përsëritjen e të njëjtit numëror** (të bashkuar me parafjalën ***nga):***
  *një nga një*
  *dy nga dy*

- **folje + e + folje në urdhërore**
  *shkel e shko*
  *qesh e ngjesh*

§ *392* **parafjalë**

- **parafjalë + emër:**
  *me anë (anën)*
  *me përjashtim*
  *në drejtim*
  *në vend*
  *nga shkaku*
  *për arsye*
  *për hir (E bënte për hir të Jonës.)*

- **parafjalë + emër + parafjalë:**
  *në lidhje me*
  *në bashkëpunim me*
  *në kundërshtim me*
  *në përputhje me*

- **ndajfolje + me:**
  *bashkë me* *(Largoheshin **bashkë me** shoqet.)*

§ *393* **lidhëza:**

***a*** me dy a tri gjymtyrë të mbledhura pranë njëra-tjetrës:
*ashtu si*
*që kur*
*para se*
*kurdo që*

*kudo që*
*aq sa*
*kështu që*
*në qoftë se*
*me qëllim që*
*për arsye se*
*sa herë që*

**b** me dy gjymtyrë të shpërndara:
*ose … ose*
*a … a*
*as … as*
*ja … ja*
*edhe … edhe*
*ose … ose*
*jo vetëm (që) … por (edhe)*

## § *394* pjesëza

***a*** me dy gjymtyrë:
*as që*
*pa le*
*ja që*
*le që*

***b*** me tri gjymtyrë:
*jo se jo*
*po se po*

## § *395* Raste të fjalëformimit të përzier (me kompozim dhe prejardhje njëherazi)

- **kompozitë + prapashtesë:**

*paqëdashës*
*pjesëmarrës*
*kryengritës*
*marrëveshje*

- **fjalë të përngjitura + prapashtesë:**

  *Njëherazi*
  *marrëveshje*
  *përgjumësh*
  *tetorësh*
  *pesëgarësh*
  *pesëmbëdhjetëditësh*
  *trekëndësh*

- **përngjitje + prejardhje pa ndajshtesë:**

| parafjalë | emra | mbiemra |
|---|---|---|
| *pa* | + *fe* | *i pafe*[372] |
| *pa* | + *fat* | *i pafat* |
| *pa* | + *fund* | *i pafund* |
| *pa* | + *besë* | *i pabesë* |
| *pa* | + *bazë* | *i pabazë* |
| *pa* | + *anë* | *i paánë* |
| *pa* | + *emër* | *i paemër* |
| *pa* | + *shkollë* | *i pashkollë*[372] |
| *pa* | + *gojë* | *i pagojë* |

**Shënim.** Disa mbiemra të këtij tipi përdoren paralelisht me mbiemrat me **-shëm:**
*i paanshëm (i paanë)*
*i pafajshëm (i pafat)*

[372] Në gjuhën e sotme përdoren paralelisht *njeri* ***pa shkollë*** dhe *njeri* ***i pashkollë;*** *njeri* ***pa fe*** dhe *njeri* ***i pafe*** etj.

# SINTAKSA

## FJALIA

### Llojet e fjalive sipas ndërtimit (përbërjes)

**§ 396 Fjali të thjeshta:**

*Treni u nis.*
*Gjirokastra është qytet i gurtë.*
*Agimi po lexon gazetën me vëmendje.*
*Etleva nuk ndodhet sot në shtëpi.*
*A duhet të pres shumë, zotëri?*
*Akoma s'e ke kuptuar?*
*Kthehuni nëpër vende!*
*Rroftë Shqipëria!*
*Natë. Heshtje.*

**§ 397 Fjali të përbëra[373] (periudha):**

*Binte shi i imët dhe përreth ishte krijuar një baltë e madhe.*
*Nderi është parajsë, turpi është skëterrë.*
*Kur vdiq Skënderbeu, asnjë sy nuk mbeti i papërlotur.*

---

[373] **Fjalia e përbërë** ose **periudha,** ndryshe nga fjalia e thjeshtë, përbëhet nga dy a më shumë **sifjali.** (Sifjalitë mund të jenë kryesore, të varura ose të bashkërenditura.)
*Kur vdiq Skënderbeu* **(sifjali e varur),** *asnjë sy nuk mbeti i papërlotur* **(sifjali kryesore).**
*Binte shi i imët* **(sifjali e bashkërenditur)** dhe \\ *përreth ishte krijuar një baltë e madhe* (sifjali e bashkërenditur).
*Nderi është parajsë* **(sifjali e bashkërenditur),** *turpi është skëterrë* **(sifjali e bashkërenditur).**

*Kryeni detyrën ndaj Atdheut për të cilin kurrë s'duhet kujtuar se është derdhur tepër gjak, se është luftuar sa duhet, sepse dashuria për të ia kalon çdo dashurie tjetër.*

## Llojet e fjalive sipas modalitetit

### *§ 398* Fjali pohuese:

*Në Shqipëri fitoi demokracia.*
*Në male kishte rënë një mjegull e dendur.*
*Naim Frashëri është poet i madh kombëtar.*
*Më flihet.*
*Natë.*
*( - Do të shkoni në Tiranë? ) - Po.*

### *§ 399* Fjali mohuese

Fjalitë mohuese ndërtohen me pjesëzat mohuese:

***a*** **nuk**

- **nuk+dëftore:**

*Lirinë **nuk** ua solla unë.*
*Unë **nuk** pajtohem me mendimin e tij.*
***Nuk** ju shpëtoj nga ky hall.*
*Ylli **nuk** e pranoi lehtë propozimin tim.*
*Ti **nuk** flet konkretisht.*
*Fredi **nuk** qeshi.*
*Ata **nuk** do të kthehen sot.*
*Ai **nuk** është mjek.*
*Kjo, për fat të keq, **nuk** ishte fort e qartë.*
*Tefik Osmani **nuk** qe i rregullt në punë*[374]**.**
*Kjo punë **nuk** është bërë mirë*[375]*.*
*Ai **nuk** e fliste gjuhën qartë*[375]*.*

- **nuk + folje modale+ lidhore (ose pjesore):**

***Nuk** mund të vija pas asaj që ndodhi.*

---

[374] Krahaso ndërtimet që kanë mbiemër a ndajfolje me parashtesën **pa** ose pjesëzën **jo:**
*Tefik Osmani qe i **pa**rregullt në punë.*
*Kjo punë është bërë **jo** mirë.*
*Ai e fliste gjuhën **jo** mirë.*

*Një akuzë të tillë **nuk** mund ta pranoj.*
***Nuk** mund ta quash këtë një shkrim të mirë.*
*Lena **nuk** mund ta parashikonte saktë këtë gjë.*
*Ajo **nuk** donte te bisedonte.*
***Nuk** duhet ta përkëdhelësh shumë fëmijën.*
***Nuk** duhet përfituar nga dobësia e tjetrit.*
***Nuk** do krasitur vetëm një degë, por krejt pema.*

- **nuk + habitore:**

*Artani **nuk** ditka të luajë mirë në mbrojtje.*
***Nuk** qenka për mua qyteti.*
*Ilir Sema këtë vit **nuk** më paska dërguar urim për Vitin e Ri.*
***Nuk** merrka erë fare nga ky zanat.*

***b*** **s'**[375]

- **s + dëftore:**

*Mjekun **s**'e gjeta në shtëpi. (Mjekun **nuk** e gjeta në shtëpi.)*
*Bardhit **s**'i pushonte goja. (Bardhit **nuk** i pushonte goja.)*
*Lumi **s**'kalohet lehtë.*
***S**'kemi nevojë për të.*
*Natyrisht, kjo **s**'është puna ime.*
***S**'më pëlqen.*
*Shiu **s**'ka për të rreshtur gjer në dhjetor.*

- **s' + folje modale + lidhore (ose pjesore):**

***S**'duhet të largohemi nga shtëpia pa takuar nënën.*
*Shtëpia e tij **s**'mund të mbetet në të errët.*
*Dëshirat **s**'mund të plotësohen në çdo rast.*
***S**'do marrë seriozisht kjo punë.*
***S**'dua ta marr përsipër këtë faj.*

- **s' + habitore:**

*Ju sikur **s**'paskeni qenë këtu.*
***S**'qenka për ta besuar më.*
*Ende **s**'paska ardhur.*

---

375 Pjesëza **s'** përdoret më shumë në ligjërimin bisedor.

***c*** **mos**

- **mos[376] + lidhore:**

*Thuaji shoferit tim të **mos** më presë.*
*Albani e detyroi veten të **mos** dëgjonte më.*
*Vendosa të **mos** ia dëgjoja fjalën.*
*Të **mos** flasim të gjithë njëherazi.*

- **folje modale + mos + lidhore:**

*Ai mund të **mos** ishte i pastër në ndërgjegje.*
*Ajo duhet të **mos** nxitojë në këtë rast.*
*Ata mund të **mos** ishin sot këtu.*
*Duhet të **mos** ishe sjellë në atë mënyrë.*

- **mos + urdhërore:**

***Mos** kërko të na bësh ligjin këtu!*
***Mos** u tremb!*
***Mos** më fyeni!*
*Djema, **mos** u mërzitni!*
***Mos** u nis vetëm!*

- **mos + dëshirore:**

***Mos** pafsh ditë të rënda!*
***Mos** paç ditë të bardhë në këtë dhe atë jetë!*
***Mos** e ngrënçim më këtë drekë!*
***Mos** e ndjefsh fare mërzinë!*

**Shënim.** **Mos** del edhe në rolin e sifjalisë:

- **Mos** djalë, se e mori vesh mëhalla.

***d*** **as/as që**[377] (shprehin mohim të përforcuar):

---

[376] Pjesëza **mos** vendoset zakonisht pas **të**-së së lidhores.
[377] Pjesëza **as/ as që** mund të shoqërohet edhe me **nuk**, duke e përforcuar më tej mohimin:
***As** e pa. (**As nuk** e pa).*
*As ia bëra pyetjet e shumta, (**As nuk** ia bëra pyetjet e shumta…)*
*Ajo **as** dëgjonte t'i flisje me gojë. (Ajo **as nuk** dëgjonte t'i flisje me gojë.)*
***As që** e marr me mend se nga mund t'i vijë e keqja.*
*(**As që nuk** e marr me mend…).*
Por **nuk, s'** janë të domosdoshme, kur para tyre ka një fjalë tjetër:

*__As__ e kishte ndër mend. (Krahaso: __Nuk__ e kishte ndër mend.)*
*Sa për fisin e Grudëve__, as__ mund të flitej.*
*Unë __as__ i njoh këto gra.*
*__As që__ e vë në dyshim. (__As__ e vë në dyshim__. Nuk__ e vë në dyshim.)*
*__As që__ po kujtohej për punën.*

***dh*** **s'para/ nuk para** (shprehin mohim të zbutur):

*__S'para__ di t'i vërtitësh punët. (*Krahaso*: __Nuk__ di t'i vërtitësh punët.)*
*Vitin e parë Gëzimi __s'para__ e mori veten.*
*__S'para__ kanë pamje gërshetat e mia.*
*Ata __s'para__ dëshironte t'i shikonte pranë njëri-tjetrit.*
*__Nuk para__ dëgjon mirë.*

**Shënim.** Pjesëzat ***nuk, s', mos, as, s'para*** vendosen para foljes dhe shprehin mohim të plotë.

***e*** **jo** (shpreh mohim të pjesshëm, duke u mohuar vetëm një gjymtyrë; zakonisht ***jo*** përdoret në ndërtime me kundërvënie: ***jo, jo ... por***):

*Nëna e mori në telefon e __jo__ Artani. (Krahaso: __Jo__ Artani, por nëna e mori atë në telefon.)*
*Bardhi e __jo__ Agimi shkoi për peshk.*
*Ajo e kishte atë __jo__ shoqe, __por__ motër. (Krahaso: Ajo e kishte atë motër e __jo__ shoqe.)*
*Udhëtarët vështronin __jo__ fushën, __por__ skajet e saj.*
*Do të kemi punë __jo__ llafe.*
*Ne mendojmë __jo__ për veten, __po__ për mbesën.*
*Ajo mund të bindet për këtë __jo__ nga deklaratat, __por__ nga provat.*
*Kjo çështje na takon neve e __jo__ juve.*
*Unë shkova atje __jo__ për të ndenjur, __por__ për të mësuar.*
*Ai shkoi për studime __jo__ në Lindje, __por__ në Perëndim.*
*Ne fjetëm ditën __jo__ natën.*
*Ai lexonte gjithmonë në bibliotekë dhe __jo__ në shtëpi.*
*Për një kohë __jo__ të gjatë ne arritëm shumë.*

---

*__As__ neve __nuk__ (s') na folën me gojë.*

**Shënim 1.** Për të shprehur mohim të pjesshëm përdoret edhe ***mos:***

*Në **mos** atë natë, të nesërmen do të lajmëroja familjen.*

**Shënim 2.** Pjesëzat e mohimit të pjesshëm ***jo, mos*** vendosen para çdo gjymtyre të fjalisë, përveç foljes-kallëzues.

**Shënim 3.** Pjesëza ***jo*** mund të përdoret në vend të ***" nuk + folje"*** në sifjali të bashkërenditura:

*Njërën këmbë e kishte mbi tavolinë, ndërsa tjetrën **jo**.*

## *§ 400* Mohimi i përforcuar (me dy fjalë mohuese)[378]

***a*** **nuk/s' + asnjë, asnjerí, (njerí), askush (kush), asgjë (gjë):**

***Nuk** shkoj në **asnjë** vend tjetër.*
***Nuk** e duroj **asnjë** çast.*
***Nuk** pati **asnjë** zë kundër.*
*Ai **s'**takoi **asnjë** të njohur në atë qytet.*
*Unë **nuk** i hoqa **asnjë** varg vjershës.*
*Sot **nuk** mungon **asnjë.***
***Nuk** më foli **asnjeri** keq për Sabinën.*
***Asnjeri** nga ata **nuk** e kishte parë filmin.*
***Nuk** kishte **njeri** në shtëpi.*
*Në këto çaste **nuk** i interesonte **askush**.*
*Shumë gjëra për të **s'**mund t'i dijë **askush**.*
***Askush nuk** e kuptonte.*
*Andrea dhe Alma **nuk** morën vesh **asgjë.***
*I vetëm **nuk** mund të bësh **asgjë.***
***Asgjë s'**pipëtinte.*
***S'**po kuptoj **asgjë.***
***S'**pa **asgjë.***

---

378 Në gjuhën shqipe mohimi mund të shprehet edhe me më shumë se dy fjalë mohuese:
*Ardi **as nuk** e hapi librin **fare**.*

*Ty **nuk** të shpëton **asgjë**.*
*Unë **nuk** kam bërë **asgjë**.*

***b*** **nuk/s' + kurrë, asnjëherë, asgjëkundi, aspak, fare, hiç:**

***Nuk** ishin parë **kurrë** më parë.*
*Ato **s'**harrohen **kurrë.***
***Kurrë nuk** kam dëgjuar një ofendim të tillë.*
*Blendi **s'**mund të pajtohej me të **kurrë**.*
***S'**e kishte menduar **asnjëherë** se tërë kjo ndodhi do të përfundonte kështu.*
***Nuk** më ngrihen nervat **asnjëherë.***
*Ai **asgjëkundi nuk** është poet formalist.*
***Nuk** dukej **asgjëkundi** ndonjë shenjë.*
*Në të parë **nuk** ta mbush **aspak** syrin.*
***Nuk** e kishin të lehtë **aspak** që të bënin një gjë të tillë.*
*Ata **s'**kishin **aspak** ndër mend të qëndronin në qytetin e tyre.*
***Nuk** e dëgjova **fare** mësimin.*
*Të nesërmen Mondi **nuk** do të binte **fare** në sy.*
***Nuk** na pëlqeu **fare** ky film.*
***S'**të pashë **fare**.*
*Të shoqit nuk i vinte **hiç** mirë.*

***c*** **nuk/s + jo:**

***Nuk** shpëtuan të gjithë, **jo.***
***S'**më zë ky dimër, **jo.***
***S'**janë për ty këto gjëra, **jo.***

***d*** **mos + asnjë, asnjeri, askush (kush), asgjë:**

***Mos** merr **asnjeri** me vete.*
***Mos** luani **asgjë** nga tryeza.*
***Mos** i thuaj **kujt** për çka dëgjove.*
***Mos** kini **asnjë** dyshim.*

***dh*** **mos + kurrë, asnjëherë, asgjëkundi, fare:**

***Mos** më shqetëso **kurrë** më.*
***Mos** rri **asnjëherë** vetëm.*
***Mos** shko **asgjëkundi**, më prit aty.*

***Mos** e hap gojën **fare**.*

**Shënim 1 .** Përemrat dhe ndajfoljet që kanë në ballë ***as*, si, *as*kush, *as*njeri, *as*gjë, *as*gjëkundi** mund të përdoren edhe pa këtë, kur ndodhen pas foljes kallëzues:

***Nuk** më intereson **kush (askush).***
*Në shtëpi **s'**gjeta **njeri (asnjeri)**.*
*Për autorin **nuk** dimë **gjë (asgjë)**.*
***Nuk** kam qenë **gjëkundi (asgjëkundi)**.*

Por, në krye të fjalisë, ***as*** është e pamungueshme:

***Askush nuk** më intereson.*
***Asnjeri s'**gjeta në shtëpi.*
***Asgjë nuk** dimë për autorin.*
***Asgjëkundi nuk** kam qenë.*

***§ 401*** Në ndërtimet me mohim takohen shpesh fjalët: ***më, dot, ende, akoma**:*

- **më:**

***Nuk** i pa **më** për dy vjet rresht.*
***Nuk** dukej **më** tymi i oxhakut të Fizëve.*
***Nuk** shes **më** asnjë kokërr mollë.*
***S'**kishte pasur **më** shqetësime nga puna.*
***Mos** shko **më** në stadium.*
***Nuk** ka ndërmend të lëshojë **më**.*

- **dot:**

*Ne **nuk** e dëgjuam **dot** bisedën që u bë.*
*Unë dhe shoku im **nuk** i durojmë **dot** raste të tilla.*
***Nuk** e takoi **dot**.*
*Me këto çizme **nuk** shkoj **dot** as deri në stacion.*
*Ajo **s'**ngopej **dot** me gjumë.*
***S'**e gjej **dot** shkakun.*

- **ende (akoma):**

*Skënderbeu **s'**kishte ikur **ende.***

***Nuk*** *kishte mbërritur* ***ende*** *asnjë nga miqtë.*
*Ora e drekës* ***s'****kishte ardhur* ***ende****.*
***Ende s'****janë mbushur dy vjet.*
***Akoma nuk*** *ka ndërruar mendje.*
***Akoma s'****po vjen.*

### § 402 Dy mohime me vlerën e një pohimi

Në gjuhën shqipe dy mohime japin një pohim në këto raste:

- **nuk/s' + pa:**

*Qemali* ***nuk*** *ishte* ***pa*** *shokë. (Qemali kishte shokë.)*
*Asgjë* ***s'****fitohet* ***pa*** *luftë.*
*Natyrisht* ***s'****ka asgjë* ***pa*** *kushte.*
*Ai* ***nuk*** *shkon* ***pa*** *mua.*
*Ai* ***nuk*** *flinte* ***pa*** *darkë ndonjëherë.*
*Ajo* ***nuk*** *është* ***pa*** *fat.*

- **nuk/s' (mund + lidhore) + mos:**

*Ata* ***nuk*** *mund të* ***mos*** *e bindnin atë brenda një nate.*
*Ai* ***nuk*** *mund të* ***mos*** *vinte sot.*
***S'****mund të* ***mos*** *shprehej mirë.*
*Ai* ***s'****mund të* ***mos*** *e kuptonte këtë gjë.*

- **nuk/s' (lë ose mbes) + përcjellore mohore:**

***Nuk*** *la gur* ***pa luajtur****. (I luajti të gjithë gurët.)*
***Nuk*** *la njeri* ***pa kapur****.*
***Nuk*** *lanë derë* ***pa trokitur****.*
***Nuk*** *la gjë* ***pa bërë****.*
***Nuk*** *la fjalë* ***pa thënë****.*
***Nuk*** *mbeti sy* ***pa qarë****.*
***Nuk*** *mbeti gojë* ***pa folur****.*

- **nuk/s' + mbiemër me parashtesën pa:**

*Kjo* ***nuk*** *është gjë* ***e panjohur*** *për mua. (Kjo është gjë e njohur për mua.)*
*Agimi* ***nuk*** *ishte i* ***paaftë****.*
*Kjo çështje* ***nuk*** *është* ***e parëndësishme****.*
*Kjo* ***s'****është* ***e pamundur****.*

**§ 403** Në gjuhën shqipe takohen edhe ndërtime pohuese me kuptim mohues ose e kundërta:

***a*** *-**Pusho! (Mos** fol!)*
*-**Mbylle gojën! (Mos** e hap gojën!)*

***b*** *Ky takim **nuk** është më pak i mundshëm.*
*Atij **nuk** iu duk punë e rëndë.*
*Drita **nuk** e mori aspak me ngut.*

**§ 404** **Ndërtime dhe shprehje të qëndrueshme me mohim:**

***S'**ka përse! (Nuk ka përse!)*[379]
***S'**ka **të mbaruar** (të sosur).*
***S'**ka rëndësi.*
***S'**ka dyshim.*
***S'**ka nevojë.*
***S'**ka gjë.*
***S'**ka gajle.*
***S'**i bën syri tërr.*
***S'**e luan topi.*
***S'**e s'bën.*
***S'**prish punë.*
***S'**ia var.*
***S'**do mend.*
***S'**ke ç'i bën.*
***S'**di ç'të them.*
*S'ka s'ka!*
*Ku s'vajtëm!*

## Llojet e fjalive sipas qëllimit të thënies

**§ 405** **Fjali dëftore:**

*Makina e ngadalësoi shpejtësinë.*
*Biblioteka ndodhet në qendër të qytetit.*
*Ajo ishte mësuese në një shkollë fshati.*
*Në kasolle ishte errësirë.*
*Kisha për të redaktuar shkrimin e një bashkëpunëtori.*

[379] **S'** dhe **nuk** si rregull ndërkëmbehen.

*Pak nga pak u mblodhën tërë shokët.*
*Unë isha mësuar me natyrën e Xhulit.*
*Do ta pres në redaksi.*

**Shënim 1.** Folja-kallëzues e fjalive dëftore është përgjithësisht në mënyrën dëftore, por rrallë ajo mund të jetë edhe në urdhërore: *Ata **ndreq** dhe Osumi **prish**. Ata **sill** dhe Osumi **merr**.*

**Shënim 2.** Krahas faktit real, fjalia dëftore mund të shprehë edhe ngjyrime modale, si: mundësi, supozim, domosdoshmëri, siguri, dyshim etj. (Këto ngjyrime modale shprehen ndërkaq edhe me folje modale, pjesëza etj.):

*Studentët shkuan në ekspeditë (fakt real).*
*Sot kalohet (mund të kalohet) për Korçë (mundësi).*
*Do të ketë ardhur treni (supozim).*
*Ky ujë nuk pihet (pamundësi).*
*Ajo s'ka për të shkuar në Tiranë (siguri).*
*Guri sikur u zemërua (dyshim).*
*Ndoshta, ka të drejtë (supozim).*
*Kursi duhet të fillojë që nesër (domosdoshmëri).*

## *Fjali pyetëse*

**§ 406** **Fjali pyetëse që kërkojnë përgjigje** (ndërtohen me ose pa fjalë pyetëse)

***a*** **Me përemra pyetës:**

***Kush** je ti?*
***Kush** erdhi?*
*Po me **kë** do të rrish ti?*
***Çfarë** dite është sot?*
***Çfarë** të tha?*
***Çfarë** do?*
***Çfarë** të jetë kjo vallë?*[380]

[380] **Vallë** shoqëron herë-herë fjalinë pyetëse, duke i dhënë kuptimin e dyshimit.

***Cila*** *ditë e javës është më me fat për ju?*
*E* ***sata*** *ditë është sot?*
***Sa*** *vjeç je?*
*Nga* ***se*** *vuan?*
*Me* ***se*** *rrojnë foshnjat?*
***Ç'****i rrit çiliminjtë?*
***Ç'****ditë është sot?*
*Në* ***ç'****orë arrin aeroplani?*
***Ç'****kërkon, gjysh?*
***Ç'****kish bërë vallë ai njëzet vjet rresht?*
***Ç'****u bëre kaq kohë?*
***Ç'****është ajo fjalë?*
***Ç'****hynte ai në këtë punë?*

***b*** **Me ndajfolje pyetëse:**

***Sa*** *është data sot?*
***Sa*** *larg është shtëpia jote?*
***Sa*** *është ora?*
***Pse*** *të thirrën?*
***Pse*** *nuk më lajmërove?*
***Pse*** *u vonove?*
***Përse*** *shkove?*
***Nga*** *jeni ju?*
*Po* ***ku*** *është?*
***Ku*** *po e shpini, or djema?*
***Kur*** *u kthye?*
***Si*** *dolët sot?*
***Si*** *i ndien sytë tani?*
***Si*** *i kam ata të sëmurët?*
***Si*** *jeni me shëndet?*

***c*** **Me pjesëza pyetëse:**

***A*** *thua edhe në shpirtin tim po binte nata e errët?*
*Gent,* ***a*** *do të shpëtojmë?*
***A*** *ka luajtur ndonjë rol kryesor ky aktor?*
***A*** *doni të pyesni për ndonjë gjë?*
***E****, ç'po bën?*
*Kjo* ***a*** *është me të vërtetë jeta ime?*

**Shënim.** Përemrat, ndajfoljet, pjesëzat, përveç **ç',** përdoren edhe vetëm për vetëm si fjali *pyetëse:*

*(Do të shkojmë këto ditë?)* ***-Ku? -Kur?***
*(- Kemi lajme të reja.)* ***-Çfarë? -Pse?***
*(- Do të bashkëpunojmë?)* ***-Ë?***
***-E?*** *(Ç'të reja kemi?)*
*(-Këtu me siguri ka tjetër gjë.)* ***-Çfarë?***

***d*** **Pa fjalë pyetëse:**[381]

*-Teuta punon në teatër?*[382] *(-Teuta.)*
*-Të dhëmb koka? (-Më dhëmb.)*
*-Lozim me letra? (-Lozim.)*
*-I biem këndej nga deti? (- Po, i biem, ose: -Mirë.)*
*-Këtu do të banosh? ( - Këtu.)*
*-Po ne kemi të bëjmë me të? (-Ne kemi të bëjmë.)*
*-I përkthyet në gjermanisht? (- I përkthyem.)*
*-E di familja? (- E di)*
*-Familja e di? (- Familja, po)*
*-Pimë një kafe? (- Pimë ose: -Mirë.)*
*-Ka ndonjë gjë të re? (- Ka, ka.)*
*-Vetëm një firmë kërkoni ju? (- Një firmë.)*
*-Është hera e parë kjo? (- Hera e parë.)*

## *§ 407* Fjali pyetëse që nuk kërkojnë përgjigje

***a*** **Pyetëse pohuese:**[383]

---

[381] Në këtë rast pyetja realizohet vetëm me anë të intonacionit pyetës.
[382] Në varësi nga vendi i fjalës me theks logjik kemi:
(1) *-Teuta punon në teatër? (-Po, Teuta.) (Intonacion pyetës zbritës)*
(2) *-Teuta punon në teatër? (-Po, punon.) (Intonacion pyetës ngjitës zbritës)*
(3) *-Teuta punon në teatër? (-Po, në teatër.) (Intonacion pyetës ngjitës)*
Por, nga këto tri lloje, më tipiku është (1), d.m.th., zakonisht fjala me theks logjik qëndron në krye të fjalisë pyetëse.
Prandaj, në gjuhën shqipe fjala për të cilën pyetet (me theks logjik) normalisht qëndron në krye:
*-Teuta punon në teatër? (-Po, Teuta.)*
*-Punon Teuta në teatër? (-Po, punon.)*
*-Në teatër punon Teuta? (-Në teatër.)*
[383] Këto i japin përgjigje pohuese një pyetjeje të mëparshme, duke qenë sinonimike me pjesëzën "po":
*(-Po Spiroja iku?) -Ç'të rrinte më? (=Po.)*

*(- Po Spiroja iku?) -* ***Ç'të rrinte më ? (- Iku.)***
*(- Po ti heshte?) -* ***Ç'të bëja? (- Heshta.)***
*(- I hëngre?) -* ***T'i flakja?***
*(- Ju me mua do të punoni?) -* ***Pse s'ta mbushim syrin?***
*(- E dëgjon zërin e vendit tënd?)* ***- Kush nuk e dëgjon?***
*(- A e mban mend?) -* ***Si nuk e mbakam mend?***
*(- Ti je Jani Nelka, apo jo?) -* ***Pse, mos njeh ndonjë tjetër me këtë emër?***

***b*** **Pyetëse mohuese:**[384]

*(- Po ti vetë nuk fole?)* ***- E ç'të flisja?*** *(= - Nuk fola.)*
*(- Ta shpiem në Korçë?)* ***- E ku shpihet atje?***
*(- Ke frikë?)* ***- Pse të kem?***
*(- A vemi nga lumi?)* ***- E ç'të bëjmë atje?***
*(- A jeni i martuar?)* ***- Pse të martohem?***

***c*** **Pyetëse nxitëse:**[385]

*- Ende po e vret mendjen për atë?! (= - Mos e vrit mendjen më për atë!)*
*- Pse s'rrini edhe ju me ne?!*
*- Hë, ore, ç'e qepe gojën?!*
*- Akoma nuk i ke pirë ilaçet?!*
*- Përse nuk del jashtë me shokët?!*
*- S'të paskan plasur sytë akoma?!*
*- Nuk do të rrish edhe ca?!*
*- Hë, pse s'flet?!*
*- Si s'fole nje herë, xhanëm?!*

***d*** **Pyetëse emocionale:**[386]

*A do ta mbaroni vallë këtë punë kaq shpejt?!*
*Ku vajti gjithë ai ngazëllim i mbrëmshëm?!*
*Si është e mundur?!*

---

[384] Këto i japin përgjigje mohuese një pyetjeje të mëparshme, duke qenë sinonimike me pjesëzën "jo":
*(-Po ti vetë nuk fole?)* ***-E ç'të flisja? (=-Jo.)***
[385] Këto, nëpërmjet pyetjes, nxisin për kryerjen e veprimit.
[386] Këto shprehin ngjyrime emocionale (si: habi, dyshim, pasiguri etj.).

*Je në vete, moj bijë?!*
*Mos e kanë vrarë?!*
*Ç'është kështu me ju?!*

***dh*** **Pyetëse retorike:**[387]

*E kush nuk e di këtë? (Këtë e dinë të gjithë.)*
*E cili nuk e mësoi këtë huq të Rrapos?*
*E kush mund t'i duronte dot gjithë ata zinxhirë të rëndë? (Asnjë nuk i duronte dot gjithë ata zinxhirë të rëndë.)*
*Kush nuk e pëlqen atë shikim kaq të bukur?*
*Kush e nis çështjen nga e para?*

***e*** **Pyetëse të zhdrejta:**[388]

*E pyeti ku do t'i kalonte pushimet.*
*I treguan ku do ta kalonin fundjavën.*
*Të kujtohet kur jemi takuar për herë të parë.*
*Donte të dinte sa i thellë ishte liqeni.*

***f*** **Pyetëse veçuese**[389]

*Ju do të rrini apo do të niseni?*
*Ishit vetëm, apo ishte edhe dikush me ju?*
*Nuk kuptoni apo bëni sikur nuk kuptoni?*

**Shënim.** Pjesa e dytë e alternativës jepet shpesh me togun**"apo jo":**
*Më dëgjon* ***apo jo?***
*Do ta shkruash* ***apo jo*** *artikullin?*

## *§ 408* Fjali nxitëse

***a*** Fjalitë nxitëse që shprehin urdhër, komandë:

*- Nisu sa më shpejt, shofer!*
*- Bjeri borisë për alarm!*

---

[387] Këto kumtojnë diçka në formën e një fjalie pyetëse. (Kuptimi është pohues kur fjalia është mohuese dhe e kundërta.)
[388] Këto përdoren në fjali të përbëra, zakonisht pas sifjalisë kryesore dhe nuk kanë intonacion pyetës.
[389] Këto shprehin të dy pjesët e alternativës në një fjali të përbërë.

*- Ulu aty!*
*- Kthehuni në shtëpi!*
*- Pas meje!*
*- Shporru këtej!*
*- Ndal!*
*- Zjarr!*
*- Prapa kthehu!*

***b*** Fjali nxitëse që shprehin këshillë, thirrje, kërkesë, lutje, urdhër të zbutur etj.:

*Të shkruani bukur e pastër!*
*Të ligut hapi udhë!*
*Më prit poshtë, në bar!*
*Mos e thuaj dy herë, të lutem!*
*Shkojmë!*
*Le të dëfrejnë edhe ca!*
*Le të këndojmë së bashku!*
*Ju lutem, më jepni një cigare!*
*Letërnjoftimin, ju lutem!*
*Aman, më merrni edhe mua me vete!*

**Shënim 1.** Sipas intonacionit mund të ndryshojnë edhe kuptimet e fjalisë nxitëse; në të shkruar ndihmojnë edhe fjalët e autorit:
*- Fol! - e urdhëroi mësuesi.*
*- Fol, - iu lut mësuesi.*
Për të zbutur urdhërin përdoren edhe fjalët: **ju lutem, të lutem, le, aman.**

**Shënim 2.** Folja në fjalitë nxitëse është zakonisht në urdhërore, por edhe në dëftore e lidhore.
*Të rritet më shumë puna me strukturat e bazës.*

## *§ 409* Fjalitë dëshirore[390]

*Rroftë Shqipëria!*
*Rroftë demokracia!*
*Të rrofshin fëmijët!*
*Korovesh, të na trashëgohen!*

[390] Këto shprehin dëshirë, urim, mallkim.

*Të trashëgohet çifti!*
*Qofsh e lumtur, moj bijë!*
*Vafsh e u kthefsh shëndoshë e mirë!*
*Udhë e mbarë të qoftë!*
*Të rroni vetë, të të rrojnë fëmijët!*
*E gëzofshi shtëpinë e re!*
*E gëzofsh, e grissh me shëndet!*
*T'i mbash me shëndet këpucët!*
*Paç fat, moj çupë!*
*Të shkoftë rruga mbarë!*
*Kalofshi një ditë të bukur!*
*Të shkuara, të harruara!*
*Ashtu qoftë!*
*Ju bëftë mirë!*
*-Puna mbarë- Mbarë paç!*
*Ju lumshin krahët!*
*Mirë se erdhët!*
*Mirë se të gjeta!*
*Mirë ju gjetsha!*
*Mirë ardhsh!*
*Rrofsh, moj Besë.*
*Qofsh përherë i bekuar, mor djalë!*
*I rëntë pika!*
*Ta hajë dreqi!*
*Thefsh qafën!*
*Të dalshin trutë!*
*Të marrtë lumi!*
*E çaftë ujku lanetin!*
*Të shitoftë zana!*
*Të marroftë zoti!*
*Zoti mos e dhëntë.*
*Zoti i bekoftë.*
*Fol, mor t'u mbylltë!*
*T'u thaftë goja!*
*T'u thaftë gjuha!*

**Shënim.** Folja-kallëzues në fjalitë dëshirore është zakonisht në dëshirore, por edhe në lidhore.

**§ *410*** **Fjalitë thirrmore**[391]

*Sa qenke rritur?!*
*Sa e bukur qenka koha sot?!*
*Bobo, ç'paska bërë!*
*Si qenka dërrmuar?!*
*Oho, ç'paska vajtur?!*
*O! Sa bukuri ka tufa, sa gaz bie bagëtia!*
*Ç'kohë!*
*Sa inat!*
*Ç'burrë trim!*
*Pupu, ç'fjalë nxori nga goja!*

**Shënim.**Fjalitë dëftore, pyetëse, nxitëse kthehen e bëhen thirrmore, kur ligjërohen me emocion:

| | |
|---|---|
| *Erdhi treni. (dëftore)* | *Erdhi treni! Erdhi treni!* (dëftore thirrmore që shpreh gëzim) |
| *Erdhi treni? (pyetëse)* | *Erdhi treni?!* (pyetëse thirrmore që shpreh habi) |
| *Luaj këmbët! (nxitëse)* | *Luuuaj këmbët!!* (nxitëse thirrmore që shpreh zemërim, qortim) |

## Llojet e fjalive sipas gjymtyrëve kryesore[392]

**§ *411*** **Fjali dykryegjymtyrëshe** (këto kanë edhe kryefjalë edhe kallëzues)

*Treni u nis.*
*Njerëzit flinin.*

---

391 Këto shprehin anën emocionale të ligjërimit (si: habi, gëzim, hidhërim etj.). Në përbërjen e fjalive thirrmore folja-kallëzues shpesh është në mënyrën habitore; në to gjenden pasthirrma dhe fjalët **sa, ç** etj.

392 Emri, përemri, numërori, mbiemri, folja dhe ndajfolja që hyjnë në përbërjen e fjalisë quhen **gjymtyrë fjalie;** këto mund të jenë gjymtyrë kryesore (kryefjala dhe kallëzuesi) ose gjymtyrë të dyta (kundrinori, përcaktori, rrethanori). Fjalitë që i kanë që të dyja gjymtyrët kryesore, të shprehura ose të nënkuptuara, quhen fjali **dykryegjymtyrëshe;** fjalitë e tjera, që nuk kanë as kryefjalë, as kallëzues, quhen fjali **njëkryegjymtyrëshe**.
Sifjalia dykryegjymtyrëshe, ashtu edhe ajo njëkryegjymtyrëshe mund të jenë të pazgjeruara me gjymtyrë të dyta ose të zgjeruara.

*Lufta mbaroi.*
*Ata dashurohen.*
*Për Shqipërinë ditët e mira paskëtaj vijnë.*
*Tymi ngadalë po shpërndahej.*
*Ai ka vajtur për të punuar.*
*Kjo muzikë është për të vallëzuar.*
*Librat të bëjnë më të urtë e më trim.*
*Trokiti në portë disa herë.*
*Erdhi shumë vonë.*
*Ndezi dritën.*

**Fjali njëkryegjymtyrëshe** (këto nuk kanë as kryefjalë, as kallëzues, por kryegjymtyrë)

*§ 412* **Kryegjymtyra**[393] **shprehet:**

***a*** **me një folje pavetore:**[394]

*Po gdhinte.*
*Po errej.*
*Gjëmonte nga gryka e Këlcyrës.*
*Po veson.*
*Po ngrysej.*
*Nga Lindja kishte fillluar të zbardhej.*
*Jashtë frynte.*
*Sa shpejt që u err!*
*Ngadalë e rrallë nisi të qëmtojë.*

***b*** **me një folje në vetën I e II njëjës e shumës:**[395]

*- I shkrove letër nënës? - I shkrova.*[396]
*- Nuk më prisje? - Të prisja.*
*Nuk i shkul dot këto rrënjë.*
*Kam folur me disa prej tyre.*
*Për këtë gjë kemi ardhur këtu.*
*Diku e kemi parë një material të tillë.*

---

[393] Kryegjymtyra mund të shprehet me një folje, me një grup fjalësh, ose me një emër.

[394] Këto fjali shprehin dukuri atmosferike.

[395] Në këto fjali theksohet veprimi, ndërsa vepruesi, që njihet nëpërmjet mbaresave foljore, del në plan të dytë.

[396] Por në pyetjen: *-**Kush i shkroi letër nënës?*** përgjigjja jepet vetëm me fjali dykryegjymtyrëshe: *-**Unë i shkrova*** (ose *-**Unë.***).

*Rreth flamurit të përbashkuar të lidhim besën për shpëtim.*
*Nisemi, vëllezër.*
*Bisedojmë nesër.*
*Çuditem, Alma, çuditem.*
*Do të plakemi para kohe këtu.*
*Më kuptoni?*
*Keni frikë nga rrufetë?*
*Pse ma preve udhën?*
*Ku do t'i vendosim këto arka?*
*Gjuhën e Mëmëdheut mëso!*
*Ndize një herë.*
*Hë, fol.*
*Më prit për drekë.*
*Ju lutem, thërrisni dëshmitarin.*
*Të bëjmë një listë të plotë të materialeve.*
*T'i lëmë shakatë.*
*Ta kthejmë fytyrën nga Evropa dhe Amerika.*
*Dalshi faqebardhë!*

***c*** **me një folje në vetën III shumës:**[397]

*Djalin e thirrën ushtar.*
*Në derë trokitën për së dyti.*
*Na vranë Halimin.*
*Për të thonë shumë gjëra interesante.*
*E emëruan mësues në një fshat të Gramshit.*
*E liruan nga detyra.*
*Inxhinier Andrean e mbajtën në ministri.*
*Thonë se tre lebër bëjnë një këngë.*
*Ku mund ta kenë fshehur?*

***d*** **me një folje në vetën II njëjës:**[398]

*Fanin e gjeje kudo.*
*Në sytë e tyre sheh trishtim.*
*Me këto lloj njerëzish duhet të sillesh ndryshe.*

---

[397] Këto fjali shprehin veprime të kryera nga persona të papërcaktuar.

[398] Këto fjali shprehin veprime me kuptim të përgjithësuar (që u përkasin të gjithëve) dhe takohen shpesh në fjalët e urta, në proverba, në thëniet e njerëzve të shquar.

*Nuk mund të luftosh me sukses pa shkollë.*
*Qershi më të ëmbël se ajo s'gjeje gjëkundi.*
*Nuk është mirë të qeshësh kur je vetëm.*
*Bëje të mirën e hidhe në det.*
*Duaje Atdhenë si shqiponja folenë.*
*Vështro shumë e fol pak.*
*Pyet njëqind vetë, bëj si di vetë.*
*Shtrij këmbët sa ke jorganin.*
*Mos e bëj punën shkel e shko.*
*Më mirë të dish sesa të kesh.*
*Ruaju të të ruaj Perëndia.*
*Njeriut shikoi punën dhe jo gunën.*
*Që të jetosh duhet të luftosh.*

***§ 413*** **Kryegjymtyra shprehet me një grup fjalësh**

***a*** **folje pësore në vetën III njëjës + ndajfolje ose emër:**[399]

*Në verë flihet jashtë.*
*S'punohet më këtu.*
*S'rrohet kështu.*
*Vetëm nuk jetohet.*
*Në Pogradec kalohet mirë.*
*Kështu ecet përpara.*
*S'rrihet në një vend, jo.*
*A flitet kështu për miqtë?!*
*Rrihet pa zjarr në dimër?!*
*S'durohet më brenda.*

***b*** **folje në vetën III njëjës + ndajfolje ose emër:**[400]

*Andej luftohej.*
*Shumë flitej për të.*
*Në dhomë vallëzohej.*
*(Ai është i sëmurë.) Dyshohet për kancer.*
*(Në krevat duhej të flinte Beni si mysafir.) Ashtu u bë.*
*Kështu ndodhi edhe me Nurien.*
*Rrallë na ka qëlluar kështu.*

---

[399] Këto fjali shprehin kuptime modale (mundësi, pamundësi: ***Në verë flihet jashtë = Në verë mund të flihet jashtë***.).
[400] Këto fjali shprehin veprime, procese a dukuri të ndryshme të realitetit.

***c*** **trajtë e shkurtër + folje në vetën III njëjës:**[401]

*Asaj nuk i flihej (krahaso: Në verë flihet jashtë.).*
*S'më flihet.*
*Më hahet shumë.*
*Rizait dhe Mitit nuk u rrihej në një vend.*
*Pas ikjes së veteranit, Arian Voglit nuk i qeshej më.*
*Më pikon në shpirt.*[402]
*Më ther në zemër.*
*Doktor, më sëmbon këtu.*

***d*** **folja kam në vetën III njëjës + emër në kallëzore:**

*Sonte **ka** hënë.*
*Në male **ka** borë.*
*Në pyje **ka** jetë.*
*S'**ka** vend për thashetheme këtu.*
*Midis gurëve **kishte** baltë e llucë.*
*Ja që **ka** edhe njerëz të tillë.*
***Ka** lloj-lloj njerëzish në botë.*
*Ka shumë rrugë dhe mënyra për t'u njohur me njerëzit.*
*Nuk ka kohë.*
*Në Kosovë ka trima dhe intelektualë të mençur.*

***dh*** **trajtë e shkurtër + folja vij në vetën III njëjës + ndajfolje, ose formë e pashtjelluar, ose lidhore:**

*Bufetierit i erdhi keq për Dinin.*
*I vjen keq edhe gurit për këtë.*
*S'të vjen mirë?*
*Mua s'më vjen ndoresh fare.*
*S'të vjen rëndë nga vetja.*
*Mua më vinte keq.*
*I vinte prapë gjumë.*
*Adnanit nuk i vinte inat.*
*Shpresës i vinte për të qarë.*
*Na erdhi për të qeshur.*
*Asaj i vinte për të vjellë nga gjithë ajo rrugë me gropa.*
*Më vjen të pëlcas nga inati.*

---

401 Këto fjali shprehin gjendje të brendshme psiko-fiziologjike.
402 Kur folja është veprore, pranë saj përdoret një rrethanor.

***e*** **folja bëj në vetën III njëjës + një ndajfolje ose një emër:**

*Këtu brenda bën ftohtë.*
*Buzë detit bën freskët.*
*U bë vonë, o burra.*
*Bënte vapë.*
*Një copë herë u bë heshtje.*
*Sa shpejt bëhet natë në dimër!*

***f*** **folja bie, ose fryn + emrat shi, borë, erë etj.:**

*Bie borë.*
*Fryn erë.*
*Bie shi.*

***g*** **folja jam në vetën III njëjës + një ndajfolje, ose një mbiemër, ose një emër:**

*Njësoj është, mor djalë!*
*Ishte vonë.*
*Tani është tepër vonë.*
*Është herët për punë.*
*Ashtu ishte vërtet.*
*Në mal ishte freskët.*
*Është e çuditshme, Ylli!*
*Është e pabesueshme.*
*Ishte e diel.*
*Ishte natë.*
*Ishte kohë fiqsh.*
*Është kohë e keqe.*
*Është turp.*
*Është shumë ftohtë jashtë.*
*Ishte errët.*
*Kështu është më mirë.*
*Në verë këtu duhet të jetë freskët.*

***gj*** **folja jam në vetën III njëjës + paskajore:**[403]

*Është për të vënë duart në kokë.*
*Është për të ikur me vrap.*

[403] Këto fjali shprehin domosdoshmëri. *(Është për të vënë duart në kokë = Duhen vënë duart në kokë.)*

*Është për të vënë kujën.*
*Është për t'i qarë hallin.*

***h*** **folja duhet ose do + pjesore:**

*Këtu duhet mbjellë që në shtator.*
*Duhet vepruar ndryshe.*
*Duhet ngritur shpejt.*
*Duhet pasur më tepër besim te njeriu.*
*Duhet luftuar deri në fund.*
*Duhet ardhur nga ju sonte.*
*Duhej diskutuar me zjarr.*
*Atij i do dhënë kurajo.*
*Në të tilla raste do folur shkurt.*

***§ 414*** **Kryegjymtyra shprehet:**

***a*** **me një emër të pashquar:**[404]

*Natë. (Në qiell ka yje.)*
*Natë e qetë.*
*Heshtje.*
*Heshtje varri.*
*Pranverë.*
*Pranverë e vitit 1992.*
*Dimër. Kohë e ftohtë me ngrica.*
*Zagushi.*

***b*** **me një emër të shquar të paraprirë nga pjesëza treguese *ja*:**[405]

*Ja qyteti im.*
*Ja xhamia. Ja dhe pusi.*
*Ja shkolla.*
*Ja busti i Qemal Stafës.*
*Ja shtëpia e Lejlasë së bukur.*

## Llojet e fjalive sipas mospranisë së

404 Shprehen me emra të pashquar njëjës në emërore që nuk paraprihen nga fjalët ***një, ca, disa***; janë rregullisht fjali pohuese dhe tregojnë praninë e një sendi a dukurie ose përshkruajnë.
405 Këto tregojnë një send që ndodhet aty pranë.

**gjymtyrëve**

**§ *415* Fjali të paplota kontekstuale:**[406]

*(Mjeku hyri në dhomë.) **Ndezi dritën.***
*(Ai trokiti disa herë. Asnjë përgjigje.) **Pastaj iku.***
*(Vani nuk duroi më lart në vinç.) **Ishte i trullosur nga dielli**.*
*(Unë e kam fajin.) - **Edhe unë**, tha tjetri.*
*(Kush është aty?) - **Një i sëmurë**.*
*(Në fillim do flas unë.) - **Dhe pas meje ju.***
*(Bardhi ecte përpara.) - **Unë pas.***
*(Murana e varrit s'njihet më.) **As kulla e dikurshme.***
*(Në verë plazhi i Durrësit është plot me turistë.) **- I Sarandës gjithashtu.***
*(Ku të kenë shkuar?) - **Ndoshta në Tiranë.***
*(Dera u hap dhe hyri shefi.) - **Pas tij Linda.***
*(Si të quajnë?) - **Viktor.***
*(Si do ta nxjerrim ujin?) - **Me kova**.*
*(-Ku punon?) - **Në spital**.*
*(-Nga vini?) - **Nga Gur-Kusari.***
*(-Do të na bëni shoqëri?) - **Me kënaqësi.***
*(-Qenke ftohur?) - **Mbase.***
*(-Mësues është ai?) - **Mësues.***
*(Ç'është ajo në kodër, kalë apo njeri?) - **Njeri.***
*- Më sill analizat! - Çfarë analizash?) - **Të gjakut.***
*( Dritaret ishin të hapura.) **Pemët të lulëzuara.***

**§ *416* Fjali të paplota situative:**[407]

*(Njerëzit presin në stacion trenin.) - **Po vjen**, - u dëgjua një zë.*
*(Flaka kishte përfshirë motorin.) - **Po digjet, po digjet**, bërtiste shoferi i alarmuar.*
*(Ra zilja e telefonit.) - **Ministri**, - tha sekretarja.*
*(Trokëlliti porta me rrëmbim.) - **Djali**,- tha nëna.*
*(Era përplaste shiun me furi mbi dërrasat e moçme.) - **Kohë e keqe**, - tha Maksi.*

---

406 Gjymtyra a kryegjymtyra munguese merret vesh nëpërmjet kontekstit; ajo është thënë më lart, prandaj nuk rimerret.
407 Gjymtyra a kryegjymtyra munguese merret vesh nëpërmjet situatës; ajo nënkuptohet nga rrethanat ekzistuese.

*(A njihesh me këtë zotëri?)* ***Doktor Guri****.*
*(Portieri trokiti.) -* ***Një telegram për ju, drejtor****.*
*(Një çunak thirri.)-* ***Paratë****. Më pive tri gota.*
*-* ***Hurma, hurma të mira****. (Urdhëroni myshterinj.)*
*-* ***Një kafe****,- porositi i pari Genti.*
*-* ***Ç'vjeshtë****! (Tha Leta duke shkelur gjethet e thata dhe të verdha.)*
*-* ***Kujdes!*** *(Matjet duhet të jenë të sakta.)*
*-* ***Lufta luftë****. (Tha i plagosuri.)*

**§ *417*** **Fjali të paplota eliptike:**[408]

*Mendja e shëndoshë, në trup të shëndoshë.*
*Sipas vendit, edhe kuvendi.*
*Sipas kokës, festen.*
*I vdekuri me të vdekurit, i gjalli me të gjallët.*
*Gjella me kripë, kripa me karar.*
*Dy duar për një kokë.*
*Pleqëria si fëmia.*
*Peshku në det, tigani në zjarr.*
*Një rrugë e dy punë.*
*Më mirë një mik se një çiflik.*
*Besa e shqiptarit si purteka e arit.*
*Djali i pleqërisë, shtylla e shtëpisë.*

**Shënim.** Të paplota mund të jenë edhe sifjalitë e periudhës:

*Ai kthehej nga pazari,* ***kurse ajo nga biblioteka****.*
*Tomori është i bukur dhe* ***Gjalica po aq.***
*Buçiti një krismë e fortë,* ***pastaj një tjetër****.*
*Djemtë shkuan në vend,* ***po ashtu edhe vajzat.***
***Ata të tre përtej****,* ***ne të dy këtej.***
***Këta kokën e tyre****,* ***ata kokën e tyre****!*

## Llojet e fjalive pa gjymtyrë[409]

[408] Gjymtyra a kryegjymtyra munguese është folja që merret vesh nga përdorimi i shpeshtë i konstruktit; këto fjali takohen në fjalët e urta, në idioma të njohura nga shqipfolësi.
[409] Këto as nuk kanë gjymtyrë në përbërjen e tyre, as nuk mund të marrin të tilla dhe nuk mund të kuptohen jashtë kontekstit a situatës.

**§ *418* Fjali të pohimit:**[410]

*(- Dëshiron të thuash gjë?) - **Po.***
*(-Keni qenë më parë në Shqipëri?) - **Posi**.*
*(-Keni të dhëna të reja për këtë çështje?) - **Si urdhëron.***
*(-E njeh këtë?) **- Po si jo.***
*(-Nuk ia ndien nevojën?) **- Si jo**.*
*(-Nesër kthehet? - pyeti Memoja...) **- Ëhë.***
*(-A mund të pyes për diçka?) **- Mirë.***
*(-Do të vini edhe ju në shfaqje sonte?) **-Patjetër**.*
*(- Këtë kishe ndërmend edhe ti?) **- Pikërisht.***
*(Është e vërtetë kjo?) **- Po, po.***

**§ *419* Fjali të mohimit:**[411]

*(- Ke dëgjuar gjë?) - **Jo.***
*(- Shkojmë të flemë?) -Unë të fle? **Jo!***
*(Ti i meriton këto fjalë të mira.) - **Jo, jo.***
*(A të vrau gjë?) - **Jo, jo.***
*(- Do të shkosh bashkë me Cenin. ) - Me Cenin? **Bah.***
*(- E kupton?) **-Cë!***
*(- S'të ka thënë gjë?) **-Hë!***

**§ *420* Fjali të pyetjes:**[412]

*(- Dje vajta në Shkodër.) - **Hë?** Ç'kishte andej?*
*(- Ju ejani pak më vonë.) **Mirë?***
*(- Po t'ishte e vërtetë, do të kishim dëgjuar ndonjë fjalë.) **Apo jo?***
***-E?** Ç'kemi ndonjë gjë të re?*
*(- Isha për gjah, po dola pa gjë.) **- Jo, more?***

**§ *421* Fjali të nxitjes:**[413]

***- Sssst!** - ia bëri mësuesja, duke vënë gishtin në buzë.*
***- Shëëët!** Mos bëj zhurmë!*

---

[410] Këto janë përgjigje pohuese të një pyetjeje, ose miratim i folësit për diçka të thënë më parë.
[411] Këto janë përgjigje mohuese të një pyetjeje, ose mosmiratim i folësit për diçka të thënë më parë.
[412] Këto pyesin për diçka, duke kërkuar nga bashkëbiseduesi miratimin ose jo të një pohimi a mohimi.
[413] Këto shprehin thirrje drejtuar bashkëbiseduesit për të kryer një veprim.

***- Stop!*** *U dëgjua një britmë prapa kamionit.*
***- Hop! Hop!*** *- I jepte kurajo fëmijës gjyshi.*
***- Hajt!*** *Ngreu tashti!*
(Në këtë çast ra telefoni.) *- **Alooo!** Kush flet?*

**Shënim.** Këtu përfshihen edhe fjalitë që ndjellin a dëbojnë kafshët:
***- Pëss, pëss, pëss,*** *- ndillte macen ajo.*
*- Fshatari i bërtiste gomarit:* ***Hush, o dreq!***

## § 422 Fjali emocionale:[414]

***- Oh, oh, oh!*** *( Kjo është jetë. Kënaqej plaku.)*
***- Ah!*** *- tha Prela. Si nuk e kapi plumbi.*
***- Bobo!*** *Do t'i vrasin!*
***- More!*** *E pe numrin e fundit të gazetës; kanë filluar të gënjejnë në mes të ditës.*
*(- Ia kishin vënë flakën mbrëmë.)* ***Mos, more!***
*- Të gjithë pas meje. -* ***Urraaa!*** *- thirrën djemtë me një zë.*
***- Korba, moj gra!*** *Ç'na gjeti kështu!!*

## § 423 Fjali të përshëndetjes:[415]

***- Tungjatjeta, o xha Braho!***
***- Lamtumirë****, Fani! -* ***Lamtumirë****, belbëzoi, Fani.*
*- Urimet më të mira.* ***- Faleminderit****!*
***- Mirëmbrëma****, djema!*
***- Mirupafshim****! -* ***Mirupafshim****!*
***- Gëzuar****! Të na trashëgohet çifti!*
***- Mirëmëngjes****! - iu drejtua mësuesi nxënësve.*
***- Mirëmëngjes****, zoti mësues!*
***- Hajde bromb****! Të na trashëgohen!*

---

[414] Këto shprehin qëndrimin emocional të folësit, si: ***gëzim, kënaqësi, habi, keqardhje*** etj.
[415] Këto shprehin një përshëndetje, një urim, një falënderim.

# MARRËDHËNIET SINTAKSORE

## Llojet e lidhjeve sintaksore

*§ 424* Gjymtyrët e fjalisë së thjeshtë dhe sifjalitë e fjalisë së përbërë lidhen midis tyre me dy mënyra:
me **nënrenditje** (lidhje varësie)
me **bashkërenditje** (lidhje barazie).

## Lidhjet me nënrenditje

*§ 425* Tek lidhjet me nënrenditje dallohen disa lloje marrëdhëniesh:
Marrëdhënie kallëzuesore
Marrëdhënie kundrinore (objektore)
Marrëdhënie përcaktore
Marrëdhënie rrethanore
Marrëdhënie krahasore

### *Marrëdhëniet kallëzuesore*[416]

*§ 426* **Kryefjala dhe sifjalia kryefjalore**
Kryefjala mund të shprehet:

*a* **me emër të shquar:**

***Tregu*** *u gjallërua.*

---

[416] Këto ekzistojnë midis **kryefjalës** dhe **kallëzuesit** ose midis **sifjalisë drejtuese** e **sifjalisë kryefjalore** a **kallëzuesore.**

***Kënga*** *nuk vdes kurrë.*
***Udha*** *ishte e shtruar.*
***I plagosuri*** *kërkonte vetëm ujë.*
***E reja*** *triumfon kudo.*
***E ardhmja*** *i përket lirisë.*
***E ftohta*** *i ishte futur në palcë.*
***Të mbjellat*** *qenë të mbara këtë vit.*
***Të shtëpisë*** *ishin të shqetësuar për Shpresën (të shtëpisë= njerëzit e shtëpisë).*
***Njerëzit*** *bisedonin me njëri- tjetrin.*
*Në mbrëmje arritën* ***Muzakët****.*
***Zoti*** *është me ne.*
***Hëna*** *u ngrit mbi luginë.*
***Shqipëria*** *ndërton demokracinë e vërtetë.*
***Kristina*** *qëndronte në këmbë.*
*Doktor* ***Borova*** *filloi punën në spital.*

***b*** **me emër të pashquar:**[417]

***Një pëllumb*** *qëndroi mbi çatinë e shtëpisë.*
***Një vetëtimë*** *çau qiellin.*
*E pushtoi* ***një dëshirë*** *e madhe.*
*Në sytë tanë po lind* ***një legjendë****.*
***Një gjest*** *i qytetëruar shpërblehet mirë.*
*Para tij shtrihet* ***një fushë*** *e bukur pjellore.*
*U dëgjua* ***një breshëri*** *automatiku.*
*Në këmbët e urës duhej patjetër* ***një flijim****.*
***Ca makina*** *u ndalën para universitetit.*
*- Kaloi* ***makinë*** *këtej? - Jo, s'ka kaluar* ***makinë.***
*Në shpellë u dëgjuan* ***zëra.***
*Në qytetin tonë së shpejti do të ndërtohen* ***pallate.***
*Nga larg u dëgjuan* ***të bërtitura****.*
*Më pas u dëgjuan* ***krisma.***

**c** **me përemër:**

*Për këtë do të përgjigjem vetëm* ***unë.***
*Pas tij do të flas edhe* ***unë.***
*Di ca gjëra* ***unë,*** *o August vëllai.*

---

[417] Emri i pashquar në njëjës shoqërohet zakonisht me nyjën ***një,*** në shumës herë-herë me ***ca (disa),*** por edhe pa këto.

*__Ne__ jemi shqiptarë.*
*__Ti__ nuk ke asnjë faj.*
*__Ai__ tregoi të vërtetën.*
*Gjykoni __ju__ për mua.*
*__Kjo__ është detyra juaj.*
*__Ky__ është vend i pasur.*
*__Kjo__ s'ka të bëjë me ta.*
*__Ky__ ishte një njeri me trup të madh.*
*__Dikush__ pinte duhan.*
*__Askush__ nuk duhet të trembet në këtë shekull.*
*S'e gëzoi __kush__.*
*__Të sajtë__ s'ishin në shtëpi (të sajtë = njerëzit e saj).*
*__Asnjeri__ s'ia vuri veshin.*
*__Cilido__ ka dhomën e tij.*
*__Të gjithë__ u sulën për atje.*
*__Të tjerët__ u kthyen në kamp.*
*__Kush__ nuk e di këtë?*
*__Kush__ qëlloi përsëri?*
*__Çfarë__ po ndodh kështu me mua?*
*__Cili__ të ketë ardhur në këtë orë?*
*Frynte një erë e ftohtë __që__ të kujtonte dëborën.*
*Ç'ndodhi në mbledhje!*
*Atë çast __vetja__ iu duk më i rritur.*

***d*** **me numëror:**

*Këtë e ndienin __të dy__ njëlloj.*
*Vetëm __një__ mungon sot.*
*__Të pestë__ u drejtuan për në shtëpinë e xhaxhait.*
*__Të katër__ nxituan për të marrë viçin e porsalindur.*

***dh*** **me togfjalësh:**[418]

*__Ky njeri__ kishte nuhatje të fortë për të vërtetën.*
*__Ky qytet__ s'ka përkrahje.*
*__Kjo këngë__ më pëlqeu shumë.*
*__Kjo punë__ duhet biseduar me ministrin.*
*U pa __kjo punë.__*
*__Ai ankth__ kishte vazhduar dy javë.*
*Tani __ajo ditë__ i ngjante si e një tjetër shekulli.*

---

[418] Togfjalëshi është bashkim i dy a më shumë fjalëve kuptimplote në lidhje varësie.

***Çdo njeri*** *është i pafajshëm para se të dëshmohet faji i tij.*
***Çdo gjë*** *e gjallë ka dalë nga uji.*
***Çdo lëvizje*** *e saj ishte e matur.*
***Asnjë kalë*** *nuk hingëllinte.*
***Pak njerëz*** *e dinin të vërtetën.*
***Dy vajza*** *ecnin në rrugën pa njerëz me hap të shpejtë.*
***E motra*** *vështronte gjithçka.*
***Një shumicë përrenjsh*** *rrjedhin në çdo drejtim.*
***Një turmë zogjsh*** *rrahu krahët mbi kallëzat e grurit.*
***Një grumbull njerëzish*** *ishin afruar në vendin e ngjarjes.*
***Një tufë trëndafilash*** *qëndronin mbi tavolinë.*
***Njëra nga shoqet*** *ktheu kokën nga turma.*
***Shumë njerëz*** *ishin thyer ndërkaq.*
***Shumë prej tyre*** *kishin marrë pjesë në dasmën e Doruntinës.*
***Shumë nga shokët*** *dolën të dalluar.*
*Kohët e fundit* ***tri nga qytetet*** *e kishin ndërruar pamjen.*
***Secila prej nesh*** *dëshironte një mbrëmje të bukur.*
***Më shumë se gjysma*** *e redaksisë ishte kundër.*
***Agroni me Perlatin*** *u bënë miq përjetë.*
***Një hije dyshimi*** *hyri në të .*
*Një copë herë vazhdoi po* ***ajo e folur.***
***Të zotët e shtëpisë*** *kishin shpresë.*
***Disku i diellit,*** *kur perëndon nata, hijen e lëshon.*

***e*** **me emërtim të përbërë dhe me shprehje me numëror:**

***Kashta e Kumtrit*** *dallohej në qiellin e verës.*
***Liqeni i Pogradecit*** *është shumë i bukur.*
***Isuf Myzyri*** *është shumë i njohur për këngët e tij.*
***Tre dhe dy*** *bëjnë pesë.*

***f*** **me sifjali kryefjalore që lidhen:**

■ **me lidhëzat:**

**që:**[419]

---

[419] Lidhëza **që** përdoret zakonisht pas foljeve veprore dhe pas disa ndërtimeve **jam + emër** (ose **mbiemër**, ose **ndajfolje).**
Por pas foljeve joveprore **që**-ja është e ndërkëmbyeshme me **se**-në (shih më poshtë).

*Qëllonte* ***që dhe ai vinte në mësim pa u përgatitur****.*
*Mjafton* ***që drama jote e dëshmon këtë.***
*Duke u menduar gjatë ndodh* ***që e gjen më në fund gabimin fatal.***
*Rastis nganjëherë* ***që njeriu të gabojë pa dashur****.*
*Është fat* ***që punoj bashkë me ju.***
*Është meritë e intelektualëve të ndershëm* ***që u ngrit me forcë problemi i bashkimit kombëtar.***
*Është e kuptueshme* ***që bota të flasë për ngjarjen.***
*Është e qartë* ***që ajo nuk thotë të vërtetën.***
*Si është e mundur* ***që e bëmë këtë gabim?***
*Ishte e vështirë* ***që të parashikohej rezultati i kësaj ndeshjeje****.*
*Është mirë* ***që njerëzit të merren vesh midis tyre.***
*Nuk është shpejt* ***që të rifillojmë punën.***

**Shënim.** Sifjalitë kryefjalore mund të dalin edhe pa lidhëzën "që", kur folja kallëzues në lidhore vjen fill pas saj (krahaso: *Ishte e vështirë* ***që të parashikohej rezultati i kësaj ndeshjeje*** *me Ishte e vështirë* ***të parashikohej rezultati i kësaj ndeshjeje).***

*Është diçka e mrekullueshme* ***të marrësh pjesë në një veprimtari të tillë.***
*Nuk ishte zakon i luftës* ***të vriteshin robërit****.*
*Ndalohet* ***të punojmë pas orës dymbëdhjetë.***
*Në këtë vagon nuk lejohet* ***të pihet duhan****.*
*Nuk është e mundur* ***të ndërrojë ujku zakonin****.*
*Ishte e pamundur* ***të mos vinte re bukuritë e natyrës****.*
*Ishte marrëzi* ***të mos dyshoje.***
*Është gjynah* ***të mos merremi vesh.***

**se:**[420]

*- Më kujtohet* ***se në atë kohë s'po bëja asgjë të veçantë****.*
*Ilirit i dukej* ***se ajo kohë i përkiste një tjetri****.*

---

[420] Lidhëza **se** përdoret zakonisht pas foljeve joveprore, pas ndërtimeve **jam + emër** (ose **mbiemër)** dhe para sifjalive kryefjalore që fillojnë me fjalë pyetëse.

*Më duket* ***se po e dënojmë shumë shokun****.*
*Shihet* ***se keni bërë përgatitje të mira****.*
*U provua* ***se ky poet u përkiste të gjitha kohërave****.*
*U bë e qartë* ***se ata kishin plotësisht të drejtë.***
*Është e qartë* ***se kjo lidhet me veprimtarinë praktike.***
*- Nuk dihet* ***se cili është pronari****.*
*Më kujtohet mirë* ***se ku ndodhi ngjarja.***

**Shënim 1.** Lidhëza **se** mund të ndërkëmbehet me **që**, kur sifjalia kryefjalore vjen pas foljeve joveprore dhe pas ndërtimeve **jam + emër** (krahaso: *Më kujtohet* ***se në atë kohë s'po bëja asgjë të veçantë*** *me Më kujtohet* ***që në atë kohë s'po bëja asgjë të veçantë):***
*U duk shkoqur* ***që Sfetigradi nuk merrej dot*** *= U duk shkoqur* ***se Sfetigradi nuk merrej dot.***
*Pas një nate robërie katërqindvjeçare* ***ndihej që mëngjesi nuk ishte larg.***
*Thuhet* ***që ishte gjashtëdhjetë e tre vjeç.***
*Nga konteksti merret vesh* ***që ngjau në kohën e ekspeditës turke.***
*Nga arshivat zyrtare të Republikës veneciane provohet katërcipërisht* ***që Skëndërbeu s'ia la Krujën dhe mbretërinë e tij Venetisë.***

**Shënim 2.** Lidhëza **se**, kur sifjalia kryefjalore fillon me fjalë pyetëse, zakonisht mungon:
*A të kujtohet* ***ç'më ke thënë njëherë.***
*Nuk dihet* ***çfarë do të thotë emri Iliri.***
*Të kujtohet* ***kur jemi takuar për herë të parë.***
*Dihet mirë* ***kur u privatizua fabrika.***
*Nuk dihet* ***a ia tha me gjithë mend këto fjalë.***
*Nuk më kujtohet* ***si ndodhi.***
*Nganjëherë nuk kuptohej mirë* ***ku mbaronte njëri e ku niste tjetri****.*
*S'dihet me siguri* ***ku u botua "Meshari" i Buzukut.***
*Po nuk dihet* ***a e ka marrë emrin katundi nga kastriotët, apo kastriotët nga katundi.***

**sikur:**

*Duket* ***sikur Tiranën e ka zgjedhur vetë natyra për të paraqitur të gjitha tipet e maleve.***
*Tani duket* ***sikur belbëzojnë****.*
*Të dukej* ***sikur artisti ynë ishte i vendosur****.*
*M'u duk* ***sikur u vra pëllumbi i shtëpisë****.*

**në, nëse:**

*Tani varet nga ti* ***në do ta botosh.***
*Shpejt do të provohet* ***nëse ke të drejtë.***
*Nuk dihet* ***nëse ka ardhur mbrëmë.***

- **me përemrat:**

**kush:**

***Kush është burrë,*** *nuk frikësohet.*
***Kush duron****, trashëgon. (= Ai që duron, trashëgon.)*
***Kush punon*** *ha.*
***Kush humb paranë,*** *ka humbur pak,* ***kush humb dashurinë****, ka humbur shumë,* ***kush humb nderin e shpresën****, ka humbur gjithçka.*
***Kush nuk e kupton këtë****, nuk ka kuptuar alfën e demokracisë.*
***Kush punon në rini****, nuk vuan në pleqëri.*
***Kush luan këmbët****, luan edhe dhëmbët.*
***Kush s'lufton****, nuk fiton.*

**ç', çfarë[421]:**

***Ç'fluturon****, s'hahet. (= Ajo që fluturon, s'hahet.)*
***Çfarë u tha****, u bë.*
***Ç'u bë****, u bë.*
***Çfarë bëhet****, nuk zhbëhet.*

**sa:[424]**

***Sa ishin shqiptarë,*** *ishin burra të vërtetë.*

---

[421] Përemat **ç', sa** mund të marrin përpara fjalën "gjithë":
***Gjithë ç'qenë aty,*** *u gëzuan shumë.*
***Gjithë sa ishin në mbledhje,*** *nuk e hapën gojën.*
***Gjithë sa shkruhet në letër,*** *mbetet.*

*Sa tregova më lart,* *ndodhi dy vjet të shkuara.*

### § 427 Kallëzuesi dhe sifjalia kallëzuesore

Kallëzuesi mund të shprehet:

***a*** **me folje (ose shprehje foljore):**

*Mjeku* ***hyri*** *në sallën e operacionit.*
*Moza u* ***skuq*** *nga fjalët e babait të Ardit.*
*Xhezairi më* ***vështroi*** *në sy.*
*Ajo na* ***shikonte*** *me habi.*
***Erdhi*** *dita e Arbërit!*
***Kanë për t'iu ndezur*** *faqet, kur e ndrojtur të më qeshë.*
*Ariani* ***zuri*** *veshët me dorë.*
*Unë* ***do të vij*** *sa më shpesh.*
*Dielli* ***kishte perënduar.***
*Endriti* ***është*** *në fshat. (është=ndodhet)*
*Vajza* ***ishte duke dëgjuar*** *muzikë.*
*Agushi* ***ishte duke lexuar*** *ditarin e tij, kur hyra unë.*
*Tek rruga* ***po pret*** *taksia.*
*Artani* ***po dëgjonte*** *lajmet.*
*Jashtë* ***po fillon*** *stuhia.*
*Dimri* ***po ikën****.*
*Ai* ***po bisedonte*** *në telefon.*
*Dikush* ***po afrohej*** *në atë errësirë.*
*Plaku* ***dëgjuaka*** *shumë mirë.*
*Ai nuk e* ***paska ripunuar*** *tregimin e vet.*
*Atë* ***ta shohë*** *çdo njeri, i madh e i vogël.*
*Ju pashë kur ju* ***po dilnit*** *me shpejtësi.*
*Na* ***thoni*** *dhe ju një fjalë.*
*T'****u trashëgoftë*** *djali.*
*Drejtori e* ***mbante mend*** *mirë këtë ngjarje.*
*Në rrugë* ***bëri ballë*** *polici.*
*Ata* ***kanë vënë re*** *një dukuri interesante.*
*Këtë punë ai e* ***mori në dorë*** *vetë.*
*Gjithë qyteti e* ***mbante në gojë*** *atë njeri.*
*Ju u* ***bëni bisht*** *pyetjeve të mia.*
*Shpifje e trullosje si kjo* ***s'mbaheshin mëri****.*
*Askush* ***nuk*** *ia* ***vuri veshin.***
***Erdhi*** *dita e Arbërit!*
*Lumi i Madh ish bujar e* ***nuk mbante meri.***
*Zogu* ***zuri vend*** *në dritare.*

*Adnani i **kërkoi ndjesë** zotnisë.*
*Ai **mori frymë** thellë.*
*Ata **do të bëjnë çmos** për ta zgjidhur problemin.*
*Na **duhet** kjo dramë, pa tjetër, më kuptoni?*

**Shënim 1.** Folja në lidhore zakonisht përdoret si kallëzues në sifjalitë e varura:

*Që **të ecë** përpara një komb, duhet mund, djersë dhe gjak.*
*Ai nuk pranoi **të shkonte** atje.*
*Kur **të vij** unë, ti do të kesh mbaruar punë.*

**Shënim 2.** Folja-kallëzues shoqërohet shpesh edhe me pjesëza:

**nuk/s, mos, as/as që**[422]**:**

*Emri i bashkëbiseduesit **nuk** më **kujtohe**j.*
*I panjohuri **nuk** më **shihte** në sy.*
*Ajo **nuk u përgjigj** menjëherë.*
*Ardi **nuk foli** gjatë gjithë kohës.*
*Për fat, askush **s'** më **pa.***
*Ne **s'e kemi dëgjuar** kurrë këtë emër.*
*Ceremoni më e bujshme **s'mbahej mend** ndonjëherë.*
***As** e **kujtonte.***
*Ky burrë **as** ia **vinte veshin** çka thuheshin për të.*
*Unë **as që** e **kam parë me sy**.*
*Genci **as që** e **kishte mendjen.***
*Dervishi **as që di** gjë për këtë.*
***Të mos futet** njeri pa leje.*
*Unë **as që do të kisha dalë** sot në rrugë.*
*Atë kohë **as që bëhej fjalë** për një gjë të tillë.*

**le, para**[423]*:*

***Le të merret** doktori me to.*
***Le të çlodhen** pak.*
***Le të flasë** secili me radhë.*
*Më mirë **le të vijë** vetë.*
*Ai **nuk para i pëlqen** shëtitjet.*

[422] Këto mohojnë ose përforcojnë mohimin.
[423] Këto shprehin lejim, miratim, a urdhër e mohim të zbutur.

*Kovi **s'para vente** shumë në mbrëmje dëfrimi.*
*Ajo **s'para vente mirë** në shkollë.*

**mend, desh, (gati) sa:**[424]

*Lena **mend fluturoi** nga gëzimi.*
*Ai **desh e dogji** dorën.*
***Desh harroi** diçka.*
*Asaj **sa s'i ra** tabakaja nga dora.*
***Sa s'e përpoqi** kokën tek dera.*
*Ai **gati sa s'thirri** nga tmerri.*

***b*** **me përsëritje të së njëjtës folje** ( ose me dy folje të afërta kuptimisht, ose me dy fjalë me rrënjë të njëjtë):

- **folje + (e) + e njëjta folje:**[425]

*Ajo **lexoi e lexoi** deri vonë e nuk e ndjeu fare Zamirin që kishte hyrë në dhomë.*
*Ajo **ecte e ecte** e kënaqej me aromën e detit.*
*Ne **pritëm e pritëm** gjersa erdhi Kolë Marku.*
***Ec e ec** e më në fund arriti te kroi.*
*Ai **vështronte e vështronte** një vajzë të panjohur.*
*Ai **eci e eci** përmes sheshit të madh.*
*Ai **ecte e ecte** pa folur.*
*Unë **tërhiq e tërhiq,** por s'ishte gjë.*
*Ajo **heshtte e heshtte** siç heshtin të gjithë para një udhëtimi.*
*Fëmija **qau e qau** gjithë natën.*
*Ato **qeshën e qeshën** derisa filloi mbledhja.*
*Ai **rrinte e rrinte** dhe vështronte nga dritarja gjysmë e hapur.*
*Ai **rrotullohej e rrotullohej** në krevat, e gjumi nuk e zinte.*

- **dy folje sinonimike ose antonimike:**[426]

***Qau e bërtiti** me sa fuqi që kishte.*
*Ata **folën e qeshën** tërë ditën.*

---

[424] Këto tregojnë një veprim që ka arritur deri në çastin e realizimit të tij, por që nuk realizohet***; sa*** përdoret në ndërtime me mohim.
[425] Ky kallëzues tregon një veprim të zgjatur.
[426] Ky kallëzues tregon një veprim kompleks ose intensitet veprimi.

*Ai **shkruante e zhgaraviste** diçka mbi letër.*
*Shiu **shpërthen e bie** me gjyma.*
*Berti **vente e vinte** nëpër korridor.*
***Jepte e merrte** të nxirrte zërin, s'ishte punë e mundur.*
***Hëngrën e pinë** gjer vonë.*
*Nxënësit **hypnin e zbrisnin** nëpër shkallë.*
*Dy pika loti **u rrokullisën dhe ranë** mbi tryezë.*
*Në vatër **u shemb e ra** një urë zjarri.*
*Fytyra e të verbërit sikur **u çel e u kthjellua.***
*Fjala **u hap e mori dhenë.***
*Të gjitha **shkuan e vanë.***

- **folje + sa (ç') + e njëjta folje:**[427]

***Punonte sa punonte** e largohej i qetë.*
*Mato **priti sa priti**, shau me vete dhe u largua.*
*Memoja **heshti sa heshti**, pastaj nisi të flasë.*
*Ajo **qau sa qau** në shtrat, pastaj e mbyti një gjumë i rëndë.*
***Lahej sa lahej** në det, pastaj pushonte në hijen e çadrës.*
*Shiu **ra sa ra,** pastaj pushoi.*
*E **tëholli sa** e **tëholli** bisedën gjersa i bëri pyetjen e frikshme.*
*Sytë, **bënte ç'bënte**, i çonte nga arka me shenjë të kuqe.*

- **folje + që + e njëjta folje:**[428]

*Gjumi **s'**e **zinte që s'**e **zinte**.*
*Ajo **s'donte që s'donte**.*
*Dolën në kodrën tjetër, por ai **s'dukej që s'dukej.***
*Rruga **hapet që hapet**, të asfaltohet deri në fshat.*
***U vonua që u vonua**, por të kishte mbaruar punë.*

- **folje + paskajorja e së njëjtës folje:**[429]

***Për të qarë qau** sa nuk e merr dot me mend.*
***Për të marrë** e **mori në telefon**, por me këmbënguljen time të madhe.*

---

[427] Ky kallëzues tregon një veprim që ndërpritet.
[428] Ky kallëzues tregon një veprim të përforcuar ose një veprim që motivon një tjetër.
[429] Ky kallëzues tregon një veprim të theksuar, të nënvizuar.

*Për veten e tij e* ***mësoi për ta mësuar****.*
*Xhepat* ***për të kontrolluar*** *i* ***kontrolloi*** *me ngut, por nuk gjeti gjë.*
*Ia* ***mbushi për të mbushur*** *mendjen.*
*Policia e* ***mori për të marrë.***

- **emër prejfoljor + që + folje** (folja ka të njejtën rrënjë me emrin ose folja **bëj):**[430]

***Ç'të bërtitur që bërtiste*** *mamaja.*[431]
***Të ecur që ecën*** *ky djalë.*
***Të punar që punon*** *Kioja, sa për të zëvendësuar një traktor.*
***Të kërcyer që kërcen*** *kjo vajzë.*
***Të ecur që bën*** *Gëzimi.*
***Të qarë që bën*** *foshnja e saj (krahaso me* ***Të qarë që qan*** *foshnja e saj).*
***Të gënjyer që bën*** *ai.*
***Të kënduar që bën****, - tha Mejdani.*

- **folje + nga + e njëjta folje:**[432]

***Shkoi nga shkoi*** *dhe përsëri i ra derës së shtëpisë së tij.*
***Brodhi nga brodhi*** *nëpër botë e përsëri u kthye në vendlindje.*
***Iku nga iku****, prapëseprapë u kthye në Shqipëri.*
*Mendimi* ***vërtitej nga vërtitej*** *dhe kthehej te pyetja e parë.*

***c*** **me dy folje të ndryshme:**

- **folje aspektore + folje në lidhore (rrallë gerund):**[433]

**filloj** ( fillim veprimi):

*Ai* ***filloi të ecte*** *me ngathtësi.*
*Dalngadalë mjegulla* ***filloi të ngjitej*** *majave të malit.*
*Pas pak mësuesit* ***filluan të ndanin*** *dëftesat.*

---

[430] Ky kallëzues tregon një veprim të përforcuar që ngjall habi.
[431] Kryefjala qëndron zakonisht në fund.
[432] Ky kallëzues tregon një veprim të zgjatur që ndërpritet.
[433] Këta kallëzues shprehin fillim, vazhdim, rritje progresive dhe mbarim të veprimit.

*Ata* ***filluan të flisnin*** *me njëri- tjetrin.*
***Filloi të mësonte*** *gjithçka.*
*Në mendjen e tij e vërteta* ***filloi të zbulohej*** *pjesë - pjesë.*
*Një borë e imët* ***filloi të binte*** *mbi qytet.*
*Shoqëria e tyre* ***filloi të ftohej****.*
*Shokët sigurisht* ***kishin filluar të dyshonin.***
*Sabinës* ***kishte filluar t'i rritej*** *dashuria për atë.*
*Po* ***fillon*** *tani* ***të mos dijë*** *më se çka në shtëpinë e tij.*
*Mendja e tij* ***kishte filluar*** *sërish* ***të punonte****.*
*Që nesër ai* ***do të fillojë të përgatitet*** *për rolin e tij.*
*Meri* ***filloi të qeshë*** *me zë të lartë.*
*Ai* ***filloi të punonte*** *në anën tjetër të kodrës.*

**zë** ( fillim veprimi):

*Ai* ***zuri të hidhej*** *pupthi në shtratin e karrocës.*
*Mendja ime* ***zuri të punonte*** *për t'i ardhur në ndihmë zemrës së tronditur.*
*Papritur* ***zuri ta mbulonte*** *Pirganin një re e zezë.*
*Ai* ***zuri të vërtitej*** *kot nëpër sallë.*
*- Edhe unë ashtu mendoj,* ***- zuri të thoshte*** *Tanushi.*

**nis** (fillim veprimi):

*Një diell i ngrohtë* ***nisi të ndriçonte****.*
*Konstruktori* ***nisi të vështronte*** *vjedhurazi fytyrën e Maksit.*
*Babai* ***nisi të shfletonte*** *një libër.*
*Gruaja e bukur* ***nisi të qeshte*** *me mospërfillje.*
*Një nga zyrtarët* ***nisi të mbante*** *një fjalim.*
*Ai* ***nisi të bisedonte*** *me shokët për ndarjen e tokave.*
*Gryka e përroit* ***nisi të zbulohej****.*

**vihem** (fillim veprimi):[434]

*Skëndërbeu* ***u vu ta kundronte*** *qetësisht.*
*Kur* ***vihet të hajë*** *ai, nuk ka të ngopur.*

**marr** ( fillim veprimi):

*Papritur* ***merr të flasë*** *xha Ajeti.*

---

[434] Foljet ***vihem, marr*** e ndonjë tjetër në këtë kuptim përdoren rrallë.

*Plaku **mori të ngjitej** përpjetë kodrës, por s'ngjitej dot.*
***Mori të mësonte**, po vullneti i kishte ikur.*

**Shënim.** Me kuptim të njëjtë përdoret edhe ndërtimi **"folje aspektore + e + folje"**të tipit **zuri e tha, mori e tha** etj.:

*Iu shkëput kosovares dhe **mori e tha** shpejt e shpejt.*
*Ai **kishte nisur e punonte** gjer vonë.*
*Gruaja **zuri e tha** me nxitim: - Uluni në tryezë vajza.*
*Kjo **zë e zgjon** kujtime të largëta.*

**vazhdoj** ( vazhdim veprimi ):

*Koka **vazhdonte t'i dhimbte**.*
*E megjithatë ai **kishte vazhduar të shpresonte**.*
*Shfaqja **vazhdonte të kishte** suksesin e ditëve të para.*
***Vazhduan të ecnin** të dyja.*
*Ai **vazhdonte të shpjegonte**.*
*Ai **po vazhdonte të besonte** edhe vetë.*
*Ne **vazhdonim të qëmtonim** ngjarje të tilla.*

**sa +vij/vete** (e) ( rritje progresive të veprimit):

*Drithëtira në shpirt **sa vente** i **shtohej.***
*Shëndeti i tij **sa vente e keqësohej**.*
*Hapat e tij **sa vente bëheshin** më të gjata.*
*Dhimbja e kokës **sa vente shtohej.***
*Vështronte shpinën e korrierit që **sa vente zvogëlohej.***
*Grumbulli i baltës së zezë sipër plastmasës **sa vente rritej.***

**mbaroj + folje** (mbarim veprimi):

*Mira **mbaroi së lexuari**.*
*Ata po **mbaronin së ngrëni**.*
*Unë akoma **s'kam mbaruar së foluri.***

**ndaloj + folje** (mbarim veprimi):

*Të rinjtë **s'ndalonin së vrapuari.***

*Aeroplanët* ***s'ndalonin së fluturuari*** *edhe në orët e vona.*
*Atë çast* ***ndaluan së kënduari.***

**pushoj + folje ( mbarim veprimi ):**

*Qeni* ***pushoi së hungërituri****.*
*Pastaj Maksi* ***pushoi së foluri.***
*Ajo* ***s'pushonte së punuari.***

- **Folje modale + folje në lidhore ose pjesore, ose paskajore[435]:**

**mund + lidhore** (mundësi, lejim):

*- Në këto rrugë edhe djalli* ***mund të thyejë*** *kokën.*
*Ai* ***mund të qëndronte*** *gjatë brenda këtyre mureve.*
*Në atë betejë shumëkush* ***mund të vdiste****.*
*Bisha* ***mund të*** *të* ***ngulte*** *dhëmbët më fort.*
*Ata* ***mund të merreshin*** *vesh më mirë.*
*Ata* ***mund të përfytyronin*** *çdo gjë.*
*- Asnjë* ***s'mund ta ndihmonte*** *për pafajësi (pamundësi).*
*Asnjeri* ***s'mund të duartrokiste*** *fitoren.*
*Këtë nuk* ***mund ta harronte*** *kurrsesi.*
*Ai nuk* ***mund të bënte asnjë përçapje****.*
*- Ti* ***mund të rrish*** *këtu (lejim).*
*Ai* ***mund ta bënte*** *këtë.*
*Ai* ***mund të*** *na* ***shoqërojë*** *(lejim).*
*- Ju* ***s'mund të pini*** *duhan në këtë sallë (ndalim).*
*Zotnia* ***mund të*** *më* ***kuptojë****.*
*Unë* ***nuk kam mundur të gjej*** *armë.*

**duhet + lidhore ose pjesore** (domosdoshmëri, detyrim, supozim):

*- Ai* ***duhet të bridhte*** *tërë natën.*
*Ai* ***duhej të shikonte*** *fjalorin.*
*Çdo autor* ***duhet të matet*** *mirë para se të shkruajë veprën e tij.*
*Ju* ***duhet t'i vërtetoni*** *ato që thoni.*
*Në orën tetë* ***duhet të ishim*** *në shtëpi medoemos.*

[435] Sipas foljes modale, këta kallëzues shprehin mundësi, domosdoshmëri, detyrim, lejim, dëshirë etj.

*Ti* ***duhet*** *ta* ***lajmërosh*** *në kohë mësuesin.*
*Agimi* ***duhet ta kishte pikasur*** *që ajo vinte çdo ditë në redaksi.*
*Ajo* ***s'duhet të jetë kthyer*** *( supozim ).*
***Duhet ta kenë zënë në gojë*** *Qezarin ( supozim ).*
*Rrugët* ***duhet të ishin*** *me baltë ( supozim ).*
*Babai* ***duhet të kthehet*** *sonte ( mundësi, supozim ).*
*Po të dalë mirë filmi, regjizori* ***duhet të ndiejë*** *një kënaqësi të madhe ( supozim ).*
*- Ara* ***duhet punuar*** *sa më shpejt.*
***Duhej ftuar*** *edhe ajo në konsultë.*
***Duhej qetësuar*** *medoemos nëna e të sëmurës.*
*Zgjedhja* ***duhet bërë*** *me kujdes të madh.*
***Duhen përdorur*** *metodat tona.*
*Kjo punë* ***duhet parë*** *në të gjitha drejtimet.*

**do + pjesore** ( domosdoshmëri ):

*Libri* ***do lexuar*** *(dhe jo ta lësh në një qoshe).*
*Projekti i Sabinës* ***do parë*** *me kujdes.*
***Do shikuar*** *kjo punë.*
*Mushka* ***do lidhur*** *me kapistall.*
*Ai* ***do kritikuar*** *sa s'është vonë.*

**Shënim.** Kallëzuesi herë - herë ka kuptim modal edhe kur shprehet me shprehje të tilla, si: **është e mira, është e udhës, është e nevojshme, është e domosdoshme, e do puna:**

***E do puna të kthehet*** *sërish.*
***Është e nevojshme të*** *na* ***ndihmojnë.***

**jam + paskajore** ( domosdoshmëri ):

*Ky djalë* ***është për t'u rrrahur.***
*Kjo përgjigje* ***është për t'u marrë në konsideratë.***
*Ajo nuk* ***është për t'****i* ***rënë në qafë.***
*Ti* ***nuk je për t'u respektuar.***
*Kjo* ***është për t'u lexuar*** *dhe jo gazeta e tyre.*

**dua + lidhore** ( dëshirë ):

*Ai* ***donte të dinte*** *gjithçka.*
*Nuk* ***duan të pranojnë*** *asnjë gabim.*

*Arbeni* ***s'deshi ta jepte veten.***
*Ajo nuk* ***donte të bisedonte*** *për asgjë.*
*Ndoshta një ditë ajo* ***donte të jetonte*** *me të.*
*Njerëzit* ***duan të pushojnë*** *pak.*
*Elmazi as që* ***do ta bëjë*** *këtë punë*[436]**.**
*Shpresa* ***donte ta takonte*** *vetë Yllin.*
*Nuk* ***donte t'i besonte*** *as vetes.*
*- Kjo është shenjë maturie, -* ***deshi të mbrohej*** *ai.*

***d*** me foljen **jam + emër**, ose **mbiemër, përemër, numëror, ndajfolje, paskajore, togfjalësh a shprehje frazeologjike:**

- **jam + emër në rasën emërore të pashquar:**

*Hekuri* ***është metal.***
*Teuta* ***është mësuese.***
*Iliri* ***është doktor****.*
*Koha* ***është flori.***
*Kjo vajzë* ***është studente.***
*Unë* ***jam redaktore.***
*Ata nuk* ***janë specialistë.***
*Ai* ***ka qenë profesor*** *në Universitet.*
*Ato* ***ishin pushkë****.*
***Është zarf*** *për ty.*
*Kjo* ***është kënaqësi*** *për mua.*

- **jam + një (ca) + emër në rasën emërore:**[437]

*Ky* ***do të jetë një mësim*** *i mirë për ju.*
***Ishte një ditë*** *e mërzitshme.*
*Ai* ***ishte një djalë*** *i panjohur për mua.*
*Ajo* ***ishte një harresë*** *e pafalshme nga ana e tij.*
*Këta* ***paskëshin qenë ca fshatarë*** *shqiptarë.*

- **jam + emër në rasën gjinore:**

*Kjo dhomë* ***është e Marjanës.***
*Monologu* ***është i Zanës****.*

---

[436] Në këtë rast mbi foljen ***dua*** (veta III njëjës) bie theksi logjik (krahaso me të ardhmen: *Elmazi as që* ***do ta bëjë*** *këtë punë*.).
[437] Ky ndërtim (**jam + një + emër në rasën emërore)** shoqërohet zakonisht me një fjalë përcaktuese.

*Ky rol **është i Bertit.***
*Ata **janë të pushkës**.*
*Ai **është i gojës**.*

- **jam + parafjalë + emër:**

*Koha **ishte me shi**.*
*Nëna **ishte me ethe.***
*Rruga **ishte me kthesa.***
*Ajo **ishte me humor.***
*Heshtja **ishte me kuptim.***
*Kjo enë **është prej balte.***
*Ai **është nga Tirana.***

- **jam + mbiemër:**

*Ky njeri **është i shkathët.***
*Ajo **ishte e bukur**.*
*Mëngjesi **ishte i ftohtë**.*
*Kjo **është e natyrshme**.*
*Nata **ishte e freskët.***
*Nata **kishte qenë e qetë.***
*Udha jonë **ishte e vështirë**.*
*Koha **s'ka qenë e mirë** këto ditë.*
*Kjo **është  e pashmangshme.***
*Ata **ishin të heshtur**.*
*Pylli **ishte i braktisur.***
*Ai **ishte i shqetësuar**.*
*Qielli **ishte i zymtë.***
*Ky **është i ri.***
*Ajo **ishte e bindur** që nuk po largohej për gjithmonë.*
*Ajo **ishte tepër e ndjeshme.***
*Ato **janë mosmirënjohëse.***
*Ai **është kokëfortë.***
*Ti **je nihilist.***
*Unë **jam beqar**.*
*Dhoma **ishte e zakonshme.***
*Goditja **kishte qenë e rrufeshme**.*
*Ky **do të ishte i katërti.***

- **jam + përemër:**

*Kush **je ti?***
*Cili **je ti?***

*Kush* ***jeni ju?***
*Unë s'****jam ti.***
*Shqipëria* ***është jona.***
*Ndoshta ky* ***është juaji.***
*E ç'na* ***qeshkësh kjo?***
***Unë isha askushi.***

- **jam + parafjalë + përemër:**

*Kjo* ***është për ty.***
*Ajo pako* ***ishte për të .***
*Këto lodra* ***qenkan për ne.***
*Librat* ***janë për ty.***

- **jam + numëror:**

*Tani ata* ***janë*** *vetëm* ***dy.***
*Ata* ***ishin dy****.*
*Ne* ***ishim pesë****.*

- **jam + ndajfolje:**

*Të gjithë* ***ishin mirë.***
*Dreka* ***është gati.***
*E vërteta* ***paskësh qenë ndryshe.***
*Ai s'****ka qenë mirë*** *me shëndet.*

- **jam + paskajore:**

*Syzet* ***ishin për të parë*** *larg dhe jo afër.*
*Kjo muzikë* ***është për të vallëzuar.***
*Ky laps* ***është për të shkruar*** *dhe jo për të pikturuar.*

**Shënim.** Para emrit, mbiemrit dhe përemrit, pjesë të kallëzuesit, mund të dalë pjesëza ***"si":***
*Ai* ***ka qenë*** *për mua* ***si vëlla****.*
*Ai* ***ishte si ante.***
*Ajo* ***ishte si e vdekur.***
*Unë* ***nuk jam si ti.***

- **jam + togfjalësh:**

*Liza* ***ishte njëzet vjeç.***
*Kjo* ***ishte një nga shtëpitë*** *më të vjetra të Arbrit.*
*Ai* ***ishte një nga shokët*** *e Bestarit.*

*Ky* ***është im vëlla****.*
*Kjo* ***është një sjellje bujare****.*
*Besa* ***është shoqja ime.***
*Kjo* ***është e drejta ime****.*
*Zana* ***ishte nga aktoret më të mira.***
*Kjo* ***është diçka për t'u krenuar.***
*Ju nuk* ***jeni edhe i shkuar nga mosha.***

- **jam + shprehje frazeologjike:**

*Ai* ***është ku rafsha mos u vrafsha.***
*Djali* ***ishte për t'u pirë në kupë.***
*Dizi* ***është thëngjill i mbuluar****.*
*Kjo* ***është për të vënë duart në kokë.***
*Kjo gjë* ***është vërtet punë për të qeshur.***
*Shtrati i lumit* ***qenka mall pa zot.***

- **me folje kuptimisht të afërta me këpujën jam + emër, mbiemër, përemër, numëror, ndajfolje, folje të pashtjelluar ose togfjalësh[438]:**

*Ajo* ***u bë mjeke****.*
*Atë e* ***ka mik*** *për kokë.*
*E* ***bëri*** *mizën* ***buall.***
***U caktua*** *si* ***prift*** *në fshatrat e Dukagjinit.*
*Fshatarët i* ***lanë*** *arat* ***pa punuar****.*
*Afërdita e* ***ndien*** *veten* ***të lumtur.***
*E* ***kishte*** *zemrën* ***të ngrirë.***
*Sytë* ***dukeshin të ftohtë*** *nga tmerri.*
*Ata e* ***ndienin*** *veten* ***të këputur****.*
*E* ***piu*** *çajin* ***të nxehtë****.*
*Goditja* ***erdhi e befasishme****.*
*Ai e* ***gjeti duke fjetur****.*
*Petritin s'e* ***njihnin të tillë.***
*Nëna* ***kishte mbetur po ajo.***
*Artani e* ***la*** *derën* ***hapur.***
*Qenin e* ***gjeti lidhur****.*
*Populli vetë e* ***quan*** *vendin* ***Shqipëri.***

---

[438] Të tilla janë foljet ***kam, bëj/bëhem, ndiej/ndihem, tregoj/tregohem, heq (veten)/hiqem, mbes, rri, qëndroj, dal, iki, vij, shkoj, emëroj/emërohem, quaj/quhem, zgjedh/zgjidhem, mbaj/mbahem, gjej, lë*** etj.

*Zogjtë **rrinin pa lëvizur** në degët e zhveshura.*
*Trupin **e kishte gjithë muskuj.***
*Shqipëria numërohet **si një nga vendet më të pasura me ujë të Evropës.***

**Shënim 1.** Përbërësi i dytë i kallëzuesit ka rend të lirë: Ai e **la hapur** derën. Ai e **la** derën **hapur**. Ai **hapur** e **la** derën.

**Shënim 2.** Para emrit ose mbiemrit, pjesë të kallëzuesit, mund të futen **si** ose **për** të cilat mund të mungojnë, si edhe të ndërkëmbehen:

*Atë **e ka si vëlla**. (Atë e **ka vëlla**.)*
*Gjithë jetën mësuesin e parë e **mbante si shembull.** (Gjithë jetën mësuesin e parë e **mbante shembull**.)*
*Ajo **u bë si e shtëpisë**. ( Ajo **u bë e shtëpisë**.)*
*Burrat **rrinin si të ngrirë**. ( Burrat **rrinin të ngrirë**.)*
*Fytyrat e tyre **ngjanin si të nxira.** ( Fytyrat e tyre **ngjanin të nxira**.)*
*A **do ta njihte** sulltani **për trashëgimtar**? ( A **do ta njihte** sulltani **trashëgimtar**? A **do ta njihte** sulltani **si trashëgimtar**?)*
*Ai **mbahej për trim**. ( Ai **mbahej trim**. Ai **mbahej si trim**).*

***dh*** me pjesëz ose me pasthirrma:

*(Ai shtet kishte vetëm një gjuhë, atë të propagandës.) Arti jo.*
*Pushka **bam**, zagari **ham.***
***Mjerë** ne!*
***Mjerë** ju, vërtet.*
***Lumja** unë për ty, o bir!*

***e*** **me sifjali kallëzuesore:**

- **jam + sifjali:**

*Çështja **është që sa më shpejt të zgjidhet ky problem.***
*(=Çështja **është urgjente.**)*

*Shqetësimi* ***është se ai nuk ishte lajmëruar.***
*Fakti* ***është se njerëzit flasin për ty.***
*Kryesorja tani për tani* ***është të bisedojmë me nënën.***
*Rruga më e lehtë për të hyrë në Shqipëri nga deti* ***është të nisesh nga Bari.***
*Kjo* ***do të ishte sikur (si) të heqësh dorë nga njerëzit tuaj.***
*Rina* ***ishte si (siç, sikur) kishte qenë.***
*Dreka* ***ishte si (siç, sikur) e doja unë.***
*Fieri s'****ishte si (siç) e ke njohur ti dikur.***

- **jam + përemër (ose ndajfolje) + sifjali:**

*Luftëtarë të Shqipërisë* ***jeni*** *ju* ***që ktheheni nga Torviolli****.*
*Rina* ***ishte*** *ajo* ***që kishte qenë.***
*Rina* ***ishte*** *ashtu* ***si kishte qenë.***
*Demokracia s'****ishte*** *ashtu* ***si e doja unë****.*
*Xha Brahoja* ***ishte*** *ashtu* ***siç (si) kishte qenë gjithmonë.***
*Shqipëria s'****ishte*** *ashtu* ***si e ke njohur ti dikur.***
*Dasma e Doruntinës* ***ishte*** *diçka* ***që mbahej mend nga të gjithë me hollësi.***

- **me folje kuptimisht të afërta me këpujën jam + sifjali:**

*Disa njerëz* ***dukeshin sikur kishin zbritur në hënë.***
*Memoja* ***dukej sikur nuk e kishte mendjen në tregimet e Jasharit****.*
*Makina* ***dukej sikur fluturonte****.*
*Skënderbeu* ***quhej sikur e fitoi fushatën.***
*Tjetri* ***bëri sikur nuk e dëgjoi.***
*Ata* ***bënin sikur hapnin kanal.***
*Secili* ***bënte sikur nuk e shihte tjetrin.***
*Plaku* ***u shtir sikur s'dinte gjë.***
***Përfytyronin*** *djalin* ***tek punonte në dhe të huaj.***
*Zhurma e instrumentit i bënte zogjtë e vegjël* ***të fluturonin larg.***

## *§ 428* Përshtatja e kallëzuesit me kryefjalën

- **përemër vetor + një folje** (përshtatja bëhet në vetë dhe numër):

***Unë mendoj*** *për fëmijët, kurse* ***ti mendon*** *për prindërit.*

***Ai mendon*** *për të ardhmen.*
***Ne erdhëm*** *në kohë, ndërsa* ***ju erdhët*** *me vonesë.*
***Ata erdhën*** *shpejt.*
***Ai është mësues.***
***Ne jemi studentë.***
***Ai*** *u* ***bë mjek****.*
***Ata*** *u* ***bënë mjekë.***

**Shënim.** Përemri **që** e kërkon kallëzuesin në atë vetë e numër në të cilën është edhe kryefjala e sifjalisë drejtuese, shprehur me përemër vetor:
***Unë që punoj*** *mirë, do të shpërblehem mirë.*
***Ti që punon keq****, do të shpërblehesh keq.*
***Ne që punojmë mirë****, do të shpërblehemi mirë.*

- **emër a përemër (përveç përemrit vetor) + një folje** (përshtatja bëhet në numër; folja vihet në vetën e tretë):

***Traktori po lëron*** *arat.*
***Traktorët po lërojnë*** *arat.*
***Kali është*** *kafshë shtëpiake.*
***Këta janë*** *ushtarë.*
***Vajza u shpall fituese****.*
***Ky mëson*** *mirë.*
***Këta mësojnë*** *mirë.*
***Traktori që po lëron*** *arat është juaji.*
***Traktorët që po lërojnë*** *arat janë tuajt.*

**Shënim.** Kur kryefjala shprehet me emër përmbledhës, folja-kallëzues është në njejës, por edhe në shumës:

*Rinia* ***priste*** *më shumë nga ne.*
*Bota thonë (thotë) fjalë të mira për të.*
*Njerëzia* ***prisnin (priste)*** *ndryshime të thella.*

- **dy a më shumë përemra vetorë + një folje** (kallëzuesi vihet në shumës, por në vetën më të vogël):

***Unë, ti*** *dhe* ***ai lexojmë*** *çdo ditë.*
***Ti*** *dhe* ***ai*** *lexoni çdo ditë.*

*Ju* dhe ***ata lexoni*** *rregullisht letërsi artistike.*

- **dy a më shumë emra + një folje** (kallëzuesi vihet në shumës):

  ***Lapsi*** *dhe* ***libri ndodhen*** *mbi tryezë.*
  ***Kali, lopa*** *dhe* ***delja po kullosin*** *në fushë.*
  ***Teuta*** *dhe* ***Iliri vajtën*** *në teatër.*
  ***Vëllai me motrën mbaruan*** *shkollën në një vit.*

- **përemër vetor dhe një emër + një folje** (kallëzuesi vihet në shumës  në vetën e përemrit):

  ***Unë*** *dhe* ***Besmiri*** *punuam në kopsht.*
  ***Ajo*** *dhe* ***drejtoresha shkojnë*** *shumë.*
  ***Vajzat*** *dhe* ***ju*** *të dy që nesër* ***do të filloni*** *pushimet.*

- **emër a përemër + jam (ose folje kuptimisht të afërta me të) + mbiemër** (mbiemri përshtatet në gjini, në numër dhe në rasë):

  ***Guri*** *është* ***i rëndë****.*
  ***Gurët*** *janë* ***të rëndë****.*
  ***Fusha*** *është* ***e gjerë****.*
  ***Fushat*** *janë* ***të gjera****.*
  ***Rrushi*** *është* ***i ëmbël****.*
  ***Molla*** *është* ***e ëmbël****.*
  ***Arbeni*** *është* ***i mirë.***
  ***Teuta*** *është* ***e mirë****.*
  ***Qeni*** *është* ***besnik.***
  ***Qentë*** *janë* ***besnikë.***
  ***Dhelpra*** *është* ***dinake.***
  ***Ai*** *është* ***i mirë.***
  ***Ajo*** *është* ***e mirë.***
  ***Ky*** *është* ***dembel.***
  ***Kjo*** *është* ***dembele.***
  ***Këta*** *janë* ***të mirë.***
  ***Këto*** *janë* ***të mira.***
  ***Teza*** *u vlerësua* ***e gabuar****.*
  ***Tezat*** *u vlerësuan* ***të gabuara***[439]***.***

[439] Këtu kemi përshtatje në numër, gjini  dhe rasë.

- **emër a përemër + jam** (ose folje kuptimisht të afërta me të) + **emër** (emri pas këpujës përshtatet në gjini, në numër dhe në rasë):

  ***Iliri*** *është* ***nxënës.***
  ***Besa*** *është* ***nxënëse.***
  ***Hekuri*** *është* ***metal.***
  ***Ai*** *është* ***futbollist.***
  ***Ajo*** *është* ***rrobaqepëse.***
  ***Ata*** *janë* ***futbollistë****.*
  ***Ato*** *janë* ***rrobaqepëse****.*
  ***Skënderi*** *u emërua* ***ministër****.*
  ***Mira*** *u emërua* ***ministre****.*
  ***Peshëngritësit*** *tanë u shpallën* ***kampionë.***

- **dy a më shumë emra të gjinive të ndryshme + jam** (ose folje kuptimisht të afërta me të) + **emër a mbiemër** (emri a mbiemri pas këpujës vihen në gjininë mashkullore):

  ***Iliri*** *dhe* ***Teuta*** *janë* ***studentë.***
  ***Iliri*** *dhe* ***Teuta*** *u bënë* ***studentë.***
  ***Rrushi, dardha, molla*** *janë* ***të ëmbël.***

### *Marrëdhëniet përcaktore*[440]

### *§ 429* Përcaktori dhe sifjalia përcaktore

Marrëdhëniet përcaktore mund të shprehen:

***a*** **me mbiemër (dhe me emër të kaluar në mbiemër):**

*Mbi malin e Tomorit dolën dy re* ***të bardha****.*
*Hëna ishte fshehur pas kurorave* ***të mëdha*** *të pishave.*
*Ato morën një vendim* ***të rëndësishëm.***
*Gent Ruvinën e tërhoqën që në fillim flokët* ***e verdhë****.*
*Çfarë vendi* ***ideal*** *për një fundjavë.*
*Ata nuk i kishin vënë re dy malësorë* ***pleq.***

[440] Këto vendosen midis një gjymtyre çfarëdo (kryefjalë, kundrinor, rrethanor) të fjalisë dhe përcaktorit ose midis një gjymtyre të sifjalisë drejtuese me sifjalinë përcaktore.

*Humbjen e tyre **të madhe** nuk do ta harronin lehtë.*
*Në shpirtin e tij **të shqetësuar** lindi një rreze shprese.*
*Ndarja **e parë** nga Atdheu e tronditi shumë.*
*Kjo është kënaqësia ime **e parë**.*
*Një problem **kyç** shtrohej për zgjidhje.*
*Shqipëria ka marrëdhënie të mira me shumë popuj **miq.***
*Ai ka mbledhur shumë fjalë **plaka.***

***b*** **me përemër:**

*Lulet e shumta i kishin dhënë një pamje të hijshme shtëpisë **sime.***
*Fshati **ynë** kështu ka qenë gjithmonë.*
*Pastaj zëri **i tij** u bë disi nostalgjik**.***
*Zemra **ime** e plagosur këtë herë rënkoi rëndë.*
*Më çudiste gjithçka **e tij** në qëndrimin ndaj saj*[441]*.*
*Shkruante ngadalë disa fjalë të pakuptueshme në **atë** letër të zhubravitur.*
*Realizimi **i këtyre** premtimeve është punë ditësh.*
***Ky** i gjati nuk para fliste.*
*Pas pak ai ndjeu praninë **e dikujt** në dhomë.*
*Të më thuash ti një fjalë **të tillë,** për mua është normale.*
*Mos ke **ndonjë** mendim **tjetër** ti?*
*Me **cilin** autobus u ktheve?*
*Emigrantët shqiptarë ushtrojnë **të gjitha** profesionet e rënda.*
***Sa** plane të mrekullueshme kishin hartuar!*
***I tërë** populli u gëzua.*
*Në **çdo** rrugë kishte lëvizje.*
*Në **secilin** gisht kishte unazë.*
*Në shesh ishin mbledhur **shumë** njerëz.*
***Të tjera** dyshime i lindën në kokë.*
*Unë nuk shqiptova **asnjë** fjalë me gojë.*

***c*** **me numëror*:***

*Kam ngritur **dy** gracka për mëllenja tek ca ferra.*
*Na u afruan papritmas **dy** hije.*
*Nga kulla e portës gjuanin **pesëdhjetë** dyfekë.*

---

[441] Duhet dalluar përcaktori nga fjala përcaktuese: në këtë shembull "ndaj saj" është fjalë përcaktuese, sepse fjala e përcaktuar prej saj (në qëndrimin) nuk funksionon dot më vete.

*Skënderbeu e mbajti për vete qeverisjen e **të dyja** Dibrave.*
*Kështu kaluan **të nëntë** vjetët.*

***d*** **me emër në gjinore të shquar a të pashquar:**

*Në kasolle ra sërish qetësia **e natës**.*
*Dielli **i gushtit** është i nxehtë.*
*Rakia **e rrushit** është më e mira.*
*Çdo herë që profesori i letërsisë greke përmendte tragjeditë e humbura **të Eskilit,** ai psherëtinte.*
*Gëzimi **i dasmës** është i përzier me trishtim.*
*Mësuesja mblodhi fletoret **e nxënësve**.*
*Shtëpia **e Shpresës** dallohej që larg.*
*Kënga **e një bilbili** dëgjohej në pyll.*
*Këshillat **e një mjeku** duhen respektuar nga të gjithë.*
*Fjalët **e ca të moshuarve** u mirëpritën në atë tubim.*

***dh*** **me emër në rrjedhore të pashquar:**

*Ai mori në dorë një fletë të lagur **lisi.***
*Një zjarr **barinjsh** ishte ndezur në pyll.*
*Bëmë shpejt e shpejt një kasolle **kashte.***
*Ata shkëmbenin rregullisht letra **dashurie**.*
*Gjeti vetëm ca stiva **dërrasash** në një vend të shkretë.*

***e*** **me emër në kallëzore të pashquar:**

*Duhen shtuar edhe dy kilometra **rrugë.***

***f*** **me emër të pashquar në emërore që i paravihet një emri personi:**

*Paska miq sot **doktor** Borova!*
*E dini ç'i ka ngjarë **xha** Mekes?!*
***Gjyshe** Sofa rrihte duart.*
***Profesor** Guri kishte shkruar një artikull të mirë.*
*Besoj se nuk ke harruar për **inxhinier** Gjikondin.*
*Astriti përshëndeti në televizion **hallë** Dijen dhe **dajë** Shpëtimin.*
***Kolonel** Petroja mblodhi e u foli ushtarëve.*
***Gjysh** Kola tregonte përralla.*
***Arkitekt** Sinani është i njohur edhe jashtë vendit.*

***Nënë*** *Tereza ishte engjëll tokësor.*

*g* **me emër të përveçëm që i prapavihet një emri si emërtim:**

*Në hotel* ***"Skampa"****pashë Estrefin.*
*Lumi* ***"Drin"*** *është më i gjati në vendin tonë.*
*Gazeta* ***"Drita"*** *lexohet shumë.*

**Shënim**. Këtu përfshihet edhe rasti:

*Fjala "Atdhe" është e shtrenjtë për mua.*

*gj* **me emër të shquar që përcakton një përemër vetor, duke u përshtatur në numër e rasë:**

*Ne* ***mjekët*** *jemi njerëzit më humanë.*
*Ndihmat ju përkasin juve* ***studentëve****.*
*Neve* ***mësuesve*** *na del detyra e kualifikimit të vazhdueshëm.*
*Qytetin do ta pastroni vetë ju* ***qytetarët.***

*h* **me emër a përemër me parafjalë:**

*Ara* ***në mal*** *dhe toka* ***mbi ujë*** *nuk e mbanin gjallë dot.*
*Fushën e Lezhës e mbyll kalaja* ***mbi Drin.***
*Shtëpia* ***përtej lumit*** *më pëlqen më shumë.*
*Krevati* ***prej hekuri*** *qëndronte në qoshe.*
*Mish* ***pa kocka*** *s'ka.*
*Piu një kafe* ***pa sheqer****.*
*Po kalonim në një rrugë* ***pa kthesa.***
*Nga goja nxirrte fjalë* ***pa vend.***
*Bëri një gjumë të keq* ***me ëndrra****.*
*Pranë fshatit gjendej një pyll* ***me pisha****.*
*Në stacion qëndronte një burrë* ***me kapele.***
*Hëngrën një pjatë* ***me fiq****.*
*Dashurinë* ***për Atdhe*** *e mëkon nëna që në vogëli.*
*Dëshira* ***për punë*** *s'na ka munguar.*
*Shkruante vjersha* ***për fëmijë.***
*E kam mik* ***për kokë****.*
*Sulmi* ***kundër refugjatëve*** *u dënua ashpër.*
*E kreu mirë detyrën* ***ndaj vetes*** *dhe* ***familjes.***
*Shoqërimi* ***me të*** *e bëri më të mençur.*

*Njerëzit* ***buzë detit*** *mezi dalloheshin nga ajo lartësi.*
*Njerëzit lexonin kalimthi pllakat* ***prej guri e mermeri.***

***i*** **me ndajfolje vendi:**

*Rruga* ***poshtë*** *dukej e shkretë.*
*Ato rrinin zakonisht te lulishtja* ***përballë.***
*Shtëpia* ***lart*** *sapo është lyer.*
*Rruga* ***djathtas*** *është më e shkurtër.*
*Ai* ***atje*** *është i fejuari im.*
*Kodrat* ***përreth*** *janë mbuluar plot e përplot me ullinj.*

***j*** **me formë të pashtjelluar:**

*Gruaja mbajti këmbët përpara derës* ***së mbyllur.***
*Mundësia për* ***t'u ringjallur*** *nuk ekziston.*
*Dëshira për* ***të arritur*** *Evropën dhe Amerikën po bëhej joshëse.*
*Etja për* ***të lexuar*** *spikat qartë tek ai.*
*Ç'mund të thoshte një kalama* ***pa mbushur*** *katër vjeç.*
*Shikonte një vajzë* ***veshur*** *me fustan të bardhë.*

***k*** **me togfjalësh:**

*Mbështeti patericat në komodinë dhe fshiu ballin* ***tërë djersë.***
*Kur ra dielli në fushë, bari i shkurtër* ***gjithë vesë*** *ngriti krye.*
*Nuk i largohej nga mendja salla* ***plot zhurmë****.*
*Njeriu* ***me kokë të qethur*** *nuk përmbahej dot.*
*Djaloshi* ***me sy të gjallë*** *i shprehu mirënjohje.*
*Ushtari* ***me duart ngritur*** *nuk dukej i trembur.*
*Premtimet e* ***këtij njeriu*** *nuk më ngrohin.*
*Në qiellin e asaj nate vere dukej rrallë e tek shkëlqimi* ***i ndonjë ylli****.*
*Lëvizja* ***për unitetin kombëtar*** *ka dalë në plan të parë.*
*Po kalonim në një fushë* ***rrethuar me tela.***

***l*** **me shprehje frazeologjike:**

*Kishte një mik* ***për kokë të mikut.***
*S'është ndonjë punë* ***kushedi se çfarë.***
*S'është ndonjë vend* ***për t'u pasur zili.***

*ll* **me sifjali përcaktore që lidhen:**

- **me përemrat:**

**që:**[442]

*Të kujtohet një histori* ***që të kam treguar dikur.***
*Ishte darka e fundit* ***që po kaloja në shtëpinë time.***
*Entela ndjeu duart* ***që po i ftoheshin****.*
*Pyet atë grua* ***që iku.***
*Me ato para* ***që kishte mbledhur****, e kishte dërguar të nipin në shkollë.*
*Të parën gjë* ***që shikova,*** *ishin rrugët e paasfaltuara.*
*Shkaku* ***që kërkonim****, u gjend.*

*Të gjithë i pëlqenin ato* ***që thoshte ajo.***
*Ajo* ***që druheshim,*** *ndodhi fare shpejt.*
*Unë* ***që po flas****, diçka kam.*

*Shqiptarët mbrojtën indipendencën dhe nderin e armëve të tyre kundër sulltanëve më të tmerrshëm,* ***që ka nxjerrë Turqia****.*
*Xhamat përqark u stërpikën nga uji,* ***që shkundi ajo nga flokët e njomur.***
*Manoli pa një siluetë femre,* ***që i ngjitej me shpejtësi brinjës.***
*Të gjitha ëndrrat e bukura,* ***që i zgjuan sytë e djaloshit të ri****, iu mjegulluan.*
*Nëna më uroi mirëseardhjen me një kokërr kripë,* ***që ishte më e ëmbël se mjalti i mjaltit.***
*Kishat ishin plot me gra dhe pleq,* ***që faleshin natë e ditë.***

---

[442] Ky përemër ndodhet në krye të një sifjalie **përcaktore dalluese,** që sjell karakteristika individualizuese të domosdoshme (sifjalia në këtë rast është e pamungueshme dhe nuk ndahet me presje; kur ndërfutet, vihet një presje në fund të saj).
Vetëm përemrin "që" marrin edhe sifjalitë **përcaktore ndajshtimore** të cilat mbushin me përmbajtje konkrete përemrat. Edhe këto nuk ndahen me presje. Së fundi, "që" mund të marrin edhe sifjalitë **përcaktore përshkrues***e* ; në këtë rast parapëlqehet përemri "i cili", që ndahet me presje.

*Ishte kali luftëtar i Skënderbeut,* ***që vajtonte të zotin.***
*Këta ishin shkrimtarë me kulturë të madhe,* ***që kishin mbaruar fakultetet teologjike në universitetet më të dëgjuara të Evropës.***
*O fushëzat pjellore,* ***që më ushqeni Shqipërinë,*** *do këndoj bukurinë tuaj.*

**i cili:**[443]

*Të gjithëve u erdhi keq për Lekë Zaharinë,* ***i cili ishte një trim i urtë****.*
*Menjëherë u ndez një betejë e rregullt,* ***e cila mbajti disa orë.***
*Vdekja e tij,* ***e cila ngjau në fund të vitit 1446****, e hidhëroi shumë Skënderbeun.*
*Plaku po tregonte një të fshehtë,* ***të cilën në asnjë rrethanë tjetër nuk do ta zbulonte****.*
*Filipi fjeti atë natë në shtëpinë e Markut,* ***të cilën nuk do ta harronte kurrë.***

**Shënim 1.** Përemri "i cili " mund të shërbejë edhe si përcaktor i një gjymtyre të sifjalisë përcaktore:

*Më shumë binte në sy një njeri rreth të tridhjetepesave,* ***flokët e të cilit shndritnin nga brilantina.***
*Dëgjoheshin zhurma të pakta kafshësh dhe njerëzish,* ***jehona e të cilave përhapej kumbueshëm nëpër ajër.***

**Shënim 2.** Përemri "i cili" mund të paraprihet edhe nga parafjalë të ndryshme:

*Ditët e rënda të diktaturës,* ***gjatë të cilave ai kishte ndrydhur nervat****, morën fund.*
*Mora si kujtim nga ajo shtëpi filxhanin,* ***me të cilin piva kafen.***

[443] Ky përemër zakonisht është në krye të një sifjalie **përcaktore përshkruese** që sjell karakteristika të reja të mbishtuara (sifjali të tilla edhe mund të mungojnë). Këto sifjali ndahen me presje; kur ndërfuten në indin e një sifjalie tjetër, vihen midis dy presjeve.

**çka/ gjë që:**

*Me Filipin ai sillej me të njejtën mënyrë, i dashur, i afërt, por asnjëherë nuk i fliste me tonin e mësuesit,* ***gjë që Filipi e çmonte shumë****.*
*Ne e dëgjonim me sytë e shqyer, duke u mundur të ngulitnim në mendje vargjet,* ***gjë që ishte krejtësisht e pamundur.***
*Ky solidaritet midis vëllezërve të një gjaku tregon edhe njëherë atë unitet tradicional të shqiptarëve midis njëri - tjetrit,* ***gjë që është e rrallë tek kombet e tjera****.*
*Karriget ishin vendosur në çdo cep të sallës,* ***gjë që tregonte karakterin e jashtëzakonshëm të mbledhjes.***
*Kjo është kryesorja që prisnim nga demokracia,* ***çka ajo na e dha.***
*Një frymë e re u fut në poezinë shqipe,* ***çka i dha asaj një tingëllim universal.***
*Tëmthat i rrihnin me shpeshti,* ***çka*** *i ndodhte gjithmonë kur ato që mendonte ishin dehëse.*

- **me ndajfoljet:**

**ku 444 :**

*Iliri iu afrua shtyllës,* ***ku qe mbështetur ajo.***
*Ja baza,* ***ku ne mbështetemi.***
*Aranit Komneni kthehet në principatën atërore,* ***ku bashkohet me krerët e vendit.***
*Ajo do të kthehej në atë shtëpi të madhe,* ***ku do ta ngryste jetën.***
*Mbante fort karrigen* ***ku ishte ulur plaka.***
*Te dera e xhamtë e kafenesë,* ***ku shkonim zakonisht****, ndaluam dhe vështruam njëri - tjetrin.*
*Diçka e jashtëzakonshme po ndodhte në tavolinën fqinje,* ***ku rrinin ata dy djemtë me valixhen prej druri.***
*I doli para syve fusha me misër,* ***ku kishin shëtitur atë pasdite.***
*Ai i tregoi një shtëpizë të vogël,* ***ku dukej vetëm një dritare****.*
*Pa humbur kohë, Skënderbeu botoi një manifest,* ***ku deklaronte shkaqet e luftës.***
*Mëmëdhe quhet toka,* ***ku më ka rënë koka, ku kam folur gjuhën time.***

**tek:**

*Ai zbriti në bregun **tek kishte qëndruar** anija.*
*Lumi, **tek luftonin arbrit**, u skuq me gjak.*

[444]

**(prej) nga (ku):**

*Ata kishin arritur në sheshin e qytetit, **nga niste lëvizja e njerëzve**.*
*Armiku mund të luftohej vetëm nëpër rrugët **prej nga kishte hyrë.***
*Këtu në Paris, **nga ku përhapen rreze drite dhe kulture**, njerëzit kanë ç'të mësojnë.*

**kur[444]:**

*Ishin ditët e vrullit të madh, **kur çdo shqiptar ndihej si një kreshnik**.*
*Luljeta kujtoi ditën **kur padashur u fut në atë ndërtesë bashkë me mësuesen**.*
*Kishte raste **kur ndokush s'i kursente sharjet**.*
*Do të vijë ora e lumtur, **kur varfërisë do t'ia zërë vendin mirëqenia**.*
*Është koha **kur duhet ndarë shapi nga sheqeri.***

■ **Lidhëzat**

**se:**

*Ata erdhën të nesërmen në mëngjes së bashku me lajmin e zi **se Vason e kishin vrarë.***
*Ishin mësuar me idenë **se gjaqet lahen maleve, nëpër prita.***
*Si gjithmonë, fakti **se ato gjëra të tmerrshme kishin ndodhur vetëm në ëndërr**, e lehtësoi.*
*Që këtej ai arriti në përfundimin e drejtë **se Skënderbeut i është dashur të shumtën e kohës të bëjë një luftë në dy fronte.***
*Po përhapej legjenda **se ai ishte i paprekshëm.***
*Më në fund erdhi lajmi **se ata ishin nisur.***
*Mendimi **se po e rifitonte zonën e tretur,** e dehte përherë e më marramendshëm.*

---

[444] Fjala e përcaktuar nga sifjalia me **"kur"** tregon zakonisht kohë, "ku" tregon vend në kuptimin e përgjithshëm,"nga" drejtim.

**që:**

*Fakti* ***që ajo do të jetonte këtu me burrin e saj****, ishte i vërtetë.*
*Vera nuk e kishte pranuar propozimin e tij* ***që t'i jepte një intervistë gazetarit pas shfaqjes.***
*Të gjithë qanin nga mallëngjimi* ***që perëndia u dha një mbret kaq zemërmirë****.*
*Skënderbeu bllokoi Danjën me shpresën* ***që ta merrte me uri.***
*Shpresa* ***që t'i trashëgonte të gjitha,*** *humbi.*
*Të gjithë shprehën dëshirën* ***që filmi ynë të ishte në konkurrim.***

- **pa lidhëza:**

*Erdhi dita* ***të mendojmë për Shqipërinë.***
*Iu dha rasti* ***ta shfaqte mendimin hapur.***
*Erdhi koha* ***t'i falemi Perëndisë.***

### *Marrëdhëniet kundrinore*[445]

**§ 430 Kundrinori dhe sifjalia kundrinore**

Marrëdhëniet kundrinore mund të shprehen:

***a*** **me emër, të shquar a të pashquar, ose përemër në kallëzore:**

*Ai hapi* ***krahët.***
*Ajo hapi* ***dritaret*** *e dhomës.*
*E dëgjoj me vëmendje* ***mësuesin*** *në shkollë.*
*Më përshëndeti duke tundur* ***dorën****.*
*Sa bukur ia gjete* ***emrin!***
*Ai mezi e nxirrte* ***bukën e kripën****.*
*Qëllimi përmbushet kur gjejmë* ***rrugët*** *drejt Europës.*
*Doli bjeshkëve për të kërkuar* ***lopët.***
*Kush e ndezi* ***qiriun****?*

---

[445] Këto vendosen midis një gjymtyre çfarëdo të fjalisë, shprehur kryesisht me folje a mbiemër, dhe kundrinorit ose midis sifjalisë drejtuese e sifjalisë kundrinore.

*Gruaja nuk e fshihte* ***zemërimin.***
*Shkruaje mirë* ***adresën****.*
*Të dërgon* ***falëmeshëndet*** *Muji.*
*Rojtari e humbi përsëri* ***sigurinë.***
***Mujin*** *e ushqyen zanat me qumështin e tyre.*
*Nënë e bijë do ta marrin* ***të fshehtën*** *në varr.*

*Pres* ***një letër*** *prej teje.*
*Ne pamë* ***një ndeshje*** *të bukur.*
*Kishin bërë* ***hulumtime*** *të reja.*
*Ai ka shkruar edhe* ***libra.***
*Bleu* ***kafe*** *dhe* ***sheqer.***
*Motër, a i japim Mujit* ***qumësht*** *gjiri që ta bëjmë të fortë?*
*Po mësoj* ***një këngë****.*
*Ndërruam* ***ca fjalë*** *me njëri - tjetrin.*
*Në qytetin tonë ka* ***lulishte.***
*Ai më pyeti* ***mua.***

***Këtë*** *s'e kam parë dhe dëgjuar asnjëherë.*
***Ne*** *na ftuan në koncert.*
***Atë*** *e takova dje në Tiranë.*

***b*** **me emër, të shquar a të pashquar, ose përemër në dhanore:**

*Dikush i bie* ***ziles.***
*Iu ngjitën* ***përroit*** *përpjetë.*
***Skënderbeut*** *i mbeti buzëqeshja në fytyrë.*
***Fjalës*** *tani duhet t'i printe shpata.*
*Njeriu nuk duhet t'i bëjë hile* ***punës.***
***Gënjeshtarit*** *s'i besohet.*

*Ai iu ngjit* ***një peme*** *të lartë për të vështruar më mirë fushën.*
*Shqipëria po i hyn* ***një rruge*** *sa të re aq interesante.*
***Ca njerëzve*** *u kishte dalë nami për mirë në këtë fshat.*

*Ai ma shtrëngoi fort dorën* ***mua.***
*Këto para* ***atij*** *do t'i mjaftojnë.*
***Kësaj*** *iu dha mundësia për të studiuar jashtë vendit.*

**Shënim.** Në qoftë se fjalia ka kundrinorë të shprehur edhe me përemër edhe me trajtë të shkurtër në kallëzore, trajta e plotë mund të mungojë:

***(Ne) na*** *ftuan në koncert.*
*Ai* ***më*** *pyeti* ***(mua).***
***I*** *mori me vete* ***(të gjithë).***
***Më*** *përshëndeti* ***(mua)*** *duke tundur dorën.*

Në qoftë se kundrinorët janë në rasën dhanore, gjithashtu, trajtat e shkurtra janë të pamungueshme:

*Dikush* ***i*** *bie* ***ziles****. (Edhe jo: Dikush bie ziles.)*
***Fjalës*** *tani duhet t'****i*** *printe shpata. (Edhe jo:* ***Fjalës tani duhet të printe shpata.****)*
*Ai* ***ma*** *shtrëngoi fort dorën* ***mua.*** *(Edhe jo:* ***Ai shtrëngoi fort dorën mua****.* Por mund të thuhet: ***Ai ma shtrëngoi fort dorën****.)*
*Këto para* ***atij*** *do t'****i*** *mjaftojnë. (Edhe jo:* ***Këto*** *para* ***atij*** *do të mjaftojnë.* Por mund të thuhet: *Këto para do t'i mjaftojnë.)*

***c*** **me emër a përemër me parafjalë:**

*Brigjet sipër zallit ishin mbjellë* ***me shelgje.***
*E vrau tradhtarin* ***me plumb****.*
*Udhëtonte* ***me autobus****.*
*I pëlqente të shkruante* ***me laps.***
*Në darkë kishte ardhur* ***me vëllanë.***
*Mali, i veshur* ***me pisha****, nuk ishte larg nesh.*
*Ata duan të lidhin paqë* ***me ne.***
*U nda* ***nga shokët*** *me lot në sy.*
*Gjithçka varej* ***nga qeveria****.*
*Ai nuk e ndau fjalën* ***nga vepra****.*
*Drutë e transportuara* ***nga fëmijët*** *ishin sistemuar mirë.*
*Ti ke filluar të dalësh* ***kundër meje.***
***Kundër këtyre*** *kishte luftuar edhe më parë mbreti.*
*Mos u intereso shumë* ***për mua.***
*Folën gjerë e gjatë* ***për muzikën*** *dhe* ***për sportin****.*
*Ajo është e talentuar* ***për pikturë.***
*Kishte folur keq* ***për të.***

*Mendon natë e ditë* ***për të dashurën****.*
*E dija se ishte një kapiten,* ***me të cilin*** *dikur kishin qenë bashkënxënës.*
*Nuk mund ta përballonte tallazin e jetës* ***pa të.***
*Këtë gjë do ta arrinte* ***nëpërmjet Marjanës****.*
*Përgjegjësia kryesore binte* ***mbi ta.***
*Ti je djalë i fortë* ***në trup e në mendje.***
*Fëmijët ngjanin shumë* ***nga pamja*** *dhe* ***në sjellje me prindërit e tyre.***

***d*** **me togfjalësh:**

*Ndoshta ma krijojnë* ***këtë ndjesi*** *retë e rënduara.*
*Ai po kalonte atë ditë* ***një nga orët*** *më të rënda të jetës.*
*Unë do të bisedoj* ***me këta studentë****.*
*E motra e Gjergjit s'kish pasur kurrë* ***çaste gëzimi.***
*Në arkat tona kishim* ***gjithfarë dosjesh*** *e* ***dëshmish.***

***dh*** **me sifjali kundrinore që lidhen:**

■ **me lidhëzat:**

**që:**

*Barleti na thotë* ***që Gjon Kastrioti ishte nga një shtëpi e vjetër e Matit.***
*Disa thoshin* ***që ishte gjahtar****.*
*Tërë bota besonte* ***që Skënderbeu do t'i binte Sfetigradit****.*
*Moisiu nuk harronte* ***që stërgjyshët e tij ishin princër të Krujës dhe të parët e Shqipërisë****.*
*Gjëmimi i topave dhe kërcëllimi i pushkëve lajmëruan* ***që kufoma e tij zbriti në varr.***
***Që është supersticioz****, e thonë të gjithë.*

**Shënim.** Sifjalitë kundrinore me folje-kallëzues në lidhore, mund të dalin edhe pa lidhëzën **që** (krahaso: *Unë për vete s'kam ndërmend* ***që t'u pres rrugën fitoreve të mia*** me *Unë për vete s'kam ndërmend* ***t'u pres rrugën fitoreve të mia.).***
*Studiuesit nuk e patën të vështirë* ***të zbulonin motive të përbashkëta mitologjike midis botës shqiptare e asaj greke të lashtë.***

*Migjeni dëshiron* ***ta zgjojë nga ëndrra e mbrapshtë****.*
*Ai shpreson* ***ta thyejë vetë atë.***
*Një gjë e tilllë do të thotë* ***të hysh në luftë me ligjet e jetës****.*
*Heroi lirik lasgushian kërkon* ***të ndiejë, të dashurojë.***

**se:**

*Thonë* ***se me kalimin e viteve njeriu zbutet****.*
*Rilindësit u rikujtuan shqiptarëve* ***se ata ishin një popull i zgjedhur****.*
*E ndien* ***se ajo ka nevojë për riparim, për risi.***
*E marrim me mend* ***se kjo rrugë duhej të kishte qenë e vështirë për të.***
*Zotërinj, lërini të qetë shqipëtarët, jepuni kohë për të studiuar e punuar dhe do të shihni* ***se për pak vite ata do të dalin në krye të popujve të Ballkanit drejt qytetërimit dhe progresit.***
*Është interesante të kujtojmë* ***se Shekspiri e ka vendosur në Iliri ngjarjen e një prej komedive të tij më të bukura.***
*Nuk e besoj* ***se ai e ka shpikur një gjë të tillë.***
*Pamë më sipër* ***se sa trimërira kanë bërë shqiptarët.***
*Unë kam besim* ***se kjo punë rregullohet.***
*Një orë e madhe në mur tregonte* ***se darka po afronte****.*

**Shënim 1.** Lidhëzat **që** dhe **se** përgjithësisht ndërkëmbehen; por **që-**ja nuk ndërkëmbehet me **se-**në kur fill pas saj vjen folja kallëzues në lidhore; gjithashtu **se**-ja nuk ndërkëmbehet me **që-**në kur fill pas saj vjen një fjalë pyetëse:

*Barleti na thotë* ***që Gjon Kastrioti ishte nga një shtëpi e vjetër e Matit.***
*Barleti na thotë* ***se Gjon Kastrioti......***
*Thonë* ***se me kalimin e viteve njeriu zbutet.***
*Thonë* ***që me kalimin e viteve njeriu zbutet.***
*Unë për vete s'kam ndërmend* ***që t'u pres rrugën fitoreve të mia.***

(por jo: *Unë për vete s'kam ndërmend se t'u pres ......)*
*Turqit provuan më vonë **se** çfarë force të tmerrshme kishin krahët e tij.*
(por jo: *Turqit provuan më vonë **që** çfarë force.....)*

**Shënim 2.** Lidhëza **se**, kur sifjalia kundrinore fillon me fjalë pyetëse, zakonisht mungon (krahaso: *Turqit provuan më vonë **se çfarë force të tmerrshme kishin krahët e tij*** me *Turqit provuan më vonë **çfarë force të tmerrshme kishin krahët e tij.**)*.
*Historianët e vjetër nuk e thonë shkoqur **në cilin mot** i ngjau ky mjerim.*
*Që në vogëli tregonte **ç'do të bëhej**.*
*Bota kurrë nuk mundi të mësonte me siguri **cilët qenë ata princër**.*
*O shqipe, o zogjtë e maleve, kallëzoni/ **a shndrit** rrreze lirie m'atë majë?*
*Dhe ai e dinte **sa e rrezikshme ishte ajo**.*
*Nuk e di **pse trupi i tij më ngjante me Isa Boletinin**.*
*A e sheh **sa bukur bleron bari, sa bukur kanë lulëzuar drurët.***

**sikur:**

*Ajo ndjeu papritur **sikur po e mbulonin me atë dhe të lagur**.*

**në, nëse:**

*Janë vënë baste **nëse ai do të fitojë në konkurrim apo jo.***
*Por nuk dinte **në duhej t'i takonte një për një.***
*Ajo nuk e dallonte dot **në ishte e ëma apo një tjetër grua.***

- **me përemrat:**
**kush:**

***Kush ul qafën,** i bien zverkut (=atij që ul qafën....).*

***Kush gënjen njëherë,*** *s'e besojnë tjetër herë.*
***Kush ha hudhra,*** *i vjen era.*
*Merr* ***kë të duash*** *(=merr atë që do).*

**ç', çfarë:**

***Ç'të mbjellësh****, do të korrësh (=atë që të mbjellësh, do të korrësh).*
*Ajo bënte* ***ç'i thoshte i vëllai****.*
*Do t'u shtroj të hanë e të pinë* ***ç'tu dojë zemra.***
***Ç'i sheh syri****, i bën dora.*
*Koha rrëzoi* ***çfarë ishte gënjeshtër.***
66
**sa:**[446]

***Sa panë****, i regjistruan në kujtesë.*
*Na dhanë* ***sa kishin me vete.***

## *Marrëdhëniet rrethanore*[447]

*§ 431* **Rrethanori i vendit dhe sifjalia vendore**
Marrëdhëniet vendore mund të shprehen:

***a*** **me ndajfolje dhe lokucion ndajfoljor:**

*Eja* ***këtu.***
*Shko* ***atje.***
***Jashtë*** *fjaloseshin me zë të ulët.*
***Matanë*** *kishin filluar të mbillnin.*
*Pastaj vetëtin* ***afër e më afër.***
***Vende - vende*** *rruga ishte me baltë.*
***Aty - këtu*** *rruga ishte me gropa.*
***Së largu*** *dëgjohej një këmbanë.*
***Ku*** *po shkoni?*
***Nga*** *po vjen?*

---

446 Para përemrit ***sa*** (ose ***ç',*** *kur ky ndërkëmbehet me* ***sa)*** mund të përdoret fjala ***"gjithë":*** *Mund të rrinte pa ngrënë një ditë e një natë dhe të hante pastaj* ***gjithë ç'kishte lënë pa ngrënë. (****ose…* ***gjithë sa*** *kishte lënë).*
447 Këto vendosen midis një gjymtyre të shprehur kryesisht me folje a mbiemër dhe rrethanorit, ose mdis sifjalisë drejtuese e sifjalisë rrethanore.

***b*** **me emër me ose pa parafjalë dhe me përemër me parafjalë:**

*Kishte dalë* ***në oborr****.*
*Ne qemë mbrëmë* ***në teatër.***
*Do ta mbjell* ***në një vazo.***
*E kaluam mirë* ***në Sarandë.***
*Zbrit* ***nga kali*** *se mjaft ke qëndruar* ***mbi kalë!***
*Ne nuk i hiqnim sytë* ***prej saj (nga fusha).***
***Mbi male*** *u ngrit hëna.*
*U duhej të udhëtonin* ***jashtë shtetit.***
*Mjeku qëndronte* ***pranë shtratit.***
*Një predhë u ra* ***para këmbëve.***
*U ndalën* ***te burimi.***
*Do ta përcjell gjyshen* ***deri te treni.***
*Telegramin e dërgoi gjyshja* ***nga fshati.***
***Nëpër fusha*** *e* ***nëpër male*** *fryn murrlani me stuhi.*
*Kaloi* ***nëpër shpate****.*

*Mos rrini* ***rrugëve.***
***Malit*** *binte borë.*
*Eca* ***hijes.***
***Grykave*** *fryn erë e fortë.*

***c*** **me togfjalësh a shprehje:**

*Dëgjoheshin ecejaket* ***në dhomën e gjumit.***
*Yjet filluan të ndrisin* ***në kupën e qiellit.***
*Alpinistët u ngjitën* ***në majën e malit.***
*M'u duk se* ***në pëllëmbën time*** *pulsonte një zemër.*
***Në oborrin e burgut*** *u dëgjuan të shtëna.*
*Kamioni shkonte* ***nëpër rrrugën me gurë.***
*Dora e mësueses rrëshqiste* ***sipër dërrasës së zezë.***
***Nga ky fshat*** *njerëzit mund të shpërngulen lehtë.*
***Nga Jugu në Veri*** *shqiptarët janë një.*

***d*** **me sifjali vendore të lidhura me lidhëzat:**

**ku (shpreh vendin ku kryhet veprimi i kryesores)**

***Ku dhemb dhëmbi****, vete gjuha.*
***Ku hyn dielli****, nuk hyn mjeku.*
***Ku është bashkimi****, është fuqia.*

*Tundej dheu,* ***ku shkelnin ata.***
*Ujërat e tërbuara të lumit shkatërronin,* ***ku të mundnin.***
*Aty* ***ku një çast më parë gjëmonte kënga dhe vallja****, s'ndihet më zë njeriu.*
*Atje* ***ku do të shkosh****, do të rrosh si zonjë e madhe.*
*Do të jetoni atje,* ***ku keni jetuar.***

**Shënim.** Para lidhëzës **ku** në disa raste vendoset pjesëzat **deri/gjer (deri ku/gjer ku),për** ,që tregojnë përkatësisht cakun përfundimtar të veprimit, vendin e synuar.
*Kanali u hap* ***deri ku ishte e nevojshme.***
*Shkuam* ***gjer ku na thanë****.*
*Ata do të shkojnë* ***për ku u thanë.***

**tek ( shpreh vendin ku përfundon veprimi)**

***Tek këndon thëllëza me gaz edhe zogu me dëshirë e qyqja duke qeshur, bilbili me ëmbëlsirë, tek hapet trëndafili****, atje ma ka ënda të jem.*
*Mëma jonë po hedh valle në fshat atje* ***tek bëhet dasmë.***
*Vështronte atje* ***tek bashkohej kaltërsia e detit me kaltërsinë e qiellit****.*
***Tek hyri dredhia****, u zhduk miqësia.*
*Ata dolën në livadh,* ***tek ishin mbledhur njerëzit.***
***Tek ka rrjedhur****, do të pikojë.*

**Nga (shpreh drejtimin e lëvizjes)**

***Nga shkonin çetat****, ndizej lufta.*
*Shumë njerëz hodhën sytë andej* ***nga vinte zëri.***
*Një pjesë e forcave armike të thyera u kthyen* ***nga kishin ardhur.***

**kudo që:**

***Kudo që vajti kjo ushtri****, arat u shkretuan.*
***Kudo që ndodhet shqiptari****, atdheun s'e harron.*
*Republika shqiptare me emrin e saj të ri do ta bashkojë edhe më shumë kombin shqiptar,* ***kudo që jeton,*** *rreth flamurit të tij me shkabën dykrenare.*

**ngado që:**[448]

***Ngado që shkonte**, populli i dilte përpara.*
***Ngado që shkuan**, i pritën me gëzim.*
***Ngado që kalonte,**shihte ndryshime të mëdha.*
***Ngado që të shohësh**, sytë të rrokin vetëm male.*
***Ngado që të vërtitesh**, je i rrethuar prej tyre.*
*Rruga për në Institutin e Lartë të Arteve, **ngado që të shkosh, nga stadiumi, nga liqeni, nga Tirana e Re apo shëtitorja e madhe,** më është dukur gjithmonë nga më të bukurat rrugë të Tiranës*
**Shënim**. Lokucione*t "'**kudo që", "ngado që"*** mund të quhen si të formësuara si lidhëza, çka vërtetohet edhe me praninë e përbërësi të dytë ("që").

## § 432 Rrethanori i kohës dhe sifjalia kohore.

Marrëdhëniet kohore mund të shprehen:

***a*** **me ndajfolje dhe lokucion ndajfoljor:**

*Mua **kurrë** s'ka për të m'u shqitur nga mendja.*
***Sot** punova pak.*
***Natën** rri vonë.*
***Nesër** do të vij unë vetë ta shoh.*
***Paradite** punonte me të gjitha forcat.*
*Nata ka rënë **qyshkur.***
***Deri pasnesër** me siguri ka për të mbaruar punë.*
*A u lodhe shumë **dje**?*
*Po s'u lodhe **sot**, do të pendohesh **mot.***
***Kur** kishte ndodhur kjo gjëmë?*
*U kthyem **shumë vonë.***
***Ditë për ditë** grindej me të tjerët.*
***Tani për tani** nuk jemi në gjendje të japim përgjigje të saktë.*
***Në pije e sipër** ai shante.*
***Aty nga mëngjesi** na erdhi një njoftim i papritur.*
***Javë për javë** botohet një libër i ri.*
*Bilbil, ky shekull **orë e çast** ndërrohet.*

***b*** **me emër me ose pa parafjalë:**

---

[448] Në sifjalinë vendore lokucioni ***ngado që*** zakonisht shoqërohet me folje kallëzues që tregojnë lëvizje.

*Do të ndihmoj unë* ***në pushim.***
***Pas shiut*** *mund të fillojë breshëri.*
***Në mëngjes*** *çohej herët.*
*Era pushoi* ***ndaj të gdhirë.***
***Në verë*** *shkonte në plazhin e Durrësit.*
*Nuk kemi ditur gjë për këtë histori* ***para Luftës.***
*Do të niset* ***të hënën****.*
***Dimrit*** *mbante çorape leshi.*
***Mbrëmjeve*** *shetisnin jashtë qytetit.*

***c*** **me forma të pashtjelluara të foljes:**

*Lexonte gazetën* ***duke ecur.***
*Këto fjalë i tha* ***duke ngrënë.***
*U nisa që* ***pa gdhirë.***

**Shënim.** Rrethanorët e kohës herë - herë marrin pjesëzat **që** dhe **deri (gjer),** të cilat theksojnë përkatësisht fillimin dhe përfundimin kohor:
***Që*** *nesër do të takohemi për këtë problem.*
***Që*** *në fillim e kishte prezantuar veten mirë.*
*U nisa* ***që*** *pa gdhirë.*
***Që*** *nga ai çast u bë heshtje e madhe.*
***Deri*** *nesër jam i zënë.*
*Do t'ju pres* ***deri*** *të enjten.*
*Mos më zgjo* ***deri*** *në mbrëmje.*

***d*** **me togfjalësh a shprehje:**

***Më 28 Nëntor 1912*** *u ngrit flamuri kombëtar në Vlorë.*
***Çdo mëngjes*** *unë duhej të paraqitesha në punë.*
***Në këtë kohë*** *gjëmoi lugina.*
*Ata janë martuar* ***vitin e kaluar.***
*E kishte shqetësuar gjatë* ***gjithë kohës.***
*Era kishte fryrë* ***tërë natën.***
***Tërë jetën*** *s'kishte parë një ditë të lumtur.*
***Ditën e martë*** *ka sesion shkencor.*
*Kishte bërë shumë armiq* ***ato ditë****.*
***Pas disa ditësh*** *diçka filluam të kapnim.*
***Që nga mëngjesi në darkë*** *lëvizja nëpër rrugë.*

***dh*** **me sifjali kohore të lidhura me lidhëzat:**

**kur (shpreh marrëdhënie kohore në kuptimin më të përgjithshëm):**

***Kur ajo doli në rrugë,*** *ndriçimi i ditës të lëbyrte sytë.*
***Kur e mori sulltan Murati si peng****, Skënderbeu ishte nëntë vjeç.*
***Kur dilte dielli****, plepat dukeshin si të derdhur në argjend.*
***Kur e takova****, ndjeva një gëzim të papërmbajtur.*
***Kur flet****, të shikon drejt e në sy.*
*E shihja çdo mëngjes,* ***kur shkoja në shkollë.***
*Ne kemi qenë një popull i lavdishëm* ***edhe kur Europa nuk ishte.***
*Gjergji,* ***kur lindi****, kish në krahun e djathtë një shpatë të shkruar.*
*Gëzimi i dibranëve,* ***kur panë të birin e princit të tyre****, ishte i papërshkruar.*
*Ishte vonë* ***kur e mbylli mbledhjen.***
*Ishte më të ngrysur e sipër,* ***kur u radhitën të dyja ushtritë njera kundër tjetrës.***
*Kostandini arriti te shtëpia e së motrës,* ***kur kishte dalë dielli.***
*Ajo u bind vetëm atëhere* ***kur e pa me sytë e saj.***
*Në verë,* ***kur të mbarojmë shkollën****, do të shkojmë së bashku në Pogradec.*

**Shënim.** Sifjalitë kohore herë - herë marrin pjesëzën **që (qysh)** para lidhëzës **kur,** e cila thekson kohën e fillimit të veprimit të sijalisë kryesore :

***Që kur u hapëm me botën****, filloi një faqe e re e historisë së Shqipërisë.*
***Që kur ra dëborë,*** *u ftoh moti.*
***Qysh kur ishte i ri,*** *e kishte qejf muzikën.*
*Ne vëllezërit e kemi bërë me fjalë,* ***që kur ishim të vegjël,*** *të mos e martojmë motrën larg.*

Me këtë kuptim përdoren edhe lidhëzat **qëkurse** dhe **qysh se:**

***Qëkurse më kanë ndarë nga shokë e nga miqësia****, gra e burra kanë qarë nga ngashërimet e mia.*

*Kështu ka qenë gjithmonë* ***qysh se e kam njohur.***
***Qëkurse ai filloi të merrej me sport****, s'e kam parë me sy.*
*Lëvizjet ishin shtuar shumë,* ***qysh se katundi ishte bërë qendër e gjithë krahinës.***

**tek:**

*Ndoshta ua prishën gjumin* ***tek flinin.***
***Tek po kalonin në bulevard****, u takuan papritur.*
***Tek vështronte atë peizazh malor****, i kujtohej Atdheu.*

**teksa:**

***Teksa flinin****, erdhën në fjetore edhe të tjerët.*
*Soditnin pamjen e bukur,* ***teksa ngjiteshin në mal.***
*U kap në flagrancë,* ***teksa po tregtonte lëndë narkotike.***

**Sa (shpreh ndërkohësi, kufizim në rrafshin kohor a paskohësi të menjëhershme):**

***Sa të jetë gjallë Perlati,*** *fortesën e Sfetigradit s'e merr dot kurrë Murati.*
*Hekuri rrihet* ***sa është i nxehtë.***
***Sa qe gjallë****, e ruajti lirinë e kombit.*
***Sa hymë brenda****, iu drejtuam një burri me trup disi të shkurtër.*
***Sa tha këto fjalë,*** *u zhduk si të mos ishte.*
*Atij iu desh kështu një farë kohe* ***sa të merrte veten .***

**Shënim.** Lidhëza **sa** në disa raste shfaq raporte sasiore të kohës.
*Skënderi priti* ***sa*** *të dilte Nikolla.*

**ndërsa:**[449]

***Ndërsa fliste,*** *ai nuk ia ndante sytë****.***
***Ndërsa e shikonin me dyshim****, mendja u shkonte tek e keqja.*

[449] Sifjalia kohore me lidhëzën **ndërsa** zakonisht gjendet në krye të periudhës.

***Ndërsa vazhdonte rrëmuja**, ushtria po hapte krahët rrëzë fushës.*
*Rrugës, **ndërsa muzgu dendësohej,** dy-tri herë kishte pyetur "ç'ke?"*
***Ndërsa krerët po largoheshin nga Kruja**, paniku shtriu krahët në tërë vendin.*
***Ndërsa luftonte me tërbim**, ushtria e kishte ruajtur veten.*
*-Dëgjo, -i tha Arian Vogli, **ndërsa mbyllte syzet e tryezës.***

**sapo, porsa (posa)**[450] **(shpreh paskohësi të menjëhershme):**

***Porsa lëvizi krahun** të ngrinte gunën në sup, ky vegim u zhduk.*
*Në errësirë lidhjet e tij me ushtrinë u këputën, **porsa kapërceu ledhet**.*
***Sapo të krijohet rasti,** mos harro të vendosësh një zëth në apartamentin e inxhinier Bardh Gjikondit.*
***Sapo e pa Gjergjin fort të trembur**, bajlozi qeshi me të madhe.*
***Sapo ra dielli majave**, Muji i hipi gjogut.*
*Sytë e vajzës rrëshqitën anash, **porsa takuan sytë e s'ëmës**.*

**derisa (gjersa)**[451] **( shpreh njëkohësi të kufizuar):**

*Ata donin që ai të mbahej i gjallë, **derisa të merrej kështjella**.*
*Tani synoj të punoj **derisa të më bëjnë krahët.***
*Katër ditë me radhë u bombardua kështjella **gjersa u dërmuan muret e saj.***
*Skënderbeu e ndoqi **gjersa arritën në një lumë.***
*Në spital nuk i bëjnë asnjë kurim **gjersa vdes i vetmuar.***
*Nis numëron ditët **gjersa të vijnë dasmorët.***
*Qiell e dhe do të përmbyste **gjersa ta kapte.***
*Atij nuk i durohej **gjersa ta takonte këtë njeri.***

---

[450] Këto lidhëza kohore mund të ndërkëmbehen midis tyre.
[451] Varianti **gjersa** është më i përdorshëm në letërsinë artistike.

**si ( shpreh marrëdhënie paskohësie)**

***Si mori bekimin e nënës,*** *rrëmbeu shpatën.*
***Si mbaruan punë***, *u nisën për në fshat.*
***Si u mbyll kjo punë***, *gjakrat u qetësuan.*
*Skënderbeu,* ***si varrosi të vrarët,*** *u kthye në Krujë me triumf.*
***Si u ftoh moti***, *barinjtë zbritën nga mali.*

**pasi(mbasi)[452](shpreh marrëdhënie paskohësie):**

***Pasi më kishte gjetur një dhomë në hotel***, *më mori në telefon.*
***Pasi numëruan gjer më tre***, *filluan të vrapojnë.*
***Edhe pasi u çua nga shtrati***, *ëndrra s'i shqitej nga mendja.*
***Pasi i forcoi të gjitha fortesat me garnizone***, *ai u nis për në Dibër e Sfetigrad.*
***Mbasi të kenë mbaruar punë***, *të më lajmërojnë.*
***Mbasi i mblodhi këngët anekënd Shqipërisë***, *ua la trashëgim brezave të mëvonshëm.*
***Mbasi rehatuan gjënë e gjallë dhe hëngrën darkën,*** *të gjithë ranë të flenë.*

**sa kohë që :**

***Sa kohë që i mençuri ëndërron***, *budallai jeton.*
***Sa kohë që vazhdonte vallja***, *ai s'pushonte së duartrokituri.*
*Ai nuk i kishte qejf salltanetet* ***sa kohë që vazhdonte lufta***.
*Ata e panë se s'mund të arrinin fitoren* ***sa kohë që vendi ishte i ndarë në principata.***

**sa herë që (shpreh përsëritje të veprimit):**

*I vinte ndërmend fëmijëria* ***sa herë që shihte fotografitë.***
***Sa herë që e kujtoj***, *më përloten sytë.*
*Kostandini do t'ia sillte nënës të motrën* ***sa herë që ajo të kishte nevojë për të.***

---

452 Variantet **pasi, mbasi** janë të ndërkëmbyeshme midis tyre.

**para se (përpara se) (shpreh marrëdhënie parakohësie):**

*Ruaju bishës së plagosur, **para se të ngordhë.***
*Mjerimi pjek fëmijën **para se të burrërohet.***
***Para se të pushonte beteja**, dasma kishte marrë fund.*
***Para se t'i lutemi botës për një copë bukë**, le të vemë rregull në shtëpinë tonë.*
***Përpara se të nisej**, i kishte kërkuar ndihmë.*
***Përpara se të dilte nga shtëpia**, mori në telefon të vëllanë.*
*Të mos lëshojmë gjënë, **përpara se të lëshojmë armët.***
***Përpara se t'i kthjellohej diçka në mendje**, ndjeu zjarrminë në faqet.*

***në kohën që:***

*Brikena erdhi **në kohën që Silva po bënte kafenë.(I.K.)***

**kurdo që (kurdoherë që) (shpreh përputhje kohore):**

***Kurdo që të shkosh atje**, do të mbetesh i kënaqur.*
***Kurdo që të vish**, mua më ke këtu.*
***Kurdoherë që të kalosh këndej**, na e bëj një vizitë.*

*§ 433* **Rrethanori i shkakut dhe sifjalia shkakore**

Marrëdhëniet shkakore mund të shprehen:

***a*** **me ndajfoljen "pse":**

*Erdhët? - **Pse** më pyet?*
***Pse** u vonove?*
***Pse** nuk kishte folur?*
*E pyeti **pse** u vonua.*

***b*** **me emër a përemër me parafjalë :**

*Veshët po më digjnin **nga turpi.***[453]

[453] Shkak shpreh edhe emri me parafjalën ***prej,*** por kryesisht në dialektin e veriut (në gegërisht):

*Elda mbushte sytë me lot* ***nga dhembja.***
*Pastaj fërkova sytë* ***nga habia.***
*Më duket se jam sëmurë* ***nga nervat.***
*S'më flihej* ***nga lodhja****.*
*Desh thërritën* ***nga gëzimi.***
*Ishte pak nervoz* ***nga ftohtësia*** *e saj.*
*Njerëzimi mund të çmendet* ***prej kësaj.***
*Pika gjaku u rridhnin nga këmbët e zbathura e të skuqura* ***nga të ftohtët.***
*Vajzat e rrethuan, të habitura* ***nga mjeshtëria*** *e rrallë.*
*Dridhej fusha, tundej mali* ***nga armët*** *e trimërisë.*
*U tremb* ***nga krisma*** *e fortë.*
*Memoja ra në shtratin prej kashte* ***nga të qeshurit.***
*U dhashë dorën* ***për respekt.***
*M'u thanë buzët* ***për ujë.***
*E realizoi me vonesë premtimin* ***nga shkaku i sëmundjes****.*
*Helikopteri ende s'po ulej* ***për shkak të motit*** *të keq.*
*Kishin udhëtuar* ***për shkak të tij.***
*E pësoi* ***për shkak të mendjemadhësisë.***
*E humbi logjikën* ***për hir të miqësisë****.*
*U grindën* ***për punë të trashëgimisë.***
*Atë nuk mund ta zinte plumbi pikërisht* ***për punë të këmishës****.*

***c*** **me forma të pashtjelluara:**

*Plasa* ***duke të thirrur.***
*U mërzita* ***duke dëgjuar*** *të njëjtat fjalë.*
*Mjaft u lodhëm* ***së kërkuari.***
*Ai u lodh* ***së shkruari*** *dhe* ***së menduari.***

***d*** **me togfjalësh:**

*U shqetësova shumë* ***nga këto fjalë.***
*Pikërisht* ***për këtë arsye*** *nuk na shkoi puna mirë.*
*U mërzit me* ***këtë lloj pune.***
*Unë çuditem* ***me nënvleftësimin tuaj.***

---

*Veshët po më digjnin* ***nga turpi.***
*Veshët po më digjnin* ***prej turpit.***

***dh*** **me sifjali shkakore të lidhura me lidhëzat:**

**se:**

*Martesa ishte e nevojshme* ***se me këtë sigurohej aleanca me princin më të fortë të Toskërisë.***
*Nuk mund të ecim duke e mbajtur kokën prapa* ***se rrëzohemi****.*
*Ne kërkojmë pafajësinë* ***se jemi të pafajshëm.***
*Jo, nënë, do të shkoj* ***se u kam dhënë besën shokëve.***
*S'munda të mbyll sy* ***se qanin këto dy foshnja****.*

**sepse:**[454]

*Ai nuk kënaqet,* ***sepse ka pretendime të mëdha****.*
*Sotiri është i pasaktë në përgjigjet e tij,* ***sepse nxiton.***
*Askush s'guxonte ta zërë nuse****, sepse nuk e ndiente veten të zotin ta merrte për shoqe.***

**Shënim.** Rrallë, në vend të **sepse-**së përdoret lidhëza **pse:**
*Kishte hequr dorë nga gjuetia* ***pse e ndiente veten të plakur.***

**ngaqë/ngase:**

*Kishte hequr dorë prej kohësh nga gjuetia,* ***ngase nuk i përshtatej moshës së tij.***
*Pinim kafe e konjak ulur në shilte,* ***ngase ato ditë s'lëvizja dot.***
***Ngaqë tokën po e mbulonte errësira****, sendet rreth e rrotull mezi dalloheshin.*
*Ai e pati vështirë t'ia shpjegonte arsyen,* ***ngaqë gruaja s'donte të dëgjonte.***
*Te dera mbajti këmbët* ***ngaqë e dinte*** *se ishte çasti kur shefi jepte zakonisht ndonjë udhëzim të fundit.*
*Kërkoi me sy Skënderin,* ***ngaqë iu duk*** *se po të mos mbështetej në krahun e dikujt, do të binte.*
***Ngaqë i dhimbsej vendi i tij****, ai s'mund ta pranonte një gjë të tillë.*

[454] Kjo përdoret kryesisht në ligjërimin libror.

**për shkak se / nga shkaku se / nga shkaku që :**

*Fshatarët nuk i kishin marrë ende tapitë, **nga shkaku se toka nuk ishte ndarë.***
*Moisiu nuk shkoi, **gjoja nga shkaku që ndodhja e tij në kufi ishte më e nevojshme.***
*E bëj këtë raport të hollësishëm, **për shkak se kemi të bëjmë me një nga familjet më të mëdha të principatës.***

**për arsye se:**

*Ato ngjarje, **për arsye se nuk sqaroheshin kurrë,** gjithmonë bëheshin burim keqkuptimi.*

**nga frika se (mos):**

*Ajo udhëtoi me tren, **nga frika se mos e zinte makina.***
*Nuk deshi t'i bënte analizat e gjakut **nga frika se mos i zbulonin sëmundjen e trashëguar**.*
*I kyçej goja, **nga frika se mos nuk gjente dot fjalët e përshtatshme**.*
*Princët e tjerë shkuan me vrap**, nga frika se mos i përfshinte dhe ata zegla e luftës.***

**meqë:**

*Pas kësaj skene homerike, **meqë afronte dhe nata**, Skënderbeu urdhëroi ritiratën.*
*Zoti Lasgush, ju prezantoj tim bir, **meqë ia ka marrë mendjen poezia**.*
***Meqë e kishte përpara syve**, do ta ndiqte.*
***Meqë e shohin si problem të thjeshtë për t'u zgjidhur**, e trajtojnë me indiferentizëm.*
***Meqë të dy vëllezërit kishin vdekur më parë**, rreth fronit nuk mbetej asnjë pretendent i gjallë.*

**meqënëse:**[455]

***Meqenëse ato faqe përbënin thelbin e shkrimit**, autori e pati të lehtë botimin e tij.*

---

[455] Në ligjërimin libror përdoren edhe ***duke qenë se/ duke qenë që; duke marrë parasysh se/ duke marrë parasysh që.***

***Meqenëse nuk u gjet ndonjë zgjidhje më e mirë**, diskutimi i problemit u shty për më vonë.*
***Meqenëse nuk tregoi të vërtetën**, e pësoi.*

**përderisa:**

***Përderisa këto janë më të mëdhenj për nga numri**, prej nesh iku edhe rrezja e fundit e shpresës.*
***Përderisa edhe ti vetë ishe dakord**, unë e miratova propozimin.*

**që:**

*Na vjen keq **që s'rrini për darkë sonte.***
*I vinte keq **që largoheshin blerësit e tij të vegjël**.*
*Jam me fat **që e takova atë.***
*U gëzua vallë nëna **që i biri ia dëgjoi fjalën?!***
*Krishtërimi i Evropës gëzohej **që vendin e Huniadit të mundur e zuri një princ tjetër i shquar.***

**Shënim.** Marrëdhëniet shkakore shprehen edhe me sifjali të lidhura me lidhëza kohore (***kur, pasi, derisa*** etj):
*Nuk do ta kisha përmendur, **pasi është një këngë jashtë shijes muzikore të kohës**.*
*Por zgjedhja e vendit të betejës nuk varej nga Skënderbeu, **derisa Ali Pasha mund të ndiqte edhe një rrugë tjetër për të hyrë në Shqipëri.***
*Na bëhet zemra mal, **kur shohim rrugën e drejtë të Shqipërisë**.*

### *§ 434* Rrethanori i qëllimit dhe sifjalia qëllimore

Marrëdhëniet qëllimore mund të shprehen:

***a*** **me ndajfoljen "përse":**

***Përse** punoni ju?*
***Përse** erdhën xhandarët që me natë?*
***Përse** më pyet për këngëtaren?*
***Përse** erdhën gjithë këta njerëz?*

***b*** **me emër me parafjalën "për":**

*Tek kthesa e lumit unë hedh gjithnjë rrjetën **për peshk.***

*I erdhën shokët* ***për urim.***
*Shkuan në pyll* ***për gjah.***
*Studentët e korrespodencës vijnë* ***për konsultim*** *të shtunave.*

***c*** **me gerund në kallëzore me parafjalën "për":**[456]

*Edhe ne kemi ardhur* ***për të punuar****.*
*Ai mund ta ketë bërë këtë* ***për të lehtësuar veten.***
*Nuk dilja nga shtëpia* ***për t'u marrë*** *me zbavitje të kota.*
*I thashë diçka* ***për ta qetësuar.***
*U ngrit e hapi derën* ***për të dalë.***
*Kërkonin me sy kamerierin* ***për të paguar*** *kafenë.*

***d*** **me togfjalësh:**

*Komisioni u ngrit* ***për ndarjen e tokës.***
*U nisëm posaçërisht* ***për këtë punë.***

***dh*** **me sifjali qëllimore të lidhura me lidhëzat:**
**që:**[457]

*Kam ardhur në shtetin amë* ***që të bëj diçka për të.***
*Shkuan nëpër Evropë* ***që të merrnin përvojë****.*
*Shumë makina njera pas tjetrës, ditë e natë, shkonin drejt Shkodrës e Lezhës* ***që të ndihmonin zonat e dëmtuara nga tërmeti.***
*Duhej bërë një kurban* ***që të qëndronin muret e Rozafës më këmbë.***
*Lëvizjet sistematike i shërbenin atij* ***që të ruante formën e mirë sportive.***

**me qëllim që:**[457]

---

[456] Gerundi i qëllimit me parafjalën ***për*** e shpreh më qartë qëllimin dhe ka një shtrirje në të gjitha stilet; ndërkaq emri foljor përkatës përdoret kryesisht në ligjërimin libror:
*Punuan* ***për të tharë*** *kënetën.*
*Punuan* ***për tharjen*** *e kënetës.*
[457] Lidhëza qëllimore **që** është më e përdorshmja dhe ka një kuptim qëllimor shumë të përgjithshëm, ndërsa lokucioni **me qëllim që** shpreh marrëdhënie të pastra qëllimore dhe përdoret në ligjërimin e shkruar.

*Atyre u duhej të kalonin nëpër atë zonë,* ***me qëllim që t'i afroheshin vendit të caktuar****.*
*Këtë e bëri* ***me qëllim që të mos hapeshin fjalë të kota për të.***
*Luani vendosi t'u afrohej sa më shumë,* ***me qëllim që t'i dëgjonte më mirë.***
***Me qëllim që të zhduken pasojat e shkatërrimit të vendit sa më shpejt****, po punohet natë e ditë.*

**në mënyrë që:**

*Tani duhej ta përfytyronte çdo gjë ngadalë, me kujdes dhe saktësi,* ***në mënyrë që të mos i shpëtonte asnjë hollësi.***
*Bëri dhe një hap tjetër,* ***në mënyrë që ta zgjidhnin shpejt problemin****.*

**Shënim.** Kur folja-kallëzues e sifjalisë qëllimore është në lidhore, lidhëza qëllimore **që** edhe mund të mungojë:

*Me qindra vullnetarë vinin* ***të hynin në shërbim të tij.***
*Dua të dal majë malit* ***të shoh gjith' Arbërinë.***
*O si nuk kam një grusht të fortë* ***t'i bie mu në zemër malit.***
*Kam ardhur* ***të shoh dheun tim, Shqipërinë.***
*Kam ardhur* ***të të lë lamtumirën.***
*Ne do të vijmë* ***të të shohim njëherë në javë.***

Por lidhëza qëllimore **që** është e pamungueshme në këto raste: a) kur sifjalia qëllimore gjendet në krye të periudhës dhe b) kur nuk lidhet drejtpërdrejtë nëpërmjet mënyrës lidhore:

*a)* ***Që të çgjakësohej****, Hamza i vuri zjarrin krahinës së Drishtit.*
***Që ta ndihmonte****, mori masat e duhura.*

*b) Duhet bërë gjithçka* ***që shanset të mos përmbysen*** *(krahaso me Duhet bërë gjithçka* ***të mos përmbysen shanset).***

*Trimi u përgjunj **që nëna t'i japë uratën** (krahaso me Trimi u përgjunj **t'i japë uratën nëna).***

**§ 435 Rrethanori i kushtit dhe sifjalia kushtore.**

Marrëdhëniet kushtore mund të shprehen:

***a*** **me emër me parafjalë:**

***Pa shpresë*** *nuk jetohet.*
***Pa rregull*** *nuk ka përparim.*
*Fëmijët e tyre nuk mund të luanin vendit **pa kujdestar** nga prapa.*
*Trupi shëndoshet **me të punuar**, mendja ndritohet **me të mësuar.***

***b*** **me formë të pashtjelluar:**

***Duke punuar*** *edhe njeriu me aftësi mesatare mund të arrijë gjithçka, kurse **pa punuar** gjenia zbehet.*
***Pa i përgjuar*** *nuk mund të mësosh planet e tyre.*

***c*** **me togfjalësh:**

***Në rast zjarri*** *përdor rërën dhe telefonoju zjarrfikësve.*

***d*** **me sifjali kushtore të lidhura me lidhëzat:**

**në:**[458]
***Në s'beson,*** *dil e shih në dritare.*
***Në ia mban***, *le të vijë ta provojë njëherë.*
***Në është burrë***, *le të vijë ta marrë.*
***Në je ti im vëlla***, *pse më fshihesh.*
***Në ke ardhur për të mirë***, *të vishem si gjeraqinë.*
***Në qofsh duke kënduar,*** *pushoje këngën tënde, **në qofsh duke qarë,** shtoje edhe më shumë vajin e gjëmën.*

**në qoftë se:**[459]

---

458 Lidhëza **në** përdoret në letërsinë artistike.
459 Lidhëza **në qoftë se** tregon marrëdhënie të pastra kushtore dhe përdoret sidomos në stilin publicistiko-shkencor.

***Në qoftë se ti përpiqesh të më shkatërrosh**, edhe unë nuk do të rri duarkryq.*
***Në qoftë se ai i qëndron edhe kësaj prove të fundit**, atëherë këmbana ka rënë për të.*
***Në qoftë se të lejojnë këtë herë të udhëtosh**, nuk duhet ta humbësh rastin.*

**nëse:**[460]

***Nëse do të duam** të ecim përpara, duhet të lëvizim si ushtri e stërvitur.*
*Këto ditë do të jenë me vlerë, **nëse ne do të mësojmë prej tyre.***
***Nëse i qëndronte dallgës së parë**, do ta kishte të sigurt fitoren.*
*Ishte koha të tërhiqej **nëse s'kërkonte vdekjen**.*

**në rast se:**[461]

***Në rast se kërkon shpërblim**, këtë punë duhet ta kryesh.*
***Në rast se do të dalim fitimtarë edhe këtë herë**, do të jemi të sigurt përgjithmonë.*
*Haram të qoftë qumështi i nënës, **në rast se armikut i tregon shpinën**.*
***Në rast se ishin parë ushtarë armiq**, të mësohej shtegu nga kishin hyrë.*

**po:**[462]

***Po të kishte frikë bujku nga krimbat në arë**, nuk do të mbillte kurrë farë.*
***Po të japë shembullin pozitiv drejtuesi**, punët shkojnë mirë.*
*Do ta bënim këtë gjë, **po të kishim qenë në vendin tënd.***
*Do të bëje mirë, **po të vije vetë.***

---

[460] Lidhëza **nëse** mund të ndërkëmbehet me lidhëzën **në qoftë se.**

[461] Lidhëza **në rast se** është e re dhe përdoret kryesisht në stilin publicistiko-shkencor.

[462] Lidhëza **po** tregon kusht në trajtë të përgjithshme dhe përdoret shumë në gjuhën e folur dhe letrare.

***Po të kishim ardhur pak më parë****, do ta kishim kapur trenin.*

**po qe se :**[463]

***Po qe do të vish,*** *bëhu gati shpejt.*
***Po qe se e quan veten kampion****, duhet të kërcesh në çdo moment.*
***Po qe se ndokujt nuk i mjaftojnë****, kam unë për të gjithë.*
***Po qe se do të lejojë babai****, do të lejoj dhe unë.*
*Armiku do të dërrmohej,* ***po qe se çdo ushtar do të qëndronte në vendin e vet.***

**me kusht që:**[464]

*Këto ide progresive ai do t'i përqafonte* ***me kusht që ato të mos e pengonin****.*
*Sa përfiton një student i talentuar nga pedagogu i tij, po aq përfiton edhe pedagogu,* ***me kusht që edhe ky të jetë i talentuar.***

**sikur:**[465]

***Sikur të thoshte të vërtetën****, kjo do ta lehtësonte.*
***Sikur të kishte dhe ca princër si Pal Dukagjini****, Shqipëria do të ishte bërë në pak kohë shteti më i lulëzuar në botë.*
***Sikur ta linte krenaria****, ai do ta admironte të shoqen hapur.*
***Sikur të na shikonte nga ndonjë vrimë,*** *do të pëlciste nga e keqja.*
*Kështu do ta merrte edhe ai,* ***sikur të mos dinte diçka më shumë?***

**Shënim 1.** Marrëdhëniet kushtore shprehen edhe me sifjali të lidhura me lidhëzën kohore ***kur*****:**
***Kur rreziku është i madh dhe shpresa e humbur****, shpëtimi është i mirë.*

[463] Rrallë takohen edhe lokucionet ***po të jetë se, po të jetë që.***
[464] Përdoret kryesisht në stilin publicistiko-shkencor.
[465] Sifjalitë me **sikur** theksojnë më shumë karakterin supozues të kushtit.

*Shpirti i tij përmbysej, **kur ndeshej në padrejtësi**.*
*Mosmirënjohja është mjaft, **kur e krahason me hipokrizinë.***

**Shënim 2.** Lidhëza kushtore edhe mund të mungojë kur folja - kallëzues e sifjalisë kushtore është në lidhore:
***Të mos ishte gjë e gjallë**, njeriu s'rronte dot në jetë.*
***Të ishte Shqipëria e bashkuar**, s'do të kishim kaq shumë probleme.*
*S'fluturonte zogu, **të mos kishte krahë**.*

**Shënim 3.** Me vlerë kushtore përdoret edhe fjala **ndryshe** në vend të një sifjalie kushtore mohore:
*Njëra nga tri nuset do të murohej e gjallë, **ndryshe** (= në qoftë se nuk murohet e gjallë) **ngrehina nuk qëndron.***
*Malli dhe prona duan pronarin e vet, **ndryshe** (= në qoftë se malli dhe prona nuk e kanë pronarin e vet) ato humbasin.*

## *§ 436* Rrethanori i mënyrës dhe sifjalia mënyrore

Marrëdhëniet mënyrore mund të shprehen:

### *a* me ndajfolje a lokucion ndajfoljor:

*Ti **si** ke qenë? I more radiografitë? **Si** dole?*
***Si** jeni me shëndet?*
*S'është mirë **kështu.***
*Kristina hyri **ngadalë** në odën e ndenjes.*
*Toka e thithte **shpejt** ujin.*
*Më ngatërroi **keq.***
*Diku bisedohej **anglisht**.*
*Plani ishte bërë **shumë bukur**.*
*Në drekë u hap **papritur** porta e kështjellës.*
*Ti i qëndron **mirë** detit.*
*Foli **hapur.***
*Shkoi **kaluar** në fortesë.*

***Padashur*** *u ngrita në këmbë.*

*U turr* ***me vrap.***
*Punëtorët shkonin në fabrikë* ***truma - truma.***
*E ka shëtitur Shqipërinë* ***pëllëmbë për pëllëmbë.***
*Foli* ***shpejt e shpejt****.*
*Erdhën* ***me një frymë****.*
*Ia kallëzoi* ***fill e për pe*** *martesën e çuditshme.*
*Ai flet* ***në tym.***
*Ky qeshi* ***nën mustaqe.***
*Shpendi i ngjiti* ***dy e nga dy*** *shkallët.*
***Sa të hapësh e të mbyllësh sytë*** *buçiti lumi.*

***b*** **me emër me parafjalë:**

*Ai na vështroi* ***me habi.***
*Buzëqesha* ***me zor.***
*Përshëndeteshim* ***me zë,*** *apo thjesht* ***me gjeste.***
*E kreu misionin* ***pa vështirësi.***
*I mbaruan të gjitha punët* ***në fshehtësi.***

***c*** **me formë të pashtjelluar (përcjellore pohore dhe mohore):**

*Vija e ujit zbriste* ***duke gurgulluar*** *tatëpjetë gërmadhave.*
*Kalonte nëpër rrugë* ***duke çaluar****.*
*Rrugën gjer në depon e mallrave e bëri* ***duke vërshëllyer.***
*Ajo ditë më kaloi* ***duke takuar*** *njerëz.*
*Luanin me njëri - tjetrin* ***pa*** *i* ***vënë re*** *njeri.(***duke mos** ***i vënë re njeri)***
*Ai e dëgjoi* ***pa*** *e* ***ndërprerë*** *asnjëherë.*

***d*** **me togfjalësh:**

*Sekush qeshi* ***me zë të lartë.***
*Stresi u ngrit* ***me një lëvizje të shpejtë.***
*I foli* ***në mënyrë të çuditshme.***
*Na priti* ***me gjithë zemër.***
*I foli* ***tërë inat.***

***dh*** **me sifjali mënyrore të lidhura me lidhëzat:**
**si/ ashtu si:**

*Ta respektosh nënën* ***si i ka hije.***
*Mbillet fara* ***si të jetë ara.***
***Si bëfsh****, gjeç.*
*Bëj* ***si të të urdhërojë zemra.***
***Si të urdhërosh ti,*** *ashtu do të bëjmë.*
*Shqiptarët e çmojnë kulturën,* ***ashtu si çmojnë trimërinë.***
*Tani po e tregojmë legjendën,* ***ashtu si e tha Barleti.***
***Ashtu si erdhën****, ashtu u zhdukën.*
*Ajo e pa të shoqin,* ***ashtu si nuk e kishte parë kurrë.***
***Ashtu si ju kujtoja****, ashtu ju gjeta.*
***Ashtu si tha****, u bë.*

**siç/ ashtu siç:**

*Plani i doli* ***siç e kishte parashikuar.***
*Shetiste vend më vend* ***siç kishte dashur vetë.***
*Secili punoi* ***siç deshi vetë.***
***Siç erdhe****, ashtu kthehu.*
***Ashtu siç pritej****, retë e zeza u dendësuan.*
***Ashtu siç qe caktuar****, varrimi u bë në paraditen e së dielës.*

**sikur:**[466]

*Trupi i dhimbte* ***sikur kishte ardhur më këmbë nga hëna****.*
*Gjergji brofi në këmbë,* ***sikur të mos paskej lënguar kurrë në shtrat****.*
*Plaku foli* ***sikur po linte një testament.***
*Pastaj sytë e saj vazhdonin ta vështronin drejt Stresin,* ***sikur kërkonin diçka prej tij****.*
*Emri "Arbëri" (Albania) është shpjeguar* ***sikur ka lidhje me rrënjën "alp"****, prandaj do të thotë "vend malor".*

---

[466] Sifjalitë me **sikur** tregojnë mënyrën e shtjellimit të veprimit të foljes të sifjalisë drejtuese duke e krahasuar me një veprim të supozuar.

### § 437 **Rrethanori i sasisë**[467]

Marrëdhëniet sasiore mund të shprehen:

***a*** **me ndajfolje e lokucion ndajfoljor:**

*Thashë të çlodhesha **pak.***
*Mos fol **shumë**.*
*U lodhe **mjaft**, por s'nxore gjë në krye.*
***Kaq** më dha.*
*U ul **prapë** në ndenjëse.*
***Sa** është ora?*

*E kam lajmëruar **dy herë.***
*Qëlloi **tri herë** në ajër për të lajmëruar fshatin.*
*Ua përsërita **njëqind herë.***
***Sa e sa herë** vetëtin e gjëmon maleve.*
*U grinden **një copë herë.***

***b*** **me togfjalësh:**

*Të prita **dy orë**.*
*Qëndrova për **pak sekonda** duke e kundruar.*
*Rrënqethja vazhdoi **disa minuta.***
*Do të rri nja **dy javë** në shtëpi.*
*Librin e bleva **50 lekë.***
*Shkollën e kam **100 metra** larg shtëpisë.*
*Valixhja peshonte **22 kg.***
*U gërmua për të hapur një kanal **6 pëllëmbë** të thellë.*

### § 438 **Rrethanori i lejimit dhe sifjalia lejore**

Marrëdhëniet lejore mund të shprehen:

***a*** **me emër a togfjalësh me togun *me gjithë*:**

*Kondoja nuk pranoi të shkonte **me gjithë këshillat** e babait.*
*Punonte sa për dy vetë **me gjithë moshën e kaluar**.*
*Ai këmbëngulte në të tijën **me gjithë të thënat e të tjerëve***

---

[467] Marrëdhëniet sasiore shprehen shumë rrallë dhe me sifjali:
*Kur të piqen fiqtë, ha **sa të duash.***
*Do të punoni **sa të mundeni.***

*Automjeti ka qarkulluar rreth qytetit, **me gjithë dëborën e rënë.***

***b*** **me sifjali lejore të lidhura me lidhëzat:**

**megjithëse :**

***Megjithëse ishte vajzë**, nuk kujdesej aspak për fizikun e saj.*
*Zilja për të hyrë në klasë po vononte, **megjithëse nxënësit ishin të rreshtuar të gjithë**.*
*Ky popull i vogël e ruan karakterin e hekurt të stërgjyshërve, **megjithëse shekujt i kanë peshuar mbi kokë.***
***Megjithëqë nuk kishte shkollë**, i dinte të gjitha.*
*Gjah të tillë s'kam zënë herë tjetër, **megjithëqë kam shkelur kryq e tërthor tërë bjeshkën.***

**ndonëse:**

*Familja e tij, **ndonëse jetonte në pjesën katolike të Shkodrës**, nuk i përkiste këtij ishulli.*
*Njerëzit më merrnin për të ftohtë, **ndonëse isha vetëm i druajtur**.*
***Ndonëse kishte një numër të vogël banorësh**, qyteti ishte i gjallë.*

**sado që:**[468]

*Librin s'e kishte gjetur dot, **sado që e kishte kërkuar**.*
***Sado që t'i themi të bardhës e zezë**, e vërteta ka për të triumfuar.*

**sido që:**[469]

---

[468] **Sado që**, kur ndiqet nga lidhorja, mund të dalë në trajtën **sado:**
***Sado të përpiqet,** nuk ka për ta arritur qëllimin.*
**Sado,** kur ndiqet nga një mbiemër a ndajfolje, nuk mund të marrë **që**:
*Çdo popull e komb, **sado i vogël qoftë**, ka të drejtën e vetëvendosjes.*
*Rruga për në mëmëdhe, **sado e gjatë dhe e ashpër është,** mbetet gjithnjë më e shkurtra, më e bukura, më e dashura.*
*S'kishte për t'i shpëtuar **sado** thellë të ishte strukur.*

***Sido që të shkojë puna**, na njofto.*
***Sido që të jetë puna,** etimologjitë popullore janë me interes.*

**Shënim.** Me vlerë lejore përdoren edhe lokucionet **kudo që, ngado që, kurdo që, kushdo që, cilido që, çfarëdo që**, ku **që-**ja edhe mund të mungojë:

*Ndërgjegjes nuk i fshihesh dot, **kudo që të futesh.***
***Kudo që të më fusin**, do të gjej mundësinë për të shpëtuar.*
***Kudo të jetë**, nuk do të na harrojë.*
***Çfarëdo të më thuash ti**, unë nuk mërzitem.*
***Cilado që të jetë përgjigjja**, ne kemi mendim të mirë për të.*

**pavarësisht se:**

*Shqiptarët e dëshironin vërtet ndarjen me të kaluarën, **pavarësisht se nuk e kishin të lehtë ta bënin këtë.***
*Qeveria do të vazhdojë të luajë rolin e vet, **pavarësisht se në fillim sukseset nuk janë të dukshme.***

**paçka se:**

*Së paku kishin një strehë ku fusnin kokën, **paçka se ishte jo shumë e përshtatshme**.*
*Ishte i detyruar të jepte edhe një herë mendimin e tij, **paçka se këto i kishte thënë më se një herë.***

**Shënim.** Me vlerë lejore-kushtore përdoren lokucionet **edhe në, edhe në qoftë se, edhe nëse, edhe në rast se, edhe po, edhe po qe se, edhe sikur, edhe pse** të përftuara kryesisht nga lidhëza **edhe + një lidhëz kushtore.**

*__Po edhe në ndenjtë__, kjo është punë për të.*
***Edhe në qoftë se ato mure janë vërtet të papushtueshme**, atëherë ne do t'i rrethojmë ato me unazën e hekurt të bllokadës.*

---

[469] Sifjalitë lejore me **sido që** takohen rrallë.

*Ai s'mund të kthehej në Shqipëri,* ***edhe në rast se mbaronte punë shpejt****.*
***Edhe po të donte,*** *atë kurorë nuk e hiqte dot.*
***Edhe sikur t'i shmangesh****, nuk mund të mos e takosh.*
***Edhe sikur të pranojmë që ata i ka lëvizur dikush,*** *ky dikush mund të ketë qenë shtegtar i panjohur.*

*Ai s'mund të thoshte se e kishte mposhtur,* ***edhe sikur të binin natë e ditë këmbanat e gjithë kishave.***
***Edhe pse e priste nga dita në ditë rënien e Sfetigradit****, ai nuk do ta harronte në jetë të jetëve këtë vepër të Moisiut.*
***Edhe pse qysh atëherë kanë kaluar nëntë muaj,*** *shumë nga plagët e luftës nuk janë shëruar.*
***Edhe sikur të kriste luftë tjetër****, përsëri atë do ta fitonte populli.*
***Edhe pse ishte jashtë mase i lodhur****, vazhdonte të fliste me shumë këmbëngulje.*

## *§ 439* Sifjalia rrjedhimore

Marrëdhëniet rrjedhimore gjenden vetëm në periudhë. Ato shprehen me lidhëzat:

**sa/saqë:**[470]

*Tre ushtarë të gardës rrëfyen një trimëri aq të madhe,* ***sa u nderuan nga ushtria dhe nga populli.***
*Ai u trondit aq shumë,* ***sa u mbyll për ditë të tëra në shtëpi****.*
*Myrtua ishte aq I lodhur****, saqë nuk e zinte as gjumi****.*
*Fama e mirësisë së tij ishte përhapur aq shumë,* ***sa dhe armiqve u vinte keq për të****.*
*Zhgënjimi për të ishte aq i plotë,* ***sa është e vështirë t'i besojmë më.***

[470] Lidhëzës **sa (saqë)** zakonisht i përgjigjet një korrelat në sifjalinë kryesore **(aq… sa (që) …, kaq… sa (që)…, i tillë… sa (që).**

*Kuçedra lëshoi një grahmë kaq të rëndë,* ***sa djalit i ra shpata nga dora****.*
*Kjo fjalë është kaq e rëndë,* ***sa e ngre edhe të vdekurin nga varri.***
*Torta i mahniti të gjithë* ***sa lëshuan dhe britma.***
*Ata dëfryen e hodhën valle* ***sa u tundën muret e pullazet.***
*Oborri ishte mbushur plot me bar,* ***sa mezi dukej dera e shtëpisë.***
*Uturima e helikopterit u ndie një farë kohe aq fort,* ***saqë u duk*** *se prej shtypjes së saj po dridheshin qelqet.*
*Ajo ishte martuar aq larg,* ***sa në asnjë zi të familjes s'ka ardhur dot.***
*Shpirti i tij është prishur kaq shumë,* ***sa këtë prishje e pastron vetëm shpata.***
*Krismat qenë aq të shumta,* ***sa s'qe e mundur të mos e zgjonin****.*
*Ishim aq të lodhur,* ***saqë çdo lloj pushimi do të na dukej i këndshëm****.*
*Në dhomën e ndenjjes muhabeti kishte krisur në një mënyrë të tillë****, saqë s'kishte asnjë rrezik mërzitjeje.***
*Vendimi për t'u ndarë është kaq i prerë,* ***saqë çdo diskutim tjetër është i tepërt.***
*Shpendi ishte kaq i tronditur,* ***saqë nuk përqëndrohej dot.***

**aq sa:**[471]

*Përrenjtë vinin të rrëmbyer,* ***aq sa ishte shumë e vështirë t'i kaloje****.*
*Ajo kishte ndryshuar nga pamja,* ***aq sa njihej me vështirësi.***
*Me këtë sjellje fitoi dashurinë e ushtarëve,* ***aq sa kishte nderimin e tyre për fitimin e betejës.***
*Kam pasur një jetë me shumë fatkeqësi,* ***aq sa më kanë mposhtur sëmundjet****.*
*Miqësia u rrit me kohë,* ***aq sa ai u bë përkrahësi dhe mbrojtësi më i madh për mua.***

**që:**

[471] Lidhëzës **aq sa** nuk i përgjigjet korrelat në sifjalinë kryesore.

*S'jam aq budalla unë, **që të mos e kuptoj ku e ke hallin ti.***
*Në atë betejë ishte dashur ndërhyrja e tij**, që fati i luftës të përmbysej në anën tjetër**.*
*I biri, princ Gjon Kastrioti, ishte tepër i vogël, **që të vihej në krye të Ligës.***
*Nuk jemi as priftërinj, **që të këndojmë lutje.***
*Jeta i sillte faktet në mënyrë të tillë, **që unë të mbetesha këtu dhe ai atje**.*
*Nuk jam ndonjë fanatik , **që të sillem në këtë mënyrë.***

**kështu që:**

*Kishte ngrënë shumë, **kështu që ndiente njëfarë shqetësimi.***
*Ishte zgjuar shumë herët në mëngjes, **kështu që i flihej gjumë.***
*Ky qytet është afër kryeqytetit, **kështu që njerëzit e mbanin veten joprovincialë.***
*Bijat e tij u martuan me princër fqinjë, **kështu që Gjon Kastrioti u bë vjehërri i krerëve të fiseve më të rëndësishme të Shqipërisë së Veriut**.*
*Në atë kohë, në Shqipëri, ishin përpiluar në shqip tekstet shkollore, **kështu që mësimi bëhej në gjuhën shqipe.***

### *Marrëdhëniet krahasore*

***§ 440*** Marrëdhëniet krahasore mund të shprehen:

***a*** **me emër me lidhëzën si:**[472]

*Zëri i saj ishte i butë **si kadife**.*
*Zana filloi të qeshë e skuqur **si agimi.***
*Po kalonin pranë shtëpive të larta me ballkone të vogla **si kuti**.*
*Do t'ia mbath mirë kalin e do t'ia bëj të fluturojë **si era.***
*Rrëmbeu shpatën sikur të ishte e lehtë **si pendë.***

---

[472] Gjymtyrët e krahasimit me lidhëzat **si** dhe **sa** zakonisht shprehin përkatësisht barazi cilësore dhe barazi sasiore.

***b*** **me emër, me mbiemër, ose me ndajfolje me lidhëzën sa:**[476]

*Ai ishte i gjatë, sa të them unë,* ***sa një plep****.*
*Këpucët ishin* ***sa një barkë.***
*Iriqi ishte* ***sa një top*** *me gjemba.*

*Teuta ishte aq e mirë* ***sa punëtore****.*
*Ky aparat ishte aq delikat* ***sa edhe i kushtueshëm.***

*Ai fliste aq shpejt* ***sa edhe rrjedhshëm.***

***c*** **me emër, me folje, ose me ndajfolje me lidhëzat se, sesa:**[473]

*Muji pi edhe njëherë qumësht dhe zë e bëhet më i fortë* ***se një dragua****.*
*Mali i Korabit është më i lartë* ***se Dajti****.*
*Mendimi se po skuqesha më zemëroi më shumë* ***sesa fjalët*** *e tij.*
*Vdekja është më e ëmbël* ***sesa jeta pa nder.***

*Është më mirë të punojmë* ***sesa të rrimë.***
*Është më shumë për të qarë* ***se për të qeshur.***

*U bë dy herë më i fortë* ***se më parë.***
*Nëna sot është më mirë* ***se dje.***
*Kalohet më keq këtu* ***sesa atje.***

***d*** **me përemër me nga, si:**

*Liqeni i Pogradecit është më i thellë* ***nga të gjithë.***

***dh*** **me sifjali krahasore të lidhura me lidhëzat: siç/ ashtu siç:**

*Dashuria për Atdheun buron nga shpirti,* ***siç burojnë gurrat e bjeshkëve.***
*Atë libër e kishte lexuar me një frymë,* ***siç lexonte çdo botim të ri.***

[473] Gjymtyrët e krahasimit me lidhëzat **se, sesa** shprehin pabarazi.

*Po të më donit, do të më kishit ftuar,* ***siç ftuat të gjithë dasmorët****.*
*Secili i kishte parë këto me sytë e tij****, ashtu siç mund të shihte Skënderbeun****.*
*Ai u këndon ngjarjeve të ditës në mënyrë të hapët, të drejtpërdrejtë,* ***ashtu siç bën edhe Asdreni.***

**si / ashtu si:**

*E donte pronën e tij,* ***si nëna fëmijën.***
*Rrinte si mbi gjemba dhe pa folur,* ***si të ishte mysafire në atë shtëpi.***
*Njerëzit thonë se në fshat sot po ndodh e njëjta gjë,* ***ashtu si ndodhi edhe me të parët e tyre.***
*Kishte menduar disa herë për këtë çështje,* ***ashtu si mendonin edhe të tjerët.***

**sikur:**

*Araniti i vuri dorën në sup****, sikur t'i merreshin mendtë.***
*Në fillim ushtria ia nisi ngadalë* ***sikur të hynte në një lumë të ftohtë.***

**sikurse:**

*Shumë pushtues kanë kaluar mbi Shqipërinë, por s'kanë lënë asnjë gjurmë,* ***sikurse uji nuk le gjurmë mbi kurrizin e rosave.***
*Secili është i lirë të krijojë neologjizma****, sikurse ka bërë Kristoforidhi, Papa Kristo Negovani, Petro Luarasi etj.***

**se/ sesa:**

*Më mirë të dalë syri,* ***se të dalë nami.***
*Më mirë është të vdesësh,* ***se të rrosh në robëri****.*
*Po ktheheshin më pak,* ***se ishin nisur****.*
*Nuk ka më shurdh,* ***se ai që nuk do të dëgjojë.***
*Më mirë të kenë më pak fantazi****, sesa të kemi përsëri Don Kishotë në krye.***
*Më mirë të mos e hapte gojën fare,* ***sesa të thoshte fjalë të kota.***

**sa:**

*Ishte një trim aq i urtë,* ***sa mund të jetë një gegë malësor.***
***Sa më e vogël të jetë ushtria****, aq më e madhe është lavdia.*
***Sa më tepër pakësoheshin rreziqet****, aq më tepër i çelej fytyra.*
***Sa më shumë fliste,*** *aq më fort nxehej.*
***Sa më i madh të jetë kulti i sunduesit në një vend****, aq më e vogël është liria e vendit.*
*Populli shqiptar është po aq i qytetëruar,* ***sa është çdo popull apo komb tjetër.***
*Shqiponja për popullin shqiptar është po aq e shenjtë,* ***sa ishte dikur ulkonja për romakët e vjetër.***
*Muji s'e kishte moshën* ***sa e kishte shtatin****.*

**nga:**

*Ata më dhanë më pak* ***nga ç'u dhashë.***
*Ai paskësh pasur fat më tepër* ***nga ç'besonte****.*
*Nofullat e shtrënguara e tregonin më të thatë* ***nga ç'ishte në të vërtetë.***
*Që andej bota iu duk edhe më e këndshme* ***nga ç'i qe dukur majë kali.***
*Atij i doli më keq* ***nga sa priste.***

**Shënim.** Në këtë ndërtim **nga** shoqërohet rregullisht me **ç'** ose **sa.**

## § 441 Lidhjet e varësisë pa mjete lidhëse

Lidhjet e varësisë (nënrenditëse) në periudhë shprehen edhe pa lidhëza a fjalë lidhëse:

*Një gjë dihet mirë e qartë:* ***atë e kanë pasur dikur labeatët dhe pastaj ardianët****.*
*Unë atë mendova:* ***të dal në shesh dhe të matem me këto.***
*Më ka lënë një amanet:* ***t'i them nja dy fjalë kësaj vashe.***
*Pret me padurim ditën e diel,* ***kërkon t'i gëzojë të afërmit e tij.***
*Lereni të shkojë:* ***dikush duhet të arrijë atje medoemos i gjallë****.*

*Kalin e ka dehur era e pranverës:* ***fluturon si zog me krahë.***
*Zure gjarprin,* ***shtypi kokën.***

## Lidhjet me bashkërenditje

§ *442* Tek lidhjet e barazisë dallohen këto lloje marrëdhëniesh:
Marrëdhënie shtuese (këpujore)
Marrëdhënie kundërshtuese
Marrëdhëie përqasore
Marrëdhënie veçuese
Marrëdhënie përmbyllëse

§ *443* ***Marrëdhëniet shtuese*:**

Marrëdhëniet këpujore të gjymtyrëve në fjalinë e thjeshtë dhe të sifjalive në periudhë shprehen me lidhëzat : **dhe, e (dhe)...dhe, edhe, (edhe)....edhe, as...as, si...si, si...ashtu (edhe), si...edhe, jo vetëm (që)... po(r) (edhe), jo...por as, le që...por as (**shih kreun e Morfologjisë.)

**e:**

*Ata kapërcejnë si në ëndërr male* ***e*** *fusha, pyje* ***e*** *kodra, lumenj* ***e*** *përrenj.*
*Në dasmën e tij shkuan mjaft krushq* ***e*** *të njohur.*
*Zbritën ngadalë* ***e*** *pa folur nëpër shkallët e mermerta.*
*Sytë e tij të mëdhenj, të qetë* ***e*** *të menduar vështronin si me habi këtë skenë prekëse, të mallëngjyer* ***e*** *të gëzuar.*
*Në Kosovë bie borë* ***e*** *jo shi si në Myzeqe.*
*Moti qe i egër* ***e*** *i keq.*
*Nëpër shesh* ***e*** *ndër bregore janë përhapur shqerrat.*

*Filloi të hante bukën* ***e*** *të pinte verën për shpirtin e tyre.*
*Ne ndenjëm ndonjë orë* ***e*** *u ngritëm të dilnim.*
*Bakiri më ra përsëri me bërryl* ***e*** *më tha ngadalë.*
*Donte të qeshte* ***e*** *s'qeshte dot.*

*Kau lidhet për briri **e** njeriu lidhet për gjuhe.*
*Vasha i hipi një kali të bardhë **e** djali një kali të zi.*

**dhe:**

*Gratë **dhe** plakat kishin dalë në ballkon.*
*Shqiptari jeton **dhe** vdes si në skenë.*
*Mjekët e pavionit ishin njerëz seriozë **dhe** të kujdesshëm.*
*Ajo kërkon ta ndjekësh orë për orë **dhe** ditë për ditë.*
*Ky vend i vogël u hëngri kokën kaq djemve të bukur **dhe** trima.*
*Gjenerali e ndjeu veten keq **dhe** të vetmuar.*
*Djali dëgjonte me vëmendje zërin e lartë **dhe** tingëllues të mësuesve.*

*Ishte natë, frynte erë **dhe** kërcisnin drurët përjashta.*
*Nëna është zgjuar **dhe** shikon në errësirë.*
*Ktheva krahët **dhe** shikova përjashta.*
*Ajo hodhi dru në sobë **dhe** u ul pranë meje.*
*Shpirti im u trazua **dhe** unë u hutova krejt.*
*Era tundte degët e hardhisë **dhe** degët e hardhisë trokitnin te xhamat e dritares.*
*Mbrëmja kishte rënë **dhe** ata ende s'kishin lënë punën.*
*Kokën e kishte të turbullt **dhe** zgjati dorën te zilja për të porositur një kafe.*

**edhe:**

*Araniti i rrëfente udhën e detyrës **edhe** të nderit.*
*Tek - tuk kishin përdorur **edhe** figura, **edhe** humor..*
***Edhe** natyra, **edhe** qielli, **edhe** pemët tregonin se dimri po afrohej..*

***Edhe** luftonte, **edhe** drejtonte betejën.*
***Edhe** hëna do ta dijë/ **edhe** dielli do të ketë parë se përqark kësaj rrokullie/si Shqipëria nuk ka.*
*Do të kesh kohë **edhe** të predikosh, **edhe** të merresh me letërsi.*

**jo vetëm... po(r) edhe:**

*Të ndërtojmë **jo vetëm** shkolla, **po edhe** apartamente.*
***Jo vetëm** rruga, **po edhe** era ishte e padurueshme.*

*Jo vetëm s'kërkoi paqë, po e theu atë.*
*Nuk e fshihnin se **jo vetëm** s'bezdiseshin nga prania e tyre, **por** ndiheshin më mirë.*
*Shqiptari **jo vetëm** është mikpritës, **por** është **edhe** njeri i besës.*

**si...ashtu edhe:**

***Si** ushtarët, **ashtu edhe** oficerët ishin të rinj në detyrë.*

**as...as:**

***As** puna, **as** lufta, **as** çdo sakrificë nuk na ka trembur kurrë.*
***As** në sjellje, **as** në fytyrë dhe **as** në fjalët e tij nuk vëreheshin shenja tronditjeje.*
***As** pushkë nuk po dëgjoheshin, **as** flakë nuk po shihej.*

**si...si:**

***Si** ai, **si** unë njëlloj jemi.*
***Si** buka, **si** uji janë të domosdoshme për njeriun.*

**si...edhe:**

***Si** puna **edhe** lufta kërkojnë sakrifica.*

### *Marrëdhëniet kundërshtuese*

***§ 444*** Marrëdhëniet kundërshtuese të gjymtyrëve në fjalinë e thjeshtë dhe të sifjalive në periudhë shprehen me lidhëzat: **po(r), mirëpo, porse, veç, veçse, vetëm se, megjithatë, megjithëkëtë:**

**po(r):**

*Dafina punonte ngadalë, **po** me tërë fuqinë.*
*Këto nuk ishin vetëm me të thënë, **po** edhe me të bërë.*
*Mësuesja ishte veshur thjesht, **por** bukur.*
*Ishte i gëzuar, **po** edhe pak i dëshpëruar.*
*Guri pëlcet, **por** njeriu nuk pëlcet.*
*Ajo dikë tregoi, **po** ne s'pamë njeri.*
*Më takoi Agimi, **po** s'mi hodhi sytë.*
*Vetë duket si burrë pushke, **po** pushkë s'ka.*

*E drejta s'prish punë, **po** e shtrembra të merr më qafë.*
*Ajo u rrëqeth pak nga të ftohtët, **por** vazhdoi rrugën.*
*Nënë Dilja jam, **po** hape derën.*

**megjithatë:**

*Ia kisha thënë të gjitha këto, **megjithatë** pas çdo rrëfimi ndihej i lehtësuar.*
*E besonim këtë, **megjithatë** nguteshim të ndaheshim prej saj.*
*Ndiej pak lodhje, **megjithatë** do të këndoj.*
*Nuk kishim shumë punë, **megjithatë** qëndruam gjatë.*
*Ishte ftohtë, **megjithatë** vajti në punë.*

**megjithëkëtë:**

*Mori një lajm të papritur, **megjithëkëtë** nuk u trondit shumë.*

**mirëpo:**

*Iriqin e futën edhe në pallat, **mirëpo** ferrën pëlqeu.*

**veç:**

*Nuk ka zgjidhje tjetër, **veç** të largohet menjëherë.*
*Asgjë më s'u dëgjua, **veç** buzë rrugës dëgjoheshin hapa të rëndë.*

**vetëm se:**

*Ajo nuk kishte treguar ndonjë interes për të**, vetëm se** e kishte përshëndetur për mirësjellje.*

**Shënim.** Në kuptimin e kundërvënies përdoret edhe lidhëza **në vend (në vend që)** (shih shënimin 1, fq.292). bëhet pas faqosjes, kujdes

## *Marrëdhëniet përqasore*

§ *445* Marrëdhëniet përqasore të sifjalive në periudhë shprehen me lidhëzat: **kurse, ndërsa**:

*Djaloshi ndodhej atje, **kurse** malësori priste më kot.*

*Në mbrëmje punonte, **kurse** në mëngjes pushonte.*
*Ky vend në kohët e vjetra u quajt Iliri, në kohët e reja u njoh me emrin Arbëri (Albania), **kurse** vetë banorët e quajtën atdheun e tyre Shqipëri.*

*Ajo rrinte gjithnjë mbyllur në kullë, **ndërsa** shoqet e saj gëzonin të ritë e tyre.*
*Ajo po buzëqeshte, **ndërsa** ai vazhdonte ta shihte i qetë.*

***Marrëdhënie veçuese***

***§ 446*** Marrëdhëniet veçuese të gjymtyrëve në fjalinë e thjeshtë dhe të sifjalive në periudhë shprehen me lidhëzat: **a, ose, apo, o...o, a...a, ose...ose, ja...ja, qoftë...qoftë, herë...herë.**

**a:**

*Sot **a** nesër kjo punë mbaron.*
*Shpejt **a** vonë do ta merrni vesh.*
*Kjo ishte një luftë për jetë **a** vdekje.*

**a...a:**

***A** unë **a** ti do të përgjigjemi për këtë.*
***A** të lodhin punët e shtëpisë, **a** s'të lodh gjë tjetër.*

**ose:**

*Njëri **ose** tjetri është fajtor.*
*Ajo do të lexonte ndonjë libër, **ose** do të qepte ndonjë gjë, duke dëgjuar radion.*

**ose...ose:**

*Më sjell babai çdo mëngjes, **ose** portokalla **ose** hurma.*
*Ai vjen në shtëpi një herë në javë, **ose** të shtunën, **ose** të mërkurën.*
*Çdo pasdite Gerta **ose** lexon, **ose** shetit.*
*Ato **ose** s'kishin kurrfarë kuptimi, **ose** mund t'u jepje gjithfarë kuptimesh.*

**o...o:**

*Kjo punë duhet mbaruar **o** sot **o** kurrë.*

*E ëma hynte e dilte me shkak e pa shkak, duke sjellë **o** një çarçaf **o** një jastëk.*
***O** fitojmë betejën, **o** s'kthehemi gjallë.*

**ja...ja:**

***Ja** me ne, **ja** me ata, rrugë të mesme s'ka.*
***Ja** fle, **ja** rri.*
***Ja** vdesim të dy përnjëherë, **ja** shpëtojmë të dy përnjëherë.*

**apo:**

*Do të nisemi sot **apo** nesër?*
*Partizanët e rinj, le të ishin nga fshati **apo** nga qyteti, le të ishin të mësuar **apo** të pamësuar, në fillim hiqnin keq në çetë.*
*-Do ta mbyllësh gojën **apo** të dëbuam prej këtu?*

**qoftë...qoftë:**

*Shqiptarit nuk i pëlqen asnjë lloj zgjedhe, **qoftë** e rëndë, **qoftë** e lehtë.*

**herë...herë:**

*Në kopsht djalin e merr **herë** nëna, **herë** babai.*
*Këta, **herë** duke u ndikuar nga njeri-tjetri, **herë** duke u marrë vesh e **herë** duke u kundërshtuar, bashkëjetuan një kohë të gjatë.*
***Herë** duken si mure të bardha, **herë** si lule të bardha.*
***Herë** vjen vetë, **herë** dërgon të tjerë.*

### *Marrëdhëniet përmbyllëse*

*§ 447* Marrëdhëniet përmbyllëse të sifjalive në periudhë shprehen me lidhëzat **andaj (ndaj), pa:**

*E hëngri një qen në Stamboll, **pa** vret qentë e fshatit.*
*Në shpirt kam dashurinë, **pa** digjem për njerëzinë.*
*Në të vërtetë s'kishte qenë kurrë bashkëpunëtor i fshehtë, **ndaj** ai vetë ishte habitur në krye.*
*Të dua shumë, **ndaj** të respektoj.*

### *Lidhjet e barazisë pa lidhëza*

**§ 448** Lidhjet e barazisë (lidhjet bashkërenditëse) në fjalinë e thjeshtë dhe në periudhë shprehen edhe pa lidhëza. Në këtë lidhje shpesh gjymtyra e fundit merr lidhëz:

***Burra, gra, fëmijë*** *janë mbledhur në shesh të qytetit.*
*Kjo flakë digjte e përvëlonte* ***barin, lulet, shkurret.***
*Duke shkuar në shtëpi la prapa* ***katunde, kodra, pyje.***
*Situata kërkon* ***gjakftohtësi****,* ***kujdes*** *dhe* ***mençuri.***
*Kolona shpëtoi nga duart armike falë* ***shpejtësisë, shkathtësisë, taktikës, manovrimit*** *dhe* ***guximit*** *të partizanëve.*
***Shpendëra, hithëra, ferra*** *përsipër të kanë rënë.*
*Kam për dëshmitar Hamzën, tim nip, që e kam pasur****, përkrahës, këshilltar*** *dhe* ***shok*** *armësh.*
*Sytë e tij* ***të mëdhenj, të qetë*** *e* ***të menduar*** *vështronin si me habi këtë skenë* ***prekëse, të mallëngjyer*** *e* ***të gëzuar.***

*Doli hëna përtej maleve, zuri të ndriçojë bukur rrugën e Shpatit.*
*Ishte një nënë, kishte një djalë.*
*Në robëri puna jonë është lufta, në liri lufta jonë është puna.*
*Ai ishte zjarr, ajo ishte borë.*
*Del dimri, vjen pranvera.*
*Qan nëna për një bir, qan dhe shpata për një burrë.*
*Trimi i hipi kalit, u përkul përpara, uli kryet dhe i ra me këmbë.*

# SINTAKSA E NDËRLIKUAR[474]

## Gjymtyrët e veçuara[475]

## Llojet

**§ 449** Përcaktori i veçuar shprehet:

***a*** **me mbiemër:**

*Nata u jep një hije tjetër, **të rëndë** e **të frikshme.***
*Kur u njohëm tre vjet më parë, ti ishe krejt ndryshe, **i gjallë, i qeshur**.*
*Shefi i laboratorit fotografik, **i gjatë** dhe **i hollë**, fliste vazhdimisht.*
*Dielli, **symadh e i përflakur**, dukej si qenie vigane, që ka marrë flakë.*
*Sytë e djaloshit ishin po ata, **të kaltër e të shndritshëm**.*
***I gjatë** dhe **i dobët**, ai iu afrua Matos dhe e përqafoi.*

*Majat e lëvozhgës së boçes, **të mprehta** si gjilpëra, ia shponin nganjëherë mollëzat e gishtave.*
***E lumtur**, ajo deshi ta zgjaste atë lumturi deri në fund të jetës.*
*Në dhomë u derdh një dritë tjetër, **fantastike**.*
***I lodhur,** ai u ul te tryeza, mbështeti kryet mbi duar.*
***E lehtësuar,** gruaja buzëqeshi.*

---

[474] Në fjali, krahas gjymtyrëve kryesore apo të dyta, përdoren edhe disa fjalë e ndërtime që e ndërlikojnë atë; të tilla janë: **gjymtyrët e veçuara; thirrori; fjalët, togjet e fjalitë e ndërmjetme dhe të ndërkallura.**
[475] Si gjymtyrë të veçuara mund të dalin **përcaktori, rrethanori, disa kundrinorë me parafjalë. Këto ndahen rregullisht me presje.**

*Hëna, **e trembur** për fatin e vet, sa vinte e zbehej.*
*Ai kishte qenë student shumë i mirë, **i shkëlqyer**, dhe nuk ia kishte pasur kurrkujt nevojën.*
***I vjetër** në këtë punë, xha Vangjoja kishte pritur e përcjellë disa drejtorë.*
*Inxhinieri**, megjithëse i ri,** të jepte përshtypjen e një burri të pjekur.*

***b*** **me emër me parafjalë:**

*Fustani i thjeshtë, **prej basme**, i rrinte shumë mirë.*

**me pjesore[476]:**

*Nga brezi i pishave, **ngarkuar** me dëborë, frynte një thellim i lehtë.*
*U afrua me të shpejtë një djalë i ri, **veshur** si qytetar.*
*Fshatarit të varfër, **zbritur** nga mali, i kishin shtruar për të fjetur në dhomën e pritjes.*
*Ndanë monopatit, **rrethuar** me gardh të lartë, ngrihej një kasolle.*
*Hyri një njeri i gjatë e i shëndoshë, **lyer** i tëri me baltë.*

*Qerrja, **e ngarkuar** me misërishte, dukej sikur do të përmbysej.*
*Hyri brenda Margarita, **e veshur** me të bardha.*
*Dy vizitorët, **të ardhur** atë ditë, i pritën nënprefekti dhe drejtori i fabrikës.*
*Shtëpia, **e rrethuar** me gardh, ngrihej në anë të rrugës.*

***d*** **me përcjellore:**

*Oficeri, **pa vënë re** të tjerët, ndjeu t'i priteshin gjunjët.*

***dh*** **me emër pa parafjalë, me përemër, ose togfjalësh:**[477]

*Atëherë i jati, **Sejfullai**, e mori me vete.*

---

[476] Pjesorja, në funksion të përcaktorit të veçuar, mund të jetë pa mbaresë ose me mbaresë të përparme ***(ngarkuar - e ngarkuar; veshur - e veshur).***
[477] Ky lloj përcaktori i veçuar quhet **ndajshtim i veçuar.**

*Ai do të luajë në këtë film rolin e mullixhiut,* ***Pilos.***
*Lida,* ***gruaja e tij****, ishte pianiste.*
*Maja më e lartë,* ***Gur Kusari****, nxinte si shtëllungë gjigande leshi.*
*E shoqja,* ***një grua e mbajtur****, doli te porta.*
*Mercelogia,* ***një vajzë e re****, hante dhe përplaste vazhdimisht gotën e verës.*
*Plaku,* ***një burrë i thyer****, u mendua e foli.*
*Doktori,* ***roja e natës****, ishte i shqetësuar.*
*Të tjerët ngritën kokat dhe panë plakun që tregonte Dinja,* ***një plak me xhaketë të vjetër.***
*Në dhomë ra heshtja,* ***një heshtje e papritur*** *që dukej si heshtje varri.*
*Erdhi pranvera,* ***një pranverë e bukur****.*
*Adora,* ***një nga vajzat më të shkathta të kursit****, ishte nga Shkodra.*
***Mësues****,* ***lëvrues i gjuhës, një ndër letrarët tanë të parë për fëmijë****,* ***militant i çështjes sonë kombëtare dhe dëshmor i kësaj çështjeje****, Papa Kristo Negovani la një emër nga më të nderuarit në historinë e Rilindjes sonë.*
*Sytë e saj të kaltër,* ***si një liqen alpin****, rrezatonin gëzim.*
*Zenuni,* ***si më i riu,*** *tundte kokën.*
*Ai,* ***faqeziu****, patjetër e kishte hak ta bënin me turp.*

**Shënim 1.** Ndajshtimet e veçuara me ngjyrimin e lejimit shpesh paraprihen nga lidhëzat **megjithëse, ndonëse:**

***Megjithëse nxënëse,*** *Alma akoma nuk kishte fituar shprehitë e nevojshme.*
***Ndonëse njeri pa këmbë****, bukën e siguronte vetë.*

**Shënim 2.** Një lloj përcaktori i veçuar lidhet njëherazi edhe me një emër (përemër) edhe me foljen:

*Babai i sëmurë doli nga dhoma,* ***i mbajtur*** *për krahësh nga nëna.*
*Qëndronte aty pranë kafenesë,* ***ulur*** *mbi një gur.*

*Ai ecte përpara, **me kokën ulur**.*
*Vera, **e djersitur**, shpejtoi çapin.*
*Myftarin e zunë rob, **të plagosur**, në portat e kalasë së Korfuzit.*
*Vajza e parafytyronte Gjergjin herë në kthim, nga gjuetia, **ngarkuar me egërsira**, e herë në kthim nga luftimi, **lyer me gjakun e armikut.***

**§ 450 Rrethanori i veçuar[478] shprehet:**

**a** **me emër, zakonisht me parafjalë:**

***Një mbrëmje**, Mato Gruda dhe Murati u kthyen në shtëpi.*
***Në dhjetor,** Aliu u mor me këtë operacion.*
*Pardje, **në të errur**, ne u takuam padashur**.***
***Me kohë**, ai do të shkruajë më shumë vargje.*
*Dhe atë çast, **nga gazi**, zuri ta puthte fort Ylberin.*
*Kujtimi**, nga kërshëria**, zgjati dorën dhe ia mori.*
*Pas Memos, **nëpër dushqe,** doli mësuesi.*
*Në dysheme, **deri te krevati**, u shpërndanë copat e qelqit të thyer.*
*Në këmbë, **pranë dritares**, Skënderi vështronte udhën.*
*Ata vështruan njëri-tjetrin, **si me habi.***
*Tani Elian e kishte fare pranë, **pothuajse një pëllëmbë**.*
*Te gryka e shpellës, **mes pluhurit**, u duk portreti i zotit Idriz.*
*Lart, **nga stanet**, vinin blegërimat e qengjave.*
*Ai shoku më pret para furrës, **te pisha**.*
*Poshtë, **në rrugë,** filloi përleshja.*
*Atje, **në një skaj**, u hodh litari i bërë lak.*
*U ula mbi minder, **përpara dritares,** dhe i hodha sytë rrugës.*
***Për një pe, për një gjëlpërë,** vate dëm një gunë e tërë.*

**b** **me ndajfolje:**

***Padashur**, vështrimi i saj u qep me guxim pas fytyrës së djalit.*
*Aleksandrin, **papritur**, e thirrën në Tiranë.*
*Ata të dy shkonin pranë njëri- tjetrit, **krah për krah.***

---

478 Rrethanori i paveçuar, si edhe i veçuari, mund të jetë i kohës, i vendit, i shkakut, i mënyrës, i qëllimit, i kushtit, i sasisë, i lejimit.

***Jashtë**, atë ditë frynte një erë e ftohtë.*
***Ndërkohë**, aty kishin ardhur plot çuna nga Përroi e Gorrica.*

*c* **me formë të pashtjelluar, zakonisht të zgjeruar:**

**me përcjellore:**

***Duke shpënë** grurë në Gramoz, hasi partizanët.*
*Njerëzit, **duke dalë**, shkëmbenin mendime.*
***Pa hyrë mirë në shtëpi**, pa qenin e lidhur.*
***Pa dalë dielli**, u zgjua dhe u nis për rrugë.*
*Flisnim ngadalë, **pa e ndërprerë** njëri-tjetrin.*
***Pa mbërritur** në shkollë, takoi drejtorin.*

**me gerund:**

***Për ta verifikuar çështjen**, u nis vetë.*
***Për t'i dalë hakut**, e thirri edhe një herë.*
***Me të mbetur vetëm**, Lumta u përplas në krevat.*
***Me të pushuar pushka**, gjelat e lagjes ia nisën këngës së bashku.*

**me togfjalësh:**

*Shikoi gjatë, **në të dyja anët**, para se të merrte rrugën për në mal.*
*Duroja, **në dhomën e zjarrit**, hante përshesh me qumësht.*
*Preng Bushi, **në një copë druri**, kishte gdhendur një cjap të egër.*
*Atje, **më të kthyer të përroit,** në një shtëpi rrëzë kodrës, ndriste një dritare.*
***Me tharjen e kënetës**, u fitua mjaft tokë e re.*
***Pas tre ditësh**, i nipi erdhi bashkë me një shok.*
*Ai s'pati dëgjuar të shtrohej në spital, **me gjithë këshillat e mjekut.***
***Me gjithë dhimbjet e pashmangshme**, vendi ynë do ta konsolidojë demokracinë e vërtetë.*
*Lindjet, martesat, vdekjet ndiqnin ritmin e natyrshëm të tyre, **pavarësisht nga lufta**.*
*Takimi u bë po atë ditë, **në orën 15.30**.*
*Para tetëdhjetë vjetësh, **më 28 nëntor 1912**, u shpall në Vlorë Pavarësia e Shqipërisë.*

*Larg, **në malet e Çipinit**, yjet po shuheshin.*

**§ 451 Kundrinori i veçuar shprehet:**

***a*** **me emër (a përemër) me parafjalë:**

***Bashkë me Nazmiun**, në këtë grup merrja pjesë edhe unë.*
***Bashkë me dallgën,** hyn edhe peshku.*
***Krahas tokës**, fshatarët ndanë edhe pemëtoret.*
***Nëpërmjet lodrës**, autori i njeh fëmijët me bukuritë e pasuritë e Atdheut.*
***Veç pleqve**, atje s'kishte vajtur njeri.*
*Të gjithë heshtën, **përveç shokut tim**.*
*Të gjithë qeshën, **me përjashtim të gjyshes**.*
***Në vend të kasolles**, ai gjeti shtëpi të re.*
***Në vend të tij**, erdhi një tjetër.*

***b*** **me togfjalësh:**

***Në lidhje me këtë çështje**, është shfaqur mendimi se marrëdhëniet midis Skënderbeut e Aranitit ishin keqësuar.*
***Në krahasim me vitin e kaluar**, shëndeti i kishte ecur mirë.*
***Bashkë me disa ushtarë të tjerë**, atë e caktuan në kompaninë time.*

## Fjalët, togjet dhe fjalitë e palidhura gramatikisht

### Llojet

### *Thirrori*

*§ 452* Thirrori[479] shprehet**:**

***a*** me emër në rasën emërore:

***O Shqipërizë**, gëzohu, se të erdhi prapë dita.*

[479] Thirrori tregon personin a sendin të cilit i drejtohet ligjërimi.

*Urdhëro pra, **o Mark**, ç'duhet të bëjmë, se ty të kemi të parë.*
*Dëshiroj aq shumë të shihemi, më kuptoni, **Suzanë?***
***Nënë**, së shpejti do të kthehem në shtëpi.*
*Ejani, **o shqiptarë**, sot ra kryekështjella e Shqipërisë.*
*Tani dëgjo, **o bir.***
*Eh, **moj motër**, kështu qenka thënë!*
*Nisemi, **vëlla**, nisemi!*
*Ç'na bëre, **mor i uruar**, ç'na bëre!*
*-Si është ai, **more bir**?- I ri, i mirë dhe i dashur, **nënë**.*
*-**Doktor**, kam temperaturë të lartë.*
*Këndona**, bilbil**, këndona, në na zëntë gjumi, zgjona.*
***O korrik, o faqezjarr,** gjithë lule, gjithë bar dhe me pemë barrë-barrë, s'dimë ç'të hamë më parë.*
*Doje dritë, **o qiell,** more dritën time.*
*Mirëmbeç**, det,** ika, më pret udha.*
*Mos ki frikë, **moj pëllumbeshë!***
*Ki mendjen, **moj korbë!***
*Ç'na bëre, **o buf?***

***b*** **me përemër vetor të vetës së dytë njëjës e shumës:**

*Atë ankth, **or ti**, varrit do t'ia rrëfej.*
***-Oj ti!** - i lëshoi zë të shoqes,- bjeru ujë miqve.*
*S'je në vete, **or ti,** nuk mendon se ç'flet.*
***-Or ju**, ku keni humbur kohët e fundit.*

***c*** **me togfjalësh:**

*Përse të venë në det mendimet, **zemra ime?***
***O moj lulja manushaqe**, dëgjo dashurinë ç'thotë.*
*Ngrehu, **o gjyshi im!***
*Më ka marrë malli, **o i bukuri i nënës.***
*Të përshëndes, **qyteti im** i lindjes.*
***Oj nusja e Pilos**, do vish me ne në fshat?*

***d*** **me pjesëz:**

*Ku je, **more?***
*Mbylle, **moj,** të thashë!*
*- E si jeni, vëllezër? -**More,** mirë jemi, por po na hanë duart për punë.*

*- Mos dysho për këtë. - Jo, **mor,** jo, se edhe vetë e di këtë gjë.*

**Shënim.** Zakonisht thirrori shoqërohet me pjesëza dhe me pasthirrma që përforcojnë ngjyrimin emocional të tij.

***Oh, Teuta**, sa m'u ka dhimbsur ai!*

### *Fjalët, togjet dhe fjalitë e ndërmjetme*

*§ 453* Fjalët, togjet dhe fjalitë e ndërmjetme shprehin:

***a*** **Vërtetësinë e kumtimit:**

(fjalë)

***Natyrisht**, rruga që kemi nisur është e drejtë.*
***Ndoshta**, edhe këto fjalë të drejtorit nuk ishin të vërteta.*
***Sigurisht**, ai do të kthehet nesër.*
*E ëma, **mbase**, do ta qortojë.*
***Kushedi**, i mbushet mendja dhe vjen prapë.*

(togje)

*Ata ranë, **në të vërtetë**, në një pozitë të vështirë.*
***Në fakt**, Petriti u gëzua shumë për lajmet e fundit.*
***Pa dyshim**, ai ishte një burrë i rrallë.*
*Ai ka katër vjet, ose pesë, po, katër vjet i ka, **pa frikë**, që ka mbushur moshën e pensionit.*
***Për nder**,ke të drejtë!*
***Për këta sy**, kjo gjë është e vërtetë.*
*Mjaft, mjaft, mjaft, **për kokën tuaj**, mjaft luftuat për të huaj!*
***Për zotin**, nuk kam ditur gjë.*

(fjali)

***Kuptohet vetvetiu**, është vështirë të flitet për karakterin shkencor të këtyre punimeve.*
*Ai priti, **me sa dukej,** që Shpendi të buzëqeshte.*
***Mirë thonë**, s'ka më të shpejtë në botë, se mendja e njeriut.*
***Siç dukej**, shoferi nxitonte të hynte në qytet para se të errej.*
***Me sa kuptoj unë,** ky është njeri shumë i thjeshtë.*
***Në mos gabohem**, ne jemi parë diku?*

*Me sa di unë,* klasikët rusë vazhdojnë të botohen.*

**b** **Vlerësimin emocional të kumtimit:**

(fjalë)
***Çudi***, *ai nuk ndjeu asnjë dhimbje.*
*Po,* ***fatkeqësisht***, *shkrimi i tij nuk u botua.*
***Fatmirësisht***, *erdhi në kohë.*
***Çuditërisht***, *flisnin me zë të ulët e nuk shaheshin.*

(togje)
***Për çudi,*** *fauna është tepër e varfër.*
***Për çudi***, *asnjë nuk këndonte.*
***Për bela***, *filloi edhe shiu.*
***Për fat të mirë***, *ti erdhe vetë.*
*Shpendi,* ***për çudi të plakut***, *nuk shkoi larg.*
***Për habi të të gjithëve***, *burimet qenë tharë.*

(fjali)
*Sa për trimëri, Agim,* ***të qofsha falë***, *shokun s'e ke pasur.*
*E pse,* ***ju pastë nëna,*** *s'po çlodheni pak.*
*Jo,* ***t'u bëfsha***, *mua s'më tha gjë.*

**c** **Rëndësinë e një fakti dhe karakterin e thënies:**

(fjalë)
*Të gjithë intelektualët, por,* ***sidomos***, *ju, keni punë tepër të vështirë.*
*Lexuesit e njohin atë,* ***kryesisht***, *si poet.*
***Të paktën***, *ta na kishit lajmëruar.*
***Zakonisht***, *ai pushon në Pogradec.*
***Shkurt***, *ti do të mbarosh shkollën e pastaj do të vendosësh.*

(togje)
*Po,* ***mbi të gjitha***, *e torturonte një dyshim i fshehtë.*
*Mos harro se,* ***para së gjithash***, *ne jemi qytetarë.*
*Këtu,* ***pikë së pari***, *duhet filluar me privatizimin.*
*Te shqiptari,* ***mbi çdo gjë***, *spikat bujaria.*
***Për më tepër***, *ne duhet të punojmë si nevojtarë që jemi.*
*Berti,* ***në përgjithësi***, *tregohej i matur.*
*Skënderbeu,* ***si gjithnjë***, *s'donte të dëgjonte as fjalë për negociata pa marrë prapë Beratin dhe Sfetigradin.*

*Dhe, **si zakonisht**, ai qe i pari që e mori fjalën.*
***Me pak fjalë**, gurë-gurë bëhet mur.*
***Shkurt fjala**, bujqësia do punë.*

(fjali)
*Unë u tremba, **të them sinqerisht**.*
*Ma tregoi shokun, po, **të them të drejtën**, nuk e mbaj mend.*
***Që të shpjegohemi**, këto janë vetëm hipoteza.*
***Që mos ta zgjasim**, e vazhduam bisedën atë natë gjer vonë.*
*E di ç'keni ju, **që t'i biem shkurt**, hipni në makinë dhe nisuni për në shtëpi.*

***d*** **Lidhjen logjike të kumtimeve:**

(fjalë)
*-Dëgjomë mua, ti kryen një akt, që në të ardhmen s'do të ketë asnjë rëndësi. **-Përkundrazi**, unë jam i bindur se brezat e ardhshëm do të më kujtojnë për mirë.*
***Fundja**, jeta është e mrekullueshme!*
*Këtë do ta marrë në dorë vetë Asimi, **përndryshe**, do të kemi dëme dhe humbje të mëdha.*
*Zbatimi i këtyre reformave kërkon, **gjithashtu,** që të ngrihet më tej niveli ynë profesional.*
*Demokracia do ta ndryshojë edhe botën shqiptare. **Domethënë**, s'ka më të fortë se demokracia.*

(togje)
*Mua, **për shembull**, s'më keni ftuar asnjëherë.*
***Nga njëra anë**, shqiptarët kanë luftuar shumë, **nga ana tjetër**, kanë fituar pak.*
*A mund të punosh, **fjala vjen**, si peshkatar.*
***Në fund të fundit**, ju dukeni njerëz të mirë.*
***Veç kësaj**, Piloja s'kishte me kë të mblidhej në pleqëri.*
*Drejt kësaj e shtynte, **veç të tjerave,** dhe kurioziteti.*
*Ilir Gorishti priste më tepër nga ajo e, **si rrjedhim**, nuk trembej.*

(fjali)
***Siç u tha më lart**, ky problem nuk është trajtuar fare në këtë vepër.*

***Siç ju kanë njoftuar***, *Gaqoja është emëruar drejtori juaj.*
***Siç të thashë***, *shokët më pritën me dashuri të madhe.*
*Në ditët tona,* ***siç do ta shohim edhe më poshtë***, *nuk na kanë arritur gjithë shkrimet e Qemalit.*
*Fshati juaj,* ***siç e the edhe ti vetë***, *ka hyrë në rrugë të mbarë.*
***Si e pamë***, *ai frymëzimin e mori nga jeta.*
***Meqë ra fjala***, *vajzën do ta martojë me të mbaruar shkollën.*

***dh*** **Burimin e kumtimit:**

(togje)
***Sipas tij***, *jeta është e vështirë.*
***Sipas mendimit tim***, *gjuha e huaj është një armë që duhet futur në punë.*
***Sipas pleqve***, *fshati ynë nuk kishte më shumë se njëzet shtëpi.*
***Sipas shtypit***, *nesër pritet të vijë një delegacion i huaj.*
***Sipas tregimeve të stërgjyshërve***, *ata iknin nga Shqipëria të detyruar nga skamja.*
***Për mendimin tim***, *duhet kontrolluar më shumë.*
***Nga fjalët e tij***, *Zenuni duhej të kishte kohë që kishte vdekur.*

(fjali)
*Po ç'sjell ora,* ***i thonë një fjale***, *nuk sjell viti.*
*Ditë e re, kismet i ri,* ***thotë një fjalë e urtë.***
***Siç thotë edhe populli***, *moti i mirë duket që në mëngjes.*

***e*** **Tërheqjen e vëmendjes së bashkëbiseduesit:**

(fjalë)
***Ama***, *fëmijë kishte shumë.*
***Ama***, *duhet ta dish se ky që sheh zotërote, ndryshon shumë.*

(fjali)
***Që thua ti***, *erdha të përshëndetem me ty.*
***Që thoni ju,*** *ky Sulçoja na u rrit jetim.*
*Dhe,* ***do ti***, *një ditë na u gdhi ministër.*

*Ai djaloshi, **që thua zotrote**, është më i zgjuar nga unë e nga ti.*
*Ky, **ta marrësh vesh ti**, e bënte çdo gjë me vonesë.*
*Po tani, **të lutemi shumë**, na trego si t'ia bëjmë që ta gjejmë.*
*Ja, **nuk e sheh**, mbetën të fshehtat t'i zbulosh ti.*
*Këtë radhë, **mbaje mend**, unë vë dorën në zjarr se do të dalim faqebardhë.*

### *Fjalët, togjet dhe fjalitë e ndërkallura*

**§ 454** Fjalët, togjet dhe fjalitë e ndërkallura[480] mund të jenë:

fjalë
*Fjala "impossibile" **(e pamundur)** duhet të hiqet nga fjalori i çdo gjuhe, thotë Napoleoni.*
*Ai **(Skënderi)** ishte gjimnazist në atë kohë.*
*Gjatë verës delet shtegtojnë në kullotat e Lenies **(Grabovë)** të Gramshit.*
*Një herë në javë **(të dielave)** shkojmë në plazhin e Durrësit.*

togje
*Kristoforidhi krijoi një mori fjalësh **- rreth peseqind -** duke ndjekur vetë ligjet e shqipes.*
*Për fat të keq, 6 ditë pas fitores së shkëlqyer të Belgradit **(11 gusht 1456)** kryetrimi hungarez i lavdëruar u sëmur edhe vdiq nga ethet.*
*Fletorja jetëshkurtër e De Radës "L'Albanese d'Italia" **(Shqiptari i Italisë)** qe organi i parë i shtypit shqiptar.*

fjali
*Atë ditë që u martua Luftari **(një javë pasi u lirua nga ushtria)** kishin ardhur disa fshatarë për ta uruar.*

---

480 Fjalët, togjet dhe fjalitë e ndërkallura shprehin sqarime e shpjegime plotësuese, duke e bërë kumtimin bazë më të qartë. Këto ndahen në të shkruar me kllapa të rrumbullakëta ose me viza ndarëse.

*I lindur në Drenovë të Korçës më 1872, Aleks Stavri -* ***pseudonimin poeti e formoi me gërmat e para të emrit të tij dhe të emrit të fshatit -*** *mbaroi gjimnazin grek në Korçë.*

*Te Fusha e Kuqe* ***(ajo quhej kështu se në mes të saj ngrihej një shkëmb i kuq)*** *Baton e priste një skuadër partizane.*

*Veç ta dëgjosh kur flet, more Koço* ***- se Koço quhej babai i Mimit -*** *çdo mendim i tij është i pjekur dhe i saktë.*

*Qiraxhinjtë* ***(kështu quheshin të zotërit e karvanit)*** *ia thoshin këngës, tregonin histori, flitnin për udhëtimet e tyre të mëparshme, bënin shaka.*

*Nuk di në të kujtohet bisedimi që kemi pasur bashkë një ditë* ***(shumë kohë kanë kaluar që atëherë).***

*Kaluam nëpër Peqin, Kavajë* ***- sepse atë kohë rruga e automobilit e Qafë Krrabës nuk ishte hapur -*** *dhe vazhduam.*

*Edhe pse me ndryshim të madh moshe dhe larg njëri-tjetrit* ***- Shiroka i shkroi vjershat e tij kryesisht në Misir dhe kryesisht në Itali -*** *të dy i lidh në mënyrë të veçantë edhe tradita e përbashkët letrare e Shkodrës.*

*Vërtet nuk kishte marrë një burrë me shkollë të lartë* ***(burri i Valbonës ishte rrobaqepës),*** *por thoshin se ishte djalë shumë i mirë dhe i ndershëm.*

# LIGJËRATA E DREJTË DHE LIGJËRATA E ZHDREJTË

*§ 455* **Ligjërata e drejtë** (Fjalët e personit jepen siç i ka thënë ai, pa ndryshim në formë dhe në përmbajtje.):

***a***[481] ***Ai tha**: " Ky libër më pëlqen shumë."*
***Folkloristi tha**: "Do të shkojmë të mbledhim material folklorik në trevën e Shpatit."*
***Ajo tha**: "Motra ime është mësuese."*
***Skënderbeu u përgjigj**: " Lereni të shkojë; dikush duhet të arrijë në Stamboll i gjallë që ta lajmërojë sulltanin për fitoret tona!"*
***Fshatari pyeti**: " Kur niset treni?"*
***Mësuesi i mërzitur qortoi Skënderin.:***
*- Skënder, pse nuk i ke bërë detyrat sot?*

***b***[482] *-Nuk duhet të humbim asnjë minutë, - **tha oficeri.***
*-Erdhëm, - **u përgjigjën të tjerët.***
*- Kur do të shkoni për pushime? - **pyeti Teuta.***

---

[481] Ligjërata e drejtë përbëhet nga dy pjesë: **1) fjalët e autorit** ose e ashtuquajtura **pjesë lajmuese (Ai tha:); 2) fjalët e personit** ose e ashtuquajtura **pjesë përmendëse (Ky libër më pëlqen shumë.).** Pjesa lajmuese mund të ndodhet (a) përpara, (b) në fund, ose ( c) në mes të pjesës përmendëse.
Në rastin (a) në fund të pjesës lajmuese vihet dypikësh; pjesa përmendëse futet midis thonjëzave; por në dialog në fillim të pjesës përmendëse vihet vizë. Në fund të pjesës përmendëse para thonjëzave, vihet sipas lloji të fjalisë pikë, pikëpyetje ose pikëçuditje.
[482] Kur pjesa lajmuese është në fund, pjesa përmendëse futet midis vizave dhe në fund të kësaj vihet shenja e pikësimit që kërkon natyra e fjalisë. Por pjesa përmendëse mund të futet edhe midis thonjëzave; në këtë rast para pjesës lajmuese vendoset një vizë.

*- Nesër, -* ***u përgjigj në çast Besniku****.*
*"Gjak në vetull të merr shqiptari!" -* ***tha i huaji.***

***c***[483] *- Mos u tremb, -* ***tha vajza****, - s'kam asnjë plagë.*
*"Koha e mirë, -* ***thotë populli****, - duket që në mëngjes."*
**-** *Ç'janë këto? -* ***më ndërpreu ai****. - Me kë tallesh ti?*

**§ 456 Ligjërata e zhdrejtë** (Fjalët e personit jepen jo ashtu siç i ka thënë ai, por me ndryshime vetëm në formë.)

Kur ligjërata e drejtë kthehet në të zhdrejtë, ndodhin këto ndryshime:

***a*** Pjesa lajmuese dhe pjesa përmendëse bëhen sifjali të një periudhe: pjesa lajmuese kalon në sifjali kryesore, ndërsa pjesa përmendëse kalon në sifjali të varur. Këto lidhen me lidhëzat **se/që.**

| **Ligjëratë e drejtë** | **Ligjëratë e zhdrejtë**[484] |
| --- | --- |
| *Ajo tha: "Ky libër më pëlqen shumë".* | *Ajo tha se ai libër i pëlqente shumë.* |

***b*** Veta e përemrave vetorë e pronorë, si dhe veta e foljeve ndryshojnë në ligjëratën e zhdrejtë sipas vetës së folësit.

| **Ligjëratë e drejtë** | **Ligjëratë e zhdrejtë** |
| --- | --- |
| *Ajo (Vjollca) tha: "Motra ime është mësuese."* | *Ajo (Vjollca) tha se motra e saj ishte mësuese.* |
| *Ai (Petriti) tha: "Motra ime është mësuese."* | *Ai (Petriti) tha se motra e tij ishte mësuese.* |
| *Unë thashë:"Motra ime është mësuese."* | *Unë thashë se motra ime ishte mësuese.* |

---

[483] Kur pjesa lajmuese i ndërfutet pjesës përmendëse, kjo e fundit ndahet në të dy krahët me presje e vizë. Sipas rastit mund të vihet pikë, pikëpyetje, pikëçuditje.

[484] Në ligjëratën e zhdrejtë hiqen thonjëzat, dypikëshi.

***c*** Zakonisht kohët e foljeve në sifjalitë e ligjëratës së zhdrejtë korrespondojnë kështu:

| | |
|---|---|
| kohë e tashme | kohë e pakryer |
| kohë e pakryer, e kryer<br>kohë e kryer e thjeshtë | më se e kryer |
| kohë e ardhme | kohë e ardhme e së shkuarës |

| Ligjëratë e drejtë | Ligjëratë e zhdrejtë |
|---|---|
| *Atëherë Perëndia thirri Yllin e Mëngjesit dhe i tha: "Për fajin e madh që ke bërë të dënoj që në shekuj të dalësh vetëm në mëngjes e të shpallësh si lajmëtar i shenjtë ardhjen e diellit të zjarrtë në tokën e bukur."* | *Atëherë Perëndia thirri Yllin e Mëngjesit dhe i tha se për fajin e madh që kishte bërë e dënonte që në shekuj të dilte vetëm në mëngjes e të shpallte si lajmëtar i shenjtë ardhjen e diellit të zjarrtë në tokën e bukur.* |

***d*** Mënyra urdhërore e foljes në ligjëratën e drejtë bëhet lidhore në të zhdrejtën:

| Ligjëratë e drejtë | Ligjëratë e zhdrejtë |
|---|---|
| *Skënderbeu u përgjigj: "Lereni të shkojë..."* | *Skënderbeu u përgjigj që ta linin të shkonte…* |
| *"Qetësohu!"- i tha ai duke i vënë dorën në sup.* | *Ai, duke i vënë dorën në sup, i tha që të qetësohej.* |

***dh*** Fjalët ***ky, kjo; këtu, këndej, kështu,*** që tregojnë afërsi, këmbehen në ligjëratën e zhdrejtë përkatësisht me fjalët gjegjëse a***i, ajo; aty, andej, ashtu,*** që tregojnë largësi:

| **Ligjëratë e drejtë** | **Ligjëratë e zhdrejtë** |
|---|---|
| *"Ka ndonjë hotel këtu pranë?" - pyeti pas pak.* | *Pas pak pyeti nëse kishte ndonjë hotel aty pranë.* |
| *Ajo tha: "Ky libër më pëlqen shumë".* | *Ajo tha se ai libër i pëlqente shumë.* |
| *-Ç'është kjo gjuhë?- kishte thënë ai duke mos u besuar veshëve.* | *Ai, duke mos u besuar veshëve, kishte thënë se ç'ishte ajo gjuhë.* |
| *-Ç'po thua kështu? - i tha i ati.* | *I ati i tha se ç'po thoshte ashtu.* |

***c*** Thirrori kalon në ligjëratën e zhdrejtë në kryefjalë ose kundrinor:

| **Ligjëratë e drejtë** | **Ligjëratë e zhdrejtë** |
|---|---|
| *- Fol, **djalë**, - tha mësuesi.* | *Mësuesi tha që **djali** të fliste.*<br>*Mësuesi i tha **djalit** (që) të fliste.* |

**Shënim 1.** Ligjërata e zhdrejtë nuk i përmban pasthirrmat e ligjëratës së drejtë.

| **Ligjëratë e drejtë** | **Ligjëratë e zhdrejtë** |
|---|---|
| *"Eh, kështu qëndrojnë punët,"- tha folësi* | *Folësi tha se ashtu qëndronin punët.* |

**Shënim 2.** Sipas llojit të fjalisë (pyetëse, nxitëse e dëshirore), në ligjëratën e zhdrejtë përgjithësisht nevojiten fjalë të tilla si: **pyes, urdhëroj, uroj** etj.

| **Ligjëratë e drejtë** | **Ligjëratë e zhdrejtë**[485] |
|---|---|
| *-Ka kundërshtime? - i tha dikush hanxhiut.* | *Dikush **pyeti** hanxhiun nëse kishte kundërshtime.* |
| *"Ku të dal?" - tha ajo.* | *Ajo **pyeti** ku të dilte.* |
| *"Ta fshijmë nga faqja e dheut këtë murtajë!" - tha ai.* | *Ai **urdhëroi** (që) ta fshinin nga faqja e dheut atë murtajë.* |
| *"Dalsh faqebardhë në shkollë!" - tha plaku.* | *Plaku **uroi** (që) të dilte faqebardhë në shkollë.* |

[485] Shih përdorimin e lidhëzës ***nëse*** në vend të ***se, që.***